NIKOLLAI V. GOGOL

# *Frymë të vdekura*

poemë

*Përktheu nga origjinali:*
DHIMITËR PASKO

Parathënie nga
ISMAIL KADARE

Onufri

*Titulli i origjinalit:*
MJORTVIE DUSHI, N. V. Gogol

Botohet sipas botimit të parë, 1962
Botimi i katërt

*Përgatiti për botim:*
Atalanta Pasko

© Onufri, 2003
© I përkthimit Dh. Pasko

ISBN 99927-53-40-4

Shtëpia Botuese Onufri
Rr. "S. Pasha", Tiranë,Tel&Fax 00355 4 220 017
htpp://www.Onufri.com
E-mail:onufri@abissnet.com.al

# Parathënie

"Frymë të vdekura" i Nikollai Gogolit hyn ndër ato kryevepra që sa më shumë kalojnë vitet, aq më dukshëm i vezullojnë vlerat. Nuk do të jetë një gjë befasuese sikur pas disa vitesh, nga një largësi edhe më e madhe kohe, ai mund të quhet romani më i madh i letërsisë ruse, gjer në mijëvjeçarin e tretë. Qysh tani ai është i rrethuar me aureolë dhe me mister, qysh tani ai ka zbërthime përherë e më të thella e të papritura, ashtu si gjithë mitet e mëdha. Ky roman ka fatin e rrallë që me pjesën e botuar të tij dhe me atë të zhdukurën (të djegurën prej autorit), të jetë i dyzuar, si dita me natën, si trupi me hijen e vet.

Dyzimi fillon që në faqen e parë: është roman e autori e quan poemë. Ndërkaq në këtë epope s'ka asgjë heroike, përkundrazi, është "një Homer së prapthi", siç e ka quajtur një studiues. Por dyzimi merr përmasa të mëdha më pas, në shtegtimin e njeriut që blen shpirtra njerëzish të vdekur, në vendin e quajtur Rusi, ku ende shiten e blihen njerëz të gjallë. Ndodhemi kështu në një hapësirë të pafundme, në një jetë që i ngjason aq shumë vdekjes, përzihet e flirton me të papushim. Por dyzimi zhvillohet në një kah të papritur pas

botimit të romanit më 1842, kur Rusia e tërë ngrihet në këmbë për të kërkuar vazhdimin e romanit, domethënë pjesën e dytë, madje të tretë të tij! Nuk di ndonjë shkrimtar tjetër të cilit t'i jetë bërë trysni e tillë nga lexuesit, shteti, kisha, për ta dytrupëzuar veprën e vet. Nën atë trysni të tmerrshme, Nikollai Gogol, gjeniu tridhjetetrevjeçar premtoi atë që, me sa dukej, ishte e pamundur. Ai punoi, u mundua, u torturua vite me radhë, për të krijuar sozinë e "Frymë të vdekura", romanin e dytë, atë që, me sa dukej, i ngjante herë pas here si gropë që, në vend ta shpëtonte, siç kujtonin disa, do t'ia përpinte edhe pjesën e parë. Dhe kështu, një ditë, në një çast sipëran, i shtyrë nga një shkëndijim hyjnor, e hodhi në zjarr shtojcën mortore. Ndërkaq, ajo zbrazëti, ai terr, ajo gjë e aspaktë, ndonëse e padëmshme tashmë, është pjesë e "Frymë të vdekura", romanit gjenial me fat të jashtëzakonshëm.

Me Pushkinin dhe Gogolin fillon proza moderne ruse. Kur Pushkini i dha Gogolit njëzetegjashtëvjeçar shtysën për një tregim ku personazhi kryesor do të ishte nje matrapaz që blen shpirtra, ai e këshilloi të kishte parasysh "Don Kishotin" e Servantesit. Ishte këshilla e gjeniut që sapo kishte botuar vetë "Damën Maç", tregimin e zymtë, fryma misterioze e të cilit do të trembte ca kohë letërsinë ruse, sidomos atë pjesë të zotëruar nga tolstoizmi dhe që padyshim do të tmerronte më pas letërsinë e qeshur sovjetike. Gogoli ishte ndër ndjekësit e rrallë të enigmës pushkiniane. Hija e tërthortë e "Don Kishotit" në romanin e Gogolit ngjan disi e largët, ngaqë një hije tjetër, edhe më e rëndë, shfaqet aty-këtu: ajo e ferrit dantesk. Shtegtimi i blerësit të frymëve të vdekura nëpër stepat ruse na kujton rrugëtimin e djallit. Do të shtoja këtu se edhe kërkesa e Rusisë për pjesën e dytë, madje të tretë, që



ai nuk arriti as ta fillonte, mund të merret si kërkesë që autori rus, ashtu si Dante Aligieri, t'i shtonte ferrit të tij purgatorin dhe parajsën.

Dalja e Çiçikovit në udhën e madhe, dalje e beftë, e turbullt, enigmatike, është pikërisht një dalje nga Hadesi, për t'u kthyer prapë, në mënyrë po aq të mjegullt, në selinë e vet, në ferr. Por pikërisht ky vizion madhështor i gjeniut rus, u dëmtua në fillim nga vetë kritika ruse, sidomos kritika e majtë, duke nisur nga Bjelinski e Çernishevski, të cilët në romanin e Gogolit dalluan vetëm njërin plan, tablonë realiste të Rusisë çifligare, duke refuzuar me këmbëngulje të pikasin planin e dytë, atë që e lidhte romanin me mitet e mëdha të njerëzimit. Ishte i njëjti gabim që bëri Fan Noli ynë i mençur kur, i shtyrë nga pasioni politik i kohës, Don Kishotin e pa si shëmbëlltyrë të bejlurçinave shqiptare, që donin të kthenin pas rrotën e historisë, çka ishte një fyerje për kalorësin e krisur, e megjithatë fisnik.

Zbërthimi i mangët i kritikës u ndikua pa dyshim edhe nga zotërimi i tolstoizmit mbi një pjesë të letërsisë ruse. Acarimi këmbëngulës i Tolstoit kundër Shekspirit, mospranimi i hijeve dhe "marrëzive" shekspiriane, është mospranim në letërsi i një sfere sipërane, atje ku mendja e gjeniut, e patrembur nga realiteti i mirëfilltë, ngjiz gjëma e vlera të parrokshme për krijuesit e rëndomtë. Mirëpo pa këtë fill të turbullt, të shumëkuptimshëm, që vjen që nga tragjikët grekë, nëpërmjet Dantes, Shekspirit, Servantesit, Gëtes, Rembosë, Kafkës, Borgesit e të tjerë gjer në ditët tona, letërsia botërore do të ngjante tejet e shpëlarë. Letërsia e realizmit socialist në gjithë ish-perandorinë komuniste, të parën gjë që bëri ishte prerja gjer në rrënjë e këtij rrembi. Pas kësaj, ishte më lehtë që ajo të thahej, ashtu siç u tha vërtet.

Nikollai Gogoli mbeti për një kohë të gjatë i vetmuar në

letërsinë ruse. Shpjegimi i veprës së tij vazhdoi të ishte i cekët e i njëanshëm gjer në fillim të shekullit tonë, kur shkrimtarë e kritikë të rinj rusë, duke filluar me Anenskin, Brjusovin, Mereshkovskin, Bjellin e gjer te Nabokovi i ditëve tona, njëri pas tjetrit nisën të rizbulonin vlerën universale të tij. Në periudhën sovjetike, ai ishte ushqimi kryesor për shkrimtarët disidentë ose gjysmë disidentë, si Zamiatini, Zotshenko, Platonovi, Ilf e Petrovi e gjer tek më i shquari i tyre: Bullgakovi.

Siç ndodh shpesh me fatin e shkrimtarëve të mëdhenj, Gogoli ka përpara befasime të reja. Duke u nervozuar me të drejtë me shpjegimin e cekët sociologjik të veprës së tij, atij që e shihte Gogolin si "poet të realitetit", kritika tjetër, ajo që këmbëngul veç në kërkimin e fillit mitik e demoniak në veprën e tij, ka rrezik të përsëritë në një kah tjetër, lajthitjen e mëparshme. Është e vërtetë se "Frymë të vdekura" pëson një dhunim duke u parë vetëm si dëshmi, si tablo realiste e Rusisë së kohës, por një dhunim po aq të madh, në mos më tepër, e pëson po të përftohet si vepër që s'ka të bëjë me realitetin rus. Çiçikovi shtegton përmes gubernave ruse, mes njerëzve të gjallë e të vdekur, që i përkasin këtij vendi, në mesin e shekullit të nëntëmbëdhjetë. Mendimi i V. Nabokovit se ne mund të marrim vesh ç'ka ndodhur në Rusi prej romanit të Gogolit, po aq sa ç'mund të mësojmë për Danimarkën prej asaj ngjarjeje, që i ndodh Hamletit midis mjegullës së Elsinorit, është, për fat të keq, fare i përciptë, siç ndodh jo rrallë me mendimet e njerëzve të mençur, që, të joshur prej një metafore ose prej shijes së paradoksit, i lejojnë vetes dhunimin e së vërtetës. Nuk do shumë mendje për të kuptuar se ndërsa drama e Hamletit mund të ndodhte në çfarëdo keshtjelle europiane, shtegtimi plot pluhur e mërzi i Çiçikovit s'mund të përfytyrohej as në udhët e Italisë a të Gjermanisë (për të përmendur dy



vende ku Gogoli është vërtitur një kohë të gjatë), e as kurrkund tjetër veç stepave ruse.

Letërsia prandaj është e mosvarur, e tjetërkohshme, e fuqishme, aq sa duket mbinjerëzore, sepse nuk i bindet asnjërit prej ligjeve që rregullojnë jetën e njeriut. Si e tillë, ajo i spraps skemat e klishetë që përpiqen t'ia kufizojnë frymëmarrjen. Mënyrat se si ajo njëmendëson vlerat e saj janë shpesh befasuese dhe nuk përjashtojnë njëra-tjetrën. Ndërsa Balzaku nuk kuptohet dot pa Parisin, Shekspiri me Gëten janë shpërfillës ndaj kryeqyteteve të tyre, e po ashtu tragjikët grekë ndaj Athinës apo Tebës. Ndërkaq, për habinë tonë, universali Dante, ndonëse flet për qilarin e krejt njerëzimit, ferrin, është tepër italian dhe i rrokshëm, si një dosje gjyqi, në atë zbritje vertikale.

Mendimi varfërues për Gogolin, ai që e paraqiste vetëm si "poet të realitetit", nuk mund të qortohet duke kërkuar një skajshmëri të kundërt, për ta shpallur, p.sh., "prelat të vdekjes", profet, djall apo apokalips të botës ruse. E aq më pak mund të shpjegohet gjenia e tij, duke zhbiruar kryesisht në seksualitetin e tij, në nekrofilinë (tërheqja prej grave të vdekura), në melankolinë e viteve të fundit etj., etj. Ai është krijuesi i një prej margaritarëve më të rrallë të kësaj bote dhe dihet se krijimet e mëdha janë të tilla që vetvetishëm mbajnë të mbyllur në thelb të tyre të fshehtën e vet. Përpjekjet e mendjeve pa dritë për të shpjeguar atë që nuk është as e mundur e as e nevojshme të shpjegohet, i ngjajnë krusmës së një maçoku që rreket më kot ta thyejë gurin e çmuar për të gjetur nga i vjen shkëlqimi.

Ashtu si ballkanasit e tjerë, lexuesi shqiptar, i cili ka fatin ta lexojë "Frymë të vdekura" në përkthimin madhështor

të Dhimitër Paskos, e ndjen veten veçanërisht të afërt me Gogolin. Është shkrimtari rus që më së shumti ka gërshetuar botën e rrokshme me atë magjike, legjendat, përrallat, mitet, që jo rrallë të kujtojnë ato të Ballkanit.

Kanali i komunikimit të letërsisë ruse me truallin zanafillës të letërsisë në gadishullin ballkanik, mendoj se kalon nëpërmjet Kaukazit. Pushkini me Lermontovin e rrahën të parët atë udhë. Bjeshkët e famshme, ku grekët e vjetër përfytyronin të pranguar heroin e tyre më sublim, Prometheun, u bë pikë takimi e përfytyrimi artistik rus me atë të popujve të shqetësuar të jugut. Kjo përmasë pasuruese i duhej letërsisë ruse, ashtu si krejt letërsisë europiane. I adhuruari i romantikëve rusë, Xhorxh Bajroni, kishte qenë ndërkaq në Greqi dhe në Shqipëri e përpara tij, në zonën mesdhetare-ballkanase, Venedik, Romë, Durrës e Athinë kishte qenë, në mos ai vetë, mendja gjeniale e Shekspirit. Të tjerë do të vinin më pas, si të joshur nga shtysa e racës, prej Gëtes gjer te Xhojsi, i cili do të gjente atje tharmin e "Uliksit" të tij.

Pushkini, programuesi i letërsisë ruse së paku për një shekull, si të parandjente një rrezik të ardhshëm, një shterim, një tharje të përfytyrimit nën trysninë e realizimit, të populizimit e të angazhimit politik, përveç "Damës Maç" e "Kalorësi prej bronxi", shkroi shpejt e shpejt një sërë veprash të shkurtra, të zymta, disi enigmatike, si "Gosti në kohën e kolerës", "Bujtësi i gurtë", "Moxarti e Salieri". Në to, më shumë se ngjyrat e kohës, zotëronin motivet e përjetshme, të turbullta e trazuese si në antikitet.

Ishte kjo, me sa duket, një nga arsyet e thella, ndonëse nuk u tha kurrë haptas, siç ndodh shpesh me arsyet e vërteta, e sulmit meskin e të pabesë kundër Pushkinit, vetëm disa vite pas vrasjes së tij, sulm i kryer prej "demokratëve revolucionarë", Çernishevski e Dobroljubovi, të paraprirë nga vetë Bjelinski, i cili, pasi s'kishte lënë lavdërim pa thënë ndaj poetit, i kishte kthyer befas krahët. Ngaqë kishte mbrojtur mosvarësinë e artit, ngaqë kishte shpallur haptas kredon e tij se poeti nuk duhet t'i bindet as carit e as popullit, Pushkini u fajësua si flamurtar i artit për art dhe si përbuzës i popullit.

Trysnia e majtë, trumbetimi i nevojës për realizëm shoqëror (ajo trysni që e bëri Bjelinskin të besonte mendjelehtësisht se Ëzhen Sy kishte më vlerë se Balzaku) ngaqë përshkruante vuajtjet e shtresave të varfra, ishte aq i fortë saqë nuk la pa prekur në mënyrë të tërthortë as Tolstoin e madh. Sulmi i tij kundër Shekspirit, në fund të jetës së tij, sulm me të vërtetë fatkeq, i shoqëruar nga mohimi i letërsisë së madhe, nga mahnitja për letërsinë e thjeshtë e nga deklarimi se vepra e tij më madhore ishte libri i leximit (një lloj abetareje) për fshatarët, jepte shenjat e trishtueshme se në letërsinë ruse po përgatiteshin zezona të mëdha. Romani "Nëna" i Maksim Gorkit, emblema ogurzezë nën të cilën do të niste fushata kundër mijëra shkrimtarëve në botë, në këtë kohë ishte shkruar. Ndërkaq, pothuajse harrohet se ky flamur famëkeq u shkrua më 1905 në SHBA, dymbëdhjetë vjet përpara se komunistët të merrnin pushtetin, pra ai s'kishte lidhje as me shtypjen bolshevike, as me privilegjet e komunizmit. Kjo tregonte se sëmundja që u pagëzua më vonë me emërtimin "realizmi socialist" ishte shumë më e vjetër, pra më e thellë e fatale. Ishte kjo një nga arsyet kryesore përse letërsia sovjetike u vu në gjunjë prej shtetit totalitar komunist. Ajo e humbi mbrojtjen e letërsisë ruse, ngaqë një pjesë e kësaj të fundit ishte dëmtuar ndërkaq vetë prej idesh rrënuese.

Gorki pritej ndërkaq prej Tolstoit në Jasnaja Poljana.

Gërgama e patriarkut të letërsisë ruse kundër Shekspirit, ajo që në pamje të parë dukej veç si lajthitje pleqërie, madje si smirë e zakonshme midis shkrimtarësh (çka ishte në të vërtetë), fshihte diçka më të rëndë. Ishte shenja se në një botë të ardhme, një pjesë e njerëzimit mund të ngrihej kështu kundër thesarit të vet shpirtëror, madje ta zhdukte atë, ashtu siç kishte varrosur pjesën më të madhe të letërsisë antike. S'do të duhej shumë kohë për t'u vërtetuar ky krim, që nisi së pari në Rusi e që arriti kulmin e vet në Kinën komuniste. Dhe për çudi, i pari që u godit prej Xhingiskanit kinez ishte përsëri Shekspiri. E meqenëse në letërsi ka një lojë e vezullim pasqyrash që kapërcen disa herë nëpër mijëravjeçarë, mllefi i rusit Tolstoi kundër Shekspirit është i një race me atë të Sokratit grek, dy mijë e pesëqind vjet më parë, kundër atit të tragjedisë, Eskilit. Sokrati nuk e donte as Eskilin, as Sofokliun ngaqë parapëlqente Euripidin, meqenëse, sipas tij, ishte më pranë popullit! Niçe, që s'ishte as konformist e as i kujdesshëm, shkruan se me Euripidin nis gazetarizmi në letërsi dhe s'është e rastit që me të mbaron edhe tragjedia madhështore greke.

Lufta midis artit të madh dhe mediokritetit, kjo luftë globale, e parrokshme në shumicën e rasteve nga kronika njerëzore, ashtu si stuhitë në shtresat e larta të stratosferës, zhvillohet pas ligjeve të tjera, me arsye të tjera, me të tjera afate. Në këtë ndeshje të lemerishme, pavarësisht se ne na pëlqen të përsërisim se në fund të fundit ngadhënjen arti i vërtetë etj., etj., ne ende nuk e dimë përfundimin. Shekuj më parë njerëzimi arriti t'i mbyste 1000 tragjeditë greke. Mediokriteti nuk mund ta harrojë këtë fitore kolosale. Ai ka shpresë që ajo të përsëritet. Dikujt mund t'i duket se një zezonë e tillë është e papërfytyrueshme sot, në kushtet e zhvillimit si kurrnjëherë të informacionit, arkivave, bibliotekave, disketave etj., etj. Kështu mund të duket në pamje të parë, por po të kujtohemi se asgjësimi, pra *asgjë*-ja është tepër e fuqishme, se ajo mund të shfaqet në mijëra trajta e po aq fytyra, kur stuhi të dukshme e të padukshme e kërcënojnë njerëzimin, kur diktatura e parasë rreket të zërë vendin e tiranive të rrëzuara, kur në vend të popujve ka një përpjekje për të krijuar telepopuj (pra masa të mëdha njerëzore të modeluara sipas TV), arti i madh është seriozisht i kërcënuar.

Nëqoftëse me trurin tonë të gjymtuar nga logjika e luftërave, vijën mbrojtëse të artit të madh do ta përfytyronim si një varg pirgjesh, një ndër më të lartët midis tyre është pa dyshim "Frymë të vdekura" i Nikollai Gogolit. I mungonte letërsisë botërore historia funebre e shtegtimit të djallit mes për mes Rusisë, ndaj, ç'prej një shekulli e gjysmë, ajo bën pjesë në mitet e mëdha të planetit tonë.

Ismail Kadare

*Qershor, 1998*

# Kreu i parë

Nëpër portën e një hani të kryevendit të gubernës NN hyri një karrocë e vogël, me susta, mjaft e bukur, një nga ato karroca me të cilat udhëtojnë beqarët: nënkolonelët dhe kapitenët e dytë në lirim, çifligarët që kanë në pronën e tyre nja njëqind frymë[1] -shkurt: gjithë ata që quhen zotërinj të dorës së dytë. Në karrocë rrinte një zotëri as i bukur, po as i shëmtuar në të parë, as shumë i trashë, as shumë i hollë; s'mund të thuash se ishte plak, po as shumë i ri. Arritja e tij nuk bëri aspak bujë në qytet dhe nuk u shoqërua nga ndonjë shenjë që bie në sy. Vetëm dy muzhikë rusë që rrinin te dera e pijetores kundruall hanit, bënë disa vërejtje që i takonin më fort karrocës, sesa atij që ish kapardisur në këtë karrocë:

- A e sheh atë rrotë? - i tha i pari të dytit. - Ç'thua ti, a mund të sosë kjo rrotë, ta zemë, gjer në Moskë?

- Mund të sosë, - ia ktheu tjetri.

- Po në Kazan? Unë them nuk sos dot.

- Në Kazan nuk sos, - iu përgjigj ai tjetri.

Me kaq bisedimi mori fund. Pastaj, kur karroca arriti përpara hanit, kaloi aty një djalosh me një palë pantallona doku, të bardha, shumë të ngushta e të shkurtra, me një frak që mundohej t'i përshtatej modës, nën të cilin dukej një gjoksore

1) Me fjalën "frymë" kuptohen fshatarët bujkërobër.

e mbërthyer me një gjilpërë nga ato të Tulës, si pisqollë bronzi. Djaloshi u kthye, shikoi karrocën, ngriti dorën, e mbajti shapkën që ment ia përlau era dhe shkoi në punë të tij.

Kur karroca hyri në oborr, zotëriut i doli vrik përpara një shërbëtor apo çun hani, siç u thonë nëpër hanet ruse, kaq i shpejtë dhe i shkathët sa s'mund t'ia shihje as fytyrën se si e kish. Ky stërhell gjataman, i veshur me një redingotë të gjatë, të pambuktë, që i ngrihej si samar gjer në gropën e qafës, u vërtit levend me një pecetë në dorë, përkundi flokët e veta dhe çoi shpejt e shpejt zotërinë lart, duke kaluar nëpër tërë atë galerinë e drunjtë, që t'i tregojë banesën që i kish falur zoti perëndi. Banesa ish e një lloji të rëndomtë, sepse edhe vetë hani ish i një lloji të rëndomtë, dua të them pikërisht si gjithë hanet e kryevendeve të gubernave, ku, për dy rubla në ditë, udhëtari merr me qira një dhomë të qetë me brumbulleshka që dalin nga të katër anët e u ngjasin kumbullave të zeza. Dera e dhomës fqinje është e zënë gjithnjë me një komodinë; aty rri një fqinj i heshtur dhe i qetë, po kureshtar jashtë masës, që bën çmos për të ditur me të gjitha hollësirat cili është udhëtari. Faqja e hanit i përputhej pikë për pikë së brendshmes së tij: ajo ish shumë e gjatë, me dy kate; kati i poshtëm nuk ish suvatuar dhe kish mbetur me ato tullat ngjyrë të kuqe të mbyllur, që ishin errësuar dhe më fort nga rreshjet e viteve të shumtë dhe nga një shtresë lere; kati i sipërm ish lyer me një ngjyrë të verdhë nga ato të rëndomtat. Pjesën e poshtme e zinin ca dyqane me takëme kuajsh, me litarë dhe gjevrekë.

Në dyqanin e qoshes apo, që ta themi më shkoqur, brenda në dritaren e këtij dyqani, kish zënë vend një sbitenjshik[1)]

1) *Sbitenjshik* - shitës i një pijeje shumë të përdorur në Rusinë cariste, që bëhet prej mjaltit të përzier me ujë. Kjo pije me shije të athët shitej e ngrohur në samovar dhe quhej "sbitenj".



me një samovar rami, të kuq. Fytyrën e kish të kuqe tëpkë si samovari, kështu që nga larg mund të pandehje se në dritare ndodheshin dy samovarë - në qoftë se njëri nga këta dy samovarë nuk do të kish pasur një mjekër të zezë pisë.

Ndërsa zoti udhëtar po kqyrte dhomën e tij, ia suallën aty plaçkat: piksëpari, valixhen prej lëkure të bardhë e pak si të shfoshkur, që dëshmonte se kjo s'ish udha e saj e parë. Këtë valixhe e mbanin Selifani, një burrë shkurtabiq me një gozhup të shkurtër, dhe Petrushka shërbëtori, një djalosh nja tridhjetë vjeç, me një redingotë shumë të gjerë e të mbajtur, që kish qenë prerë pas shtatit të të zot, me një pamje pak si të rreptë, me ca buzë shumë të trasha e një hundë shumë të madhe. Pas valixhes, futën brenda një arkëz të vogël prej bakëmi, të stolisur me pllakëza mështekne nga ato të Karelisë, pastaj ca kallëpë çizmesh dhe një pulë të pjekur, të mbështjellë me një kartë mavi. Si u suallën të gjitha, Selifan karrocieri shkoi në grazhd, për të kallandrisur kuajt, kurse Petrushka shërbëtori u vendos në paradhomën e vogël, një farë qymezi shumë i errët, ku kish sjellë me kohë mantelin e tij dhe, bashkë me këtë, e kish mbushur me një erë shumë vetiake, të cilën ia kish ngjitur qëkuri trastës së dingosur më gjithfarë rrangullash nga ato të shërbëtorëve. Në këtë qymez vendosi gjatë murit në një krevat të ngushtë me tri këmbë, që kish mundur t'ia zhvasë të zot të hanit; në krevat shtroi një farë dysheku të vogël, të ngjeshur mirë e të shtypur tamam si një petull dhe, ndofta, po aq të lyrshëm si edhe petulla.

Ndërsa shërbëtorët endeshin me punë e rregulloheshin, zotëria hyri në sallën e përbashkët. Çdo udhëtar e di shumë mirë se si janë këto salla të përbashkëta: po ato mure të lyera me bojë vaji, lart të errësuara nga tymi i oxhakut dhe poshtë të lerosura nga shpatullat e udhëtarëve të ndryshëm, dhe më fort nga shpatullat e tregtarëve vendas, që vinin aty ditën e tregut xhumble-xhumble, nga shtatë a tetë veta bashkë, për

të pirë nga dy filxhanë çaji; po ai tavan i tymosur; po ai lampadar, gjithë i tymosur, me një mori të tërë xhingrrash xhami të varura lart, që lëkundeshin dhe tringëllinin sa herë që shërbëtori shkelte rrëmbimthi në mushamatë e prishura, duke tundur hopa-hopa tabakanë, në të cilën mbante një sasi filxhanësh barabar me numrin e atyre zogjve të strukur diku në breg të detit; po ato tablora të punuara me bojë vaji e të varura gjatë tërë murit. Shkurt: po ato gjëra si edhe kudo; ndryshimi i vetëm ish se në një nga tablotë piktori kish pikturuar një kshetëz me alamet gjire, nga ato që mund të themi me plot gojën se këndonjësi s'i ka parë kurrë. Një lodrim të tillë të natyrës e gjejmë edhe në tablora të ndryshme historike, të cilat s'dihet se kush i ka sjellë, në ç'kohë i ka sjellë dhe nga ç'vend i ka sjellë tek ne, në Rusi; nganjëherë i sjellin vetë dinjitarët tanë të lartë shumë të dhënë pas arteve, të cilët i blejnë në Itali pas këshillës së përçonjësve.

Zotëria hoqi shapkën nga koka dhe liroi nga qafa shallin e leshtë me ngjyra ylberi, nga ato që burrave të martuar ua thurin vetë me duart e tyre bashkëshortet përkatëse, duke i porositur se qysh t'i lidhin që t'u kenë hije. Sa për beqarët, besa s'di si bëjnë, unë s'kam mbajtur kurrë ndonjë shall të tillë. Pasi zgjidhi shallin, zotëria porositi drekën. Hë për hë, i suallën gjellët e rëndomta që gatuhen nëpër hane: çorbë lakre me një copë byreku të ruajtur e të mbajtur disa javë posaçërisht për udhëtarët, tru me bizele, salsiçe me lakër, një pulëz të pjekur, një kastravec turshi dhe atë ngastrën e amëshuar ëmbëlsire peta-peta, të mbajtur gjithnjë gati për myshterinjtë. Ndërsa po ia sillnin këto të gjitha, të ngrohura ose fare të ftohta, zotëria e vuri shërbëtorin ose çunin t'i flasë për gjithfarë gjepurash: kush e kish mbajtur më parë këtë han dhe kush e mbante tani, sa të ardhura nxirrte nga kjo punë dhe në ish apo jo i zoti shumë i poshtër. Kësaj pyetjeje shërbëtori iu përgjigj sipas zakonit: "O, zotëri, imzot



është batakçi i madh". Si në Evropën e qytetëruar, ashtu edhe në Rusinë e qytetëruar ka tani lyshtra të tëra njerëzish të nderuar, të cilëve s'u shkon dot buka në restorantet po të mos bisedojnë me shërbëtorin dhe madje ngandonjëherë bëjnë shakara me këta për të shkuar kohën. Por, të themi të vërtetën, disa nga pyetjet e udhëtarit tonë s'ishin aspak të kota; ai i kërkoi t'i tregonte me saktësinë më të madhe cili ishte tani gubernatori i qytetit, cili ishte kryetari i gjykatës, cili ishte prokurori, me një fjalë nuk la pas dore asnjë nga nëpunësit e lartë. Ai i bëri pyetje edhe më të hollësishme, madje me shumë ngulm, për çifligarët më të mëdhenj: sa frymë fshatarësh ka sikush, në banon afër a larg qytetit, çfarë njeriu është ky edhe a shkel shpesh në qytet. Pyeti me kujdes për gjendjen e krahinës: a ka pasur ndonjë sëmundje në gubernën e tyre -ethe molepsëse nga ato që sjellin vdekjen, lije dhe të tjera të këtij lloji. Të gjitha këto lajme i kërkoi me një imtësi të tillë që tregonte se nuk e bënte vetëm sa për kureshtje. Zotëria mbahej shumë i dlirët dhe i shfrynte hundët me një potere shumë të madhe. S'dihet se si arrinte ta bënte këtë punë, por sidoqoftë n'atë çast hunda e tij bubullonte si trompetë. Siç duket, kjo veçori krejt e pafajshme e bëri shërbëtorin që ta respektojë edhe më shumë, kështu që sapo e dëgjonte këtë zhurmë, tundte kokën me gjithë leshra, merrte një qëndrim edhe më të respektueshëm dhe, duke ulur kokën, pyeste:

- Urdhëruat gjësendi?

Pas dreke, zotëria piu një kafe dhe u kapardis në një kanape, duke mbështetur kurrizin në një jastëk nga ata të cilët nëpër hanet ruse nuk i mbushin me lesh të butë, por me diçka që u ngjet jashtë masës tullave ose gurëve të kalldrëmit. Aty tek ish, zuri të gogësijë dhe dha urdhër që ta përcillnin në dhomën e tij, ku u shtri dhe fjeti dy orë. Si u çlodh, u ngrit e shkroi në një copë kartë sipas lutjes së

shërbëtorit të hanit, gradën, emrin dhe mbiemrin, që t'i njoftonin atje ku duhej, në polici. Duke zbritur shkallët, shërbëtori i hanit lexoi me të rrokëzuar këto fjalë të shkruara në copën e kartës: "Këshilltar kolegji, Pavel Ivanoviç Çiçikovi, pronar, në udhëtim për punë vetjake". Ndërsa shërbëtori s'kish arritur ende ta mbaronte së lexuari me rrokëzim, Pavel Ivanoviç Çiçikovi dora vetë doli të shikonte qytetin, që ish, siç iu duk atij, ashtu-ashtu e s'binte më poshtë nga qytetet e tjera, kryevende gubernash. Aty të binte shumë në sy ngjyra e verdhë e shtëpive me mure guri, pranë së cilës ngjyra e përhime e atyre shtëpive të drunjta dukej e përkorët. Ndërtesat ishin me nga një kat, me dy ose me një kat e gjysmë, me atë mansardën që s'mungonte kurrë dhe e cila, sipas mendimit të arkitektëve të gubernës, u jepte një bukuri të veçantë. Vende-vende, këto ndërtesa dukeshin fare të humbura në rrugën e gjerë sa një fushë, me gjerdhe të drunjta që s'kishin të sosur; vende-vende mblidheshin grumbull, dhe aty kish më shumë ecejakë njerëzish dhe gjallëri. Syri të zinte tabela pothuaj të shpëlara nga shiu, mbi të cilat ishin pikturuar gjevrekë dhe çizme; aty-këtu kishin vizatuar ndonjë palë pantallona mavi dhe nën to emrin e ndonjë rrobaqepësi nga të Arshavës[1]): "I huaji Vasili Fjodorov"; më tej kishin zografisur një bilardo me dy lojtarë të veshur me frak, ashtu siç vishen në teatrot tona gostiarët që dalin në skenë në aktin e fundit. Lojtarët ishin paraqitur duke marrë shenjë me stekë, me duart pak si të përdredhura prapa dhe me këmbët të përkulura, sikur posa të paskeshin bërë ndonjë kullutumbë nëpër erë. Nën këto të gjitha kishin shkruar: "Ja ku është kafeneja". Aty-këtu, tamam në rrugë, ishin vendosur tezga plot me arra, me sapun dhe kulaç me mjaltë, që i ngjiste sapunit; në ndonjë pijetore kishin

1) *Arshava* - Varshava



vizatuar goxha peshk të cilit i kishin ngulur një pirun. Më dendur të zinte syri ato shqiponjat dykrerëshe shtetërore, të nxira nga rreshjet dhe të cilat tani zëvendësoheshin aty-këtu me një mbishkrim lakonik: "Pijetore". Kudo kalldrëmi ishte mjaft i keq.

Pavel Ivanoviç Çiçikovi i hodhi një sy lulishtes së qytetit, të përbërë nga ca drurë shumë të hollë, të rrëgjuar, mbështetur në furka trekëndëshe, të lyera shumë bukur me bojë vaji, të gjelbër. Ndonëse këto shkurre s'ishin më të gjata se kallami, prapëseprapë me rastin e përshkrimit të festës së inaugurimit, gazetat kishin shkruar se "Për hir të kujdesjes së autoriteteve civile, qyteti ynë u zbukurua me një lulishte plot drurë me degë të dendura, me hijesi, që japin freski në pisk të vapës."

Dhe, lidhur me këtë ngjarje, "të rrëmbente mallëngjimi kur shihje se si fërgëllonte zemra e qytetarëve nga mirënjohja e madhe dhe se si këta derdhnin rrëke lotësh për të shpehur dashurinë e tyre ndaj zotit kryetar të qytetit".

Pasi i kërkoi disa hollësira policit të rrugës se ç'udhë duhej të merrte që të arrinte në katedrale, tek autoritetet gjyqësore dhe tek gubernatori, Pavel Ivanoviç Çiçikovi shkoi t'i hedhë një sy lumit që kalonte përmes qytetit; në udhë e sipër shkuli një afishe të ngjitur në një shtyllë, që ta këndonte me nge në shtëpi; ia nguli sytë një gruaje mjaft të lezeçme që po kalonte në trotuarin e drunjtë, dhe të cilën e ndiqte nga prapa një shërbëtor me livre ushtarake, me një pako në dorë, dhe si u hodhi edhe një vështrim vendeve rreth e qark, që t'i nguliste mirë e paq në kujtesë, shkoi drejt në han, ngjiti shkallët, i mbajtur lehtë për krahu nga çuni i hanit, dhe hyri në dhomën e tij.

Aty piu një çaj, u ul në tryezë, kërkoi t'i sjellin një qiri, nxori nga xhepi afishen, ia afroi qiririt dhe zuri ta këndojë duke kapsitur pakëz syrin e djathtë.

Të themi të drejtën, afishja s'përmbante ndonjë gjë të

rëndësishme: në qytet shfaqej një dramë e zotit Kocebu[1] në të cilën rolin e Rollas e loste zoti Popliovani, atë të Korëszonjëza Ziabllova; personat e tjerë ishin edhe më pak të njohur, por megjithatë Çiçikovi i këndoi emrat e të gjithëve, arriti madje gjer te çmimi i biletave të parterit dhe mësoi se afishja ish shtypur në shtypshkronjën qeveritare të gubernës, pastaj e ktheu nga ana tjetër, që të shihte në kish gjë, po meqë s'kish, fërkoi sytë, e palosi me kujdes dhe e futi në arkëzën tij ku kish zakon të vendoste çdo gjë që i binte në dorë. Ditën e mbylli, më duket, me një porcion mish viçi të ftohtë, me një shishe kvasi dhe pastaj ia mori me gjumë duke gërhitur si një pompë e prishur, siç thuhet rëndom në disa vende të shtetit të madh rus.

Tërë të nesërmen ua kushtoi vizitave; udhëtari ynë iu paraqit gjithë nëpunësve të lartë të qytetit. Ai shkoi iu fal me nderime gubernatorit, i cili rastisi të jetë pikë për pikë si Çiçikovi, as i trashë, as i hollë; mbante varur në qafë kryqin e Anës dhe madje thoshin se e kishin propozuar për yllin[2]; veç kësaj ai ish shpirt njeriu dhe bënte ngandonjëherë me dorën e vet qëndizma në tyl. Pastaj i vajti nëngubernatorit, kryetarit të gjykatës, shefit të policisë, sipërmarrësit, drejtorit të fabrikave shtetërore... Mjerisht është mjaft zor të mbash mend të gjithë të mëdhenjtë e kësaj bote, por mjafton të themi se udhëtari ynë zhvilloi një veprimtari jashtë masës përsa u përket vizitave: ai iu paraqit edhe inspektorit të shërbimit shëndetësor dhe arkitektit të qytetit për t'iu shprehur nderimet e tij, dhe pastaj shtangu një copë herë të gjatë brenda në karrocën e tij duke vrarë mendjen se kujt tjetri duhej t'i bënte

1) *August Kocebu (Kotzebue)* - romancier dhe dramaturg gjerman (1761-1819), autori i pjesës "Spanjollët në Peru ose vdekja e Rollas", që çmohej shumë asaj kohe.

2) Për urdhërin Stanisllav, që jepte gradën e gjeneralit.



vizitë, por në qytet s'kish më nëpunës të tjerë të lartë.

Në bisedat që pati me gjithë këta njerëz të pushtetshëm diti ta lajkatojë secilin, me shkathtësi të madhe. Gubernatorit i tha shkarazi se në gubernën e tij njeriu udhëton tamam si në parajsë, udhët janë si të shtruara me kadife, kështu që u kanë hije tërë lëvdatat qeverive që emërojnë nëpunës të lartë të mençur. Shefit të policisë i tha ca fjalë shumë miklonjëse për policët e qytetit; në bisedat që pati me nëngubernatorin dhe me kryetarin e gjykatës, të cilët atëherë s'kishin veçse gradën e këshilltarit të shtetit, u tha, gabimisht, dy herë, "Shkëlqesia Juaj", gjë që atyre u pëlqeu shumë. Për pasojë, gubernatori e ftoi të urdhëronte atë ditë në një mbrëmje që do të jepte në shtëpinë e vet; as nëpunësit e tjerë s'ranë më poshtë, sepse njëri e ftoi për drekë, dikush e grishi të urdhërojë për të lojtur boston, tjetri e ftoi për të pirë një gotë çaj.

Udhëtari ynë iu shmang, me sa duket, pyetjeve që të flasë për personin e vet, po edhe kur foli u kufizua në gjëra të përgjithshme, duke u treguar shumë i përkorët, dhe kuvendimi i tij në raste të tilla merrte një farë trajte letrare: se ai ishte një krimbth pa rëndësi i kësaj bote dhe se nuk ishte i denjë për t'u kujdesur shumë, se kish hequr shumë në jetë, se në karrierën e shërbimit kish vuajtur për shkak se kishte mbrojtur të drejtën, se ai kish shumë armiq të cilët madje paskeshin pasur ndër mend ta vrisnin dhe se tani, duke dashur të qetësohej, ai kërkonte të zgjidhte, më në fund, një vend për t'u vendosur përgjithnjë dhe se, duke sosur në këtë qytet, e kish numëruar si detyrë të vet t'u parashtronte nderimet e tij nëpunësve të lartë të kryevendit.

Vetëm kaq mundën të mësojnë ata të qytetit për këtë personazh të ri, i cili nuk harroi të paraqitet shpejt e shpejt në mbrëmjen që jepte gubernatori. Pregatitjet për këtë mbrëmje i rrëmbyen Çiçikovit më shumë se dy orë dhe këtë kohë ia kushtoi piksëpari tualetës. Si mori një sy gjumë pas dreke,

dha urdhër t'i shtinin për të larë dhe fërkoi një copë herë shumë të gjatë të dyja faqet, me sapun, duke i fuskosur nga brenda me gjuhë; i mori pastaj shërbëtorit të hanit peshqirin, që ky e kish hedhur mbi sup, i teshtiti nja dy herë mu në turinj dhe nisi të fshijë mirë e paq fytyrën e tij buçkë, duke filluar që prapa veshëve. Si mbaroi këtë punë, qëndroi para pasqyrës dhe vuri gjoksoren, shkuli dy qime që i dilnin nga hunda dhe pastaj veshi fët e fët një frak bojë vishnje, me pikëza.

Kështu i veshur, i hipi karrocës dhe kaloi nëpër rrugët e gjera, të ndriçuara dosido nga dritat që dilnin aty-këtu nga dritaret e shtëpive. Nga ana tjetër, shtëpia e gubernatorit ish ndriçuar pikërisht si për ballo; karrocat prisnin me fenerët të ndezur, përpara derës qëndronin dy xhandarë, dëgjoheshin nga larg thirrmat e karrocierëve, me fjalë të tjera, ballos nuk i mungonte asgjë. Kur hyri në sallë Çiçikovi u detyrua, një çast, të picërrojë sytë, sepse ia vrau shkëlqimi shumë i fortë i dritave të qirinjve, të llampave dhe të fustaneve të grave. Gjithçka ish mbytur në dritë. Frakët e zinj fërfëllinin e vinin vërdallë veç e veç apo togje-togje si ato mizat rreth një topi sheqeri të bardhë e shndritës, në një ditë të nxehtë korriku, kur e thyen dhe e bën copë-copë të ndritura ajo ekonomja plakë përpara dritares së hapur, e fëmijët rrinë të ngjeshur rreth saj dhe bëjnë sehir duke ndjekur kureshtarë lëvizjet e rrepta të duarve të saj që ngrenë lart çekanin, ndërsa xhumblet e mizave të ngritura krahëlehta në erë vërviten me vrull, si zot malli i vërtetë, duke përfituar nga dielli që ia verbon plakës sytë dritëshkurtër dhe përlajnë ca kokrriza të shijshme. Ato vijnë herë një nga një dhe herë në grumbuj të ngjeshur. Duke qenë të nginjura nga vera begatore që u shtron në çdo hap gjithfarë ushqimesh të këndshme, ato sillen vërdallë fluturimthi jo për të ngrënë, po që t'i shohë bota, vijnë e shkojnë nëpër grumbujt e sheqerit, t'ia fërkojnë njëra-tjetrës këmbkat e prapme ose të parat ose për të kruar me këto



këmbka sqetullat, apo, duke zgjatur të dy llapat e para, fërkojnë me këto kokën, kthehen dhe fluturojnë rishtas dhe sillen rreth e qark bashkë me ndonjë lyshtër tjetër mërzitëse.

Çiçikovi as që pat kohë të vijë mirë në vete, kur gubernatori e zuri për krahu dhe ia paraqiti aty për aty së shoqes, gubernatoreshës. Po as kësaj here udhëtari ynë nuk e humbi pusullën: i bëri aty për aty një lajkë nga ato që i kanë shumë lezet një burri në moshë të thyer, i cili mban një gradë as shumë të lartë, as shumë të ulët. Fundja, kur çiftet e valltarëve zunë vend ballë për ballë dhe i shtynë gjithë të tjerët te muri, Çiçikovi vuri duart prapa dhe i shikoi nja dy minuta me vëmendje të madhe. Shumë dama mbanin fustane lezetare, nga ato të modës, të tjerat ishin veshur me ato pak që u kish dërguar zoti perëndi në këtë qytet provincial. Aty, si edhe kudo gjetkë, meshkujt ishin dy kallëpesh: disa ishin të hollë e u vinin vërdallë pa pushim damave; ca nga këta ishin të tillë sa njeriu e kish zor t'i dallonte nga meshkujt e Peterburgut: me favorite të lezeçme dhe të krehur mirë e bukur, ose ishin mjaft të pashëm, me fytyrat vezake, të rruara e të kruara dhe rrinin të dlirët pranë damave, flisnin frengjisht dhe i hutonin këto, tëpkë si në Peterburg. Lloji tjetër i meshkujve përbëhej nga burra trupmbushur të kallëpit të Çiçikovit, dua të them as shumë të trashë, po as shumë të hollë. Këta, në kundërshtim me të parët, i kqyrnin damat me bishtin e syrit, u shmangeshin këtyre dhe shikonin anash, duke pritur që shërbëtori i gubernatorit të vendoste tryezën e gjelbër për të lojtur vist[1]. Fytyrat i kishin buçe e rrumbullake; disa kishin nishane, një palë ishin vrarëlije: këta nuk i kishin hedhur leshrat as si lafshë gjeli, as me bukle, as "alla djalli më marrtë"[2], siç thonë frëngjtë; jo, këta i kishin leshrat të

1) *Vist* - Një lodrë me karta.
2) A la diable m'emporte (fr.)

qethura gjer në rrëzë ose të ngjitura pas kaplloqes, ndërsa vizat e fytyrës i kishin të theksuara dhe të forta. Këta ishin nëpunësit e lartë të qytetit. Medet! Në këtë botë të trashëve u vjen më shumë ndoresh sesa të hollëve për të vënë në vijë punët e tyre. Të hollëve u ngarkohen më fort detyra pa rëndësi, vetëm sa të gjenden në një farë pune dhe ata s'bëjnë gjë tjetër veçse sillen poshtë e lart; jeta e tyre s'ka qëndrueshmëri e themel të shëndoshë, s'është aspak e siguruar. Të trashët, përkundrazi, nuk mbajnë kurrë vende të dorës së dytë, po gjithnjë të së parës, dhe posa sheshohen aty, ikë e t'i nxjerrësh! Sepse ata lëshojnë rrënjë dhe është më lehtë që vendi të kërcasë e të përkulet nën peshën e tyre, se sa të tunden ata s'andejmi. Atyre s'u pëlqen luksi që bie në sy; mbajnë frak që, ndryshe nga të hollët, s'është prerë e qepur pas modës, po nga ana tjetër qesen e parave ua ka bekuar vetë zoti. I holli, pas tre vjetësh s'ka më asgjë për të vënë peng; i trashi pret i qetë rastin për të blerë në emrin e së shoqes ndonjë shtëpi në anë të qytetit, pastaj edhe një shtëpi të dytë në anën tjetër të qytetit. Pas pak kohe blen ndonjë katundth afër qytetit, më tej një fshat të madh bashkë me tokën përkatëse. Më në fund, i trashi, pasi i ka shërbyer perëndisë dhe carit dhe ka fituar respektin e të gjithëve, heq dorë nga nëpunësia, ndryshohet dhe bëhet çifligar, bujar i lavdishëm rus, hanedan, bën kokrrën e qejfit. Dhe pas tij vijnë trashëgimtarët trupholle që bëjnë rrush e kumbulla, sipas zakonit rus, tërë pasurinë që u ka lënë trashëgim babai.

S'e fshehim dot se pothuaj këto ishin mendimet që bluante Çiçikovi në mendt e tij, kur po vëzhgonte shoqërinë dhe, duke vrarë fiqirë kështu, kuturisi më në fund të bashkohet me të trashët. Aty gjeti pothuaj vetëm fytyra të njohura: prokurorin me një palë vetulla mjaft të zeza e të dendura, që picërronte shpesh syrin e majtë, sikur donte të thosh: "Eja, vëlla, të hyjmë në dhomën tjetër, se xheç dua të të them" dhe



që, megjithatë, ish burrë i matur dhe i heshtur; drejtorin e postës, njeri i shkurtër, po thumbonjës dhe filozof; kryetarin e gjykatës, një burrë mjaft i arsyeshëm dhe i sjellshëm. Të gjithë këta e përshëndetën Çiçikovin sikur ta paskeshin njohur kushedi prej sa kohe, dhe ky u foli duke iu falur pak si i përkulur anash, po me mjaft lezet. Gjithë aty u njoh me çifligarët shumë të afruar e të sjellshëm, Manillovin dhe Sobakieviçin, ky i fundit dukej pak si i ngathët në të pamë dhe që në krye të herës ia shkeli këmbën, duke thënë: "Lutem të më falni".

Aty për aty i dhanë në dorë një kartë për të lojtur vist të cilën e mori duke bërë një të falur shumë të lezeçme. U ulën e ndenjën në tryezën e gjelbër dhe nuk u ngritën s'andejmi veçse kur u shtrua darka. Të gjitha bisedimet u prenë fare, siç ndodh ngahera kur njerëzit i jepen me mish e me shpirt një pune me rëndësi. Madje, edhe drejtori i postës, që ish llafazan i madh, me të marrë kartat në dorë humbi në të thella, mbuloi buzën e poshtme me të sipërmen dhe qëndroi kështu tërë kohën sa mbajti loja. Kur dilte me ndonjë figurë, i binte tryezës rëndë me grusht, duke thënë, në qoftë se kjo ish damë: "Hajt, shporru, moj priftëreshë plakë!", dhe po të ish prift: "Hajt, mbushu, o muzhik i Tambovit!" Atëherë kryetari i gjykatës ia këpuste: "Unë do t'ia shkul mustaqet! Do t'ia shkul mustaqet". Nganjëherë, duke hedhur kartat në tryezë, lojtarët lëshonin një brohorimë: "A! Ish a s'ish, unë do t'ia pres me një karro!" Ose, më thjesht, thërrisnin emrat e përveçëm me të cilët kishin pagëzuar figurat e kartave në rrethin e tyre. Në mbarim të lojës, u grindën, ashtu siç i ka hije, me zë mjaft të lartë. Edhe mysafiri ynë mori pjesë në grindje, por u tregua shumë i matur, kështu që të gjithë e shihnin se grindej, po me lezet të madh. Ai s'thosh kurrë: "ju dolët", por: "ju patët mirësinë të dilni", "unë pata nderin t'ua pres dyshin" dhe kështu me radhë. Për t'i bërë për vete

edhe më shumë kundërshtarët, u zgjaste orë e çast kutizën e bornutit me lulëza argjendi të endura mbi zmalt, në fundin e së cilës ata shihnin dy manushaqe të vëna aty për erë të mirë. Atij i tërhiqnin vëmendjen sidomos çifligarët Manillovi dhe Sobakieviçi, të cilët i zumë në gojë më lart. Pa vonuar shumë Çiçikovi hoqi mënjanë kryetarin e gjykatës dhe drejtorin e postës dhe iu lut që t'i tregonin cilët ishin këta njerëz. Ato pak pyetje që u bëri këtyre vërtetonin se mysafiri nuk ish vetëm kureshtar, po edhe njeri që i vihej thellë çdo pune, sepse më parë i pyeti sa frymë fshatarë kish secili dhe në ç'gjendje ndodheshin çifligjet e tyre, dhe pastaj u kërkoi emrat dhe mbiemrat. Brenda një kohe të shkurtër mundi t'i magjepsë që të gjithë. Çifligar Manillovi, një burrë ende në lulen e moshës, me ca sy të ëmbëlth si sheqeri, që i picërronte çast për çast kur qeshte, u çmend fare pas Çiçikovit. Kur u ndanë, ai i shtrëngoi dorën një copë herë të gjatë dhe iu lut me gjak të zemrës që t'i bënte nderin ta vizitonte në fshat. Ky fshat, sipas të thënave të tij, ndodhej vetëm pesëmbëdhjetë vjorsta larg qytetit. Çiçikovi ia ktheu me një të përkulur të kokës tërë mirësjellje duke i shtrënguar dorën me përzemërsi dhe i tha se ai jo vetëm se ish gati t'ia përmbushte me gjithë qejf dëshirën, po edhe se kjo ish për të një detyrë shumë e shenjtë. Sobakieviçi i tha shkurt: "Edhe tek unë të urdhëroni", duke përpjekur këmbët të rrasura në një palë çizme me të vërtetë vigane, për të cilat nuk di në mund të gjendet një këmbë e përshtatshme sot, kur në Rusi kanë filluar të zhduken kreshnikët.

Të nesërmen Çiçikovi hëngri drekën dhe e kaloi mbrëmjen tek shefi i policisë, ku që në orën tre të mesditës u ulën të lozin vist dhe vazhduan kështu gjer në orën dy të natës. Aty, ndër të tjerët, u njoh me çifligar Nozdriovin, një djalosh i shkathët, nja tridhjetë vjeç, i cili, pas tri a katër fjalësh që këmbyen bashkë, nisi t'i thotë "ti". Edhe shefit të



policisë, edhe prokurorit Nozdriovi u thosh gjithnjë "ti" dhe u fliste shngjeshur. Po kur nisën të lozin një lojë të madhe, shefi i policisë dhe prokurori zunë t'ia ndjekin Nozdriovit, me një vëmendje shumë të përqendruar çdo lëvizje dhe gjurmonin pothuaj çdo kartë që priste ky. Ditën e tretë Çiçikovi e kaloi mbrëmjen tek kryetari i gjykatës, që i priti mysafirët, ndër të cilët edhe nja dy zonja, i veshur me një dolloma mjaft të lerosur. Pastaj e ftuan në mbrëmjen e nëngubernatorit, në drekën e madhe të sipërmarrësit, në drekën e vogël të prokurorit, që vlente sa për një drekë të madhe, në një çaj që shtroi pas meshës kryetari i bashkisë dhe që, gjithashtu, bënte sa një drekë e madhe.

Shkurt, Çiçikovi s'kish nge të rrinte një çast në shtëpi; në han hiqte vetëm sa për të fjetur. Atij i vinte ndoresh për çdo gjë dhe vërtetoi se ish njeri mondan me përvojë të madhe. Ish i zoti t'i bëjë ballë çdo bisedimi. Kur vinte fjala për një haras kuajsh, fliste për haras; kur bisedohej për qentë e mirë, bënte ca vërejtje me vend; kur flitej për ndonjë hetim që bënte këshilli i kontrollit, tregonte se i njihte mirë çështjet gjyqësore; kur vinte fjala për lojën e bilardos aty për aty vërtetonte se e njihte mirë edhe këtë fushë; kur flitej për punë virtyti ai arsyetonte mirë e bukur dhe madje e lëvdonte me lot në sy virtytin. Po ashtu tregonte se kish dije për anët e mira të ponçit; kur binte fjala për mbikqyrësit dhe nëpunësit e doganës ish i zoti të gjykonte kaq qartë sikur ai vetë të paskej qenë edhe nëpunës, edhe mbikqyrës bashkë. Por mrekullia e mrekullive ishte se të gjitha fjalët i thosh me gjithë mend, dinte ta mbante mirë veten. Nuk fliste me zë të lartë, as me zë të ulët, po pikërisht ashtu si duhet. Me pak fjalë, kudo ta ktheje e kudo ta vërtitje, gjithnjë dukej njeri shumë i pjekur. Gjithë nëpunësit ishin të kënaqur se kish urdhëruar në qytetin e tyre një burrë i tillë. Gubernatori kish thënë se ai ish njeri me qëllime të mira; prokurori e kish

quajtur njeri të zotin; koloneli i xhandarmërisë e kish quajtur dijetar me vulë; kryetari i gjykatës e kish cilësuar njeri të kënduar dhe të nderuar; e shoqja e shefit të policisë thosh se ish burri më i sjellshëm dhe shumë shumë i qeshur. Madje edhe vetë Sobakieviçi, i cili rrallë e për mall thosh një fjalë të mirë për ndonjeri, kësaj here, duke u kthyer në shtëpi, mjaft vonë, nga qyteti, sapo qe zhveshur dhe shtrirë në krevat pranë së shoqes thatime kish thënë:

- Shpirt i vogël, drekën e hëngra tek shefi i policisë; vajta në mbrëmjen e gubernatorit dhe u njoha me këshilltarin e kolegjit Pavel Ivanoviç Çiçikovin, njeri shumë i këndshëm!

Këtyre fjalëve bashkëshortja iu qe përgjigjur:

- Hm! - dhe e kish shtyrë me këmbë.

Një opinion i tillë shumë i këndshëm u krijua dhe u përhap anekënd gjersa një vetijë e çuditshme e mysafirit dhe disa përçapje të cilat lexonjësi do t'i mësojë së shpejti, mahnitën pa masë pothuaj tërë qytetin.



# Kreu i dytë

Zoti i ardhur ndenji më shumë se një javë në qytet, duke vajtur në dreka e darka dhe duke kaluar kohën, si të thuash, në një mënyrë shumë të këndshme. Më në fund kuturisi të bëjë ca vizita edhe jashtë qytetit dhe të mbajë fjalën që u kish dhënë çifligarëve Manillov dhe Sobakieviç. Ndofta në këtë punë e nxiti më fort një shkak tjetër, një çështje shumë më e rëndësishme, më afër zemrës... Këto të gjitha këndonjësi do t'i mësojë dalngadalë dhe në kohën e duhur, në qoftë se do të ketë vetëm durim të këndojë tregimin tonë shumë të gjatë, i cili do të hapet e zgjerohet kur do t'i afrohemi mbarimit, që është kulmi i veprës. Karrocier Selifani mori urdhër t'ia mbrehte kuajt qëmenatë karrocës së famshme; Petrushka u porosit të rrinte në han, për të ruajtur dhomën dhe valixhen. Për këndonjësin do të ish e dobishme të njihej me këta dy bujkrobër të hanit tonë. Megjithqë, natyrisht, këta nuk janë personazhe me shumë rëndësi, por thjeshtësisht nga ata që quhen të dorës së dytë, mbase të së tretës, dhe megjithqë udhët e zhvillimit dhe sustat e poemës sonë nuk u kushtohen atyre, po i prekin aty-këtu, prapseprapë autorit i pëlqen të jetë i përpiktë me të gjitha këto punë dhe, megjithqë ai vetë është rus, dëshiron të tregohet i kujdesshëm si gjerman. Kjo punë, nga ana tjetër, nuk do të na marrë shumë kohë e vend, sepse të pakta janë gjërat që do t'u shtojmë atyre të cilat tani

i di lexonjësi, domethënë se Petrushka mbante një redingotë të vjetër bojë kafe, që ia kish falur i zoti dhe kish, siç kanë rëndom gjithë njerëzit e dorës së tij, një hundë të madhe dhe ca buzë të trasha. Ai ishte më fort i heshtur, sesa llafazan; madje kish prirje fisnike për arsim; dua të them për të kënduar libra, po s'çante shumë kaptinën se ç'përmbanin këta libra - aventurat e një heroi që kish rënë në dashuri, abetare ose lutjesore - të gjitha i këndonte po me aq vëmendje. Edhe sikur t'i jepnin një libër kimie s'thoshte jo. Atij s'i bëhej vonë për atë që lexonte, po i pëlqente leximi në vetvete, ose, që ta themi më shkoqur, puna e leximit, kur shihte se nga shkronjat e rëndomta dilte ngahera ndonjë fjalë, ndonëse shpesh, vetëm djalli ia dinte kuptimin. Punën e të lexuarit e bënte më fort shtrirë në paradhomë, në krevat, mbi dyshek që, nga ky shkak, ish ngjeshur, shtypur, holluar e bërë fare petull. Veç epshit të leximit, Petrushka kish edhe dy zakone që përbënin dy vetija dalluese të tij: flinte ashtu siç rrinte tërë ditën, i veshur me redingotën që përmendëm më lart dhe hiqte gjithnjë pas vetes një farë ajri të veçantë, vetjak, erën e tij vetjake, që të kujtonte erën e një dhome të mbyllur. Mjaftonte të vendoste ndokund krevatin e tij, qoftë edhe në ndonjë dhomë të pabanuar prej shumë kohe, të sillte aty mantelin dhe rraqet, dhe menjëherë të dukej sikur në atë dhomë banonin njerëz prej dhjetë vjetësh.

Çiçikovi që ish njeri mjaft i ndjeshëm dhe mbase, në disa raste, nazetar, sapo ndillte me hundën finoke ajrin e mëngjesit vrugonte ballin, tundte kokën e thosh:

- Ty, vëllako, dreqi të marrtë vesh; më duket se e ke djersën të fortë. Shko makar një herë në banjë.

Petrushka s'ia kthente fare dhe mundohej aty për aty të bënte ndonjë punë ose merrte furçën dhe fshinte frakun e varur të të zot ose spastronte diçka. Ç'mendonte vallë ai, kur rrinte i heshtur? Ndofta thosh me vete: "Ama edhe ti



njeri i mirë na paske qenë; dyzet herë ma ke thënë këtë fjalë". Është zor të marrësh vesh se ç'mendon një shërbëtor bujkrob kur i zoti e qorton dhe i jep këshilla. Këtë vetëm një perëndi e di.

Kaq mundim të themi hë për hë për Petrushkën. Karrocier Selifani ndryshonte krejt... Por autori druhet shumë mos i mërzitë këndonjësit me paraqitjen e njerëzve të klasës së ulët, dukmeqënë që e di nga përvoja se ata s'kanë qejf të njihen me shtresat e ulta. Kështu e ka rusi: i pëlqen shumë të mburret me atë që mban qoftë edhe një shkallë më të lartë se sa të tijën dhe për të njohja kalimthi me një kont ose me një princ është një gjë më e madhe, se sa çdo lloj miqësie e ngushtë. Autori madje është mjaft i brengosur për heroin e tij, që s'është veçse këshilltar kolegji. Këshilltarët e oborrit mund të ndodhë të njihen me të, por ata që kanë arritur gradën gjeneral, zoti e di në do të begendisin t'i hedhin qoftë edhe një nga ato vështrimet përbuzëse që u hedh një njeri shumë i madh gjithë atyre të ultëve ose, akoma më keq, do të kalojnë pa u dhënë asnjë rëndësi, duke e përbuzur edhe autorin. Por sado e përzishme qoftë njëra e tjetra, ne duhet të kthehemi, sidoqoftë, tek heroi ynë.

Kështu pra, pasi kish dhënë që në mbrëmje urdhërat e duhura, Çiçikovi u zgjua shumë herët në mëngjes. Si lau sytë dhe fërkoi me sfungjer tërë trupin, nga koka gjer në këmbë, gjë që e bënte vetëm të dielave, dhe ajo ditë ndodhi të jetë tamam e diel, u rrua e u krua saqë faqet iu bënë të lëmuara e të ndritura si atllas, veshi frakun bojë vishnje me pikëza dhe mantelin e kapllaisur me gëzof ariu, zbriti shkallët, i mbajtur kur nga njëri krah e kur nga tjetri nga shërbëtori i hanit, i hipi karrocës. Kjo doli me bujë nga porta e hanit. Një prift kalimtar nxori kapelën dhe e përshëndeti, disa vogëloshë me këmishë të lerosura zgjatën dorën, t'i kërkojnë lëmoshë: "Zotëri, më fal gjësendi, se jam jetim!". Karrocieri, që vuri

re se njëri nga këta kish qejf të varej prapa karrocës për t'u kolovitur, e fshikulloi me kamxhik, dhe karroca shkoi më tej duke kërcyer nëpër gurë. Çiçikovi pa mjaft i gëzuar bllokun lara-lara që e lajmëronte se së shpejti do të mbaronte kalldrëmi bashkë me gjithë mundimet e tjera; me të vërtetë, pasi përpoqi edhe disa herë kokën mjaft fort në tendën e karrocës ndjeu më në fund se rrotat prekën tokën e butë. Posa qyteti mbeti prapa, nisi të duket në të dy anët e udhës bukuria e tokës ruse... plisa, bredhëza, pisha të njoma e të vogla si shkurre, trungje drurësh, plepa të djegur, shqopa të egra dhe gjepura të tilla të tjera. Dilnin fshatra me shtëpitë të radhitura varg, si hequr me litar, porsi ca stiva të vjetra drush të mbuluara me pullaze të përhime, nën strehët e të cilave dukeshin stolima të gdhendurash në dru, si ca peshqirë të qëndisur e të varur. Disa muzhikë të veshur me gozhupë deleje rrinin e gogësitnin sipas zakonit, në bangat, përpara portave. Gra me faqe bullafiqe dhe me gjokse të lidhura bënin sehir nga dritaret e sipërme, kurse nga të poshtmet shikonte ndonjë viç ose nxirrte feçkën ndonjë derr. Shkurt: gjëra të njohura. Me të bërë pesëmbëdhjetë vjorsta udhë, Çiçikovit iu kujtua se, sipas fjalëve të Manillovit, fshati i tij duhej të ishte aty, por ndonëse ai kish lënë prapa edhe vjorstën e gjashtëmbëdhjetë, fshati prapë s'po dukej dhe, po të mos kish takuar dy fshatarë udhës, s'di në do të kish mundur të arrinte atje ku donte. Kur i pyeti në ndodhej larg fshati Zamanillovka, fshatarët hoqën kapelat dhe njëri prej tyre, që dukej më i zgjuar nga mendja, me një mjekër si pykë, iu përgjigj:

- Ndofta Manillovka, jo Zamanillovka.

- Po, Manillovka.

- Manillovka! Shko edhe një vjorstë e do ta gjesh; merr në të djathtë.

- Në të djathtë? - ia ktheu karrocieri.



- Po, në të djathtë, - tha fshatari. -Ajo është udha që të shpie në Manillovkë, kurse Zamanillovkë s'kemi këtu. Kështu i thonë, siç i kanë thënë ngahera: Manillovka, po Zamanillovka s'ka fare këtu. Drejt përpara do të shikosh në kodër një shtëpi guri me dy kate; ajo është shtëpia e zotërisë; aty banon vetë zotëria. Ja, kjo është Manillovka, po Zamanillovkë s'ka pasur kurrë këtu.

Shkuan të kërkojnë Manillovkën. Si bënë dy vjorsta hasën një kthesë e u futën në një udhë fshati; bënë edhe dy-tri, ndofta katër vjorsta, po shtëpia e gurtë me dy kate s'po dukej ende. Ndërkaq Çiçikovit iu përmend se atëhere kur të fton një mik në çifligun e tij që ndodhet pesëmbëdhjetë vjorsta larg, do të thotë se ti duhet të bësh plot tridhjetë vjorsta. Të paktë ishin njerëzit që mund të joshte Manillovka atje ku ndodhej. Konaku i zotërisë ngrihej i vetmuar në një kreshtë, dua të them në një kodër, në mes të të katër erërave; faqja e kësaj kodre ish veshur me bar të njomë, që e kositnin herë pas here. Aty kish, sipas modës angleze, nja dy-tri lehe me kaçube jargavani dhe rrogovecë të verdhë; tek-tuk nja pesë-gjashtë mështekna në grumbuj të vegjël, ngrinin lart majat e tyre me fletë të vogla, të vyshkura. Nën dy nga këta drurë dukej një qoshk me kube të blertë, me ca shtylla të drunjta mavi dhe me mbishkrimin: "Faltorja e mendimtarisë vetmitare". Më poshtë shtrihej një kënetë e mbuluar me gjelbërime, por sidoqoftë kjo gjë s'duhet të na habitë kur e shohim në kopshtet angleze të çifligarëve rusë. Poshtë, në thembër të kodrës, dhe pjesërisht në faqen e saj, kryq e tërthor, nxinin ca izba të përhime të ndërtuara me trungje, të cilat heroi ynë, s'di përse, nisi t'i numërojë aty për aty dhe arriti gjer në dyqind e më shumë. Midis tyre nuk dukej asgjëkund ndonjë pemë ose ndonjë blerim tjetër; kudo vetëm trungje dhe prapë trungje. Kësaj pamje i jepnin gjallëri dy gra, të cilat kishin ngritur shumë bukur fustanët dhe llapashiteshin andej-këndej, nëpër ujin që u vinte gjer në gjunjë, pengoheshin

sa andej-këndej dhe zvarritnin në kënetë, me dy hunj një pezaul të grisur ku dukeshin dy karavidhe të ngatërruara dhe zbardhte një pllashicë. Gratë, me sa merrej vesh, ishin pezmatuar njëra me tjetrën dhe s'di përse grindeshin. Më tej, në njërin krah, vagëllonte një pyll me pishë që kish marrë një dritë kaltëroshe, të pikëlluar. Madje, edhe vetë koha ish e përshtatur për një përshtypje të këtillë: dita s'ish as e kthjellët, as e vrenjtur; qielli kish një farë ngjyre të përhime, të çelur, si të atyre uniformave të vjetra të ushtarëve të garnizonit, njerëz paqedashës, të cilët të dielave nuk janë gjithnjë esëll. Për të plotësuar tablonë, nuk mungonte as gjeli, ky lajmëtar i ndryshimit të kohës, që ndonëse lafshën ia kishin grirë gjer thellë në kaptinë sqepat e gjelave të tjerë për shkak të grindjeve që i di tërë bota, prapseprapë lëshonte britma me të madhe dhe madje përpiqte ata krahët e shpupurisur, që u përngjanin ca rrogozave të vjetër. Duke iu afruar oborrit, Çiçikovi pa në krye të shkallëve të jashtme të zotin e konakut, që rrinte më këmbë i veshur me një redingotë të gjelbër prej leshi, me dorën të vënë strehë mbi sy duke u munduar të dallojë më mirë karrocën që po afrohej. Ndërsa kjo po u qasej shkallëve, në sytë e të zot të konakut shkrepi një shkëndijë gëzimi dhe goja iu hap shumë e më shumë, për të buzëqeshur.

- Pavel Ivanoviç! - thirri ai kur Çiçikovi i zbriti karrocës.
- Më në fund, na kujtuat!

Të dy miqtë u puthën fort e fort, dhe Manillovi e shpuri mysafirin brenda në dhomë. Megjithëse koha gjatë së cilës këta do të kalojnë nëpër treme, nëpër paradhomë dhe nëpër sallën e bukës është disi e shkurtër, ne do të mundohemi ta shfrytëzojmë pak a shumë që të themi nja dy fjalë për të zotin e shtëpisë. Po këtu autori e ka për detyrë të pohojë se po i përvishet një pune mjaft të vështirë. Është shumë shumë lehtë të pikturosh karakteret e mëdha, sepse aty mund të hedhësh ngjyrat në pëlhurë me plot dorën: ca sy të zinj e të ndezur, një palë vetulla të varura, një ballë të brazduar me rrudha, një pelerinë të zezë ose të kuqe flakë, të hedhur supeve - dhe portreti është gati. Por ja, gjithë këta zotërinj, që janë të shumtë, në botë, dhe që nga të parët i ngjasin shumë njëri-tjetrit, por kur i kqyr së afërmi, ve re se kanë shumë veçanti të cilat mezi kapen, them, këta zotërinj paraqesin vështirësi shumë të mëdha për t'u bërë portretin. Këtu duhet të përqendrosh shumë vëmendjen, gjersa të arrish të dallosh të gjitha tiparet e tyre të stërholla, pothuaj të padukshme dhe në përgjithësi një vështrimi të regjur do t'i duhej shumë për ta thelluar këtë punë.

Ndofta, vetëm perëndia mund të thotë se ç'karakter kish Manillovi. Ka një skotë njerëzish të njohur nën emrin "koka më vete", as kështu, as ashtu, siç thotë një fjalë e urtë: as në qytet Bogdan, as në fshat Selifan. Ndofta edhe Manillovin duhet ta futim në këtë kallëp. Nga të pamët ky ishte njeri i pashëm; vizat e fytyrës i kish të ëndshme, por kjo ëndshmëri dukej e mbytur së tepërmi me shërbet të velshëm; sjellja dhe lëvizjet e tij kishin diçka lajkatonjëse, që të nxitnin të njiheshe me të. Buzëqeshte ëmbël, ish flokëverdhë, me ca sy të kaltër. Në çastin e parë të bisedimit me këtë njeri s'mund ta mbaje veten e të mos thoshe; "Ç'njeri i lezeçëm dhe i mirë!". Pas një minute nuk do të thoshe më asgjë, kurse në minutën e tretë do të thoshe: "Djalli e mer vesh se ç'njeri qenka ky!"- dhe do të largoheshe sa më tej. Po të mos bëje kështu, po të mos largoheshe sakaq, do të të pushtonte një mërzitje për vdekje. Nga goja e tij nuk do të dëgjoje ndonjë fjalë të vrazhdë, qoftë edhe ndonjë shprehje pak më të fortë, që i shpëton nga goja pothuaj çdo njeriu, në qoftë se e prek atje ku i dhemb. Sikush ka teket e veta: dikush le kokën pas langonjve; tjetrit i duket se e do me shpirt muzikën dhe ndien për mrekulli gjithë pjesët e thella të saj; një palë janë hamës të mëdhenj; një palë tjetër duan të lozin një rol një pëllëmbë më të lartë sesa ai me të cilin i ka pajisur natyra; ca kanë

dëshira më të kufizuara: bien të flenë dhe ëndërritin se ç'të bëjnë për të dalë shetitje me adjutantin e carit që t'i shohin miqtë e tyre, gjithë të njohurit dhe madje të panjohurit; disave u ka falur zoti një dorë të tillë që ndien një shtytje të mbinatyrshme të përkulë cepin e asit kup ose të dyshkës, ndërsa dora e disa të tjerëve shqet padurimthi të ndreqë punët ndokund, t'u afrohet sa më pranë shefave të stacioneve të postës dhe karrocierëve që ngasin arabatë e postës - shkurt të gjithë e kanë nga një huq, kurse Manillovi s'kish asgjë të tillë. Në shtëpi të vet ai fliste shumë pak, dhe më fort rrinte i humbur në mendime, por vetëm një perëndi e di se ç'mendonte. Nuk mund të thuash se merrej me qeverisjen e pasurisë; s'dilte kurrë nëpër arat e tij, e linte punën të shkonte, si të thuash, vetvetiu. Kur vinte administratori dhe i thosh:

- Do të kish qenë mirë, zotëri, të bënim këtë apo atë punë.

- Po, s'do të kish qenë keq, - ia kthente ai, duke tymosur llullën, zakon që e kish mësuar në ushtri, ku thoshin se ai kish lënë nam si oficer më i përkorët, më i sjellshëm dhe më i qytetëruar.- Po, me të vërtetë, s'do të kish qenë keq,- ia kthente për së dyti.

Kur i vinte ndonjë muzhik dhe i thosh duke kruar kokën:

- Zotëri, nëm lejë të le punën e të shkoj ndokund, që të nxjerr ndonjë fitim për vete,- ai ia kthente duke hequr llullën:

- Shko,- dhe as nuk i shkonte në mendje se muzhiku vinte të dehej.

Nganjëherë, duke soditur nga kryet e shkallëve oborrin dhe kënetën thosh me mendje se do të kish qenë mirë që të hapte namëta nga shtëpia e tij e gjer në fshat një tunel nën dhé ose të ndërtonte një urë guri ku të kish, në të dyja anët, dyqane dhe, brenda në këto dyqane, të kish dyqanxhinj të cilët të shisnin gjithfarë mallrash të ndryshme, që u duheshin fshatarëve. Kur mendonte kështu sytë i bëheshin të ëmbëlth



jashtë masës dhe fytyra e tij merrte një shprehje kënaqësie të madhe. Por, duhet ta themi se të gjitha këto trillime mbeteshin fjalë boshe.

Në kabinetin e tij gjendej gjithnjë një libër me një shenjë të vënë në faqen katërmbëdhjetë. Këtë libër kish nisur ta lexonte dy vjet më parë dhe nuk e kish mbaruar ende. Në shtëpinë e tij gjithnjë mungonte gjësendi: në sallon kish ca mobilje të bukura, të veshura me mëndafsh të mirë që, siç duket, kish kushtuar mjaft para, por që s'kish mjaftuar për dy poltronë, dhe kështu këta ishin mbuluar me një rrogoz të thjeshtë. I zoti i shtëpisë kish vite që kur u thosh vizitorëve të tij:

- Mos rrini në këto poltrona, se s'janë mbaruar ende.

Në disa dhoma s'kish fare mobilje, megjithqë kish folur me të shoqen që në ditët e para pas martesës:

- Xhan, nesër duhet të mendojmë që ta mobilojmë këtë dhomë, qoftë edhe për një farë kohe.

Mbrëmave vendosnin në tryezë një shandan shumë të bukur prej bronzi ngjyrë të errët, në të cilën ishin gdhendur tri hire të lashtësisë me një mburojë të bukur prej sadefi, dhe pranë tij vinin një invalid të remtë, të çalë, të rënë përbri dhe të lerosur me lyrë, ndonëse këtë gjë s'e vinte re as i zoti i shtëpisë, as e zonja, as shërbëtorët. E shoqja e Manillovit... po këta ishin fare të kënaqur me njëri-tjetrin. Megjithqë kishin shkuar tetë vjet e më shumë që kur ishin martuar, prapë i sillnin njëri- tjetrit ja një thelë molle, ja një bonbone, një lajthi dhe i thoshin me një zë shumë të ëmbël, që tregonte një dashuri të madhe:

- Hap gojkën, shpirt i vogël, të të fut këtë copkë.

S'do mend, në këtë çast goja hapej me hijeshi të madhe.

Për festat e ditëlindjeve i bënin dhuratë njëri - tjetrit gjëra të papritura: bie fjala ndonjë këllëf kleçkash për të qëruar dhëmbët, të qëndisur me rruaza. Dhe shpesh herë,

duke qenë të ulur në kanape, papritur e pakujtuar, për shkaqe fare të panjohura, ai linte mënjanë llullën, ajo linte punën - nëqoftë se atëherë ndodhte ta kishte në dorë - dhe i jepnin njëri-tjetrit një të puthur kaq të përmallshme e kaq të zgjatur, sa që në këtë kohë mund të pije një cigare të tërë.

Shkurt, këta ishin me të vërtetë njerëz të lumtur. Afërmenç, mund të vihej re se shtëpia, veç të puthurave të pasosura dhe dhuratave, kish edhe mjaft punë të tjera. Përse, fjala vjen, në gjelltore gatuanin mos më keq dhe kuturu? Përse qilari ish bosh? Përse e linin ekonomen të vidhte? Përse shërbëtorët ishin palavozë dhe pijanecë? Përse shërbëtorët e oborrit flinin gjumë tërë ditën e ditës dhe, kur zgjoheshin, bënin ç'u thosh koka? Por këto të gjitha ishin vogëlsira për Manillovën, të shoqen e Manillovit, që ishte një grua me edukatë. Dhe, siç dihet, edukata e mirë merret në shkollat-konvikte. Nga ana tjetër, prapë siç dihet, në shkollat-konvikte themeli i virtyteve njerëzore përbëhet nga tri lëndë kryesore: gjuha frënge, që është e domosdoshme për një jetë të lumtur familjare, pianua, për t'i dhuruar çaste të këndshme bashkëshortit, dhe, më në fund, ana e amvisës: thurje qeskash me shtiza dhe dhurata të tjera të papritura. Por duhet të dihet se ka gjithfarë përsosjesh dhe ndryshime metodash, veçanërisht në kohën tonë; të gjitha këto varen nga zotësia mendore dhe nga aftësitë e drejtoreshave të shkollave-konvikte. Në disa shkolla të tilla ndodh që vendin e parë ta zerë pianua, të dytin gjuha frënge dhe të tretin ana amvisore. Ngandonjëherë ndodh që vendin e parë ta mbajë ana amvisore, dua të them thurja e dhuratave të papritura, pastaj vjen gjuha frënge dhe, më në fund, pianua. Siç e shihni, metodat ndryshojnë. S'do të kish qenë keq të bënim dhe një vërejtje, se Manillova... por, unë e them hapur, druhem shumë t'i ze në gojë zonjat dhe, veç kësaj, ka ardhur koha të kthehem tek heronjtë tanë, të cilët kanë disa minuta që po qëndrojnë përpara derës së sallonit, duke grishur njëri-tjetrin të hyjë ai i pari.



- Ju lutem të kini mirësinë dhe të mos shqetësohi ashtu për mua; do të hyj pas jush, - thotë Çiçikovi.

- Jo, Pavel Ivanoviç, jo; ju keni urdhëruar mysafir, - thotë Manillovi, duke i treguar me dorë hyrjen.

- Mos merrni mundimin, ju lutem, mos merrni mundimin. Urdhëroni, kaloni, - thotë Çiçikovi.

- Jo, më falni, nuk do të guxoj kurrë të hyj përpara një mysafiri kaq të këndshëm, kaq të qytetëruar.

- Pse i qytetëruar?... Urdhëroni, hyni.

- Jo, ju lutem të hyni ju.

- Po përse?

- Sepse ashtu! - tha Manillovi me një buzëqeshje të ëndshme.

Më në fund të dy miqtë hynë bashkë brinjazi dhe e ngjeshën pakëz njëri-tjetrin.

- Më lejoni t'ju paraqit time shoqe, - tha Manillovi. - Shpirt i vogël! Ky është Pavel Ivanoviçi!

Atëhere Çiçikovi pa një zonjë të cilën s'ia kish zënë syri aty më parë kur jepte e merrte te dera me Manillovin. Kjo zonjë s'ish e shëmtuar dhe ish veshur me shije. Mbante një rrobe dhome mëndafshi ngjyrë të çelur, që i rrinte bukur; dora e saj e vogël dhe e hollë diç hodhi shpejt në tryezë dhe shtrëngoi një shami prej batiste me cepat të qëndisur. U ngrit nga kanapeja, ku kish ndenjur gjer atëhere; Çiçikovi i puthi me kënaqësi dorën. Manillova, duke shtrembëruar mjaft shqiptimin e tingullit "r", tha se gëzohej shumë që kish urdhëruar në shtëpinë e tyre dhe se i shoqi s'kish ditë të mos e përmendte.

- Po, - ia priti Manillovi, - edhe kjo më pyeste shpesh: "Pse s'po vjen ai miku yt?" - "Ki durim, shpirt i vogël, do të vijë". Dhe ja, më në fund, na nderuat me vizitën tuaj. Me të vërtetë, na e bëtë shumë qejfin... ditë maji... ditë e festës së zemrës...

Kur dëgjoi Çiçikovi se puna kish arritur gjer te festa e zemrës sikur u turbullua pak dhe u përgjigj shumë i përkorët, duke thënë se ai s'kish as emër kumbonjës dhe as gradë shumë të lartë.

- Të gjitha i keni, - ia preu Manillovi me një buzëqeshje po aq të ëndshme, - të gjitha i keni, madje edhe më shumë sesa thashë.

- Si ju duk qyteti? - e pyeti Manillova. - A e kaluat mirë kohën atje?

- Një qytet shumë i mirë, i mrekullishëm, - iu përgjigj Çiçikovi, - dhe kohën e kalova shumë bukur: njerëzit janë shumë mikpritës.

- Po gubernatori ynë si ju duket? - pyeti Manillova.

- A s'është e vërtetë se ky është njeriu më dashamirës dhe më i nderuar nga të gjithë? - shtoi Manillovi.

- Shumë shumë e vërtetë, - tha Çiçikovi, - një njeri nga më të nderuarit. Dhe sa mirë e përmbush detyrën, sa bukur e kupton këtë detyrë! Do të ish mirë të kishim sa më shumë njerëz të tillë.

- Sa bukur di t'i presë njerëzit dhe sa delikat është në të gjitha punët që bën! - shtoi Manillovi me buzëqeshje dhe nga gëzimi pothuaj picërroi fare sytë, si një maçok që e gudulisin lehtë me gisht prapa veshëve.

- Njeri shumë i afruar dhe i këndshëm, - vazhdoi Çiçikovi, - dhe ç'mjeshtër i përsosur! As që më shkonte mendja! Sa bukur qëndis! Më tregoi një qese që kish punuar vetë. Të pakta janë zonjat që u vjen ndoresh të qëndisin kaq bukur.

- Po nëngubernatori, ç'thoni, a s'është njeri shumë i dashur? - tha Manillovi, duke kapsitur përsëri pakëz sytë.

- Njeri shumë shumë i lartë, - ia ktheu Çiçikovi.

- Me lejë t'ju pyes: po si ju duket shefi i policisë? A s'është njeri shumë i lezeçëm?

- Jashtëzakonisht i lezeçëm! Dhe sa i mençur, sa i



kënduar! Në shtëpinë e tij lojtëm vist bashkë me prokurorin dhe me kryetarin e gjykatës, gjersa këndoi këndesi i tretë. Njeri me merita të mëdha.

- Po ç'thoni për të shoqen e shefit të policisë? - shtoi Manillova. - A s'është një grua shumë e sjellshme?

- Oh! Një nga gratë më të larta që kam njohur, - u përgjigj Çiçikovi.

Nuk harruan as kryetarin e gjykatës, as drejtorin e postës dhe kështu i zunë në gojë pothuaj të gjithë nëpunësit e qytetit, të cilët na dolën se paskeshin qenë njerëzit më të denjë në botë.

- Gjithnjë në fshat e kaloni kohën? - pyeti më në fund Çiçikovi kur i erdhi radha të pyesë.

- Pjesën më të madhe në fshat, - u përgjigj Manillovi. - Po nganjëherë shkojmë në qytet që të takojmë njerëz me shkollë. Po të rrish gjithnjë mbyllur bëhesh si njeri i egër.

- Ashtu është, ashtu, - tha Çiçikovi.

- Natyrisht, - vazhdoi Manillovi, - do të ndryshonte puna po të kishim fqinjë të mirë si, fjala vjen, një njeri me të cilin të bisedoje në një farë mënyre për sjelljet e mira, për dashamirësinë dhe t'i jepeshe ndonjë farë shkence që të të prekë në shpirt, të të japë krahë, si të them, të ngrihesh në fluturim... - Këtu diç kish dashur të shtonte, po kur vuri re se qe ngatërruar pak a shumë, mbaroi duke tundur dorën në erë dhe pastaj tha: - Atëhere natyrisht, fshati dhe vetmia do të kishin mjaft gjëra të lezeçme. Por s'ka të tilla... kështu pra, s'ke ç'bën veçse të këndosh nganjëherë revistën "Sin Otieçjestva"[1].

Çiçikovi i dha shumë të drejtë dhe shtoi se s'kish gjë më të këndshme se sa të rrosh i vetmuar, të kënaqesh duke soditur

1) *"Sin Otieçjestvd" (Biri i atdheut)* - revistë historike, politike dhe letrare, që botonte H. Greçi në vjetët 1812-1848.

natyrën dhe duke lexuar herë-herë ndonjë libër...

- Megjithatë, - tha Manillovi, - po të mos kesh një mik të cilit t'ia tregosh, të gjitha këto janë...

- Oh! Kjo është e vërtetë, fare e vërtetë! - ia preu Çiçikovi. - E ç'vlerë mund të kenë atëherë gjithë thesaret në botë? "Mos kërko para, po kërko njerëz të mirë me të cilët të bisedosh", - ka thënë një njeri i urtë!

- Dëgjoni, Pavel Ivanoviç! - tha Manillovi, dhe fytyra e tij mori një shprehje jo vetëm të ëmbël, po edhe të neveritur, si një bar të cilin një doktor i shkathët mondan e ka ëmbëlsuar së tepërmi me sheqer, duke e marrë me mend se kështu do ta gëzojë të sëmurin e tij. - Atëhere ndien, në një farë mënyre, një kënaqësi shpirtërore... Ja, fjala vjen, tani, kur rasti më solli lumturinë, mund të them shëmbëllore, që të flas me ju dhe të kënaq shpirtin me bisedimin tuaj të këndshëm...

- Më falni, ju lutem: e ku mund të jetë i këndshëm bisedimi im?... Unë jam një njeri pa asnjë rëndësi, asgjë më shumë, - u përgjigj Çiçikovi.

- Oh! Pavel Ivanoviç, më lejoni të jem i çiltër: unë do të kisha dhënë me gjithë qejf gjysmën e pasurisë sime, që të kisha vetëm një pjesë të cilësive tuaja!...

- Përkundrazi, unë, nga ana ime, do ta numëroja si nderin më të madh...

S'dihet se ku do të kish arritur kjo temjanisje e ndjenjave të të dy miqve, po të mos kish hyrë shërbëtori, që të lajmëronte se sofra ish shtruar.

- Ju lutem të urdhëroni, - tha Manillovi. - Të na falni, në qoftë se këtu nuk do të gjeni një sofër si në sallonet e shtruara me parket dhe në kryeqytet. Ne do t'ju gostitim me një çorbë lakre, sipas zakonit rus, po e bëjmë me gjithë zemër. Ju lutem, me përulje të madhe.

Aty u grindën edhe një copë herë të madhe se kush të hynte i pari, dhe, më në fund, Çiçikovi hyri në dhomën e



bukës, vëngërthi.

Në dhomë gjendeshin dy djem të vegjël, të bijtë e Manillovit, që kishin arritur moshën kur i pranonin në sofrën e të mëdhenjve, por në karrige të larta. Pranë tyre rrinte mësonjësi, që përshëndeti me mirësjellje dhe buzëqeshi. E zonja e shtëpisë u ul pranë supierës; mysafirin e ftuan të zinte vend midis zotit dhe zonjës, shërbëtori po u lidhte fëmijëve pecetat në grykë.

- Sa fëmijë të këndshëm! - tha Çiçkovi duke i vështruar. - Sa vjeç janë?

- I madhi tetë vjeç, i vogli dje posa mbushi gjashtë, - tha Manillova.

- Femistoklius! - tha Manillovi duke iu drejtuar të madhit, i cili po mundohej të çlironte mjekrën, që shërbëtori ia kish kapur me pecetë.

Çiçikovi ngriti pak vetullën kur dëgjoi këtë emër një çikë si grek, të cilit Manillovi i kish shtuar, s'di përse, mbaresën "ius", por aty për aty u përpoq t'i japë fytyrës pamjen e saj të rëndomtë.

- Femistoklius, më thuaj cili është qyteti më i bukur i Francës?

Aty mësonjësi ia përqendroi tërë vëmendjen Femistokliusit dhe dukej sikur donte ta hante me sy, po më në fund u qetësua fare dhe bëri me kokë kur Femistokliusi tha: "Parisi".

- Po në vendin tonë cili është qyteti më i mirë? - pyeti përsëri Manillovi.

Mësonjësi përqendroi përsëri vëmendjen.

- Peterburgu, - u përgjigj Femistokliusi.

- Po tjetër?

- Moska, - tha Femistokliusi.

- Të lumtë, shpirt i vogël, - tha Çiçikovi. - Po më thoni... - vazhdoi ai, duke iu drejtuar pak si i habitur Manillovit. - Sa

i vogël është, po sa i mençur! Duhet t'ju them se ky djalë ka aftësi të mëdha.

- Oh, ju s'e njihni akoma, - ia ktheu Manillovi, - djali është shumë-shumë i zgjuar. Ja, i vogli, Alkidi, s'është kaq i mprehtë, por ky sapo sheh ndonjë brumbull a ndonjë brumbulleshkë, e ndjek menjëherë me sy; vrapon dhe i vëzhgon. Do ta fut në diplomaci. Femistokliüs, - vazhdoi ai, duke iu drejtuar të madhit, - a të pëlqen të bëhesh ambasador?

- Më pëlqen, - u përgjigj Femistokliusi duke mbllaçitur bukën e duke tundur kokën djathtas e majtas.

Ndërkaq shërbëtori që rrinte prapa i fshiu hundën ambasadorit, dhe bëri shumë mirë, sepse ndryshe do të kish pikuar brenda në supë ndonjë pikë e jashtme mjaft e madhe.

Në sofër filloi bisedimi rreth kënaqësive që sjell jeta e qetë; zonja e shtëpisë e ndërpriste këtë bisedim me disa vërejtje lidhur me teatrin e qytetit dhe me aktorët e tij. Mësonjësi i vështronte me vëmendje të madhe bisedonjësit dhe, sapo vinte re se ata ishin gati të buzëqeshnin, po n'atë çast hapte gojën dhe qeshte nga zemra. Ka të ngjarë që ky të ish njeri mirënjohës dhe donte t'ia shpaguante në këtë mënyrë të zot trajtimin e mirë që i bënte. Vetëm një herë fytyra e tij mori një pamje të ashpër dhe ai trokiti në tryezë me rreptësi, duke ua ngulur sytë fëmijëve që rrinin kundruall. Kjo erdhi tamam në kohë, sepse Femistokliusi ia mbërtheu dhëmbët veshit të Alkidit dhe ky picërroi sytë, hapi gojën dhe mend ia krisi me kuje, por e kuptoi menjëherë se po të bënte kështu mund të mbetej pa ngrënë; shpuri gojën në vend, siç e kish pasur më parë, dhe zuri të brehë me lot në sy një kockë dashi, duke lyer e përlyer të dyja faqet me lyrë. E zonja e shtëpisë i thosh shumë shpesh Çiçikovit: "Ju s'po hani asgjë, ju muarët shumë pak", - dhe Çiçikovi ia kthente gjithnjë me këto fjalë: "Ju falemnderit me mirënjohje, unë u nginja; një bisedim i këndshëm është më i mirë se çdo gjellë."



Kur u ngritën nga sofra, Manillovi që ish i kënaqur në kulm, i hodhi dorën në shpinë mysafirit të tij, që ta mbështeste dhe po gatitej ta shpinte kështu në sallon, kur papritur miku i tha mjaft hijerëndë se donte të bisedonte me të për një çështje me shumë rëndësi.

- Meqë qenka puna kështu, më lejoni t'ju lutem të urdhëroni në kabinetin tim, - tha Manillovi dhe e shpuri në një dhomë të vogël, me një dritare që shikonte ndaj një pylli kaltërosh. - Ja, kjo është qoshja ime, - tha Manillovi.

- Sa e këndshme qenka kjo dhomëzë, - tha Çiçikovi, duke i hedhur një sy.

Me të vërtetë dhoma ish mjaft e këndshme: muret ishin lyer me një farë ngjyre mavi të çelur, si në gri, aty kish katër karrige, një poltron, një tryezë në të cilën ndodhej ai libri me shenjë që e përmendëm më lart, disa fletë të shkruara, po më tepër nga të gjitha kish shumë duhan nga të gjitha llojet: në kaushë a në kuti, apo i derdhur togje-togje, në tryezë. Në të dyja dritaret kish grumbuj hiri të nxjerrë nga llullat; këto grumbuj ishin vendosur me kujdes në rreshta të rregullt. Dukej sheshit se ngandonjëherë i zoti i shtëpisë e bënte këtë për të kaluar kohën.

- Më lejoni t'ju lutem të uleni në këtë poltron, - tha Manillovi. - Këtu do të jeni më qetë.

- Më lejoni të ulem në këtë karrige.

- Më lejoni të mos ju lejoj një gjë të tillë, - tha Manillovi me buzëqeshje. - Këtë poltron e kam caktuar për mysafirët: dashki a s'dashki, duhet të rrini aty.

Çiçikovi ndenji.

- Më lejoni t'ju gostis me një llullë.

- Jo, unë s'e pi duhanin, - ia ktheu Çiçikovi me të butë e si me të ardhur keq.

- Përse? - pyeti Manillovi po aq butë dhe gjithë me të ardhur keq.

- S'jam mësuar, druhem; thonë se llulla e than njerinë.

- Më lejoni t'ju them se ky s'është veçse një paragjykim. Madje, unë jam i mendjes se është shumë më mirë për shëndetin të pish llullë, se sa të heqësh bornut. Në regjimentin tonë kishim një toger, njeri me të vërtetë i mrekullishëm dhe me shkollë të madhe. Ky njeri s'e nxirrte kurrë llullën nga goja, as në sofër dhe as, me nder zotërisë suaj, në një vend tjetër. Sot ky njeri është dyzet e kusur vjeç burrë, por, lavdi zotit, është shëndoshë e mirë.

Çiçikovi i tha se këto janë gjëra që ndodhin dhe se në natyrë ka shumë sende të cilat nuk i shpjegojnë dot as mendjet më të ndritura.

- Por më lejoni t'ju bëj piksëpari një pyetje... - vazhdoi ai me një zë që kish marrë një farë tingulli të çuditshëm, dhe menjëherë, s'di përse, hodhi një sy prapa. Edhe Manillovi, gjithashtu s'dihet përse, hodhi një vështrim prapa. - Keni shumë kohë që kur keni dorëzuar fletën e revizionit?[1)]

- Po, shumë kohë; të të them më saktë, as që mbaj mend.

- Që atëhere a ju kanë vdekur shumë fshatarë?

- S'jam në gjendje t'ju them; mendoj se për këtë punë duhet pyetur administratori. Hej, o njeri, - thirri ai, - thuaji administratorit të vijë. Sot duhet të jetë këtu.

1) Është fjala për listat me emrat e fshatarëve bujkërobër që përpiloheshin kur bëheshin regjistrimet (revizionet) e fshatarëve. Pronarët e çifligjeve ua dorëzonin këto lista organeve të administratës. Tatimet paguheshin mbi numrin e meshkujve të moshës madhore (fëmijët dhe femrat nuk hynin në listë). Formalitetet që bëheshin për regjistrimin e fshtarëve bujkërobër quheshin "revizione", ndërsa fshatarët meshkuj quheshin "frymë të revizionuar".

Numuri i këtyre "frymëve të revizionuara" që tregonin çifligarët në listat mbahej i pandryshuar gjer në revizionin (vijon në faqen tjetër) (vijon nga faqja tjetër) pasardhës, qoftë edhe sikur, ndërkaq, një pjesë e madhe e fshatarëve kishin vdekur.

Kështu, pra, nga një revizion tek tjetri, të vdekurit, ose "frymët e vdekura" në aktet zyrtare mbaheshin si të gjallë dhe tatimi për këta paguehj njëlloj si edhe për të gjallët.



U paraqit administratori. Ky ish një burrë nja dyzet vjeç, pa mjekër, i veshur me redingotë dhe, me sa dukej, bënte jetë shumë të qetë, sepse fytyrën e kish të mbushur, të fryrë, kurse ngjyra verdhacuke e lëkurës së tij dhe ata sytë e vegjël tregonin se dinte ç'është dysheku dhe jastëku me pupla. Sapo t'i hidhje sytë e ta shikoje e merrje vesh menjëherë se ky njeri kish ngjitur gjithë shkallët që ngjitin tërë administratorët e çifligarëve: më parë kish qenë shërbëtor i vogël, që dinte pak shkrim e këndim, pastaj ish martuar me ndonjë Agashkë, ekonome dhe dashnore e të zot, më vonë ish bërë ai vetë ekonom dhe më tej administrator. Me të shtënë këtë vend në dorë, ia kish marrë punës shtruar, ashtu siç bëjnë gjithë administratorët: kish lidhur miqësi dhe kumbari me të gjithë kamësit e fshatit, kish shtypur me angarira dyert më të varfra; zgjohej nga gjumi më nëntë të mëngjesit, priste t'i sillnin samovarin dhe pastaj pinte çajin me nge.

- Dëgjo, o mik! Sa fshatarë na kanë vdekur që kur na bënë revizionin.

- Sa kanë vdekur? Që atëhere kanë vdekur shumë, - tha administratori, gogësiti, zuri gojën me dorë, si me një mburojë të lehtë.

- Po, pikërisht ashtu si mendoja unë, - u hodh e tha Manillovi, - pikërisht, kanë vdekur shumë! - Iu kthye Çiçikovit dhe shtoi edhe një herë. - Po, kanë vdekur shumë.

- Po, për shëmbëll, sa frymë? - pyeti Çiçikovi.

- Ashtu, sa frymë? - tha Manillovi.

- Si të them? S'dihet sa kanë vdekur. Nuk i ka llogaritur njeri.

- Po, ashtu, - tha Manillovi, duke iu drejtuar Çiçikovit.

- Edhe unë e merrja me mend se kanë vdekur shumë, po s'dihet sa frymë kanë vdekur.

- Të lutem t'i numërosh, - tha Çiçikovi, - dhe të më bësh një listë të të gjithëve, emër më emër.

- Po, të gjithë, emër më emër, - ia forcoi fjalën Manillovi.

Administratori tha: "Si urdhëroni!"- dhe doli.

- Po përse ju duhet kjo listë?- pyeti Manillovi, sapo doli administratori.

Kjo pyetje u duk sikur e vuri në telashe mysafirin; në fytyrën e tij u duk një farë tendosjeje që e bëri madje të skuqet, dhe u përpoq të shprehë diçka, por jo me fjalë të buta. Dhe me të vërtetë, fundja, Manillovi dëgjoi gjëra kaq të habitëshme dhe të pa thëna si s'kish dëgjuar kurrë vesh njeriu.

- Ju më pyesni përse më duhet kjo? Sepse dua të blej disa fshatarë...- belbëzoi, Çiçikovi dhe e preu fjalën përgjysmë.

- Më lejoni t'ju pyes, - tha Manillovi, - si doni t'i bleni ju fshatarët: me tokë apo pa tokë, për t'i ngritur së këtejmi?

- Jo, unë nuk dua të blej pikërisht fshatarë, - ia ktheu Çiçikovi, - dua të blej të vdekurit...

- Si thatë? Më falni... unë s'dëgjoj mirë nga veshët, m'u duk sikur dëgjova një fjalë të mahnitshme...

- Kam ndër mend të blej të vdekurit, por nga ata që në revizion janë shkruar si të gjallë, - tha Çiçikovi.

Manillovi u habit kaq shumë sa që pipi me gjithë llullë i ranë poshtë në dysheme; ai hapi gojën dhe mbeti disa minuta ashtu, i shastisur. Të dy miqtë, që kishin biseduar aty më parë për mirësitë e miqësisë, mbetën të shtangur, me sytë të ngulur njëri-tjetrit, si ato portretet të cilat në kohrat e moçme i varnin njërin përballë tjetrit, në të dyja anët e pasqyrës. Më në fund Manillovi u përkul dhe mori nga poshtë llullën bashkë me pipin dhe shikoi nga poshtë lart fytyrën e Çiçikovit, duke u munduar të vinte re në qoftë se në buzët e tij dukej ndonjë nënqeshje, të kuptonte, mos vallë bëri shaka. Po nuk pa gjë të tillë; përkundrazi, fytyra e Çiçikovit dukej më e rëndë se zakonisht. Pastaj Manillovi tha me vete se ndofta mysafiri kish shkalluar befasisht dhe ia nguli sytë i llahtaruar; por



sytë e mysafirit ishin krejt të kthjellët; në ta nuk dukej ndonjë xixë shqetësimi dhe egërsie si tek ata të njeriut të çmendur; gjithçka dukej në rregull, në vend. Sado që vrau mendjen se ç'të bënte, prapë s'mundi të gjejë ndonjë udhë tjetër veçse të lëshojë nga goja tymin që i kish mbetur.

- Kështu pra, desha të di në mundni të më jepni, ose të kaloni nën pronën time, sipas rregullave, jo ata që janë vërtet të gjallë, por vetëm ata që janë të gjallë sipas ligjeve.

Por Manillovi ish turbulluar dhe e kish humbur kaq shumë mendjen sa s'bënte gjë tjetër veçse rrinte dhe e vështronte.

- Më duket se kjo punë ju ve në telashe, ë?... - pyeti Çiçikovi.

- Mua?... Jo, aspak, - tha Manillovi, - po unë s'mund të kuptoj... Më falni... Unë, natyrisht, s'kam një arsim të ndritur, siç shihet, si të them, në gjithë lëvizjet tuaja; nuk zotëroj artin e lartë për t'u shprehur... Ndofta kështu... në këtë shpjegim që sapo më dhatë tani... fshihet diçka tjetër... A mos juve u shprehët kështu vetëm për hir të bukurisë së stilit?

- Jo, - ia preu Çiçikovi, - jo; unë e kuptoj objektin ashtu siç është, e kam fjalën pikërisht për frymët që kanë vdekur.

Manillovi e humbi fare. Ai ndjente se duhej të bënte diçka, të bënte ndonjë pyetje, po ç'pyetje? Vetëm djalli e merrte vesh! Këtë punë e mbylli, më në fund, duke lëshuar përsëri tymin e duhanit po kësaj here e vërviti nga fyejt e hundës e jo nga goja.

- Kështu pra, po të mos keni ndonjë pengesë, atëhere me ndihmën e zotit mund të bëjmë aktin e shitblerjes, - tha Çiçikovi.

- Si? Të bëjmë një akt shitblerjeje për frymët e vdekura?

- Oh, jo! - ia priti Çiçikovi. - Ne do t'i hedhim këta në akt si të gjallë, ashtu siç janë shkruar në listat e revizionit.

Unë e kam zakon të mos u shmangem kurrë ligjeve të shtetit, megjithqë për këtë gjë kam hequr e vuar kur isha në punë, por më falni: detyra për mua është e shenjtë; unë i falem ligjit.

Këto fjalë të fundit i pëlqyen Manillovit, por prapseprapë s'mundi t'i hyjë brenda thelbit të kësaj çështjeje dhe, në vend t'i përgjigjej, nisi të thithë llullën me një hov kaq të madh sa kjo zuri të kërcëllijë si një fagot. Dukej sikur ai donte të nxirrte nga kjo llullë një këshillë për të zgjidhur një ngatërresë kaq të padëgjuar; por llulla s'bënte gjë tjetër veçse kërcëllinte.

- A mos keni ndonjë dyshim?

- Oh, më falni, asnjë! Këto nuk i them sepse mund të kem, domethënë, si të thuash, ndonjë mosbesim ndaj jush. Por më lejoni t'ju bëj një pyetje: a mos kjo punë, ose, si të them, më mirë kjo marrëveshje, nuk vjen në kundërshtim me urdhrat dhe me rregulloret e Rusisë?

Këtu Manillovi tundi disa herë kokën dhe e kqyri shumë kuptimplotë fytyrën e Çiçikovit. Mirëpo tërë vizat e këtij dhe ato buzët e shtrënguara kishin marrë një shprehje kaq të thellë,si, ndofta, nuk ishte parë ndonjëherë në një fytyrë njeriu, me përjashtim, ndofta, të ndonjë ministri tepër të mençur, por edhe te ky vetëm në çastin kur zgjidh një çështje shumë të rëndë.

Por Çiçikovi iu përgjigj thjesht, se një marrëveshje e tillë, ose një shitblerje e tillë nuk mund të vinte në kundërshtim me urdhëresat dhe me rregulloret e Rusisë, dhe pas një minute, shtoi se arka e shtetit do të kish fitime, sepse do të merrte taksat ligjore.

- Ashtu mendoni?...

- Sigurisht, unë mendoj se do të jetë mirë.

- Ah, po të jetë mirë, ndryshon puna; unë s'kam asnjë kundërshtim, - tha Manillovi dhe e fjeti fare mendjen.

- Tani na mbetet të merremi vesh për punën e çmimit.



- Ç'është ky çmim, - tha përsëri Manillovi dhe e këputi fjalën. - A mos ju shkon mendja se unë do të marr para për ca frymë të cilat në një farë mënyre e mbaruan jetën e tyre? Në qoftë se ju ka shkrepur, si të them, një dëshirë e tillë fantastike, unë do t'jua jap falas dhe madje do të marr përsipër edhe shpenzimet e aktit të shitblerjes.

Rrëfenjësi i këtyre ngjarjeve do të duhej të qortohej ashpër, po të mos thosh se mysafiri ndjeu një kënaqësi të madhe kur dëgjoi fjalët e Manillovit. Ai ish njeri i përmbajtur dhe i arsyeshëm, po tani mend u hodh përpjetë si cap, që, siç dihet, bën të kërcyera të këtilla vetëm kur e pushton një gaz i madh. Ai lëvizi me kaq vrull në poltronë sa çorri stofën e leshtë që mbulonte jastëkun; Manillovi e shikoi i habitur. I shtyrë nga ndjenjat e mirënjohjes, Çiçikovi e falenderoi kaq shumë sa që Manillovi e humbi pusullën, u skuq i tëri, i bëri me kokë "jo, jo!" dhe më në fund i tha se kjo s'ish gjë prej gjëje dhe se ai donte t'i shprehte në ndonjë mënyrë zjarrin e zemrës, magnetizmin e shpirtit të tij, dhe i tha se frymët e vdekura, si të thuash, s'vlenin asgjë.

- Jo, vlejnë, - tha Çiçikovi, duke i shtrënguar dorën. Në atë çast lëshoi një psherëtimë të thellë. Dukej sikur donte t'i shprehte tërë fërgëllimat e zemrës; më në fund tha plot zjarr fjalët që vijojnë: - Oh, sikur ta dinit ç'shërbim të madh i bëtë një njeriu që ka mbetur fillikat në botë, pa gjërinj e farefis! Po, me të vërtetë, sa kam hequr e vuar unë! Kam mbetur si një lundër në mes të dallgëve të vrazhda... Sa shumë më kanë ndjekur dhe gjurmuar, sa hidhërime kam shijuar. Dhe përse? Sepse kam mbrojtur të drejtën, kam pasur ndërgjegjen të pastër dhe i kam zgjatur dorën edhe së vesë që kish mbetur pa ndihmë, edhe jetimit të shkretë!...

Kur tha këto fjalë, fshiu me shami një lot që i kish shkrepur në sy.

Manillovi u prek thellë në shpirt. Një copë herë të gjatë

të dy miqtë i shtrënguan dorën njëri-tjetrit dhe, po ashtu, një copë herë të gjatë u shikuan drejt në sytë e mbushur me lot. Manillovi s'donte në asnjë mënyrë t'ia lëshonte dorën heroit tonë dhe vazhdonte t'ia shtrëngonte me kaq zjarr, sa që ky s'dinte se qysh ta hiqte. Më në fund, si e çliroi ngadalë, tha se s'do të ish keq që aktin e shitblerjes ta bënin sa më shpejt dhe se do të kish qenë mirë që Manillovi të vinte vetë në qytet. Pastaj mori kapelën dhe filloi t'i japë përshëndetjet e lamtumirës.

- Qysh? Kaq shpejt doni të shkoni? - e pyeti Manillovi që sikur në atë çast ish zgjuar nga gjumi dhe pothuaj ish trembur.

Ndërkaq hyri në kabinet Manillova.

- Lizanjkë, - tha Manillovi si me të qarë, - Pavel Ivanoviçi po shkon e na le.

- Sepse ne e mërzitëm Pavel Ivanoviçin, - u përgjigj Manillova.

- Zonjë, këtu, - tha Çiçikovi, - këtu, ja këtu, - dhe vuri dorën në zemër, - ja, këtu do të ruaj gëzimin e kohës që kalova midis jush! Dhe ju lutem të më besoni se për mua nuk do të kish lumturi më të madhe se sa të jetoja pranë jush, në mos në të njëjtën shtëpi, të paktën sa më afër.

- Ta dini, Pavel Ivanoviç, - tha Manillovi, të cilit i pëlqeu shumë ky mendim, - do të kish qenë me të vërtetë shumë mirë të rronim bashkë, nën të njëjtin pullaz, ose të rrinim në hijen e ndonjë vidhi dhe të filozofonim, të thellonim ndonjë çështje!...

- Oh, kjo do të kish qenë jetë parajse! - tha Çiçikovi duke psherëtirë. - Lamtumirë, zonjë! - vazhdoi ai duke i puthur dorën Manillovës. - Lamtumirë, mik shumë i nderuar, - i tha Manillovit. - Mos harroni lutjen time!

- Oh, flijeni mendjen! - iu përgjigj Manillovi. - Nuk ndahemi veçse për dy ditë.



Hynë të gjithë në odën e bukës.

- Lamtumirë, fëmijë të dashur! - tha Çiçikovi kur pa Alkidin dhe Femistokliusin, që po loznin me një kalorës të drunjtë, të cilit s'i kishin mbetur as duar, as hundë. - Lamtumirë, vogëloshë. Më falni që nuk ju solla gjësendi sepse as që më shkonte në mendje se ndodheshit në botë. Por tani, në ardhsha, diç do t'ju sjell, medoemos. Ty do të të sjell një shpatë; a do një shpatë?

- Dua, - u përgjigj Femistokliusi.

- Ty një daulle. Hë? Një daulle, - vazhdoi ai duke u përkulur ndaj Alkidit.

- Daulle, murmuriti Alkidi, duke varur kokën.

- Peqe, do të të sjell një daulle. Një daulle për kokën e daulles që t'i biesh; bum-bum... ta-ta-ta, ta-ta-ta... Lamtumirë, shpirt i vogël! Lamtumirë! - E puthi në ballë dhe iu kthye Manillovit dhe së shoqes me një të qeshur të hollë, siç u qeshet rëndom prindërve që t'u thuhet sa të pafajme janë dëshirat e fëmijëve të tyre.

- Me gjithë mend, Pavel Ivanoviç, mos shkoni! - tha Manillovi kur të gjithë kishin sosur në krye të shkallëve të jashtme. - Shikoni ç're ka qielli...

- Janë re të holla, - u përgjigj Çiçikovi.

- Po a e dini udhën që shpie te Sobakieviçi?

- Ju lutem të ma tregoni ju.

- Si urdhëroni; ja, tani do t'ia shpjegoj karrocierit tuaj.

Dhe Manillovi gjithnjë i mirësjellshëm, ia tregoi karrrocierit udhën që duhej të merrte dhe madje një herë i tha "zotrote".

Karrocieri, kur dëgjoi se duhej të linin prapa dy kthesa dhe të merrnin të tretën, tha: "Do ta gjejmë, fisnikëri" - dhe Çiçikovi u nis i përcjellë për një kohë të gjatë me të falura dhe me të tundur shaminë, duke u ngritur në majë të gishtërinjve.

Manillovi qendroi një copë herë të mirë në krye të shkallëve, duke ndjekur me sy karrocën që po largohej, dhe vazhdoi të qëndrojë aty, me llullë në gojë, ndonëse karroca e Çiçikovit ish zhdukur. Më në fund u kthye dhe hyri në dhomë, u ul në karrige, i kredhur në mendime, po me shpirt të gëzuar, se i kish bërë një shërbim të vogël mysafirit të tij. Pastaj, pa vënë re fare, mendimet e tij u hodhën në fusha të tjera dhe s'andejmi u arrakatën zoti e di se ku. Mendja e tij u krodh në kënaqësitë që sjell miqësia dhe tha me vete se do të kish qenë shumë mirë të jetonte me mikun e tij në breg të ndonjë lumi. Aty për aty nisi të stisë në mendje një urë mbi këtë lumë, më tej një shtëpi madhështore me një pirg kaq të lartë sa që s'andejmi të dukej edhe Moska dhe pastaj t'ia shtronte majë këtij pirgu e të pinte çaj mbrëmave, në ajër të lirë, dhe të bisedonte për punë tëëndshme. Pastaj zuri të ëndëritë me sy hapur sikur ai me Çiçikovin kishin sosur me ca llandonë të bukur në një vend s'di se ku, në mes të një rrethi njerëzish dhe se aty mirësjellja e tyre kish mahnitur tërë botën, saqë vetë cari, ndaj kish dëgjuar se ata ishin miq të zemrës, i kish graduar dhe bërë gjeneralë. Pastaj s'di ç'ndodhi më tej, sepse as ai vetë s'ishte në gjendje të merrte vesh. Këto ëndëritje ia këputi befas kujtimi se miku i kish bërë një kërkesë të habitshme. Kjo ishte diçka që nuk ia kthjellonte dot koka, dhe sa më shumë e bluante në mendje aq më pak e kuptonte. Ndenji kështu, i kredhur në ëndërritje, me llullë në gojë, gjer në darkë.



# Kreu i tretë

Ndërkaq Çiçikovi rrinte mjaft i kënaqur në karrocën e tij që kish marrë prej kohe xhadenë e madhe. Në kreun paraardhës thamë cilat ishin shijet dhe prirjet e tij kryesore, prandaj s'duhet të çuditemi se nuk shkoi shumë kohë dhe ai iu dha këtyre me mish e me shpirt. Siç duket, hamendjet, hesapet dhe arsyet që i pasqyroheshin në fytyrë ishin mjaft të këndshme, sepse çast për çast linin gjurmë nënqeshjesh kënaqësie. I kredhur kështu në ëndërrime, ai s'po vinte re fare se karrocieri i tij, që ish kënaqur me mirëpritjen e njerëzve të Manillovit, po i bënte vërejtje mjaft të drejta pullalliut, atij kalit të anës së djathtë. Ky, pullalliu, ishte dinak i madh dhe shtirej sikur hiqte, ndërsa doriu i mesit dhe kulli i anës tjetër, që mbante emrin deputet, sepse ia kishin blerë një deputeti, hiqnin me gjithë shpirt dhe dukeshin nga sytë se ishin të kënaqur. "Ah, dhelpër, dhelpër. Ja tani do të ta shpaguaj!" - thosh Selifani, duke u ngritur pak dhe duke e fshikulluar me kamxhik përtacin. - Hajt, bëj zanatin, o pantallonaxhi[1] gjerman!

Doriu është një kalë i ndershëm që bën detyrën, pra unë do t'i jap me gjith qejf një trastë tagji më shumë, sepse është

1) Në kuptimin njeri i zvetëruar, i përbuzur, nga ata që mbajnë pantallona, të cilat në atë kohë hiqeshin si modë e huaj.

kalë i nderuar. Edhe deputeti është kalë i mirë... Haj, haj, pse tund veshët ashtu? Dëgjo, budalla, ç'të thonë! Xhahil, unë s'të mësoj për keq. - Këtu Selifani ia hoqi edhe një herë me kamxhik dhe i tha: - Y, y, barbar! Bonapart[1] i mallkuar. - Pastaj u thirri të treve bashkë: - Haj, shpirt! - dhe i fshikulloi që të tre me kamxhik, jo për dënim, por që t'u tregojë se ish i kënaqur. Si ua bëri qejfin kështu, nisi t'i flasë prapë pullalliut: - Ty të thotë mëndja se do ta fshehësh atë që bën? Jo, ti duhet të ecësh në udhë të drejtë, në qoftë se do që të të nderojë bota. Ja, fjala vjen, çifligari tek i cili hëngrëm drekë. Hej, ç'njerëz të mirë ka ky! Mua ma kënda të bisedoj me një njeri të mirë. Me njerinë e mirë bëhem gjithnjë mik dhe madje mik i ngushtë. Po të jetë njeri i mirë jam gati të pi një çaj në shtëpinë e tij, të ha ndonjë meze, me gjithë qejf, ama vetëm ta di se është njeri i mirë. Njerinë e mirë e nderojnë ngahera. Ja, tim zot e nderon sikush sepse ky - dëgjon apo jo? - i ka bërë punë shtetit, ai është shkilltar kolegji..."[2].

Duke dhënë e marrë kështu, Selifani u hodh më në fund tek abstraksionet më të largëta. Po të kish mbajtur vesh se ç'thosh karrocieri, Çiçikovi do të kish dëgjuar shumë hollësira nga ato që i takonin atij, vetjakisht. Por mendimet e Çiçikovit ishin përqendruar gjetiu, kështu që vetëm një gjëmim i fortë e bëri të vijë në vete dhe të hedhë sytë përqark; tërë qielli anembanë ish veshur me re dhe ca pika të mëdha shiu po spërkatnin xhadenë e pluhurosur të postës. Plasi një gjëmim i dytë edhe më i fortë e më i afërt dhe përnjëherësh ia dha një shi me stomna. Në fillim shiu mori një drejtim të tërthortë dhe fshikullonte njërin krah të karrocës, pastaj anën tjetër dhe më tej, duke ndryshuar drejtimin e sulmit, zuri të

1) Emër i përbuzur që kishte mbetur nga koha e invadimit frëng në Rusi (1812-1814)
2) Fjalë të shtrembëruara: "këshilltar kolegji".



qëllojë drejt, ballë për ballë, t'i bjerë dendur, si daulle, mbulesës së karrocës; më në fund stërkalat nisën t'ia fshikullojnë faqet vetë Çiçikovit. Kjo gjë e bëri të lëshojë perdet prej lëkure me dy dritareza të rrumbullakta, që ishin bërë apostafat për të soditur pamjet gjatë udhës dhe për t'i dhënë urdhër Selifanit që t'i ngiste kuajt më shpejt. Ky, Selifani, të cilit shiu ia kish prerë gjithashtu fjalimin në mes, e kuptoi se koha s'priste. Nxori shpejt një vjetërsirë shajaku bojë hiri, që e mbante nën popë, e hodhi krahëve, mori frerët në dorë dhe u thirri të tre kuajve që mezi lëviznin këmbët sepse ndjenin ende ledhatimin e ëndshëm të këshillave të urta. Mirëpo Selifani nuk sillte dot në mend: dy kthesa kish kaluar apo tri? Si u mendua ca çaste duke u munduar të përmendë pak a shumë udhën që kish bërë, e kuptoi se kish lënë prapa mjaft kthesa. Meqenëse rusi di se ç'duhet të bëjë, në minutat vendimtare, pa vrarë shumë mendjen, sapo që pa udhëkryqin e parë, Selifani u thirri kuajve: "Hej, o miq të nderuar!" - dhe ia ktheu djathtas me vrap, pa ditur se ku do ta nxirrte udha që kish marrë.

Mirëpo shiu ia kish shtruar më nge dhe s'kish ndër mend të pushonte. Pluhuri i udhës u ndërrua shpejt në llucë, kështu që kuajt e kishin gjithnjë më vështirë të hiqnin karrocën. Çiçikovi që s'po shihte ende fshatin e Sobakieviçit, zuri të shqetësohet shumë. Pas llogarive të tij duhej të kish sosur prej kohe atje. U mundua të shikojë djathtas e majtas, po kudo ish errët pus e s'dukej gjë.

- Selifan! - thirri ai më në fund, duke nxjerrë kokën nga karroca.

- Ç'urdhëroni, zotëri? - ia priti Selifani.

- Pa shiko, a duket fshati?

- Jo, zotëri, nuk duket asgjë.

Si tha këto fjalë, Selifani tundi kamxhikun dhe ia mori një këngë që s'ish tamam këngë, por sidoqoftë, s'kish të sosur.

Kjo farë kënge përfshinte ç'të duash: tërë britmat lavdëronjëse dhe nxitëse me të cilat ngasin kuajt karrocierët e gjithë Rusisë nga njëra anë tek tjetra; çdo lloj mbiemri që i tekej në atë çast. Kështu më në fund arriti gjersa t'i quajë sekretarë.

Ndërkaq Çiçikovi nisi të verë re se karroca përkundej sa andej-këndej dhe e përplaste me vrull të madh nga një cep tek tjetri; kjo gjë e bëri ta marrë me mend se s'po shkonin udhës, po ua kishin marrë arave. Me sa duket, këtë e kish vënë re edhe vetë Selifani, po nuk thosh një fjalë.

- Ç'po bën ashtu, maskara? Ç'udhë ke marrë? - i thirri Çiçikovi.

- Ç'të bëj, zotëri, pa shikoni ç'kohë e keqe! Është kaq errët sa nuk shoh as kamxhikun.

Me të mbaruar fjalën, e përkuli kaq fort karrocën, sa Çiçikovi u desh të mbahej me të dyja duart. Vetëm në atë grimë vuri re se Selifani ish i dehur.

- Mbaje, mbaje, do ta përmbysësh! - thirri Çiçikovi.

- Jo, zotëri, si qenka e mundur ta përmbys? - ia ktheu Selifani. - S'është punë e mirë ta përmbys; unë e di se s'është e mirë. Nuk do ta përmbys fare. - Pastaj zuri ta kthejë karrocën ngadalë; e ktheu sa e ktheu e më në fund, e përplasi përbri. Çiçikovi nisi të zhgryhet me këmbë e duar në llucë. Por më në fund Selifani mundi t'i mbajë kuajt. Sidoqoftë këta do të kishin qendruar vetiu sepse ishin shumë të drobitur. Kjo ngjarje e papritur e hutoi fare. Selifani u hodh poshtë nga popa; qëndroi përballë karrocës me duart në ije dhe ndërsa i zoti po përpëlitej në baltë, duke u munduar të dalë s'andejmi, ai u mendua sa u mendua pataj tha: - "Shiko, shiko, u përmbys!"

- Ti qenke i dehur thumb! - i shfryu Çiçikovi.

- Jo, zotëri, si është e mundur të jem i dehur? Unë e di se s'është e mirë që njeriu të dehet. Bisedova pak me një mik,



sepse s'është keq të kuvendosh me një njeri të mirë, hëngrëm bashkë ca meze. As të ngrënët s'është punë e keqe; me një njeri të mirë mund të shijosh ndonjë meze.

- Po ç'të thashë unë radhën e fundit, kur u dehe? Ë? Harrove? - tha Çiçikovi.

- Jo, fisnikëria juaj; si është e mundur që unë të harroj? Unë e di punën time. E di se s'është mirë që njeriu të dehet. Bëra kuvend me një njeri të mirë, sepse...

- Tani do të të rrah me kamxhik që të vesh mend e të dish se si të flasësh me një njeri të mirë.

- Bëni si t'ju thotë zemra, - ia ktheu Selifani, që i pranonte të gjitha. - Meqë doni të më rrihni rrihmëni; unë nuk them të mos më rrihni. Pse të mos më rrihni, kur kështu i do qejfi tim zoti? Muzhiku duhet rrahur sepse përndryshe do të llastohet. Kanuni është kanun e s'duhet të shkelet. Në qoftë se e kam hak, rrihmëni; përse të mos më rrihni?

Ballë për ballë një arsyetimi të tillë, Çiçikovi s'diti fare se ç'përgjigje të japë. Po ndërkaq sikur edhe vetë fatit i erdhi keq për Selifanin. Nga larg u dëgjuan të lehura qeni. Çiçikovi u gëzua edhe i dha urdhër të ngiste kuajt me të shpejtë. Në vend të syrit, karrocieri rus ka një ndjesi të pagabueshme dhe kjo e shtyn që ngandonjëherë të mbyllë sytë e t'i lëshojë kuajt me të katra dhe gjithnjë arrin diku. Selifani, që s'shihte gjë prej gjëje, i çoi kuajt drejt në fshat dhe këta u ndalën vetëm atëhere kur timoni i karrocës u përplas në një gardh dhe, afërmenç, s'kishin se si të shkonin më tej. Çiçikovi dalloi nëpër perden e dendur të shiut diçka që i ngjante një çatie. E dërgoi Selifanin të kërkonte portën, dhe kjo gjë, pa dyshim, do të kish zgjatur shumë, në qoftë se në Rusi s'do të kish, në vend të portierëve, ca qena azganë. Këta lajmëruan me kaq potere arritjen e tij saqë Çiçikovit iu desh të zerë veshët me dorë. Në një dritare të vogël u ndez një dritë dhe hodhi një rreze të mjegullt gjer te gardhi dhe u tregoi udhëtarëve tanë

se ku ishte porta. Selifani nisi të trokasë; pas pak u hap dericka dhe u duk një njeri i mbuluar me një gunë. Udhëtarët tanë dëgjuan një zë të ngjirur plake:

- Kush troket kështu? Ç'është kjo potere?

- Jemi udhëtarë, nënoke, na ler të flemë këtu këtaj nate, - tha Çiçikovi.

- Bre, bre, sa i ngutur qenke! - tha plaka. - Gjete kohë të vish! Këtu s'është han; këtu banon një çifligare.

- Ç'të bëjmë, nënoke: kemi humbur udhën. S'do të na lini të flemë natën jashtë, në stepë, në një kohë të këtillë.

- Po, koha është e keqe, nata është e errët, - shtoi Selifani.

- Pusho, budalla, - tha Çiçikovi.

- Po cili jeni ju? - pyeti plaka.

- Një fisnik, nënoke.

Fjala "fisnik" sikur e bëri plakën t'i verë pak gishtin kokës.

- Prisni, do të vete t'i them zonjës, - tha ajo dhe pas dy minutash u kthye me një fener në dorë.

Porta u hap. U duk dritë edhe në një dritare tjetër.

Karroca hyri në oborr dhe qendroi përpara një shtëpize, të cilën ish zor ta dalloje nëpër errësirë. Vetëm gjysma e saj ish ndriçuar nga drita që binte nga dritarja; dukej një llovkë përpara shtëpisë, ku binte drejtpërdrejt drita e dritares. Shiu godiste me kumbime çatinë e drunjtë dhe derdhej me gurgullimë, rrëke-rrëke, në një fuçi të vendosur nën strehë. Ndërkaq qentë ia thoshin me të gjitha zërat: njëri, me kokën të ngritur lart, nxirrte ca tinguj kaq të zgjatur dhe kaq të zellshëm sikur kushedi se ç'rrogë merrte për këtë punë; tjetri lehte me të shpejtë si epitrop; midis tyre xhingërinte si një zilkë poste një e lehur e hollë, e palodhur, që lëshonte ndofta një kone e vogël; këto të gjitha i plotësonte një bas, mbase ndonjë qen plak, të cilin natyra e kish pajisur me zë të fortë, sepse gulçonte siç gulçon një kontrabas kur koncerti ka arritur kulmin; në çastin kur tenorët ngrihen në majë të gishtrinjve, të shtyrë nga dëshira e fortë për të nxjerrë një notë më të lartë; të gjithë tenorët vërviten lart me kokën të ngritur, ndërsa vetëm kontrabasi, duke ngjeshur mjekrën e pa rruar në kravatë, mblidhet kruspull, ulet pothuaj gjer përdhe dhe lëshon s'andejmi një notë që bën të dridhen e të tringëllojnë xhamet.

Mjaftonin këto hamullima qensh të përbërë nga muzikantë të tillë, për të kuptuar se fshati ish mjaft i madh; por heroi ynë i qullur dhe i mardhur s'mendonte gjë tjetër veçse të shembej në shtrat. Para se të ndalej mirë karroca, Çiçikovi kërceu në shkallë, u përkund e mend ra poshtë. Te dera doli një grua tjetër, më e re nga e para, por që i ngjante shumë kësaj. Kjo e shpuri në dhomë. Çiçikovi hodhi një vështrim rrëshqitës rreth e qark: dhoma ish veshur me tapiceri të vjetra, larushe; kish disa tablora me ca zogj; midis dritareve ca pasqyra të vogla, të vjetra, me korniza të errëta në trajtë gjethesh të përdredhura; prapa çdo pasqyre kish ose ndonjë copë kartë, ose ndonjë pako me karta të vjetra kumari, apo ndonjë çorape, një sahat muri me fushën të pikturuar me lule... Vetëm kaq mundi të shohë. Ndjeu se qepallat po i qepeshin sikur ndokush t'ia paskej lyer me mjaltë.

Pas një minute hyri e zonja e shtëpisë, një grua e shkuar nga mosha, me një skufë gjumi në kokë, që e kish vënë shpejt e shpejt dhe me një copë fanelle në qafë. Kjo ish një nga ato nënoket çifligare të vogla që ankohen ngahera se moti ka qenë i keq, se kanë pasur dëme dhe e mbajnë kokën mënjanë, po ndërkaq mbledhin ca nga ca mjaft para në ato qeset larushe prej pëlhure kërpi, që i mbajnë nëpër sirtarët e komodinave. Në njerën qese mbajnë rublat, në tjetrën gjysmërublat, në të tretën çerekrublat, megjithqë në të pamët duket se brenda në komodinë s'ka gjë tjetër veçse ndërresa, këmishë nate, lëmshe me penjë dhe një pallto të vjetër që, më vonë, do të ndryshohet

e do të bëhet fustan, në qoftë se fustani i vjetër do të përcëllohet në kohën kur do të piqen qahitë dhe pitet e të kremteve ose do të griset vetiu. Por fustani as s'do të digjet dhe as s'do të griset vetvetiu: plaka është kursimtare e madhe, kështu që palltua e vjetër do të presë një kohë të gjatë e shqepur pastaj do t'i lihet me dhiatë, bashkë me rrangullat e tjera, stërmbesës, çupës së çupës së një motre.

Çiçikovi i kërkoi ndjesë për shqetësimin që i bënte me arritjen e tij të papritur.

- S'ka gjë, s'ka gjë, - i tha zonja e shtëpisë. - Oh, në ç'kohë ju pru zoti! Tufan i madh e trazirë... Ju jeni nga udha e duhej të hanit gjësendi, po tani është vonë e s'mund të gatuajmë asgjë.

Fjalët e zonjës së shtëpisë i ndërpreu një vërshëllimë e llahtarshme, që e trembi mysafirin. Nga kjo zhurmë dukej sikur tërë dhoma ish mbushur me gjarpërinj. Po kur ngriti kokën lart, Çiçikovi u qetësua, sepse e kuptoi se sahatit të murit i kish shkrepur qejfi të trokëllinte. Menjëherë pas vërshëllimës u dëgjua një gulçimë dhe më në fund, duke marrë vrull, ra ora dy, me një kumbim sikur ndokush t'i binte me shkop ndonjë vorbe të thyer, dhe pastaj sahati nisi të trokëllijë i qetë duke përkundur lavjerësin djathtas e majtas.

Çiçikovi falenderoi zonjën e shtëpisë, duke i thënë se s'kish nevojë për asgjë, të mos shqetësohej veçse për krevatin, se donte vetëm të dinte në ç'vend ndodhej dhe a kish shumë udhë për të bërë që të arrinte tek çifligar Sobakieviçi. Plaka iu përgjigj e i tha se këtë emër s'e kish dëgjuar kurrë dhe se aty s'kish ndonjë çifligar me emrin Sobakieviç.

- Të paktën a e njihni Manillovin? - pyeti Çiçikovi.

- Cili është ky Manillov?

- Çifligar, nënoke.

- Jo, s'e kam dëgjuar. Këtu s'ka çifligar me këtë emër.

- Po cilët janë pronarët e vendit?



- Bobrovi, Svinjini, Kanapatievi, Harpakini, Trepakini, Pleshakovi.

- Kamës janë, apo jo?

- Jo, babush, s'janë shumë kamës. Kush ka njëzet frymë, kush tridhjetë. Asnjëri s'ka njëqind.

Çiçikovi e kuptoi se ish futur në një humbëtirë të madhe.

- Po qyteti, të paktën, a është larg?

- Nja gjashtëdhjetë vjorsta. Sa keq më vjen se s'kam ç't'ju jap të hani! Doni t'ju bëj një çaj, babush?

- Falemnderit, nënoke. S'dua asgjë, veçse një krevat.

- Keni të drejtë, pas një udhe të këtillë duhet të çlodhi. Ja, këtu do të flini, babush, në këtë kanape. Fetinjë, sill një dyshek me pupla, një jastëk dhe një çarçaf. Hej, në ç'kohë ju solli zoti! Ç'gjëmime! Tërë natën e mbajta qiririn të ndezur përpara korës. Eh, babush, zotrote qenke zhgrryer tamam si derrkuc, tërë kurrizin dhe brinjët i ke me baltë! Ku patët mirësinë të zhgërryheni kështu?

- Lavdi zotit se vetëm u zhgërryeva; duhet t'ia di për të mirë se s'theva ndonjë brinjë.

- O zot shpëtimtar, tmerr i madh! A nuk do të të fërkojmë kurrizin me gjësendi?

- Falemnderit, falemnderit. Mos u shqetësoni, po vetëm i bëni urdhër shërbëtores që të më thajë e pastrojë rrobat.

- Dëgjo, Fetinjë! - tha zonja e shtëpisë duke iu drejtuar gruas që kish pritur në fillim në treme me qiri në dorë, dhe kish sjellë një dyshek me pupla, që zuri ta çepkitë me të dyja duart, duke e mbushur dhomën me pupla. - Merr kaftanin e zotërisë bashkë me rrobat e poshtme dhe thaji më parë në zjarr, siç bëje dikur me rrobat e të ndjerit, pastaj fshiji e shkundi mirë.

- Si urdhëron, zonjë! - tha Fetinja, duke shtruar çarçafin mbi dyshek dhe duke vënë jastëkun përsipër.

- Hë, shtrati është gati, - tha zonja. - Natën e mirë, babush.

A mos ke nevojë për gjësendi? Ndofta e ke zakon, babush, që ndokush të të gudulisë natën thembrat e këmbëve. Të ndjerin tim shoq nuk e zinte gjumi po të mos ia gudulisje thembrat.

Por mysafiri s'desh as t'ia gudulisnin thembrat. E zonja e shtëpisë doli. Po në atë çast ai u zhvesh fët e fët, ia dha Fetinjës të gjitha takëmet që kish hequr - të sipërmet dhe të poshtmet - dhe pastaj kjo, si i tha natën e mirë, doli duke marrë tërë këto rraqe të qullura e shumë të rënduara. Si mbeti filli vetëm, Çiçikovi i hodhi një sy, mjaft i kënaqur, krevatit të tij që arrinte po thuaj gjer lart në tavan. Siç duket, Fetinjës i vinte ndoresh shumë për të çepkitur dysheqet. Çiçikovi vuri një karrige, hipi në të dhe që aty u gremis në krevat dhe ky batisi pothuaj gjer poshtë në dysheme; puplat e ngjeshura dhe stërngjeshura u degdisën në të katër qoshet e dhomës. Shoi qiririn, u mbulua me jorganin prej basme, u mblodh kutullaç dhe aty për aty e zuri gjumi.

Të nesërmen në mëngjes u zgjua mjaft vonë. Dielli hynte nëpër dritare dhe i binte drejt në sy, kurse mizat, të cilat në mbrëmje kishin fjetur të qeta në muret dhe në tavan, tani i qenë vërvitur të gjitha atij: njëra i kish qëndruar në buzë, tjetra në vesh, e treta kërkonte të zinte vend në sy; mizën e gjorë që kish gabuar dhe kish ndenjur afër vrimës së hundës, Çiçikovi e kish ndjellë nëpër gjumë dhe e kish hequr brenda në hundë dhe kjo e kish bërë të teshtijë me të madhe: tamam ky pat qenë shkaku që e zgjoi nga gjumi. Duke i hedhur një sy dhomës, Çiçikovi vuri re tani se jo të gjitha tablotë paraqisnin zogj: midis tyre kish një portret të Kutuzovit dhe një portret plaku të pikturuar me bojë vaji, me një uniformë tërë shiritë të kuq, siç mbaheshin në kohën e Pavël Petroviçit[1]. Sahati vrungulloi përsëri dhe trokëlliu dhjetë

1) Cari Pavel I, që mbretëroi midis vjetëve 1796 dhe 1801



herë. Te dera u duk një fytyrë gruaje, që u zhduk aty për aty, sepse Çiçikovi ish zhveshur lakuriq, me që kish dashur të flinte më rehat. Fytyra e gruas iu duk e njohur. Zuri të vrasë mendjen: cila ish kjo? - dhe më në fund iu kujtua se ish fytyra e zonjës së shtëpisë. Veshi këmishën, gjeti aty pranë rrobat e thara dhe të fshira. Si mbaroi së veshuri, iu afrua pasqyrës dhe teshtiu përsëri me kaq hov sa që një misërok që i qe afruar ndërkaq dritares - dritarja ish shumë e ulët, afër dheut - ia ktheu aty për aty me ca fjalë të shqiptuara në gjuhën e misërokëve, ndofta i tha "me shëndet". Çiçikovi i shfryu i zemëruar dhe i tha: "budalla". Duke iu afruar dritares, ai zuri të kqyrë pamjen që i dilte përpara syve. Ndonëse dritarja sa s'puthitej me qymezet e shpesërisë, prapseprapë oborri i vogël që ndodhej përpara ish plot shpesëri dhe gjithfarë kafshësh shtëpiake. Pulat e misërokët s'kishin numër; midis tyre shkonte e vinte fodull, me çap të matur, një kaposh duke tundur kreshtën dhe duke kthyer kokën anash sikur diç të përgjonte. Aty vinte vërdallë një dosë bashkë me tërë familjen e saj. Duke rrëmuar një tok plehu ajo përlau dhe hëngri kalimthi një zog pule dhe, pa vënë re fare ç'kish bërë, vazhdoi punën, duke gllabëruar ca kore shalqini. Ky oborr i vogël ose kotec ish ndarë me një gardh dërrasash, përtej të cilit shtriheshin kopshte të mëdhenj me lakra, qepë, patate, panxhar dhe perime të tjera. Në kopsht kish tek-tuk drurë mollësh dhe pemë të tjera, të mbuluara me rrjeta që t'i mbronin nga laraskat dhe nga rabeckat. Këto të fundit silleshin si ca re të dendura nga një vend tek tjetri. Po për këtë shkak kishin ngritur ca dordolecë krahëhapur majë hunjsh; njërit nga këta dordolecë i kishin vënë në kokë një qelepuç nga ata të zonjës. Matanë kopshteve dukeshin izbat e fshatarëve. Ndonëse këto ishin të shpërndara andej-këtej dhe s'ishin renditur në rrugë, prapseprapë sipas vëzhgimeve që bëri, Çiçikovit iu mbush mendja se banorët e tyre rronin

mirë, sepse izbat ishin mbajtur pastër: dërrasat e kalbura të çative ishin zëvendësuar me të reja, aty pranë s'dukej asnjë portë e përkulur, kurse përballë, në plevicat e mbuluara të fshatarëve i zinte syri aty-këtu ndonjë karrocë rezervë, pothuaj të re, në ndonjë vënd tjetër dy karroca të tilla. "S'paska fshat të vogël!" - tha Çiçikovi dhe kuturisi të njihet për së afërmi dhe të bisedojë sa më shpejt me zonjën. Shikoi nëpër derën e hapur përgjysmë, që ku aty më parë ajo kish nxjerrë kokën, dhe e pa të ulur në sofër gati për të pirë çajin. Hyri brenda gazmend dhe i përzemërt.

- Mirmëngjes babush, a fjete mirë? - e pyeti zonja e shtëpisë, duke u ngritur nga vendi. Tani ajo ish veshur më mirë se mbrëmë: mbante një fustan të errët dhe kish hequr nga koka qelepuçin e natës, por ama qafën e kish prapë të lidhur me diçka.

- Mirë, shumë mirë, - iu përgjigj Çiçikovi, duke u vendosur në një poltronë. - Po, ju nënoke?

- Keq, babush.

- Përse?

- S'kam gjumë. Më dhembin kryqet, edhe këmbët, nga noçkat e lart, më therin.

- Do t'ju shkojë, do tju shkojë, nënoke. Mos u vini mendjen këtyre.

- Dhëntë zoti të shkojë. U fërkova me sallo derri; edhe me terebetinë u fërkova. Me se do ta pini çajin? Ja një pagur me lëng frutash.

- S'është keq, nënoke, do të pimë edhe lëng frutash.

Besoj se këndonjësi e ka vënë re se Çiçikovi, ndonëse nga pamja dukej shumë i dhembshur, fliste shumë më lirisht se sa me Manillovin. Duhet ta themi se tek ne, në Rusi, në qoftë se kemi mbetur ende disi prapa të huajve në ndonjë punë, i kemi lënë shumë prapa këta në artin e sjelljes. S'është e mundur të numërosh të gjitha stërngjyrat dhe finokëritë e



bisedimit tonë. As frëngu, as nemci nuk do të jenë kurrë të zotët t'u futen brenda dhe t'i kuptojnë gjithë këto dallime dhe gjithë këto veçanti. Kushdo nga këta do të përdorë pothuaj të njëjtin zë dhe të njëjtën gjuhë për të folur edhe me milionerin, edhe me dyqanxhinë e vogël që shet duhan, megjithqë, natyrisht, në fund të shpirtit të tij është gati t'i puthë këmbët të parit. Kjo është punë që s'bëhet tek ne. Ne kemi pehlivanë nga ata që janë të zotët të flasin me një pronar dyqindfrymësh krejt ndryshe nga ç'flasin me një pronar treqindfrymësh; me atë që ka treqind do të flasin prapë ndryshe nga ai që ka pesëqind frymë, kurse me atë të pesëqindve do të ndryshojë të folurit nga ai i të tetëqindve. Shkurt, edhe sikur të arrish në një milion frymë, prapë do të gjenden stërngjyra të foluri. Ta zemë, fjala vjen, se ka një zyrë, jo këtu, po në një vend tjetër, në anë të botës, dhe se kjo zyrë ka, të themi, një shef. Ju lutem ta shikoni këtë shef kur rri në mes të vartësve të tij; menjëherë të pushton frika e s'thua dot një fjalë! Sa krenari e sa fisnikëri shpreh fytyra e tij! Merr furçën në dorë dhe pikturoje: Prometeu[1], vetë Prometeu! Duket si shkabë, shkel i qetë, me hap të matur. Por kjo shkabë, sapo del nga dhoma dhe i afrohet kabinetit të shefit të tij, bëhet thëllëzë dhe shkon vrap me shkresat nën sqetull. Në shoqëri dhe në ndonjë mbrëmje, në qoftë se gjithë të tjerët kanë gradë më të ulët, Prometeu, mbetet Promete, po sikur ata të kenë një gradë pakëz më të lartë, Prometeu kurdis një metamorfozë nga ato që as Ovidit[2] s'do t'i kish shkuar mendja ta trillonte: bëhet mizë, madje edhe më i vogël se mizë: grimcë rëre! "Mbase ky s'është Ivan Petroviçi - thua ti kur e vështron. - Ivan Petroviçi është më i

1) *Prometeu* - titan, heroi i një përralle të grekëve të moçëm, që mishëronte dinjitetin njerëzor.
2) *Ovidi* - poet i Romës së lashtë (43 para e.v. - 17 pas e.r), autori i "Metamorfozave" një poemë e ndryshimeve të mrekullive.

gjatë nga shtati, kurse ky është edhe shkurtabiq, edhe thatarok; ai tjetri flet me zë të lartë, të trashë dhe nuk qesh kurrë, ndërsa ky s'di se ç'belbëzon: cicërin dhe s'i qesh buza. I afrohesh, e shikon: është tamam Ivan Petroviçi! "Ehehe!" - thua në mendje...

Mirëpo haj të kthehemi tek personazhet tona. Çiçikovi, siç pamë, kuturisi të mos tarnaniset shumë, prandaj mori në dorë filxhanin e çajit, i hodhi lëng frutash dhe ia filloi kështu:

- Paski fshat të mirë, nënoke. Sa frymë ka ky fshat?

- Sa frymë, babush? Pothuaj, tetëdhjetë, - tha zonja, - po koha s'na vete mbarë. Vjet kemi pasur një thatëtirë që zoti na ruajt, s'futëm asgjë në hambar.

- Mirëpo në të pamë fshatarët duken të shëndoshë, izbat i kanë të forta. Me leje t'ju pyes, si ju quajnë? S'e kisha mendjen aty... Sosa natën...

- Koroboçka.

- Ju falemnderit me përulje. Po emrin dhe atësinë?

- Nastasia Petrovna.

- Nastasia Petrovna? Sa emër i bukur është Nastasia Petrovna! Unë kam një teto, motrën e nënës, që i thonë gjith Nastasia Petrovna.

- Po juve si ju quajnë? - pyeti çifligarja. - Nëpunës jeni, ë?

- Jo, nënoke, - iu përgjigj Çiçikovi duke buzëqeshur, - jo, s'jemi nëpunës, ne udhëtojmë me punë vetjake.

- Ashtu? Pra ju blini e shisni? Sa keq më vjen, të them të drejtën, se ua shita mjaltin kaq lirë tregtarëve! Ndofta zotrote, babush, do të ma blije, po të mos e kisha shitur.

- Jo, mjaltë s'do të kisha qejf të blija.

- Po ç'mall tjetër? A mos do kërp? Po edhe fjollë e kërp kësaj here kam shumë pak: vetëm gjysmë pudë.

- Jo, nënoke. Unë dua një mall tjetër. Pa më thoni, a ju kanë vdekur shumë fshatarë?



- Oh, babush, tetëmbëdhjetë njerëz! - tha plaka duke psherëtirë. - Të gjithë burra të shëndoshë, të gjithë puntorë të palodhur. Vërtet, pastaj lindën të tjerë, po ç'i do: këta janë kërthinj fare. Ndërkaq erdhi nëpunësi i financës e më kërkoi të paguaj taksat kokë për kokë. Njerëzit kanë vdekur, po unë duhet të paguaj si për të gjallët. Javën që shkoi m'u dogj farkëtari, një farkëtar që ia priste mendja për çdo gjë. I vinte ndoresh të bënte edhe kyçe.

- A mos ju ra zjarr këtu, nënoke?

- Zoti na ruajt! Po të kish rënë zjarr do të ish edhe më keq. Farkëtari u dogj vetë, babush. Iu ndezën zorrët nga brenda, e tepronte shumë me të pirët. Zuri t'i dalë flakë mavi nga goja gjersa u ndez i tëri, u përvëlua dhe pastaj u nxi, u bë qymyr. Hej, ç'farkëtar i zoti kish qenë! Tani unë s'mund të udhëtoj asgjëkund se s'ka kush të më mbathë kuajt.

- Të gjitha janë në dorë të zotit, nënoke! - psherëtiu Çiçikovi. - Ne s'mund të ngremë kokë kundër perëndisë... A m'i jepni mua këta, Nastasia Petrovna?

- Cilët t'ju jap, babush?

- Këta të gjithë, që kanë vdekur.

- Po si t'jua jap?

- Ja, ashtu, të m'i jepni. Ose, po të doni, m'i shisni. Do t'ju jap paratë në dorë.

- Po si mund të bëhet kjo punë? Të të them të drejtën unë s'marr vesh. A mos do t'i nxjerrësh nga varri?

Çiçikovi e pa se plaka s'kuptonte dhe se duhej t'ia shpjegonte se si qendronte puna. Me pak fjalë i tregoi se dorëzimi apo blerja do të bëhej vetëm në kartë, me shkrim, dhe se frymët do të shkruheshin në këtë kartë si të gjallë.

- Po ç'të duhen ty këta? - e pyeti plaka dhe ia mbërtheu sytë.

- Kjo është punë për mua.

- Mirë, po këta janë të vdekur.

- Po kush ju thotë se janë të gjallë? Pikërisht nga kjo keni pasur ju humbje: sepse ata janë të vdekur. Ju paguani taksa për këta të vdekur, kurse unë dua t'ju shpëtoj nga andrallat dhe nga pagesat. Kuptoni? Jo vetëm se do t'ju shpëtoj, po edhe do t'ju jap në dorë pesëmbëdhjetë rubla. A merrni vesh tani?

- Të them të drejtën, unë s'marr vesh asgjë, - tha plaka rëndë-rëndë. - S'kam shitur kurrë të vdekur.

- S'do mend! Do të kish qenë çudi e madhe të kishit shitur e t'jua kish blerë dikush. Apo ju shkon mendja se do të keni ndonjë dobi nga këta?

- Jo, për këtë s'më shkon fare mendja. Ç'të mirë do të kem unë nga këta? Asnjë të mirë. Gjëja që më ngatërron është se këta janë të vdekur.

"Hë, kjo plakë më duket kokëngjeshur!" - tha me vete Çiçikovi.

- Dëgjoni, nënoke. Ju lutem të arsyetoni mirë: ju po merrni më qafë veten; paguani taksa për të vdekurit, sikur këta të ishin të gjallë.

- Oh, babush, këtë as mos ma zer në gojë! - ia preu çifligarja. - Sot e tri javë më dolën nga dora më shumë se njëqind e pesëdhjetë rubla. Pa m'u desh edhe t'i jap nën dorë ryshfet nëpunësit.

- Shikoni pra, nënoke? Tani po ju them se s'keni më nevojë t'i jepni ryshfet nëpunësit, sepse taksën e tyre do ta paguaj unë; unë, jo ju; unë marr përsipër të gjitha detyrimet. Madje edhe aktin e shitblerjes do ta bëj me paratë e mia. Merrni vesh?

Plaka se ç'po vriste mendjen. Ajo e shihte se kjo punë kish, si të thuash, leverdi, por halli se i dukej tepër e re, e padëgjuar; prandaj nisi ta pushtojë një frikë e madhe, druhej se mos ia hidhte ky tregtar; vetëm një zot e di se nga kish ardhur ky njeri, madje në mes të natës.



- Hë, nënoke, a bëjmë toka? - pyeti Çiçikovi.

- Të të them të drejtën, o babë, s'më ka ndodhur kurrë të shes të vdekur. Të gjallë po, kam shitur. Ja, sot e tre vjet i dhashë uratës, kryepriftit, dy çupka dyqind rubla kokën. Ai ma di për të mirë, sepse çupkat dual puntore shumë të mira: endin peceta me duart e tyre.

- S'e kam fjalën për të gjallët; këta zoti t'i ruajë. Unë pyes për të vdekurit.

- Të të them të drejtën, kam frikë, kjo është një gjë që më ndodh për herë të parë; druhem mos humbas. Ndofta ti, o babë, do të ma hedhësh, dhe ata... Ku ta di unë, mbase bëjnë më shumë.

- Dale, nënoke... Eh ç'janë këto fjalë? Si mund të bëjnë? Mendojeni vetë këtë punë: ata janë pluhur. Merrni vesh? Pluhur. Ta zemë se merrni një gjë të padobishme, fjala vjen, një leckë. Mirëpo kjo leckë ka një farë vlere: fundi i fundit mund t'i shitet një fabrike që bën kartë. Po këta që kërkoj unë s'hyjnë në punë. Hë, thuajeni vetë: hyjnë në punë?

- Ashtu është, keni të drejtë. Nuk hyjnë fare në punë, po mua më pengon vetëm një gjë: ata janë të vdekur.

"Eh, kjo paska qenë kokëshkëmb! - tha me mendje Çiçikovi që kish nisur ta humbasë durimin. - Hajde e merru vesh! Kjo e mallkuar më bëri të dërsij!"

Si tha kështu, nxori shaminë nga xhepi, nisi të fshijë djersën që me të vërtetë i kish bulëzuar në ballë. Por Çiçikovi nxehej më kot. Ka ngandonjëherë burra të nderuar, madje burra shteti, të cilët kur i ve në provë vërtetojnë se s'janë gjë veçse Korobočka. Një njeriu të tillë kur i hyn një gjë në kokë, nuk heq më dorë nga e tija. Silli sa të duash arsye të kthjellta si dita, prapë nuk do t'ia mbushin mendjen, sepse s'i hyn asgjë në tru. Si fshiu djersën, Çiçikovi vendosi të përdorë një mënyrë tjetër që ta bëjë për vete.

- Ju, nënoke, - i tha ai, - ja s'doni të kuptoni fjalët e mia,

ja flisni vetëm që të ndodhi në punë... Unë po ju jap para: pesëmbëdhjetë rubla asinjate[1]. Kuptoni? Këto janë para. Paraja s'gjendet në rrugë. Thuajmëni të vërtetën: sa e shitët mjaltin?

- Dymbëdhjetë rubla një pudë[2].

- Mos e ngarkoni shpirtin me mëkate, nënoke. Nuk e keni shitur dymbëdhjetë rubla pudën.

- Për zotin, kaq e shita.

- Shikoni, pra? Mirëpo ky është mjaltë! Ju e mblodhët pak nga pak, mbase një vit të tërë, me andralla, me të rropatura, me mundime; udhëtuat poshtë e lart, i ushqyet bletët një vit të tërë në bodrum, i tymosët që t'u merrni mjaltin, kurse frymët e vdekura nuk janë të kësaj bote. Këtu ju s'bëtë asnjë përpjekje. Ata ikën dhe e lanë këtë jetë, në dëm të çifligut tuaj, sepse ashtu desh zoti. Kur shitët një pudë mjaltë, muarët dymbëdhjetë rubla për mundimin tuaj, kurse këtu do të merrni për asgjë, xhaba, jo dymbëdhjetë, po pesëmbëdhjetë, jo argjend, por asinjate të kaltra.

Si ia renditi këto arsye të forta, Çiçikovi pothuaj nuk dyshonte se, në fund, plaka do të jepej.

- Të them të drejtën, - ia ktheu çifligarja, - unë jam një grua e ve, pa përvojë! Më mirë ta lemë këtë punë për ca kohë, do zoti vijnë tregtarë këtej që t'i pyes si janë çmimet.

- Turp, turp, nënoke! Me të vërtetë, turp! Fjalë janë këto? Verjani gishtin kokës! Kush është ai që blen frymë të vdekura? Si do t'i përdorë këta?

- Ku ta dish... Ndofta mund të përdoren në ndonjë punë... - ia priti plaka, po nuk e mbaroi fjalën, mbeti gojëhapur dhe e shikoi pothuaj me frikë, duke pritur të dëgjojë se ç'do t'i thosh.

1) Karmonedhë. Një rublë argjënd vlente 3.5 rubla asinjate.
2) *Pudë* - 16.38 kg.



- Të vdekurit të bëjnë ndonjë punë? Ama fjalë thatë! A mos do t'i vini të trembin rabeckat, natën, në kopshtin tuaj, ë?

- Kryqi qoftë me ne! Ç'janë këto llahtare që po ju dalin nga goja? - tha plaka duke bërë kryq.

- Ku keni qejf t'i vendosni? Mos harroni se kockat dhe varret do t'ju mbeten juve, të gjitha. Dorëzimi do të bëhet vetëm me shkrim. Hë, ç'thoni? Si ia bëjmë? Të paktën përgjigjuni.

Plaka prapë diç po vriste mendjen.

- Ç'mendoni, Nastasia Petrovna?

- Të them të drejtën: s'po vendos ç'të bëj; më mirë t'ju shes kërpin.

- E ç'ta bëj unë këtë kërp? Punë i thonë kësaj? Unë po ju lutem për një gjë dhe ju kërkoni të më jepni kërp! Kërpi është kërp; do të vij një herë tjetër e do ta marr. Hë, pra, si ia bëjmë, Nastasia Petrovna?

- Për zotin, ky mall është i çuditshëm. Ku është parë e dëgjuar...

Kjo ia mbushi Çiçikovit kupën e durimit, kapi një karrige, e përplasi me inat në dysheme dhe i tha plakës ta marrë djalli.

Djalli ia kalli frikën gjer në palcë çifligares.

- Oh, për zotin, mos ia kujto emrin atij! - thirri plaka e verdhë dyllë. - Njënatëzaj e pashë ëndërr të paudhin; nuk m'u nda tërë natën. Atë mbrëmje, si u fala, më shkoi mendja të hedh fall me kartra dhe, siç duket, zoti më dërgoi qoftëlargun për dënesë. Uh, sa i shëmtuar ish! Brirët i kish të gjatë, si ata të kaut.

- Unë çuditem si s'ju dalin në ëndërr dhjetra e dhjetra djaj. Desha ta mbaroj këtë punë vetëm për hir të dashurisë së krishtere që kam për njerëzit. Thosha me mendt e mia: shiko, kjo e ve e gjorë po vuan, e ka pllakosur varfëria... Tani ngordhshi bashkë me fshatin tuaj!...

- Oh, ç'fjalë po të dalin nga goja! - thirri plaka duke e vështruar me llahtar.

- Për ju s'kam fjalë të tjera! E kam me gjithë mend, ju i ngjisni - unë s'dua të ze në gojë fjalë të keqe - një qeni që rri shtrirë në bar të thatë: as vetë s'ha bar dhe as kafshët s'i le të hanë. Unë kisha ndër mend të blej nga ju gjithfarë prodhimesh nga ato të çifligut, sepse merrem edhe me sipërmarrje shtetërore...

Kjo gënjeshtër, që Çiçikovi e kish thënë kalimthi, pa asnjë paramendim, kish qëlluar në shenjë. Kur dëgjoi se udhëtari merrej me sipërmarrje shtetërore, Nastasia Petrovna u shastis fare. Ajo i foli pothuaj me të lutur:

- Pse u nxehe kaq shumë? Po ta kisha ditur se je kaq gjaknxehtë nuk do të të kisha kundërshtuar.

- S'kam përse të nxehem! Kjo punë s'vlen dy para dhe nuk nxehem fare!

- Peqe, jam gati të t'i jap për pesëmbëdhjetë rubla asinjate! Vetëm ki kujdes, babush, për punën e sipërmarrjeve: po të të duhet miell thekri ose hejdesh, bollgur ose bagëti të therura, të lutem mos më harro.

- Jo, nënoke, s'do të të harroj, - tha ai duke fshirë me dorë djersën që i rridhte çurg. E pyeti kish a s'kish në qytet ndonjë avokat ose ndonjë të njohur, të cilin mund ta ngarkonte me një prokurë për të bërë aktin e shitblerjes dhe gjithë formalitetet e tjera që duheshin.

- Si jo; kam kryepriftin e qytetit, at Kirillin; i biri punon në gjykatore, - tha Koroboçka.

Çiçikovi iu lut t'i lëshojë këtij një prokurë dhe, që ta shpëtojë nga telashet e tepërta, iu përvesh vetë punës që ta shkruajë.

"Do të kish qenë mirë, - thosh ndërkaq me mendje Koroboçka, - po të më blinte për nevojat e shtetit miellin dhe bagëtinë. Duhet ta marr me të mirë: më ka mbetur ca brumë që dje, do të vete t'i them Fetinjës të gatuajë ca petulla; do të ish mirë të bënte edhe një lakror me vezë; ajo e gatuan lakrorin shumë të mirë dhe shpejt". Plaka doli të japë urdhër për të tëhollur një lakror, dhe, ndofta, që ta ndihmojë për të gatuar edhe gjëra të tjera nga ato të gojës.

Ndërkaq Çiçikovi hyri në dhomën e pritjes, ku kish fjetur atë natë, për të nxjerrë shkresat e duhura nga arka. Dhoma ish ndrequr e pastruar, kishin hequr dyshekun e shtresat, tryeza e shtruar gjendej përpara kanapesë. E vuri arkën mbi këtë tryezë, u preh pak sepse ish tërë djersë, sikur të paskesh hyrë në lumë: të gjitha i kish të qullura - që nga këmisha e gjer te çorapet. "Uf, ma mori shpirtin kjo shtrigë!" - tha ai, si u çlodh pak, dhe pastaj hapi arkën.

Autori e di se midis këndonjësve ka kureshtarë, nga ata që duan të dinë madje edhe se cilat janë të ndarat e brendshme të arkës. Përse të mos ua bëjmë qejfin? Ja cilat janë të ndarat e brendshme: në mes fare gjendet vendi i sapunit, prapa këtij ka nja gjashtë a shtatë kthinëza për brisqet; vijnë pastaj dy të ndara katrore - njëra për shishen e bojës dhe tjetra për kutizën e rërës[1], midis të cilave ndodhet një vend për penat, për dyllin e kuq dhe, në përgjithësi, për sendet e gjata; pastaj gjithfarë të ndarash me kapakë dhe pa kapakë për gjërat më të shkurtra. Këto ishin mbushur me kartvizita, me lajmërime vdekjesh, bileta të teatrove dhe të tjera, të palosura, dhe të mbajtura për kujtim. Tërë pjesa e sipërme me të gjitha të ndarat mund të hiqej dhe nën të gjendej një hapësirë mbushur me pako karte shkrimi, pastaj vinte një sirtar i fshehtë për të mbajtur paratë. Ky sirtar hapej nga një vend i padukshëm, anës. I zoti e hapte dhe e mbyllte kaq shpejt këtë sa që as vetë nuk dinte sa para kish brenda.

1) Kjo rërë përdorej për të tharë bojën e shkresave, sepse në atë kohë s'kishte dalë letra thithëse.

Çiçikovi iu përvesh menjëherë punës; mprehu penën dhe zuri të shkruajë. Në këtë kohë hyri zonja e shtëpisë.

- Të mirë e paske këtë arkë, babush, - i tha ajo duke u ulur pranë. - Në Moskë e ke blerë?

- Në Moskë, - u përgjegj Çiçikovi, duke vazhduar të shkruajë.

- E dija. Atje bëhen vetëm gjëra të mira. Ka tre vjet, që kur ime motër solli që atje ca çizme për fëmijët, nga ato që mbajnë ngrohtë. Ama mall i shëndoshë; çizmet i mbajnë edhe sot. Bobo, sa karta me stemë paska aty! - vazhdoi ajo si i hodhi një sy arkës. Dhe kish të drejtë: aty kish mjaft karta me stemë. - Makar të më falje mua një fletë! S'më ndodhet në shtëpi; mund të më dalë puna t'i bëj ndonjë kërkesë gjykatores dhe s'kam në ç'letër të shkruaj.

Çiçikovi i shpjegoi se kjo letër ish nga ato që përdoreshin për të shkruar akte shitblerjesh dhe s'bënte për kërkesa. Megjithatë, që të mos ia prishte qejfin, i dha një fletë njërublëshe. Si mbaroi së shkruari prokurën, ia dha plakës ta nënshkruajë dhe i kërkoi një listë të vogël të fshatarëve të vdekur.

Mirëpo na doli se pronarja s'mbante lista të këtilla dhe nuk i hidhte fare në ndonjë regjistër. Ajo i dinte përmendësh pothuaj të gjithë, emër më emër. Çiçikovi iu lut t'ia thotë emrat. Disa fshatarë e çuditën mjaft me emrat dhe më fort me llagapet e tyre, kështu që Çiçikovi ngurronte një çast, para se t'i hidhte në kartë. Veçanërisht e habiti njëri që mbante emrin Pjotr Saveljev Mosndero-Korita, kështu që s'e mbaji dot veten të mos thotë: "Eh, sa i gjatë!" Një tjetër kish ngjitur pas emrit, llagapin "Tullë lope", tjetri quhej thjesht: Ivan Rrota. Si mbaroi së shkruari, ndjeu se ia gudulisi hundët një erë joshëse që e përhapte s'di ç'gjë e thekur në gjalpë.

- Ju lutem shumë, të hani gjësendi, - e grishi zonja e shtëpisë.



Çiçikovi u kthye e pa se në tryezë kishin shtruar kërpudha, pite, tullumba, byrek, petulla, pallaçinka - ca të mbushura me gjizë, ca të tjera me qepë, me fara paparune, me ajkë dhe s'di çfarë tjetër.

- Byrek taze me vezë! - tha zonja e shtëpisë.

Çiçikovi iu afrua byrekut taze me vezë dhe si përlau pothuaj më shumë se gjysmën, zuri të lëvdojë. Me të vërtetë, byreku ish i shijshëm dhe, pas andrallave dhe pazarllëkut që kish pasur me plakën, iu duk edhe më i shijshëm.

- Po dible? - e nxiti e zonja e shtëpisë.

Si përgjigje, Çiçikovi mbështolli rrotullam tri dible bashkë, i njomi me gjalpë të tretur dhe i futi në gojë, pastaj fshiu buzët dhe duart me pecetë. Këtë e përsëriti tri herë dhe iu lut zonjës së shtëpisë të jepte urdhër t'i mbrehnin karrocën. Nastasia Petrovna e dërgoi menjëherë Fetinjën, po më parë i tha të sillte ca dible të tjera të vala.

- Shumë të shijshme i paski petullat, nënoke, - tha Çiçikovi duke iu vërvitur të valave që posa kishin sjellë në sofër.

- Ashtu, mirë m'i gatuajnë, - tha zonja e shtëpisë, - po e keqja është se moti s'ka qenë i mirë, mielli s'është ashtu si duhet të jetë... Po pse nxitohi kështu, babush? - pyeti ajo kur e pa Çiçikovin se kish marrë shapkën në dorë. - S'e kanë mbrehur ende karrocën.

- Do ta mbrehin, nënoke, do ta mbrehin. Karrocieri im e mbreh shpejt.

- Mirë, si të urdhëroni, po mos harroni porositë e mia.

- Nuk do t'i harroj, nuk do t'i harroj, - tha Çiçikovi, duke dalë në treme.

- Po dhjamë derri a blini? - e pyeti zonja e shtëpisë, duke e ndjekur nga prapa.

- Pse të mos blej? Po më vonë.

- Pas Kërshëndellesh do të kem edhe dhjamë derri.

- I blejmë, i blejmë, të gjitha i blejmë; edhe dhjamë derri blejmë.

- Ndofta mund t'ju duhen edhe pupla shpesësh. Për kërshëndelle do të kemi edhe pupla.

- Mirë, mirë, - tha Çiçikovi.

- A shikon, o baba? Karroca jote s'është bërë gati, - tha zonja e shtëpisë kur dolën në treme.

- Do të bëhet gati, do të bëhet gati. Vetëm të më thoni se si mund të dal në xhadenë e madhe.

- Ç'të bëj? - tha gruaja. - Është zor ta marrësh vesh me të thënë, se ka shumë të kthyera. Do të të jap një çupërlinë që të të nxjerrë gjer atje. Besoj se ke vend në popë, që të rrijë edhe ajo.

- Si të mos kem?

- Mirë, do të të jap një çupërlinë, që e di udhën. Vetëm hap sytë: mos ma rrëmbe! Kisha një çupë tjetër në shtëpi, po ma rrëmbyen ca tregtarë.

Çiçikovi i dha fjalën se nuk do t'ia rrëmbente dhe, Koroboçka, si e fjeti mendjen, zuri të kqyrë se ç'kish aty në oborr. Ajo ia nguli sytë ekonomes, që po nxirrte nga qilari një shekle me mjaltë, vështroi një fshatar që ish afruar te porta dhe dalngadalë u krodh e tëra në punët e shtëpisë.

Por ne pse të zgjatemi kaq shumë me Koroboçkën? Koroboçkë ose Manillov, jetë shtëpiake ose joshtëpiake, haj t'i lemë të gjitha prapa! Bota është ndërtuar në një mënyrë të çuditshme: aty, në qoftë se do ta vështrosh me vëmendje një copë herë të gjatë, ke për të parë se sakaq gëzimi ndërrohet në vaj dhe atëherë zoti e di se ç'marrëzi do të të shkrepë në kokë. Mbase ka të ngjarë që të thuash me mendje: "A është e vërtetë se kjo Koroboçkë qëndron në një shkallare kaq të ulët të shkallës pa mbarim të përsosmërisë shoqërore? Me të vërtetë kaq e thellë është gremina që e ndan Koroboçkën nga motra e saj që rri krejt e veçuar brenda mureve të shtëpisë



së saj aristokrate me shkallë erëmirë prej gize dhe rami të ndritur, të stolisura me dru bakëmi dhe të shtruara me qilime? Zonja aristokrate gogësin përpara një libri që s'e ka mbaruar së kënduari, duke pritur vizitën e ndonjë njeriu mondan shumë të zgjuar që do t'i hapë një fushë të gjerë për të treguar vezullimet e mendjes së tij dhe për të shprehur idetë që ka formuar dhe nga të cilat, sipas zakonit të modës, do të ziejë qyteti një javë të tërë. Këto ide s'kanë asnjë lidhje me ato që ndodhin në shtëpinë dhë në çifligjet e saj të prishur dhe të shkatërruar, sepse ajo s'është e zonja të merret me administrimin e tyre të mirë, por me kthesat politike që pregatiten të bëhen në Francë, me drejtimin që ka marrë katolicizmi, i cili është bërë modë. Por haj të kalojmë më tej! Pse të flasim për këto? Po pse vallë, në mes të disa çasteve të gëzuara, të shkujdesura e pa brenga, papritur e pakujtuar na përshkon një rrymë e çuditshme: s'na është shuar ende krejt të qeshurit nga fytyra dhe ndërkaq jemi ndryshuar midis të të njëjtëve njerëz dhe një dritë krejt tjetër na ndriçon fytyrën?...

- Erdhi karroca, erdhi karroca! - thirri Çiçikovi kur ia zuri syri, më në fund, karrocën e tij që po afrohej. - Pse u vonove kaq shumë, budalla? Duket se s'të ka dalë të pirët e djeshëm.

Selifani s'u përgjigj fare.

- Rrini me shëndet, nënoke! Po ku është ajo çupërlina juaj?

- Haj, Pellagi! - i thirri çifligarja një çupërline nja njëmbëdhjetë vjeç, që rrinte më këmbë afër derës së shtëpisë, e veshur me një fustan prej pëlhure shtëpie të ngjyer, zbathur, me këmbët tërë llucë të njomë, kështu nga larg mund të pandehje se mbante çizme. - Shko tregoja udhën zotërisë.

Selifani e ndihmoi çupërlinën të hipë në popë të karrocës. Kjo vuri më parë njërën këmbë në shkallaren e zotërisë, ia

lerosi me baltë, pastaj hipi lart në popë dhe zuri vend në ndenjëse, pranë karrocierit. Pas saj vetë Çiçikovi vuri këmbën në shkallare dhe, duke qenë mjaft i rëndë, e përkuli karrocën në të djathtë; fundja zuri vend e tha:

- Hë! Tani jam mirë! Rrini me shëndet, nënoke!

Kuajt u nisën.

Tërë udhës Selifani ndenji hundë e buzë dhe shumë i vëmendshëm në punën e tij, gjë që ndodhte ngahera kur kish bërë ndonjë faj ose kur ish i dehur. Kuajt i kish kashaisur për mrekulli. Njëri kular, që gjer atëhere, kish qenë pothuaj gjithnjë i shqepur, kështu që i dukej mbushëtira e shtupës, kësaj here ish qepur për bukuri. Selifani rrinte i heshtur, fshikullonte kuajt me kamxhik dhe nuk u mbante fjalime morale, megjithqë pullalliut, natyrisht, ia kish ënda të dëgjonte ndonjë këshillë të mirë, sepse ndërkaq karrocieri llafazan i mbante frerët në dorë të plogët dhe kamxhiku ua fshikullonte shpinën vetëm sa për sy e faqe. Por nga buzët e varura të Selifanit kësaj here nuk dëgjoheshin veçse thirrma të mërzitshme: "Haj, pullalli haj! Gogësi, gogësi!" - dhe asgjë tjetër. Madje edhe doriu me deputetin nuk ishin të kënaqur, sepse s'e dëgjuan asnjëherë t'u thotë as "xhan", as "të nderuar". Pullalliu zuri të ndjejë goditje jo të këndshme në pjesët e tij të tulta e të gjera. "Shikon? Ky po sëllon, jo shaka! - thosh me mendje duke çulitur disi veshët. - Ama di se ku të godasë! Nuk më fshikullon drejt në shpinë, po zgjedh tamam vendin që dhemb më shumë: më përcëllon veshët, më përvëlon barkun".

- Në të djathtë, ë? - e pyeti thatë Selifani çupërlinën që rrinte pranë tij, duke i treguar me kamxhik udhën e nxirë nga shiu dhe që gjarpëronte midis arave tërë gjelbërima të harlisura, të freskuara nga shiu.

- Jo, jo, do të të them unë, - iu përgjigj çupërlina.

- Po ku? - e pyeti më tej Selifani, kur iu afruan më shumë



xhadesë.

- Ja këtu, - ia ktheu ajo dhe i tregoi me dorë.

- Hajde kokë, kokë! - tha Selifani. - Kjo është në të djathtë: s'di nga është e djathta e nga është e mëngjra!

Megjithqë dita ish shumë e bukur, toka ish njomur dhe zbutur kaq shumë sa rrotat e karrocës rrëmbenin fasha balte si shajak, që ngjiteshin pas rrathëve dhe rëndonin shumë karrocën. Duhet të themi se ky dhè kish shumë argjil dhe ngjitej për tmerr. Për këto dy shkaqe, udhëtarët s'mundën të dalin në xhade veçse më drekë herë. Po të mos kish qenë çupërlina do ta kishin pasur shumë vështirë, sepse udhët ndaheshin e kryqëzoheshin në të katër anët si ca gafore të shkundura nga një thes, kështu që Selifani do të ndodhej në rrezik të humbiste rrugën - kësaj here pa asnjë faj. Pas pak çupërlina tregoi me dorë një ndërtesë që nxinte larg dhe tha:

- Ja ku është xhadeja!

- Po ajo ndërtesë? - pyeti Selifani.

- Hani, - ia ktheu çupa.

- Tani e gjejmë vetë udhën, - i tha Selifani, - ti mbushja në shtëpi!

Mbajti kuajt dhe e ndihmoi të zbresë, duke thënë nëpër dhëmbë:

- Eh, moj këmbëzezë!

Çiçikovi i dha një monedhë bakri dhe çupërlina ia mori për në shtëpi, tërë qejf, sepse pat ndenjur majë popës.

# Kreu i katërt

Kur sosën në han, Çiçikovi i dha urdhër Selifanit të mbajë karrocën për dy shkaqe: njëri - që të çlodhen kuajt, dhe tjetri që ai vetë të marrë fuqi duke ngrënë e pirë diçka. Autori duhet ta pohojë se u ka shumë zili oreksit dhe stomakut të njerëzve të këtij kallëpi. Përballë një njeriu të tillë s'bëjnë dy para tërë ata zotërinjtë e mëdhenj që rrojnë në Peterburg apo në Moskë dhe që e shkojnë kohën duke vrarë mendjen se ç'do të hanë të nesërmen dhe ç'drekë të japin urdhër t'u gatuajnë pasnesër dhe të cilët nuk i shtrohen kësaj dreke veçse duke hedhur më parë në gojë ndonjë hape. Ata gëlltitin stridha e merimanga deti dhe përbindësh të tjerë dhe pastaj ngrihen e shkojnë në Karlsbad ose në Kaukaz. Jo, këtyre zotërinjve nuk u ka pasur kurrë zili. Por ai adhuron njerëzit e dorës së mesme, ata që në stacionin e parë porositin t'u sjellin proshut, në të dytin një derrkuc të pjekur, në të tretin një ngastër blini ose ndonjë copë suxhuk të pjekur me qepë dhe pastaj sikur të mos kish ndodhur asgjë, ulen në sofër në çdo orë të duash dhe aty për aty midis dhëmbëve të tyre fishkëllin e gurgullon ndonjë çorbë sterleti, vërvitet ndonjë ngastër lakrori me silur, duke i bërë të tjerët t'iu lëshojë goja lëng. Ja, këtyre zotërinjve u ka zili për oreksin që u ka falur Zoti! Sa e sa nga ata zotërinjtë e mëdhenj do ishin gati të bënin fli aty për aty gjysmën e fshatarëve të tyre bujkrobër dhe gjysmën e



çifligjeve, të vënë ose të pavënë peng, me të gjitha bonifikimet të bëra sipas mënyrës së huaj ose sipas mënyrës ruse, vetëm e vetëm që të kishin edhe ata një stomak si atë të këtij zotërie të dorës së mesme. Po mjerisht një stomak i tillë s'blihet dot as me para, as me çifligje - të bonifikuar ose të pabonifikuar.

Hani, që ish një ndërtesë e drunjtë dhe e nxirë, e grishi Çiçikovin në tremen e tij të vogël e mikpritëse, me ca shtyllëza trungjesh të gdhendur që u ngjasin ca shandanëve të lashtë nga ata të kishave. Ky han ish një farë izbë ruse, disi më e madhe. Muret e tij të errët ishin larushitur në mënyrë të theksuar me korniza prej druri të njomë, të gdhendur, të vendosur rreth dritareve; po ashtu edhe tavanët; në kanatet e dritareve ishin vizatuar ca saksi me lule.

Si ngjiti shkallën e ngushtë të drunjtë, në çardhakun e madh Çiçikovi u përpoq ballë për ballë me një plakë trashamane të veshur me një fustan larush basme, që hapi derën me gërvima dhe i tha:

- Urdhëroni këtej!

Në dhomë gjeti gjithë ata miqtë e vjetër që takon çdo rrugëtar në hanet e vegjël të fshatrave, të vendosur rëndom gjatë udhëve dhe pikërisht: një samovar të mbuluar me myk, ca mure trungjesh pishe të lëmuar, një dollap trekëndësh të vendosur në një qoshe, të mbushur me çajnikë dhe filxhanë, vezë porcelani të praruara, varur me ca kordhele mavi dhe të kuqe përpara korave, një mace me kotele të pjella aty pak kohë më parë, një pasqyrë që tregon jo dy sy, po katër dhe që në vend të fytyrës, të jep një pite; më në fund, përpara korave ca tufa bari me erë dhe karafilë të tharë e të stërtharë saqë kush ka qejf t'u marrë erë duhet të teshtijë me të madhe.

- Derrkuc keni? - Kështu e pyeti Çiçikovi atë plakën që rrinte më këmbë përpara tij.

- Kemi.

- Me rrikë e me ajkë qumështi?

- Me rrikë e me ajkë qumështi.

- Sille këtu!

Plaka shkoi dhe u kthye pas pak duke sjellë një pjatë, një pecetë kaq të forcuar në kollë sa që rrinte sus përpjetë si një kore e thatë, pastaj një thikë të hollëz si çarki me një mill kocke të zverdhur, një pirun me dy bigla dhe kripthin që s'qëndronte dot më këmbë në tryezë.

Heroi ynë, sipas zakonit, hyri menjëherë në bisedë me plakën dhe e pyeti në e mbante vetë hanin apo ndonjë tjetër, ç'të ardhura i sillte ky han, të bijtë a rronin bashkë me të apo ishin ndarë, djali i madh ish beqar apo i martuar, ç'grua kish marrë ky dhe a e kish marrë me prikë të madhe apo jo, i vjehrri ish apo jo i kënaqur dhe a qe zemëruar se dhuratat që i kish shpënë në dasmë kishin qënë të pakta. Shkurt, s'la gjë pa pyetur. Merret vesh se s'harroi të pyesë cilët ishin çifligarët që banonin rreth e qark. Plaka ia tha emrat: Bllohini, Poçitajevi, Millnoji, kolonel Çeprakovi, Sobakieviçi.

- Ah, e njojtke Sobakieviçin? - pyeti ai dhe dëgjoi aty për aty se plaka e njihte jo vetëm Sobakieviçin, po edhe Manillovin dhe se ky, Manillovi, ishte shumë më dorëgjerë sesa Sobakieviçi: jepte urdhër t'i zienin fët e fët një pulë, kërkonte edhe mish viçi; pyeste për mëlçi deleje dhe, në kish, kërkonte t'ia sillnin në sofër; pastaj vetëm sa i ngjëronte pak të gjitha. Sobakieviçi porosiste vetëm një gjellë, e hante të tërë dhe madje kërkonte t'i jepnin një shtesë porcioni po me ato para.

Ndërsa po bisedonte kështu, duke ngrënë derrkucin, nga i cili i kish mbetur vetëm thela e fundit, u dëgjuan krismat e rrotave të një karroce që po afrohej: Çiçikovi hodhi një sy në dritare dhe pa se përpara hanit qendroi një koçi e lehtë me tre kuaj të mirë. Nga kjo koçi zbritën dy burra - njëri leshverdhë, i gjatë; tjetri pak më i shkurtër, zeshkan. Leshverdhi mbante një vengerkë[1] mavi të mbyllur, zeshkani kish një arhalluk[2]



laragan. Nga larg po vinte avash-avash edhe një karrocë tjetër, shkatarraqe, bosh, që e zvarrisnin nja katër gërdalla leshtore me ca kularë të prishur dhe me frerë litari. Leshverdhi ngjiti menjëherë shkallët, ndërsa zeshkani mbeti edhe ca poshtë, s'di ç'kërkoi në karrocë, duke biseduar ndërkaq me shërbëtorin dhe duke i bërë me dorë karrocës që po vinte prapa. Zëri i tij iu duk i njohur Çiçikovit. Ndërsa ky po e shikonte zeshkanin, leshverdhi gjeti me hamendje derën dhe e hapi. Ky ish një burrë i gjatë, me fytyrë të hequr ose, më saktë, thatime, me një palë mustaqe të kuqërreme. Nga fytyra e përzhitur mund të thoshe se ky njeri dinte se ç'është tymi, në mos ai i barutit, të paktën tymi i duhanit. Ky iu fal me mirësjellje Çiçikovit dhe ky iu përgjigj në të njëjtën mënyrë. Në disa pak minuta ata do të kishin biseduar dhe do të kishin bërë të njohur mirë e mirë njëri me tjetrin; sepse këtë punë e kishin filluar që tanithi, dhe të dy pothuaj me një gojë shprehën kënaqësinë se shiu i ditës se djeshme kish shpëlarë fare pluhurin e udhës dhe se tani ish një ngazëllim i madh të udhëtoje në freski, po ndërkaq hyri shoku i tij zeshkan, hoqi kapën nga koka, e hodhi në tryezë dhe shpupurisi me dorë, kapadaillëkçe, ato leshrat e zeza e të dendura. Ky ish një djalosh mesatar nga shtati, i lidhur mjaft mirë, faqekuq, me dhëmbë të bardhë si dëborë dhe favorite të zeza si zifti. Fytyrën e kish freskoshe, tul e gjak, tërë shëndet, sa thuaj mend i pëlciste.

- Bababa! - thirri ai përnjëherësh duke hapur krahët kur e pa Çiçikovin. - Ç'erë të pruri këtej?

Çiçikovi e njohu Nozdriovin, me të cilin kish ngrënë drekë te prokurori dhe që pas disa pak minutash i qe ngjitur kaq shumë sa kish nisur t'i thosh "ti", megjithqë Çiçikovi

---

1) *Vengerkë (fjalë për fjalë: hungarezkë)* - xhaketë e shkurtër, si ato që mbanin dikur husarët.

1) *Arhalluk* - një farë dollomaje e shkurtër, e gjërë.

nuk i kish dhënë asnjë shkas për një sjellje të tillë.

- Ku shkon? - pyeti Nozdriovi dhe, duke mos pritur përgjigjen, vazhdoi: - Unë, vëlla, po kthehem nga panairi. Ta dish: u dogja! Kurrë në jetën time s'jam djegur si kësaj here. M'u desh të kthehem me ca kuaj që kam marrë me qira. Ja, shikoji edhe ti në dritare! - Duke thënë këto fjalë, ia përkuli kokën Çiçikovit kaq fort sa mend ia përpoqi pas çerçiveve. - Shiko çfarë gërdallash! Mezi më zvarritën, të mallkuarat, pastaj u hodha në koçinën e këtij, - tha Nozdriovi duke treguar me gisht shokun e tij. - Nuk njihi ende? Ky është im kunat, Mizhujevi! Tërë këtë mëngjes folëm për ty. "Ke për të parë, i thashë, se do ta takojmë Çiçikovin". Eh, vëlla, sikur ta dije sa ters më ka vajtur! Të më besosh se humba jo vetëm katër atllarë, po mbeta fare me gisht në gojë, pa zinxhir e pa sahat... - Çiçikovi i hodhi një sy: me të vërtetë Nozdriovi s'kish as zinxhir, as sahat. Madje atij iu duk se njërën favoritë e kish më të vogël e më pak të dendur sesa tjetrën. - Po sikur të kisha pasur vetëm njëzet rubla në xhep, - vazhdoi Nozdriovi, - njëzet, jo më shumë, do të kisha vënë në vend gjithë ato që pata humbur dhe pastaj do të fusja në portofol, për fjalë të nderit, tridhjetë mijë rubla.

- Kështu më pate thënë edhe më parë, - ia preu leshverdhi, - po kur të dhashë pesëdhjetë rubla i humbe menjëherë.

- Nuk do t'i kisha humbur, për zotin, nuk do t'i kisha humbur! Po të mos kisha bërë vetë një marrëzi, të them unë se nuk do të kisha humbur. Të mos kisha dyfishuar pas dorës shumën me atë shtatën e mallkuar, do t'i kisha përvëluar të gjithë.

- Po nuk i përvëlove, - tha leshverdhi.

- Nuk i përvëlova sepse nuk dyfishova në kohë. Ti pandeh se majori yt lot mirë?

- Mirë a keq, ty të zhveshi.

- Pun' e madhe! - tha Nozdriovi, - edhe unë do ta zhvesh.



Të urdhërojë të lozë me mua dublet dhe atëhere do të shohim. Po, do të shohim çfarë lojtari është ai! Nga ana tjetër, vëlla Çiçikov, ama qejf kemi bërë ditët e para! Panairi ish nga më të mirët. Vetë tregtarët thoshin se s'kishin parë kurrë kaq shumë njerëz. Gjithë sendet që suallën nga fshati im i shitën me çmimin më të mirë. Eh, vëllako, ama qejf kemi bërë! Tani, kur e sjell në mend... djalli të më marrë!... Dua të them më vjen keq se nuk ishe edhe ti... Mere me mend vetë: tri vjorsta larg qytetit kish zënë vend për fushim një regjiment dragonësh. S'di a më beson apo jo, se oficerët, të gjithë sa ishin, dyzet shpirt, kishin ardhur në qytet; dhe kur ia shtruan me të pirë, vëllako... Kapiten Pocellujevi... djalë për kokën e djalit. Mustaqet, vëllako, i kish na! kaq të gjata! Verës së Bordosë i thosh burdashkë[1]. "Sillna, thërriste, vëlla, ca burdashka"! Toger Kuvshinikovi... Ah, vëllako, ç'njeri i lezeçëm! Këtij mund t'i thuash qejfli djalë. Ishim të gjithë bashkë. Hej, sa verë na shiti ai Ponomarjovi! Ta them që ta dish se ky është batakçi; në dyqan të tij s'gjen verë të mirë. Verën e përzjen me gjithfarë qelbësirash, i hedh bakëm, tapë të djegur dhe madje lule shtogu. Maskara burrë. Por kur sjell nga ajo odiçka e fshehur që ai i thotë dhomë e veçuar, ndonjë shishe verë të vjetër, sapo të hedhësh një kupë të duket vetja sikur je në parajsë. Kishim ca shampanjë; ç'të të them, përpara saj, ajo e gubernatorit dukej tamam kvaz. Merre me mend, jo klike[2] e thjeshtë, po një klike matrandur[3] që do të thotë dyfish klike. Nxori edhe një shishkë verë frënge që mban emrin bonbon. Aroma më pyete? Trëndafil e ç'të duash! Ama qejf po qejf kemi bërë!... Pas nesh erdhi një farë princi, dërgoi në dyqan të kërkojë shampanjë, po në tërë qytetin

1) *Burdashkë* - nga fjala "burda", lëngrovinë e thartë, pa shije.
2) *Klike* - një shmpanjë frënge, (Cliquet).
3) *Matrandur* - Nozdriovi i ngatërron fjalët; matrandur ishte njëlloj dansi dhe ai e merr për shampanjë.

s'kish mbetur asnjë shishe; të gjitha i kishin pirë oficerët. S'di a më beson; më drekë vetëm unë zbraza shtatëmbëdhjetë shishe shampanjë.

- Jo, shtatëmbëdhjetë shishe nuk i pi dot, - tha leshverdhi.

- Për fjalë të nderit, i piva! - ia priti Nozdriovi.

- Thuaj ç'të duash, po duhet ta dish se s'mund të pish as dhjetë.

- E vemë me bast?

- Pse ta vemë me bast?

- Hajt, ver pushkën që bleve në qytet.

- Nuk dua.

- Jo, vere bëj një provë.

- S'dua të bëj provë.

- Po, ke të drejtë, se po ta vije do të mbeteshe pa pushkë. Eh, vëlla Çiçikov, sa keq më vjen që s'ishe ti atje. E marr me mend se nuk do të ndaheshe dot nga toger Kuvshinikovi. Hej, do të bëheshit miq për kokë! Ky s'është si prokurori dhe gjithë ata koprracët e kryevendit të gubernës sonë që dridhen për një kopek. Ky, vëllako, lot edhe galbik, edhe bançishte[2], dhe çdo lojë tjetër. Eh, Çiçikov, pse s'erdhe edhe ti? Të them të drejtën, për këtë faj e ke hak të të them derr e lopar! Puthmë, xhan, të dua si i çmendur! Mizhujev, shiko se si na bashkoi shorti! Ç'e kam unë atë e ç'më ka mua ai? Ka ardhur, zoti ta marrë vesh që ku, kurse unë banoj këtu... Medet, sa karroca kish! Sa të doje! Provova fatin me lotari: fitova dy kuti krem, një filxhan porcelani dhe një kitarë; pastaj lojta përsëri. Hej, maskarallëk, i humba të gjitha, edhe gjashtë rubla përsipër. Hej, ta dije sa i poshtër është Kuvshinikovi! Shkuam bashkë pothuaj në të gjitha ballot. Në një ballo ish një femër fare lakuriq, vetëm me kordele, tantella e dreqi e di se çfarë tjetër. Thashë me mendt e mia: "Djalli ta marrë!"

2) Lloje lodrash kumari.



Po Kuvshinikovi, horri, i ndenji pranë e zuri t'i bëjë lajka në gjuhën frënge... Të më besosh, atij s'i shpëtojnë nga dora as gratë e tjera, ato sidokudo. Kësaj pune i thotë ai "të mbledhësh luleshtrydhe". Ç'peshq suallën! Peshq të kuq nga ata që vihen në kripë! Mrekulli! Edhe unë solla një; mirë që m'u kujtua të blej kur kisha ende para. Ti ku je nisur të shkosh?

- Shkoj te një njerith, - tha Çiçikovi.

- Hajt, në dreq të vejë ky njerith! Eja me mua!

- Jo, s'mund! Kam punë!

- Ç'është kjo punë? Trillon! Këto janë gënjeshtra me bisht.

- Të them të drejtën: kam punë, madje të ngutshme.

- Ve bast: gënjen! Thuajmë vetëm: tek cili shkon?

- Tek Sobakieviçi.

Kur dëgjoi këtë emër Nozdriovi ia krisi të qeshurit me hahaha, ashtu siç qesh vetëm një njeri që e ka shëndetin grurë, duke zbuluar tërë dhëmbët e bardhë si sheqeri, kur i dridhen dhe i kërcejnë faqet, sa që zgjohet nga gjumi fqinji që ndodhet tri dhoma më tutje, mbyllur me dy dyer, çakarit sytë dhe pyet: - "Vallë ç'e ka zënë?"

- Ç'ka këtu për të qeshur? - pyeti Çiçikovi të cilin kjo e qeshur e kish zemëruar pak a shumë.

Por Nozdriovi qeshte e qeshte me të gajasur, duke thënë:

- Oh, ki mëshirë për mua, plasa së qeshuri!

- Këtu s'ka asgjë për të qeshur: i kam dhënë fjalën se do t'i vete, - tha Çiçikovi.

- Nuk do të kesh një thërrime gazi kur do të sosësh atje tek ky fajdexhi! Unë të njoh; e ke keq dhe do të pendohesh po të besosh se do të gjesh atje ndonjë lojë kumari dhe ndonjë shishe verë të mirë, ta zëmë, bonbon. Dëgjo, vëllako: në djall të vejë Sobakieviçi, ti eja tek unë! Hej, me ç'peshk do të të gostit! Ai horr Ponomarjovi m'u fal duke u përkulur gjer përdhe e më tha: "Këtë e kam mbajtur apostafat për ju.

Kërkoni, tha, në tërë tregun dhe s'keni për të gjetur peshk të tillë". Është gënjeshtar me damkë. Këtë ia thashë në sy. "Ju, i thashë unë, bashkë me atë sipërmarrësin tonë jeni batakçinj të mëdhenj!". Horri qeshte dhe fërkonte mjekrën. Unë me Kuvshinikovin hanim ditë për ditë në dyqan të tij. Ah, vëlla, më doli mendsh, diç desha të tregoj; e di se ty do të të pëlqejë, por unë ta them që më parë se nuk ta shes po s'më dhe të paktën dhjetë mijë. Hej, Porfiri! - i thirri ai shërbëtorit të tij që i qe afruar dritares duke mbajtur në njërën dorë një thikë, kurse në dorën tjetër një krodhe bukë dhe një copë peshku, që kish pasur fatin ta përlajë kalimthi duke nxjerrë s'di çfarë nga karroca. - Hej, Porfiri, - thirri edhe një herë Nozdriovi, - sille këtu atë konen! - Dhe vazhdoi duke iu kthyer Çiçikovit. - E kanë vjedhur. I zoti nuk do ta kish dhënë për asgjë në botë. I thashë se jam gati t'i jap atë pelën kërre. A të kujtohet? E kam marrë me këmbim nga Hvostirjevi... - Mirëpo Çiçikovi s'e kish parë kurrë as pelën kërre, as Hvostirjevin.

- Zotëri! Ju s'do të hani gjë? - e pyeti ndërkaq plaka dhe iu afrua.

- Asgjë. Ah, vëlla, qejf po qejf kemi bërë! Haj, nëm një kupë raki. Çfarë rakie ke?

- Uzo, - u përgjigj plaka.

- Mirë, sill një uzo, - tha Nozdriovi.

- Edhe mua një kupë! - tha leshverdhi.

- Në teatër një maskareshë artiste ia mori këngës dhe këndoi si kanarinë! - "Ja vëlla, - thosh Kuvshinikovi, që rrinte pranë meje, ky është rasti të mbledhim luleshtrydhe!" Mua më thotë mendja se aty kish nja pesëdhjetë baraka. Shfaqja e Fenardit[1] mbajti katër orë. - Si tha kështu, mori kupën nga dora e plakës që po i falej me përulje të madhe. - Hej, sille

1) *Fenardi* - akrobat dhe prestigjator i përmendur aty nga fillimi i shekullit të kaluar.



këtu! - thirri ai kur e pa Porfirin që hyri me konen. Ky ish veshur si edhe i zoti, me një farë arhalluku të mbushur me pambuk, po një çikë më të lerosur.

- Sille, lëshoje poshtë!

Porfiri lëshoi në dysheme konen që hapi të katër këmbët, nuhati pluhurin.

- Ja, kësaj i thonë kone! - tha Nozdriovi, që e kapi pas laprave të shpinës dhe e ngriti lart. Konka kuisi me të qarë.

- Ama ti s'bëre siç të porosita, - tha Nozdriovi, duke iu drejtuar Porfirit dhe duke ia kqyrur me kujdes barkun kones. - S'çave kokën ta krehësh..

- Jo, e kreha.

- Po këta pleshta ç'janë?

- S'di. Ndofta i ka marrë në karrocë.

- Gënjen, gënjen, ti s'çave kokën ta krehësh, budalla. Pale po i ngjite edhe ca nga pleshtat e tua. Ja, shiko, Çiçikov, ç'veshë ka; na, prekja me dorë.

- Pse t'ia prek? E shoh edhe ashtu: qenka soj i mirë! - tha Çiçikovi.

- Jo, jo, prekja veshët me dorë!

Që t'ia bëjë qejfin, Çiçikovi ia preku veshët me dorë, duke thënë:

- Po, do të dalë një qen i mirë.

- Po hundën e sheh sa të ftohtë e ka? Zerja me dorë.

Që të mos e fyejë, Çiçikovi ia preku hundën dhe tha:

- Të nuhaturit do ta ketë të fortë.

- Është turigjerë nga ata të mirët, - vazhdoi Nozdriovi. - Këtë po ta them se kam kohë që vras mendjen se si të shtie në dorë një qen turigjerë. Na, Porfiri, merre!

Porfiri e mori konen nën sqetull dhe e shpuri në karrocë.

- Dëgjo, Çiçikov, tani ti duhet të vish patjetër tek unë. Kemi vetëm pesë vjorsta udhë, një vrap pele. Që aty, në ke qejf mund të shkosh edhe tek Sobakieviçi.

- "Me të vërtetë, - tha me mendje Çiçikovi, - pse të mos i vete Nozdriovit? Pse qenka ky më i lig nga të tjerët? Njeri është, si gjithë bota. Veç kësaj, ka mbetur pa një dyshkë. Më duket se është gati të bëjë gjithçka, kështu që do t'i marr gjësendi xhaba".

- Mirë, do të vij, - i tha ai, - por të mos më mbash shumë aty, koha ime është e shtrenjtë.

- Peqe, shpirt, si të duash! Tani që the një fjalë të mirë haj të të puth. - Nozdriovi dhe Çiçikovi u puthën. - Mrekulli! Do të udhëtojmë të tre bashkë!

- Jo, të lutem mua lëshomë të shkoj, - tha leshverdhi. - Duhet të kthehem në shtëpi.

- Proçka, proçka, vëlla, s'të lëshoj.

- Ta dish se ime shoqe do të zemërohet. Tani mund t'i hipësh karrocës së këtij.

- Jo, jo, jo! Këtë as mos e mendo fare.

Leshverdhi bënte pjesë në kategorinë e njerëzve që, në të parë, të duken kokëngjeshur. Ti sapo hap gojën të flasësh, kur ata kthehen të të kundërshtojnë dhe duken se nuk do të pranojnë kurrë atë që vjen në kundërshtim sheshit me idetë e tyre, se nuk do ta quajnë kurrë njeri të mençëm budallanë dhe se nuk do të duan të hedhin kurrë valle pas avazit që do t'iu këndojë ndokush. Mirëpo ngahera na del se karakteri i tyre është mjaft i plogët, se ata do të pranojnë pikërisht atë që patën kundërshtuar, do ta quajnë të mençëm budallanë dhe pastaj do të hedhin valle për bukuri pas avazit të tjetrit. Shkurt, e nisin mbarë e mbarojnë shtarë.

- Gjepura! - ia ktheu Nozdriovi orvatjes së re që bëri leshverdhi, i vuri kapën në kokë, dhe kështu, leshverdhi i ndoqi i bindur.

- S'ma paguat rakinë, zotëri... - tha plaka.

- Peqe, peqe, nënoke. Dëgjo, kunat! Paguaji të lutem. Mua s'më ka mbetur asnjë kopek në xhep.



- Sa do? - pyeti kunati.

- Fare pak, babush: njëzetë kopekë, - tha plaka.

- Gënjen, gënjen. Jepi gjysmë ruble[1], se i mjafton e tepron.

- Pak është, zotëri, - tha plaka, po paratë i përlau me mirënjohje dhe madje u sul t'u hapë derën. Sidoqoftë, ajo s'kish ndonjë humbje, sepse kish kërkuar katërfishin e çmimit të rakisë.

Udhëtarët u hipën karrocave. Karroca e Çiçikovit shkonte përbri koçisë tek rrinin Nozdriovi dhe i kunati, kështu që të tre mund të bisedonin shumë mirë gjatë udhës. Pas tyre vinte duke mbetur gjithnjë prapa e më prapa, ajo karroca e vogël shkatarraqe e Nozdriovit në të cilën kishin mbrehur ato gërdallat të marra me qira. Në këtë shkatarraqe kish zënë vend Porfiri me konen.

Meqënëse bisedimi i udhëtarëve nuk ish shumë tërheqës për këndonjësin, e gjejmë të udhës se do të ish më mirë të thoshim nja dy fjalë për Nozdriovin që ka të ngjarë të lozë ndonjë rol mjaft të dukshëm në poemën tonë.

S'ka dyshim se këndonjësi e njeh tani pak a shumë fytyrën e Nozdriovit. Sikujt mund t'i ketë ndodhur të takojë mjaft njerëz të këtij kallëpi. Këtyre u thonë xhananë djem, ata bëhen të njohur që në vogëli dhe në shkollë i mbajnë për shokë të mirë, por megjithatë shpesh i shtrojnë në dajak dhe i zhufin paq. Fytyra e tyre tregon gjithnjë çiltëri, përzemërsi, kapedanllëk. Ata vijnë e bëjnë shpejt të njohur me ty dhe, sa të çelësh e të mbyllësh sytë, nisin të të thonë "ti". Miqësinë e lidhin, të thuash, për jetë e mot; mirëpo ndodh afro gjithnjë

1) *Gjysmë ruble* - pesëdhjetë kopekë asinjate (kartmonedha). Plaka kish kërkuar një monedhë argjëndi njëzet kopekësh që, me kursin e vitit 1820, bënte tetëdhjet kopekë asinjate.

që miqtë e rinj të rrihen me të qysh atë mbrëmje në ndonjë ziafet miqësor. Këta njerëz janë ngahera llafazanë, qejflinj, kapadainj, njerëz që bien në sy. Tridhjetë e pesë vjeç burrë, Nozdriovi ishte tamam ashtu siç pat qenë kur kish qenë tetëmbëdhjetë a njëzet vjeç djalë: dëfrimtar me vulë. Martesa nuk e kish shtruar fare, aq më fort se pas pak kohe e shoqja shkoi në botën tjetër, duke lënë prapa dy fëmijë, të cilët, ta themi hapur, atij s'i hynin në punë. Mirëpo fëmijët i rriste një dado shumë e dhembshur. Nozdriovi s'qendronte dot në shtëpi më shumë se një ditë. Hunda e tij finoke nuhaste nga disa dhjetra vjorsta larg vendin se ku hapej ndonjë panair, tek mblidheshin njerëz e bëheshin ballo. Nozdriovi soste menjëherë atje, grindej e bënte potere në tryezën e gjelbër, sepse, si gjithë ata të kallëpit të tij, ishte shumë i dhënë pas kumarit. Siç e pamë në kreun e parë, në lojë s'ish aspak i pastër dhe i ndershëm, sepse dinte shumë marifete dhe hilera, dhe prandaj loja e kumarit përfundonte shumë shpesh me një lojë tjetër: ja e shtrinin poshtë dhe e shkelnin me çizme, ja i shkulnin ato favoritet e dendura dhe shumë të bukura, kështu që nganjëherë kthehej në shtëpi vetëm me njërën favoritë, dhe madje edhe atë e kish aman o zot. Mirëpo faqet e tij të shëndosha e të mbushura kishin një fuqi mbirëse kaq të madhe sa që shpejt favoritet i rriteshin rishtas, edhe më të ngjeshura se sa të parat... Dhe gjëja më e çuditshme, që mund të ndodhë vetëm në Rusi, është se pas ca kohe ai takohej përsëri me miqtë që e kishin zhdëpur në dru dhe sillej sikur të mos paskej ndodhur asgjë midis tyre.

Nozdriovi ish, në një farë kuptimi, një burrë që e kish marrë historia. Asnjë dëfrim në të cilin merrte ai pjesë nuk përfundonte pa histori. Të bëhej si të bëhej, prapë një histori duhej të ndodhte: ose xhandarët do ta nxirrnin për krahu nga salla jashtë, ose vetë miqtë e tij do ta shihnin veten të detyruar t'i vinin shkelmin. Në s'ndodhte kjo gjë, prapseprapë ai do



të bënte diçka që s'bënte askush tjetër: do të dehej kaq shumë në bufe sa s'do të ish i zoti veçse të qeshte apo do të trillonte ca rrena kaq të mëdha sa më në fund do t'i vinte turp edhe atij vetë. Dhe gënjente fare më kot, pa asnjë nevojë. Papritur e pa kujtuar i shkrepej të thosh se ai kish pasur një kalë të kaltër a ngjyrë trëndafili, ose ndonjë dëngël tjetër sa që kush e dëgjonte largohej duke thënë:

- Ama gënjeshtra me bisht po na thua, vëllako!

Ka ca njerëz shpirtzinj që s'duan gjë tjetër veçse t'i bëjnë keq të afërmit, nganjëherë pa asnjë shkak. Fjala vjen, një njeri me gradë të lartë, me pamje fisnike, me një yll në gjoks[1], ju shtrëngon dorën, bisedon me ju mbi gjëra të thella, që ju bëjnë të kridhi në mendime dhe pastaj aty, mun përpara syve tuaj, do t'ju kurdisë ndonjë poshtërsi të madhe. Dhe këtë poshtërsi do t'jua bëjë si një nëpunës i vogël çapaçul dhe jo si një njeri me yll dekorate në gjoks, i cili bisedon mbi çështje që ju kredhin në mendime të thella, kështu që ju s'keni ç'bëni tjetër veçse të habiti dhe të ngrini supet. Një katarrë të tillë të çuditshme kish edhe Nozdriovi. Sa më shumë do t'i afroheshe këtij njeriu, aq më të madh do të ta punonte rengun: do të trillonte një alamet gënjeshtre nga ato që s'kanë shëmbëlltyrë, do të prishte ndonjë martesë, që ish gati të përfundonte, apo ndonjë shitblerje dhe ndërkaq as nuk do t'i shkonte kurrë në mend të thosh se ai ish armiku yt. Përkundrazi, po të ndodhte rasti të të takonte rishtas, do të të sillej prapë miqësisht dhe madje do të të thosh:

- Ti je maskara i madh. S'ke ardhur kurre të më shikosh.

Nga shumë pikpamje Nozdriovi ishte njeri i shkathët, dua të them njeri të cilit i vinte ndoresh për çdo gjë. Po ne atë çast të ftonte të shkoje ku ta di unë se ku, mbase prapa diellit, të futeshe s'di në ç'dallavere, të shkëmbeje çdo gjë

1) Me yllin e urdhërit të Shën Stanisllavit.

që kishe me çdo gjë që doje. Pushka, qeni, kali - të gjitha ishin për të sende këmbimi, dhe këtë nuk e bënte aspak për të nxjerrë ndonjë fitim, po sepse ish tepër i gjallë e nuk i zinte vendi vend. Kur kish fatin e lumtur të shtinte në dorë ndonjë sylesh në panair dhe t'ia përlante paratë në kumar blinte aty për aty çdo gjë që i zinte syri nëpër dyqanet: kularë kuajsh, qirinj me aromë të mirë, shami koke për dadon, një mëz, ca rrush të thatë, një musllluk argjendi, pëlhurë hollande, bollgur, duhan, pisqolla, rrënga, tablora, grihë, poçe, çizme, enë prej fajance - gjersa i mbaroheshin paratë. Por, ta themi hapur, shumë rrallë ndodhte t'i shpinte këto sende në shtëpi; pothuaj atë ditë ia dorëzonte një kumarxhiu tjetër më fatbardhë. Shpesh i jepte këtij edhe llullën e vet bashkë me qesen e duhanit dhe me pipin dhe herë tjetër edhe katër kuajt bashkë me të gjitha: me karrocën dhe karrocierin, kështu që ai vetë mbetej vetëm me rrobat e trupit; me ndonjë rendigotë ose me ndonjë arhalluk të shkurtër dhe shkonte të gjente ndonjë mik që t'i kërkonte t'i jepte karrocën që ta shpinte gjer në shtëpi.

Ja ç'njeri ishte Nozdriovi! Ndofta do të hidhet ndokush të thotë se ky është një tip që i ka shkuar koha, se tani s'ka më Nozdriovë në botë. Medet! Këta s'kanë të drejtë. Nozdriovi nuk do të zhduket për një kohë të gjatë nga kjo botë. Ai është kudo midis nesh, vetëm se tani është veshur me rroba të tjera, dhe njerëzve të cekët e syleshë u duket si njeri tjetër, nga shkaku i rrobave që ka veshur.

Ndërkaq të tri karrocat sosën përpara derës së shtëpisë së Nozdriovit. Në shtëpi s'kishin pregatitur asgjë që t'i presin. Në mes të odës së bukës kish ca kambalecë të drunjtë; mbi ta kishin hipur dy fshatarë dhe po lyenin me gëlqere muret duke hequr zvarrë e zvarrë një këngë që s'kish të mbaruar. Dyshemeja ishte mbushur plot stërkala. Nozdriovi u bëri emër menjëherë fshatarëve të qëroheshin bashkë me kambalecët



dhe hyri vrik në dhomën tjetër për të dhënë urdhra. Mysafirët dëgjonin se si ai po e porosiste gjellëbëresin të gatuante drekën. Çiçikovi, që kish nisur të ndjente mjaft uri, e kuptoi se nuk do të uleshin dot në sofër para orës pesë. Nozdriovi u kthye dhe i shpuri mysafirët t'u tregojë se ç'kish në çiflig dhe në dy orë e ca ua tregoi të gjitha e s'kish se ç't'u rrëfente më.

Piksëpari ata shkuan të shikojnë stallën e kuajve, ku panë dy pela: njërën kërre pullallie, tjetrën çile; pastaj një hamshor dori, që s'ta mbushte fare synë, por Nozdriovi bënte bé e rrufe se e kish blerë për dhjetë mijë rubla.

- Dhjetë mijë s'ke dhënë, - ia preu i kunati. - Ky s'bën as një mijë.

- Për zotin: dhashë dhjetë mijë, - tha Nozdriovi.

- Betohu sa të duash, - iu përgjigj i kunati.

- A do të vëmë bast? - tha Nozdriovi.

Por kunati s'desh të vinte bast.

Pastaj Nozdriovi u tregoi një grazhd bosh, ku më parë kish pasur, siç thosh vetë, ca kuaj të mirë. Në këtë grazhd panë një cap që, sipas të thënave të moçme, duhej të mbahej medoemos, për ugur, në një grazhd kuajsh. Capi ia kish shpënë shumë mirë me kuajt dhe kish bredhur aty, nën barqet e tyre, si në konak të vet. Që aty Nozdriovi i shpuri të shihnin një klysh ujku, që e mbante të lidhur.

- Ja një klysh ujku! - tha ai. - E ushqej apostafat me mish të gjallë që ta bëj tamam egërsirë!

Shkuan të shohin hurdhën, ku sipas fjalëve të Nozdriovit, gëlonin peshq kaq të mëdhenj sa mezi e hiqnin dy burra njërin. Por i kunati mori guximin të verë në dyshim një gjë të tillë.

- Çiçikov, - tha Nozdriovi, - do të të tregoj nja dy qen që s'e kanë shokun: turinjtë i kanë si gjilpërë, kofshët kaq të forta sa do të mbetesh gojëhapur kur t'i shikosh.

Dhe e shpuri në një shtëpizë të bukur, në mes të një oborri të madh, të rrethuar nga të katër anët. Kur hynë në këtë oborr panë gjithfarë qensh: edhe leshtorë, edhe qimeshkurtër, nga të gjitha ngjyrat edhe racat: murro, laro, balo, kuqo, veshëzinj, veshëhirtë... Aty gjeje të gjitha emrat dhe pothuaj tërë këto në mënyrë urdhëronjëse: Qëlloje, Shaje, Fluturo, Digje, Kosite, Zhgarravite, Përvëloje, Përmbyse, pastaj: Dallëndyshja, Shpërblesa, Kujdestarja. Midis tyre, Nozdriovi ish si një baba në mes të familjes. Të gjithë këta u lëshuan me bishtin përpjetë, siç e kanë zakon qentë, vrapuan t'u dalin përpara e t'u llastohen mysafirëve. Nja dhjetë qen i vunë Nozdriovit llapat në supet. Ai që mbante emrin Shaje i shfaqi një miqësi të tillë edhe Çiçikovit dhe, duke u ngritur në të prapmet, ia lëpiu me gjuhë tamam buzët dhe e bëri Çiçikovin të pështyjë. Pra, i panë qentë që habitin botën me ato kofshët e tyre të forta. Ama qen ishin! Pastaj shkuan të shohin një bushtër nga ato të Krimesë, që ish e verbër dhe, pas të thënave të Nozdriovit, duhej të ngordhte së shpejti. E panë edhe këtë. Me të vërtetë, bushtra ishte e verbër. Më tej shkuan të shohin mullinë e ujit, ku mungonte boshti tek mbërthehej mokra e sipërme, që vërtitet shpejt në bosht ose që "kërcen", siç thotë shumë bukur muzhiku rus.

- Ja, tani do të arrijmë në farkë, - tha Nozdriovi.

Si ecën edhe pak u gjendën me të vërtetë pranë farkës. E panë edhe këtë.

- Ja, në këtë shesh, - tha Nozdriovi duke treguar me dorë një shishe, - buisin lepurat e janë kaq të shumtë sa s'duket fare dheu; një herë kapa me dorën time një lepur pas këmbëve të prapme.

- Jo, lepuri s'kapet dot me dorë! - tha i kunati.

- Po unë e kapa! Për inat tënd e kapa! - u përgjigj Nozdriovi. - Tani, - vazhdoi ai duke iu drejtuar Çiçikovit, do të të shpie të shikosh sinorin tek mbaron prona ime.



Nozdriovi i shpuri mysafirët e tij përmes arave, që vende-vende ishin tërë plisa. Mysafirëve iu desh të çajnë udhë nëpër hamulloret e nëpër arat e lesuara. Çiçikovi nisi të lodhet. Në shumë vende këmbët u fundoseshin në ujë, sepse toka ish moçalore. Në krye u ruajtën sa mundën dhe shkelnin me kujdes, po pastaj, kur e panë se kjo ish e kotë, ia muar drejt përpara, pa vrarë mendjen të shohin se ku kish më shumë llucë e ku kish më pak. Si ecën mjaft, e panë me të vërtetë sinorin që përbëhej nga një shtyllë druri dhe një hendek i ngushtë.

- Ky është sinori! - tha Nozdriovi. - Të gjitha ato që sheh në këtë anë janë të miat. Madje edhe matanë, tërë pylli që nxin tutje, bashkë me ato që gjenden përtej pyllit, të miat janë.

- Po që kur qenka yti ky pyll? - pyeti i kunati. - A mos e ke blerë para pak kohe? Ky s'ka qenë yti.

- Po, e bleva para pak kohe, - ia ktheu Nozdriovi.

- Kur munde ta blesh kaq shpejt?

- Ja, pardje e bleva, dhe e pagova shtrenjt, djalli ta marrë.

- Mirë, po ti pardje ishe në panair.

- Ama loço qenke! Pse s'është e mundur të jesh në panair dhe po atë ditë të blesh tokë? Po, atë ditë që unë isha në panair, administratori im e bleu në mungesën time.

- Po, mbase e ka blerë administratori... - tha i kunati, por prapë tundi kokën, sikur prapë nuk u zinte besë fjalëve.

Mysafirët u kthyen në shtëpi duke ecur po nëpër atë udhë shumë të keqe. Nozdriovi i shpuri në kabinetin e tij ku, të themi të drejtën, s'dukej asgjë nga ato që shihen nëpër kabinetet, dua të them libra ose shkresa. Aty ishin varur vetëm shpata dhe dy pushkë - njëra nga të cilat bënte treqind rubla dhe tjetra tetëqind. Kunati i shikoi e tundi kokën. Pastaj Nozdriovi u tregoi ca hanxharë Turqie, në njërin nga të cilët ish gdhendur gabimisht emri i atij që e kish punuar: "Mjeshtri

Saveli Sibiriakov". Pastaj u tregoi mysafirëve një organet. Nozdriovi vërtiti një dorezë përpara tyre. Organeti këndonte mjaft bukur, po aty nga mesi duket se ish prishur ndonjë vegël, sepse ndërsa mazurka mbaronte me këngën "Malbrugu[1] shkoi në luftë", kjo këngë, dua të them "Malbrugu shkoi në luftë", mbaronte papritur me një vals shumë të vjetër. Nozdriovi kish pushuar prej kohe së vërtituri dorezën, po organeti kish një fyell shumë të fortë që s'donte të pushonte dhe vërshëlleu më tej një copë herë të gjatë. Pastaj Nozdriovi u tregoi llullat - prej druri, prej balte, prej shkume deti, të përdorura dhe të papërdorura, me këllëf lëkure kaprolli dhe pa këllëf të tillë, një çibuk me pipë qelibari, që e kishte fituar para ca kohe në kumar, një qese të qëndisur nga s'di cila konteshë e cila s'di në cilin stacion të postës paskej rënë në dashuri pas Nozdriovit. Duart vogëloshe të kësaj konteshe, sipas fjalëve të tij, kishin qenë shumë delikate, syperfly[2], fjalë që, siç duket, pas mendjes së tij tregonte kulmin më të lartë të përsosmërisë.

Si hëngrën ca meze peshku, u shtruan në sofër aty nga ora pesë. Siç dukej, të ngrënët nuk ish për Nozdriovin gjëja kryesore në jetë, gjellët nuk loznin ndonjë rol të madh; disa ishin fare të ciknosura, të tjerat ishin fare të paziera. Afërmenç gjellëbërësi i tij udhëhiqej nga një farë frymëzimi dhe vërviste në gjellë çdo gjë që i zinte dora: po të kish pranë një spec, e hidhte brenda, po t'i zinte dora ndonjë lakër e hidhte edhe këtë, pastaj qumësht, proshut, bizele, shkurt e bënte tallmesh-ballmesh, vetëm e valë të ish, se sidoqoftë do të merrte një farë shije. Nga ana tjetër, Nozdriovi s'i linte pas dore verërat. Supa nuk ish zbrazur ende në pjata, po ai u mbushi mysafirëve

1) *"Malbrugu shkoi në luftë"*- këngë e vjetër frënge (Malbrug - duka Malboro, ushtarak anglez e përkthyer në shumë gjuhë nga mbarimi i shekullit XVIII
2) *Syperfly (frëngj. superflu)* - e tepërt. (Këtë fjalë Nozdriovi e përdor kuturu, pa asnjë kuptim).



nga një kupë të madhe vere Porto dhe nga një kupë tjetër verë Hosotern[1] sepse në kryevendet e gubernave dhe të rretheve nuk gjen Sotern të thjeshtë. Pastaj Nozdriovi dha urdhër të sillnin një shishe Madera[2], nga ajo që s'kish shijuar as vetë feldmareshalli. Madera ish tamam Maderë dhe madje të përvëlonte grykën, sepse tregtarët, duke ditur cilat janë shijet e çifligarëve tanë, që e duan Maderën e mirë, e përzjenin verën me shumë rum, dhe ngandonjëherë i hidhnin edhe vodkë cari[3], me shpresë se stomaku i rusit do t'i durojë të gjitha. Nozdriovi thirri t'i sjellin pastaj një shishe të veçantë që, siç thosh vetë, ishte Burgonj[4] dhe shampanjë bashkë. Ai mbushte me zell të madh të dy kupat, edhe djathtas edhe majtas, edhe kunatit edhe Çiçikovit. Po Çiçikovi vuri re rrëshqimthi se Nozdriovi shtinte shumë pak në kupën e vet. Kjo gjë e shtyri t'i bëjë sytë katër, kështu që ndërsa Nozdriovi llapte ose i mbushte kupën të kunatit, Çiçikovi derdhte menjëherë kupën e tij në pjatë. Pas pak kohe vunë në sofër raki vadhe që, pas fjalëve të Nozdriovit, kish shijen e rakisë së kumbullave, por e vërteta, si për çudi, i ngjiste tëpkë një prepiri[5] të keq. Pastaj pinë një farë ballsami, që kish një emër zor për ta mbajtur mend: edhe vetë i zoti i shtëpisë një herë i thosh me një emër një herë tjetër ndryshe.

Dreka kish marrë fund me kohë, shishet me verë ishin zbrazur, por gostiarët s'po ngriheshin nga sofra. Çiçikovi s'donte t'i fliste me asnjë mënyrë Nozdriovit në sy të kunatit për punën e tij. Sidoqoftë, i kunati ish njeri i huaj, kurse puna e tyre kërkonte një bisedim miqësor dhe në një vend të veçuar. S'do mend, kunati nuk mund të ish njeri i rrezikshëm,

1) *Hosotern* - Haut-Sauternes, një verë frënge.
2) *Madera* - një verë spanjolle.
3) *Vodkë cari* - një përzierje acidi azotik me acidin klorhidrik.
4) *Burgonj* - një verë frënge.
5) *Prepir* - rakia shumë e dobët që del në fund e që përmban shumë ujë (Pogradec).

sepse ish bërë thumb dhe po dremiste në karrige. Kur vuri re edhe vetë se si kish katandisur, i kunati tha më në fund, "rrini me shëndet" po me një zë kaq të plogët sikur, siç thonë rusët, po ia hiqte kalit kularët me dorë.

- Jo, jo! S'të le të shkosh! - ia këputi Nozdriovi.

- Mos më merr nëpër këmbë, o mik. Të të them të vërtetën, unë duhet të shkoj, - tha i kunati. - Ti po më fyen shumë.

-Gjepura, gjepura! Ja tani do të fillojmë një të vogël.

- Jo, vëlla. Filloja vetë, unë s'mund. Gruaja është bërë shumë merak. Duhet t'i shpie lajmet e reja nga tregu. Duhet t'ia bëj qejfin, vëlla, medoemos. Jo, mos më mbaj.

- Në... të vejë jot shoqe! Ama punë të madhe kini për të bërë bashkë!

- Jo, vëlla! Ajo është një grua kaq e nderuar dhe besnike! Më bën kaq shërbime... të më besosh, se më mbushen sytë në lot. Jo, mos më mbaj. Për fjalë të nderit, do të shkoj. Këtë po ta them me dorë në zemër.

- Lere të shkojë, ç'të hyn në punë? - i tha me zë të ulët Çiçikovi Nozdriovit.

- Ke të drejtë! - ia ktheu Nozdriovi. - S'i duroj dot këta njerëz të vakët. - Dhe shtoi me zë të lartë: - Në djall të vesh! Shko në shtëpi të shushatesh me t'ët shoqe, tutkun!

- Jo, vëlla, mos më thuaj tutkun, - u përgjigj i kunati, - unë ia detyroj asaj jetën time. Është një grua kaq e mirë, kaq e urtë, më ledhaton kaq shumë... Më mbushen sytë me lot; do të më pyesë ç'pashë në panair, duhet t'ia tregoj të gjitha, është kaq e sjellshme.

- Hajt, shko t'i tregosh gjepurat! Ja ku e ke shapkën.

- Jo, vëlla, s'duhet të flasësh kështu për time shoqe; me këto fjalë mund të them se më fyen mua vetë; ajo është kaq e sjellshme.

- Hajt, thyej zverkun më shpejt e mbushu tek jot shoqe.



- Po, vëlla, do të shkoj, më fal se s'mund të rri. Do të kisha ndenjur me gjithë qejf, po s'mund.

I kunati vazhdoi edhe një copë herë të kërkojë ndjesë, pa vënë re se kishte kohë që ndodhej në karrocë, se kjo kish kohë që kish dalë nga porta dhe se përpara tij shtriheshin arat ku s'kish fare njerëz. Duhet ta marrim me mend se atë ditë e shoqja dëgjoi shumë pak lajme nga panairi.

- Sa i poshtër! - tha Nozdriovi, duke ndenjur më këmbë në dritare dhe shikonte karrocën që po largohej. - Shiko si po zvarritet! Kali i tretë s'është i keq, kam kohë që dua ta shtie në dorë. Po me këtë njeri s'merresh dot vesh. Tutkun, tamam tutkun!

Pastaj hynë në dhomë. Porfiri solli qirinj, dhe Çiçikovi pa në duart e të zot të shtëpisë një palë kartra kumari që djalli ta marrë vesh nga i kish nxjerrë.

- Ç'thua, vëlla, - tha Nozdriovi duke shtrënguar pakon e kartrave me gishtërinj dhe duke e përkulur sa që banderola u gris dhe ra poshtë. - Sa për të kaluar kohën, unë do të mbaj dorën për treqind rubla.

Çiçikovi bëri sikur s'dëgjoi se ku e kish fjalën, dhe i tha, sikur pikërisht n'atë çast t'i qe kujtuar:

- Oh, të mos harroj: dua të të bëj një lutje.

- Çfarë?

- Më parë nëm fjalën se do të ma përmbushësh.

- Ç'lutje ke?

- Jo, dua fjalën!

- Peqe.

- Fjalën e nderit?

- Fjalën e nderit!

- Ja ç'lutje kam: a ke shumë fshatarë të vdekur që s'i ke fshirë ende nga listat e revizionit?

- Kam; hë, çdo?

- Hidhi në emër tim.

- Ç'të duhen?

- Ashtu, më duhen.

- Përse!

- Më duhen... kjo është punë për mua. Shkurt, më duhen.

- Ti diç ke kurdisur. Thuaj, çfarë?

- Ç'të kurdis? Nga kjo kotësirë s'ka si të kurdiset gjë.

- Po atëherë ç'të duhen?

- Oh, sa kureshtar qenke! Ti kërkon t'i prekësh me dorë të gjitha plehurinat, të futësh hundët kudo!

- Po pse s'do të më thuash?

- Ç'fitim do të kesh ti të dish? Ashtu më shkrepi.

- Dëgjo: gjer të mos më tregosh, nuk të jap asgjë!

- Shikon? Kjo s'është e ndershme nga ana jote: ma dhe fjalën dhe prapë ma more.

- Thuaj ç'të duash: unë s'të jap asgjë, gjersa të më thuash përse të duhen.

"Ç't'i them këtij?" - tha me mend e tij Çiçikovi dhe, si u mendua një çast, i shpalli se frymët e vdekura i duheshin që të kish një farë peshe në shoqëri, se ai s'kish prona të mëdha, kështu që hë për hë nuk do të ish keq të kish makar ca frymë.

- Gënjen, gënjen! - tha Nozdriovi duke ia prerë fjalën. - Gënjen, vëlla!

Çiçikovi e kuptoi edhe vetë se s'kish ditur të trillonte ndonjë rrenë të mirë dhe se arsyeja që i kish sjellë s'ish për të qenë.

- Nejse, haj po ta them më hapur, - tha ai që ta ndreqë, - të lutem vetëm mos e bëj fjalë. Unë kam ndër mend të martohem; po ti duhet ta dish se i ati dhe e ëma e çupës janë njerëz që e vrasin shumë lart. Kështu e kam hallin: më vjen keq se u ngatërrova me këta njerëz; duan që dhëndri të ketë medoemos jo më pak se treqind frymë; mua më mungon pothuaj gjysma e këtyre fshatarëve...

- Gënjen, gënjen! - thirri përsëri Nozdriovi.



- Jo, nuk gënjej as kaqez, - tha Çiçikovi dhe i tregoi me gishtin e madh majën e gishtit të vogël. - S'gënjej as kaqez!

- Ve kokën time, gënjen!

- Kësaj i thonë fyerje! Ç'pandeh zotrote se jam unë? Përse të gënjej?

- Lere se unë të njoh. Lejomë të them për hir të miqësisë se ti je një batakçi me damkë! Po të kisha qenë shefi yt do të të kisha varur në drurin e parë që do të gjeja udhës.

Këto fjalë e bënë Çiçikovin ta ndjejë veten të marrë keq nëpër këmbë. Atij nuk i pëlqenin shprehjet që ishin sado pak të vrazhda ose fyerëse. Nuk lejonte në asnjë rast familjaritet veçse nga ana e ndonjë personi me gradë shumë më të lartë. Prandaj kësaj here u zemërua pa masë.

- Për zotin, do të të kisha varur! - përsëriti Nozdriovi. - Ta them hapur, jo që të të fyej, po për hir të miqësisë sonë.

- Të gjitha kanë një kufi, - tha Çiçikovi me dinjitet.- Në qoftë se të pëlqen të krekohesh me fjalë të këtilla, shko në kazermë. Po të mos duash të m'i falësh, atëherë shitmi, - shtoi ai si u mendua pak.

- Të t'i shes? Po unë të njoh, të di se je i poshtër dhe nuk do të m'i paguash aq sa bëjnë.

- Ama burrë i mirë paske qenë ti! Shiko, shiko! Ç'pandeh se janë ata? Xhevahirë?

- Ashtu je, siç të thashë. Të njihja unë.

- Më fal, vëlla, po ti qenke çifut fare! Ti duhej të m'i falje vetë.

- Dëgjo: që ta marrësh vesh se unë s'jam koprrac, s'po të kërkoj asgjë për ata që do ti. Blije hamshorin tim, kurse ata do të t'i jap yst.

- Më fal, po ç'ta bëj unë këtë hamshor? - pyeti Çiçikovi, me të vërtetë shumë i habitur me këtë propozim.

- Si ç'ta bësh? Unë e kam blerë dhjetë mijë; ty po ta fal për katër mijë.

- Ç'më duhet mua hamshori? Unë s'mbaj haras.

- Ti s'merr vesh. Dëgjo: tani po të kërkoj vetëm tri mijë në dorë; mijën që do të më mbetesh borxh mund të ma paguash më vonë.

- E ç'më duhet mua hamshori? S'e dua!

- Ose blije atë pelën kërre.

- As pela s'më duhet.

- Për pelën e për atë kalin çil që i pe në stallë do të më japësh vetëm dy mijë.

- S'kam nevojë për kuaj.

- Mund t'i shesësh. Në panairin e parë do të fitosh trifish.

- Kur di se fiton trifish, shiti më mirë ti vetë.

- Unë e di se fitoj, po dua që edhe ti t'ua shikosh hairin.

Çiçikovi e falenderoi për këtë dashamirësi dhe i tha troç se nuk i duhej as kali çil, as pela kërre.

- Nejse, atëherë bli ca qen. Do të të shes një çift që, kur t'i shikosh, do të të shkojnë dridhmat nëpër trup. Atë me mustaqe e me qimet ngritur lart si iriq. Çmendesh kur t'ua shikosh sa të forta i kanë kofshët; llapën e kanë si shuk, sikur s'e prekin fare dhenë me këmbë.

- Ç'më duhen mua qentë? Unë s'jam gjahtar.

- Po unë dua që edhe ti të kesh qen. Dëgjo, në s'do qen, bli një organet; kam një organet që është mrekulli e zotit. Për fjalë të nderit mua më ka kushtuar një mijë e pesëqind; ty po ta fal për nëntëqind rubla.

- E ç'më hyn mua në punë organeti? Unë s'jam nemc që të bredh me të rrugëve e të kërkoj lëmoshë.

- Po ky s'është organet nga ato që mbajnë nemcët. Është tamam orgë. Shikoje mirë: i tëri prej druri bakëmi. Do të ta tregoj! - Me të thënë këto fjalë, Nozdriovi e zuri për dore Çiçikovin dhe e hoqi ta shpjerë në dhomën tjetër, dhe sado që ky u mundua të mbajë këmbët në dysheme dhe tha se e kish parë organetin, u detyrua të dëgjojë edhe një herë se si



kish shkuar në luftë Malbrugu. - Po s'deshe ta blesh me para, dëgjo këtu: unë po të jap organetin dhe gjithë frymët e vdekura që kam, kurse ti të më japësh karrocën dhe treqind rubla yst.

- Ama fjalë! Po unë me se të shkoj?

- Të jap një karrocë tjetër. Ja tani do të shkojmë në plevicë dhe do të ta tregoj! Do ta bojatisësh dhe do të bëhet mrekulli e mrekullive.

"Ky paska qenë djall me brirë!" tha me vete Çiçikovi dhe vendosi të bëjë çmos që të mos ngatërrohet me këto karroca, organete dhe gjithfarë qensh, me gjithë ato llapat dhe kofshët të papara e të padëgjuara.

- Kështu pra: karrocën, organetin dhe frymët e vdekura, të gjitha bashkë!

- S'dua, - tha edhe një herë Çiçikovi.

- Pse s'do?

- Sepse s'më do qejfi, dhe me kaq puna mori fund.

- Hej, sa i prapë qenke ti! E shoh se me ty s'u marrka vesh njeriu si mik e shok , ja, kështu!... Tani duket sheshit se qenke me dy faqe!

- Po a mos të thotë mendja ty se unë jam budalla? Gjyko vetë: pse të blej gjëra që s'më hyjnë fare në punë?

- Hajt, të lutem, mbyll gojën! Tani të njoh shumë mirë. Tamam horr! Hë, dëgjo: a bëjmë një të vogël? Unë do të ve gjithë të vdekurit, edhe organetin.

- Që të lozësh kumar duhet t'i nënshtrohesh së panjohurës, - tha Çiçikovi duke shikuar me bishtin e syrit kartrat që mbante Nozdriovi në dorë. Të dyja palët ishin të larushitura dhe me të vërtetë dukeshin shumë të dyshimta.

- Pse thua së panjohurës? - tha Nozdriovi. - Këtu s'ke asnjë të panjohur! Po të kesh fat mund të fitosh gjë të madhe. Ja ku është fati! Ja! - tha ai dhe zuri të ndajë kartrat duke e joshur. - Ja fati! Ja fati! Troket në derë! Ja nënta e mallkuar në të cilën vura ç'kisha! E kuptoja se do të më tradhtonte, po

mbylla sytë e thashë me vete: "Djalli të marrtë, tradhtomë, moj e mallkuar!"

Ndërsa Nozdriovi po thosh kështu, Porfiri solli një shishe me verë. Por Çiçikovi s'desh as të lozte, as të pinte.

- Pse s'do të lozësh? - pyeti Nozdriovi.

- S'kam qejf. Dua të ta them hapur se mua s'më pëlqen fare të loz.

- Pse s'të pëlqen?

Çiçikovi ngriti supet e shtoi:

- Sepse ashtu , s'më pëlqen.

- Ti je i poshtër!

- Ç'të bëj? Kështu më ka gatuar perëndia.

- Tutkun! Të pandehja njeri mjaft të mirë, po ti s'di të sillesh. Me ty s'qenka e mundur të flas si me njeri të afërm... S'je i çiltër, i sinqertë. Tamam si Sobakieviçi, kaq i poshtër!

- Pse më shan? A mos unë jam fajtor se nuk loz? Shitmi vetëm frymët, meqë paske qenë nga ata që i çmojnë kaq shumë këto gjepura.

- Do të të jap një djall tullac! Desha të t'i jap xhaba, po tani s'të jap asgjë! Edhe sikur të më falësh tri mbretëri bashkë, nuk t'i jap. Derbeder, sobaxhi i fëlliqur! Që tani e këtej s'dua të kem të bëj me ty. Porfir, shko i thuaj grazhdarit të mos u japë tërshërë kuajve të këtij, u mjafton vetëm bari i thatë.

Këtë s'e kish pritur Çiçikovi.

- S'dua të të shoh me sy! - tha Nozdriovi.

Me gjithë këtë grindje, mysafiri dhe i zoti i shtëpisë hëngrën darkë bashkë. Kësaj here në sofër s'kish më verëra me emra fantastike. Aty gjendej vetëm një shishe me një farë vere të Qipros që s'ish gjë tjetër veçse një thartovinë pa asnjë shije. Pas darke Nozdriovi e shpuri Çiçikovin në një dhomë të anës, ku i kishin pregatitur një shtrat, dhe i tha:

- Ja ku e ke krevatin! Nuk të them as natën e mirë!

Si doli Nozdriovi, Çiçikovi e ndjeu trupin shumë të



dërrmuar. E qortonte dhe e brente veten se kish pranuar të vinte aty dhe se kish humbur kohën më kot. Po edhe më shumë e qortonte se i kish folur Nozdriovit për punën e frymëve, se s'kish pasur kujdes, se kish vepruar tamam si fëmijë, si budalla. Kjo ish një punë e tillë që s'duhej t'ia thosh Nozdriovit... Ky maskara, Nozdriovi, mund të llapte, të shpifte, të përhapte poshtë e lart kushedi ç'dërdëllitje, dhe së këtejmi të dilnin mjaft thashetheme. - Keq, keq. "Paskam qenë budalla" - tha ai me vete.

Atë natë fjeti si mos më keq. E thumbonin ca insekte të vogla që lëviznin shpejt, si xhirit, dhe i shkaktonin dhembje që s'duroheshin dot; ai kruante me thonj e duar vendin e thumbuar e thosh: "Djalli ju marrtë me gjithë Nozdriovin". U zgjua shpejt në mëngjes, veshi dollomanë, mbathi çizmet, çau përmes oborrit dhe shkoi në grazhd t'i thotë Selifanit të mbrehte sakaq karrocën. Kur po kthehej takoi në oborr Nozdriovin, po ashtu me dolloma, me llullë në gojë.

Nozdriovi e ngjatjetoi miqësisht dhe e pyeti si kish fjetur.

- Ashtu-ashtu, - ia ktheu Çiçikovi mjaft ftohtë.

- Mua, vëlla, - tha Nozdriovi, - më plakosën tërë natën gjithfarë ndyrësirash sa më vjen ndot edhe të t'i tregoj; pas atyre të djeshmeve më dukej sikur më kish hyrë në gojë një tabor i tërë. Merre me mend: pashë ëndër sikur më rrahën me kërbaç. Hej, hej! Dhe kush, thua! Ve bast se nuk e merr dot me mend! Kapiteni i dytë Pocellujevi bashkë me Kuvshinikovin!

"Po, - tha Çiçikovi me mendt e tij, - do të kish qenë mirë të të rrihte jo në ëndër, po ditën më drekë".

- Për zotin! Më dhembi shumë! U zgjova. Djalli ta marrë, më hante tërë trupi; ata dreq pleshta... Shko vishu; do të vij sakaq në dhomën tënde; ja, sa të shtie në dorë atë maskaranë, administratorin tim.

Çiçikovi shkoi në dhomë të lahet e të vishet. Pas pak,

kur hyri në odën e bukës gjeti në sofër takëmet e çajit dhe një shishe me rum. Në odë dukeshin gjurmat e drekës së djeshme dhe të darkës; fshesa s'e kish prekur fare dyshemenë. Aty kish plot thërrime buke; madje edhe mbulesa e tryezës ish plot hi duhani. I zoti i shtëpisë, që s'vonoi të hyjë aty, s'kish në trup gjë tjetër veç dollomasë, nën të cilën i dukej gjoksi leshtor. Kështu siç ish, duke mbajtur llullën në dorë e duke pirë çaj me filxhan, ai do t'u kish pëlqyer shumë piktorëve që i kanë halë në sy ata zotërinjtë e krehur e të lëmuar, apo të qethur shkurt, siç duken në tabelat e floktorëve.

- Hë, ç'thua? - ia bëri Nozdriovi pas një minute heshtjeje. - A do t'i lozim frymët?

- Të thashë, vëlla, se unë s'loz. Për të blerë t'i blej.

- S'dua të t'i shes, se atëhere ç'u pa nga miqësia? Mua s'më pëlqen të çaj kokën për gjepura. Po të jetë fjala për lodër, ndryshon puna. Haj të luajmë të paktën vetëm një herë.

- Të thashë, jo.

- As këmbim nuk do?

- Nuk dua.

- Atëhere haj të lozim damën; po të fitosh, merri të gjithë. Unë kam shumë nga ata që duhet t'i fshij nga listat e revizionit. Hej, Porfiri, sillmë damat.

- Mos u lodh më kot, nuk loz.

- Po damat s'janë kumar; këtu s'mund të ketë as fat, as hile, po vetëm zotësi. Madje të paralajmëroj se unë s'di të loz fare. Vetëm po të më japësh diçka përpara.

"Haj të loz damën! - tha me vete Çiçikovi. - Dikur kam qenë mjaft i zoti në këtë lojë. Këtu ky e ka zor të më bëjë hile".

- Peqe, s'po ta prish qejfin: haj se po loz damën.

- Frymët po i ve për njëqind rubla.

- Pse njëqind? Mjaftojnë pesëdhjetë.

- Jo, pesëdhjetë s'është një shumë e rrumbullakët. Kësaj



po i shtoj ndonjë klysh të dorës së dytë ose një varse të artë për sahat.

- Peqe, - pranoi Çiçikovi.

- Sa do të më japësh përpara? - pyeti Nozdriovi.

- Pse të të jap përpara? Natyrisht, s'të jap asgjë.

- Nëm të paktën dy lëvizje gurësh.

- Nuk dua. Unë vetë s'di të loz mirë.

- Ju njohim ne që s'dini të lozni! - tha Nozdriovi duke shtyrë një gur.

- Kam kohë që s'kam lojtur damën! - tha Çiçikovi duke shtyrë edhe ai një gur.

- Ju njohim ne që s'dini të lozni! - tha së dyti Nozdriovi duke lëvizur një gur dhe, po në atë kohë, shtyu me cepin e mëngës një gur tjetër.

- Kam kohë që s'kam lojtur! Hej, hej, ç'po bën kështu, vëlla? Ktheje prapë këtë gur! - i tha Çiçikovi.

- Cilin?

- Këtë gur, - ia priti Çiçikovi dhe po në atë çast pa pothuaj nën hundë një gur tjetër që, siç duket, po i vërvitej damës. Vetëm një zot e dinte se nga kish dalë ky gur. - Jo, - tha ai, duke u ngritur nga tryeza, - me ty s'lohet dot! Ti lëviz përnjëherësh tre gurë!

- Pse thua tre? U bë gabimisht. Njërin e lojta padashur. Urdhëro, po e kthej në vend.

- Po tjetri nga doli?

- Cili tjetri?

- Ky që po i afrohet damës.

- Shtiresh sikur s'të kujtohet.

- Jo, vëlla, unë i kam numëruar të gjitha lëvizjet dhe i mbaj mend; këtë sapo e shtyre tani. Ja ku e ka vendin

- Si e paska vendin atje? - ia ktheu Nozdriovi, duke u skuqur. - Siç e shoh unë, vëlla, ti qenke shpifës!

- Jo, vëlla, shpifës je vetë, po vetëm se me mua s'të del

në krye.

- Ç'më pandeh ti mua? - ia priti Nozdriovi. - A mos thua se unë jam hileqar?

- Unë s'të them as kështu, as ashtu, po që tani e tutje nuk do të loz kurrë me ty.

- Jo, unë s'të le të tërhiqesh, - u nxeh Nozdriovi. - Loja ka filluar!

- Kam të drejtë të tërhiqem, sepse ti s'lot ashtu si i ka hije një burri të ndershëm.

- Gënjeshtra! Këtë s'ma thua dot!

- Jo, vëlla, gënjeshtar je vetë!

- Unë s'bëra hile, pra ti nuk mund të tërhiqesh; duhet ta mbarosh lojën!

- Ti s'më detyron dot ta bëj këtë, - tha Çiçikovi gjakftohtë, iu afrua dërrasës dhe ngatërroi gurët.

Nozdriovit i hipi gjaku në kokë dhe iu turr Çiçikovit kaq pranë sa ky u praps dy çape.

- Do të të shtrëngoj të lozësh! S'ka gjë se i ngatërrove gurët, mua më kujtohen të gjitha lëvizjet. Do t'i vendos sërish atje ku kishin qenë.

- Jo, vëlla, puna mori fund: nuk do të loz me ty.

- Pra nuk do të lozësh?

- Ti e sheh vetë se me ty s'lohet dot.

- Jo, thuajmë hapur: nuk do të lozësh? - pyeti Nozdriovi duke iu afruar edhe më shumë.

- Nuk dua! - ia preu Çiçikovi, por, për çdo të papritur ngriti të dyja duart që të mbrojë faqet, sepse puna po merrte zjarr.

Ky parashikim kish qenë me vend, sepse Nozdriovi i kish dhënë vrundull dorës... dhe mund të ndodhte që njëra nga faqet e mbushura e të këndshme të heroit tonë të mbulohej me një njollë turpi nga ato që s'lahen kurrë më. Por Çiçikovi pati fatin t'i shpëtojë dackës, ia zuri Nozdriovit të dyja duart



e vrullshme dhe ia mbajti me fuqi.

- Porfir, Pavllushkë! - sokëlliu Nozdriovi me tërbim, duke u munduar të shkëputet.

Kur dëgjoi këto thirrma Çiçikovi ia lëshoi duart, sepse s'donte t'i bënte shërbëtorët dëshmitarë të kësaj skene të shëmtuar dhe sepse e ndjente se ishte e kotë ta mbante Nozdriovin. Po n'atë grimë hyri Porfiri dhe, pas tij Pavllushka, një zdap i shëndoshë, me të cilin s'ish mirë ta mbrehje.

- Pra nuk do që të mbarojmë lojën? - pyeti Nozdriovi. - Përgjigju hapur!

- Loja s'mund të mbarohet, - ia ktheu Çiçikovi duke shikuar në dritare. Ai e pa karrocën e tij që ish fare gati, kurse Selifani priste, me sa dukej, çastin që ta sillte karrocën përpara hyrjes. Po Çiçikovi s'kish se nga të dilte, sepse derën e kishin zënë ata dy torollakët e shëndoshë.

- Kështu pra ti nuk do që të mbarojmë lojën? - përsëriti Nozdriovi me fytyrën zjarr të kuqe.

- Të kishe lojtur siç i ka lezet një burri të ndershëm... Po tani s'mund.

- Ah, s'mundke, o i poshtër? Kur e pe se e humbe thua s'mund! Rriheni! - u thirri ai i xhindosur Porfirit dhe Pavllushkës, duke rrëmbyer çibukun prej druri vishnje. Çiçikovi u zbeh si një vilar pëlhure. Diç donte të thosh, po e ndjente se buzët e tij lëviznin kot e s'nxirrnin tinguj.

- Rriheni! - briti Nozdriovi duke u hedhur përpara me çibukun e vishnjës në dorë, zjarr, i nxehtë, i dirsur, sikur të vërvitej kundër një kështjelle të pamposhtur. - Rriheni! - ulëriu ai me një zë të fortë, siç i thërret "Përpara, djem!" skuadrës së tij një toger i guximshëm, trimëria e të cilit ka marrë dhenë kështu që apostafat atij i jepet një urdhër për ta prirë këtë skuadër në një çast vendimtar. Por togerin e ka rrëmbyer hovi i luftës, ai e humbet mendjen; i duket sikur

sheh përpara tij samovarin dhe s'ka durim të presë që të bëjë një trimëri të madhe. "Përpara, djem!" - ulërin ai, duke u vërvitur, pa vrarë mendjen se kështu i sjell dëm planit të sulmit të përgjithshëm, se miliona gryka pushkësh i drejtohen nga frëngjitë e mureve të pamposhtura të kështjellës që ngrihen gjer lart në re, se skuadra e tij e dobët do të bëhet copë e thërrime dhe se po vërshëllen plumbi ugurzi gati ta godasë gurmazin e tij buçitës. Po në qoftë se Nozdriovi pasqyronte rolin e togerit trim dhe kokëndezur, që ish hedhur në sulm, kështjella së cilës i turrej ai nuk ish aspak e patundur. Përkundrazi, këtë kështjellë e kish rrëmbyer një llahtari kaq e madhe sa dridhej e tëra. Shërbëtorët ia shkulën nga dora karrigen me të cilën Çiçikovi kish dashur të mbrohej dhe ky, duke picërruar sytë, gjysmë i gjallë e gjysmë i vdekur, po priste goditjet e çibukut çerkez të të zot të shtëpisë. Vetëm një perëndi e di se ç'do të kish ndodhur, por fati pat mëshirë të shpëtojë brinjët, shpatullat dhe gjithë pjesët e tjera fisnike të shtatit të heroit tonë. Papritur e pakujtuar, sikur të paskeshin zbritur nga qielli, kumbuan tingujt e një zilke që përkundej, u dëgjuan kthjellët krismat e rrotave të një karroce që po i afrohej derës së shtëpisë, oshëtiu gjer brenda në dhomë turfullima e rëndë dhe gulçima e fortë e tre kuajve të nxehur që sapo stepën. Të gjithë, padashur, shikuan në dritare: nga karroca zbriti një burrë me mustaqe, me një xhaketë gjysmë-ushtarake. Ai diç pyeti në paradhomë dhe hyri brenda pikërisht në minutën kur Çiçikovi, i cili s'e kish marrë ende veten nga frika nëpër të cilën kish shtangur, ndodhej në një gjendje që s'do t'ia kish zilepsur askush.

- Me leje t'ju pyes: cili është këtu zoti Nozdriov? - pyeti i panjohuri që po e shikonte mjaft i habitur Nozdriovin, me çibuk në dorë, dhe Çiçikovin që mezi po merrte frymë nga tronditja e madhe.

- Më lejoni më parë të pyes me cilin kam nderin të flas,



- ia ktheu Nozdriovi duke iu afruar.

- Jam kapiten i xhandarmërisë.

- Dhe ç'urdhëroni?

- Kam ardhur t'ju njoftoj urdhërin se ju duhet të ndodhi në dispozicionin e autoriteteve gjyqësore gjersa të jepet vendimi për gjyqin që është ngritur kundër jush.

- Ç'janë këto profka? Ç'është ky gjyq? - pyeti Nozdriovi.

- Ju jeni ngatërruar në çështjen e çifligut të Maksimovit; ky ju akuzon se e keni fyer duke e rrahur me shufra, kur ishit i dehur.

- Gënjen! Nuk e kam parë kurrë çifligar Maksimovin.

- Zotëri! Më lejoni t'ju them se unë jam oficer. Këtë fjalë mund t'ia thoni shërbëtorit tuaj, po mua jo!

Ndërkaq Çiçikovi nuk priti të dëgjojë se ç'do të përgjigjej Nozdriovi; mori shapkën, kaloi tinëz prapa shpinës së kapitenit të xhandarmërisë, doli në oborr, i hipi karrocës dhe i urdhëroi Selifanit t'i lëshonte kuajt me të katra.

# Kreu i pestë

Thuaj si të duash, po heroit tonë i vanë shtatë. Megjithqë karroca ikte me vërtik dhe fshati i Nozdriovit kish kohë që kur ish zhdukur duke humbur prapa arave, greminave dhe bregoreve, ai shikonte rishtas e rishtas prapa, me frikë se mos e ndiqnin dhe e arrinin. Mezi merrte frymë; kur shpinte dorën në zemër ndjente se kjo përpëlitej si një shkurtë brenda një kuvli. "Ama frikë hoqa! Ptu ptu!" Aty u rrëkëllyen mbi krye të Nozdriovit mjaft mallkime të rënda e të forta, madje edhe fjalë të tjera jo të mira. Ç'të bënte? Çiçikovi ish rus, dhe, veç kësaj, ish i inatosur. Pastaj kjo punë s'ish shaka. "Ç'të them, - thoshte ai me vete, - po të mos kish ardhur kapiteni i xhandarmërisë, unë s'do të isha më në këtë botë! Do të kisha humbur pa lënë gjurmë, si një flluskë në ujë, pa trashëgimtarë, pa iu lënë fëmijëve të ardhmë as pasuri, as emër të mirë!"

Heroin tonë e bluante një brengë e madhe për pasardhësit e tij.

"Sa i ndyrë paska qenë ky zotëri! - mendonte Selifani. - S'kam parë zotëri tjetër të këtillë. E ka hak ta pështyj! Njeriut në daç mos i jep të hajë, po kalin duhet ta ushqesh, sepse kalit ia kënda tërshërën. Kjo është tagjia e tij. Siç janë ushqimet për ne, ashtu është edhe tagjia për kalin.

Edhe kuajt, siç dukej, e qortonin me mendje Nozdriovin,



jo vetëm doriu dhe deputeti, po edhe pullalliu ishte bërë zemërak. Megjithqë Selifani i shtinte këtij tërshërën më të keqe dhe nuk ia hidhte në koritë para se t'i thosh: "Hej ti, maskara!" - prapseprapë kësaj i thoshin tërshërë dhe jo bar i thatë; ai e mbllaçiste me qejf dhe shpesh fuste turinjtë në koritën e shokëve për të ngjëruar pak e për të parë se si e kishin ata tagjinë, veçanërisht kur s'ishte Selifani në grazhd. Dhe ja, kësaj here hëngrën vetëm bar të thatë... Kjo s'është punë e mirë; asnjë s'ishte i kënaqur.

Por pas pak tërë këto mendime të të pakënaqurve u prenë në një mënyrë të befasishme e fare të papritur. Të gjithë, pa përjashtuar as vetë karrocierin, erdhën në vete dhe hapën sytë kur mend i shtypi një alamet llandoni me gjashtë kuaj dhe kur mbi krye të tyre u dëgjuan klithmat e zonjave që udhëtonin me atë llandon dhe kërcënimet e karrocierit të huaj:

- Hej, maskara! Unë të thirra sa më hante zëri: mbaje më të djathtë, gallof! I dehur je?

Selifani e kuptoi se e kish shkelur, po meqenëse rusit s'i pëqen të pohojë përpara të tjerëve se është fajtor, u krekua menjëherë e ia ktheu:

- Po ti pse i nget ashtu? A mos i ke lënë sytë peng në pijetore, hë?

Si tha këto fjalë, u mundua ta prapsë karrocën e tij, që t'i hapë udhën llandonit, po s'mundi, sepse takëmet ishin ngatërruar keq. Pullalliu zuri t'i nuhasë me kureshtje miqtë e tij të rinj; ai gjendej tani midis atyre. Ndërkaq zonjat që rrinin në llandon vështronin të trembura. Njëra ishte plakushe, tjetra e re, gjashtëmbëdhjetëvjeçare, me ca leshra të lëmuara shumë bukur rreth kokës së vogël. Ovali i fytyrës së saj lezetare ish i mbushur dhe shndriste, i tejpamshëm si një vezë e freskët e posapjellë, kur e mban ekonomja kundrejt diellit në duart e saj zeshkane dhe bën që ta përshkojnë tejmatanë rrezet e ndritura të diellit. Edhe veshët e saj të

vegjël e të hollëz kuqëlonin ndaj i përshkonte drita e ngrohtë. Ndërkaq frika e kish bërë të shtanget gojëhapur, me disa kokrriza lotësh në sy. Ajo dukej kaq e ëndshme, sa që heroi ynë e vështroi disa minuta e nuk ia vari fare poterës që kish plasur ndërmjet kuajve dhe karrocierëve.

- Prapsu, gallof i mallkuar! - thërriste karrocieri i huaj.

Selifani hoqi frerët, po ashtu bëri edhe karrocieri tjetër; kuajt u zbythën pak dhe pastaj u hodhën përsëri përpara duke marrë nëpër këmbë frerët. Në këtë mes kalit pullalli i pëlqeu kaq shumë miku i tij i ri saqë s'donte të largohej nga shtegu tek i kish bashkuar fati i papritur, kish vënë turinjtë mbi qafën e këtij miku të ri dhe dukej sikur xheç i pëshpëriste në vesh, afërmenç ndonjë gjepur të madhe, sepse tjetri tundte veshët papushim.

Po në mes të kësaj rrëmuje arritën të mblidhen fshatarët e një fshati që për fat të mirë ndodhej aty afër. Meqenëse për fshatarin një pamje e tillë është një ngazëllim i madh, ashtu siç është gazeta ose klubi për nemcin, nuk shkoi shumë dhe rreth karrocave u dyndën mizëri fshatarësh: brenda në fshat mbetën vetëm plakat dhe çiliminjtë. Zgjidhën rripat; i dhanë ca grushte turinjve pullalliut dhe e bënë të prapset. Shkurt: i shkëputën dhe i larguan. Por, ja nga inati se i kishin ndarë nga miqtë e tyre, ja sepse u kish hipur marrëzia në kaptinë, kuajt e llandonit s'donin të bënin udhë dhe rrinin të shtangur, sadoqë i fshikullonte karrocieri. Zelli i fshatarëve u shtua sa s'ta pret mendja. Sikush donte të jepte një këshillë:

- Haj, Andriushkë, kape për mëgojze kalin e së djathtës; xha Mitai le t'i hipë kalit të mesit! Hidhju, xha Mitai!

Xha Mitai, i gjatë e thatim, me një mjekër kuqaloshe, i hipi kalit të mesit dhe tani dukej si një kambanore nga ato të fshatit, apo, më mirë, si një çengel për të nxjerrë ujë nga pusi. Karrocieri u ra kuajve, po më kot. As xha Mitai s'e ndihmoi dot.



- Prit, prit! - thirrën fshatarët. - O xha Mitai, ti hipi kalit të anës, kurse atij të mesit le t'i hipë xha Minai!

Xha Minai, një fshatar shpatullgjerë me një mjekër si qymyri e me një plënc sa një samovar i stërmadh nga ata që përdoren për të zjerë sbitenj për gjithë njerëzit që mardhin duke bredhur nëpër pazar, iu hodh me gjithë qejf kalit të mesit, që u hepua pothuaj gjer përdhe.

- Hë, tani mbaroi puna! - thirrën fshatarët. - Jepi, jepi! Godite me kërbaç atë gjokun, që rri në vend si i shushatur.

Po kur panë se kuajt s'bënë udhë dhe se frushkullimet ishin të kota, xha Mitai e xha Minai i hipën të dy atij kalit të mesit, kurse kalit të anës së djathtë i hipi Andriushka. Më në fund, si e humbi durimin, karrocieri dëboi edhe xha Mitain, edhe xha Minain, dhe bëri mirë, sepse kuajt po lëshonin shtëllunga avulli sikur të paskeshin bërë një udhë të gjatë, pa marrë frymë, nga një stacion tek tjetri. I la të çlodhen një minutë, dhe pastaj ata u nisën vetë.

Gjatë tërë kësaj tevatyre, Çiçikovi s'ia hoqi sytë vajzës së re të panjohur, të cilën mend po e përpinte. Ai u mat disa herë t'i flasë, po nuk i ndezi. Ndërkaq zonjat shkuan. Koka e vogël, e bukur, me tipare të stërholla dhe beli i këputur u larguan si një vegim, dhe përsëri mbeti udha, karroca, të tre kuajt që i di lexonjësi, Selifani, Çiçikovi, rrafshina, dhe ajo zbrazësira e fushave përqark.

Kudo në botë, qoftë në radhët e ulta të zemërgurëve, të të varfërve të këputur, të të vrazhdëve, të atyre që janë mykur në ndyrësi, apo në radhët e epërme, midis të ftohtëve dhe të mërzitshmëve pastërtorë, çdo njeriu i del përpara, të paktën një herë në jetë, një vegim që s'u ngjet atyre të mëparshmëve, dhe ky i zgjon, qoftë edhe vetëm një herë, një ndjenjë të pangjashme me ato që ka pasur gjer atë ditë dhe që e ka të shkruar ta ketë tërë jetën . Kudo, përmes gjithë trishtimeve nga të cilat është endur jeta jonë, fugon lehtë një hare e

përndritur, sikundërse nganjëherë një llandon i ndriçëm, me takëme të praruara, me kuaj të mrekullishëm dhe xhame vetëtitës, kalon papritur nëpër ndonjë katundth të varfër e të humbur, që s'ka parë kurrë gjë tjetër veçse talike fshatare dhe pastaj një orë të tërë fshatarët mbeten gojëhapur e me kapë në dorë, ndonëse llandoni i çuditshëm ka kohë që është zhdukur.

Kështu që ajo leshverdha u fanit papritur e papandehur në tregimin tonë dhe u zhduk gjithë papritur e papandehur. Në qoftë se atëhere në vend të Çiçikovit do të kish qenë ndonjë djalosh njëzetvjeçar - ja një husar, ja një student apo thjeshtësisht një djalosh që sapo e ka nisur udhën e jetës - hej, zot! - sa e sa ndjenja do të qenë zgjuar e do të kishin buçitur në shpirtin e tij, sa e sa zëra do të kishin folur brenda tij! Ai do të kish qendruar një copë herë të gjatë, i ngrirë në një vend, si i shushatur, me sytë të gozhduar tutje në horizont, duke harruar edhe udhën që kish për të bërë, edhe qortimet që e prisnin më tej, edhe ndëshkimet për vonesën, them, duke harruar edhe vetveten, edhe shërbimin, edhe botën bashkë me gjithçka që ndodhet në këtë botë.

Mirëpo heroi ynë ishte burrë në moshë të thyer, njeri i matur, gjakftohtë. Edhe ai diç mendoi, por mendimet e tij ishin më pozitive dhe madje shumë praktike. "Një thelë e mrekullishme! - tha Çiçikovi duke hapur kutinë e duke nuhatur ca bornut. - Por, e para nga të parat, ç'gjë të mirë ka kjo copë femër? Është e mirë sepse tani sapo ka dalë, siç duket, nga konvikti ose nga instituti, dhe s'ka, si i thonë një fjale, asnjë nga veset e këqija të grarisë. Kjo është sot tamam si një fëmijë, tërë thjeshtësi. E thotë hapur atë që i shkon në mendje, qesh kur i vjen të qeshë. Prej saj mund të nxjerrësh ç'të duash: edhe një mrekulli, edhe një rangallë. Por kjo do të bëhet rangallë! Ja, tani shpejt, sapo të bjerë në duart e atyre nënokeve e të tetkave. Brenda një moti do t'i mbushet



koka dinga me kaq gjepura grarie, sa që aty për aty nuk do ta njohë më as vetë i ati. Do të mbahet më të madh, do të bëhet kryelartë, do të sillet e rrotullohet ashtu siç do ta porositin ato, do të vrasë mendjen që të kuturisë me cilin duhet të flasë, e si të flasë dhe sa duhet të flasë, se si dhe cilin të shikojë, do të duhet orë e çast të mos thotë më tepër se ç'duhet, do të ngatërrohet në lakun e vet dhe, më në fund, do të mbarojë duke gënjyer tërë jetën. Djalli e merr vesh se ç'mund të bëhet kjo!".

Këtu Çiçikovi bëri një pushim të vogël dhe pastaj shtoi: "Jam kureshtar të di e kujt është kjo vajzë. Cili është dhe si është i ati? A është ky një çifligar kamës dhe i ndershëm apo thjeshtësisht njeri i shtruar, që ka qenë nëpunës dhe ka mbledhur ca kapital? Sepse, ta zemë, në qoftë se kësaj vajze do t'i jepte prikë nja dyqind mijushka, do të bëhej një thelë, shumë-shumë e shijshme. Kjo mund t'i sillte, si të thuash, lumturinë një njeriu të ndershëm".

Këto dyqind mijushka zunë të lëvrijnë në një mënyrë kaq tërheqëse brenda në kaplloqen e tij sa që nisi ta qortojë veten përse gjatë tërë asaj rrëmujës rreth llandonit nuk e pyeti forejtorin[1] ose karrocierin, që të mësojë cilat ishin udhëtaret e llandonit. Mirëpo pas pak u duk fshati i Sobakieviçit, që ia kthjelloi mendimet dhe e bëri të kthehet tek synimi i tij i përhershëm.

Fshati iu duk mjaft i madh; më të djathtë e më të mëngjër kish dy pyje, njëri ish mështeknishte dhe tjetri vgjerishte, si dy krahë, i pari bardhosh, i dyti ziosh. Në mes dukej një shtëpi e drunjtë me mansardë; pullazin e kish të kuq dhe muret të përhime si në të errëta, apo, më saktë, mure egërtie - një shtëpi nga ato që ndërtohen tek ne në vendbanimet

1) Ndihmë-skarrocjeri. Forejtori rri hypur mbi njërin nga kuajt e karrocës dhe i nget këta.

ushtarake ose në kolonistët gjermanë. Vihej re se në ndërtimin e kësaj shtëpie arkitekti kish luftuar pa pushim me shijet e të zot të mallit. Arkitekti kish qenë pedant dhe i rënë në dashuri pas simetrisë, ndërsa i zoti kish kërkuar komoditetin dhe, siç dukej, për këtë shkak kish murosur në njërin krah tërë dritaret dhe i kish zëvendësuar këto me një xham të vogël, që i hynte në punë, mbase, në ndonjë kthinë të errët. As balli, me gjithë përpjekjet e arkitektit, nuk kish arritur të bjerë në mes të faqes së shtëpisë, sepse i zoti kish bërë emër të hiqej një nga shtyllat e anës, dhe prandaj, në vend të katër shtyllave, siç qe parashikuar, kish mbetur vetëm me tri. Oborri ish rrethuar me një gardh të drunjtë, të shëndoshë dhe të trashë jashtë masës. Me sa duket, çifligari qe përpjekur shumë që çdo gjë të ish sa më e fortë. Për grazhdet, plevicat dhe gjelltoren kishin përdorur trungje të fortë e të trashë sa t'u bëjnë ballë shekujve.

Edhe izbat e fshatarëve të mahnisnin kur i shikoje: aty s'kish mure të skalitur, stolira të gdhendurash dhe trille të tjera, por të gjitha ishin ndërtuar më së forti. Madje, edhe pusi ish veshur me dru dushku të shëndoshë nga ai që përdoret vetëm për mullinjtë dhe për anijet. Me një fjalë kudo që hidhte sytë, Çiçikovi shihte vetëm gjëra të papërkulshme, të palëkundshme, në një trajtë të ngurtë dhe të ngathët. Duke iu afruar shkallëve ai vuri re se nga dritarja po e kqyrnin, pothuaj në të njëjtën kohë, dy fytyra: një fytyrë gruaje me skufë, e hollë, e gjatë, si kastravec, dhe një fytyrë burri, e madhe, e rrumbull si një kungull nga ata të Moldavisë. Me këta kunguj bëjnë në Rusi balalajka, ato veglat muzikore të lehta, me dy tela, që janë bukuria dhe ngushëllimi i djaloshit të shkathët njëzetvjeçar, bandill e qesqin, që edhe u vërshëllen, edhe ua bën me sy vashave gjirebardha e gushëbardha të mbledhura grumbull rreth tij, që të dëgjojnë tringëllimet e ëmbla të balalajkës. Pasi vështruan një grimë



të dy fytyrat u zhdukën menjëherë. Në krye të shkallës doli një shërbëtor me një xhaketë bojëhiri, me jakë të kaltër, të lartë dhe e futi Çiçikovin në treme, ku e priti vetë i zoti i shtëpisë. Me ta parë mysafirin, tha shkurt: "urdhëro!" dhe e futi në pjesën e brendshme të banesës.

Kësaj here, sapo e shikoi me bishtin e syrit, Sobakieviçi iu duk Çiçikovit si një ari me shtat mesatar. Këtë ngjasi e plotësonte fraku me ngjyrë tëpkë si atë të gëzofit të ariut, ato mëngët e gjata dhe pantallonat gjithë të gjata. Shkelte kryq e tërthor me çap të rëndë, si me ca këmbë të huaja. Fytyrën e kish të ndezur, të nxehtë, si në ngjyrën e një monedhe bakri. Siç dihet, në botë ka shumë fytyra në gatuarjen e të cilave natyra nuk ka vrarë mendjen shumë, nuk ka përdorur asnjë nga veglat e vogla si limën, tryelzën dhe të tjera të kësaj dore, po i ka prerë me tërë hovin e krahut: i ka rënë një herë me sëpatë - ka stisur hundën, i ka rënë së dyti - ka nxjerrë buzët, ka marrë tryelin e madh dhe ka shpuar zgavrat e syve. Ajo nuk e daltoi fare më tej, po e lëshoi në botë dhe tha: "rron!" Pikërisht një fytyrë të këtillë të fortë dhe të gdhendur për mrekulli kish Sobakieviçi. Këtë fytyrë e mbante më shumë poshtë sesa lart, qafën s'e kthente fare dhe, nga ky shkak, rrallë e tek e shikonte me sy atë me të cilin fliste, po gjithnjë kqyrte ja qoshen e sobës, ja derën.

Kur shkuan nëpër odën e bukës, Çiçikovi e shikoi edhe një herë me bishtin e syrit: Ari! Tamam ari! Kësaj përngjarjeje të çuditshme ia vinte kapakun emri: atë e quanin Mihail Semjonoviç[1]. Duke ditur se i zoti i shtëpisë kish zakon t'i shkelte njerëzit, Çiçikovi hidhte çapet me vëmendje të madhe dhe e linte Sobakieviçin të shkonte përpara. Me sa duket i zoti i shtëpisë e dinte vetë se kish këtë cen, prandaj e pyeti

1) Në Rusi ariut i thonë rëndom në mënyrë figurative "Mishka" ose "Mihail Semjonoviç".

aty për aty:

- A mos ju shqetësova?

Çiçikovi e falenderoi duke thënë se hë për hë s'i kish ndodhur asnjë shqetësim.

Me të hyrë në odën e pritjes, Sobakieviçi i tregoi një poltronë dhe i tha sërish: "Urdhëro!" Duke u ulur Çiçikovi shikoi muret dhe tablotë e varura aty. Këto tablo paraqisnin vetëm trima, gjithë heronjtë grekë me tërë shtatin: Mavrokordaton[1] me një palë syze mbi hundë, me një uniformë dhe me ca pantallona të kuqe, Miaulin, Kanarin. Këta të gjithë kishin kofshë kaq të trasha dhe mustaqe kaq të mbushura e të gjata sa të bënin të të shkonin dridhma nëpër trup. Midis grekëve të shëndoshë s'di se qysh dhe përse kishin vendosur Bagrationin[2] thatim, të tretur, me flamurë të vegjël dhe topa poshtë, përfundësh, dhe të futur në kornizën më të ngushtë. Pas këtyre vinte heroina greke Bubulina, që e kish këmbën më të trashë sesa shtati i atyre qesqinëve që mbushin sallonet e ditëve tona. Dukej sheshit se i zoti i shtëpisë, duke qenë ai vetë njeri shtatmadh dhe i shëndoshë, donte që edhe dhoma e tij të stolisej me portrete njerëzish të tillë. Pranë Bubulinës, përbri dritares, ish varur një kafaz me një mëllenjë të murrme, me ca krahë të bardhë. Edhe kjo i ngjiste shumë Sobakieviçit.

Mysafiri dhe i zoti i shtëpisë kishin pothuaj dy minuta që rrinin të heshtur, kur u hap dera e odës së pritjes dhe hyri e zonja e shtëpisë, një grua mjaft e gjatë, me një skufë tërë kordele të ngjyera me bojë në shtëpi. Shkelte hijerëndë duke mbajtur kokën drejt, si një palmë.

- Kjo është Feodulia Ivanovna ime! - tha Sobakieviçi.

Çiçikovi ia mori dorën Feodulia Ivanovnës që t'ia puthë,

1) *Mavrokordato, Miauli, Kanaris* - kapedanë grekë të luftës çlirimtare kundër zgjedhës turke (1821-1828).

2) *I. P. Bagration* - gjeneral i famshëm rus në luftrat kundër Napoleonit. Vdiq i plagosur në luftën e Borodinos.



dhe kjo pothuaj ia ngjeshi në buzë; ai pati rastin të verë re se Feodulia i kish duart të njomura me shëllirë kastraveci turshi.

- Shpirt i dashur, - vazhdoi Sobakieviçi, - po të paraqes Pavel Ivanoviç Çiçikovin! Kam pasur nderin ta njoh tek gubernatori dhe tek drejtori i postës.

Feodulia Ivanovna e ftoi Çiçikovin të ulet duke i thënë, si edhe i shoqi: "Urdhëro!" dhe duke bërë me kokë tëpkë si ato aktoret që lozin në teatër role mbretëreshash. Pastaj ajo ndenji në kanape, u mbështoll me atë shallin prej leshi merinosi dhe s'lëvizi më as synë, as vetullën.

Çiçikovi ngriti sërish sytë lart dhe e pa edhe një herë Kanarisin me ato kofshët e trasha dhe me mustaqet gjer tej veshit, Bubulinën dhe mëllenjën e mbyllur në kuvli .

Pothuaj plot pesë minuta të gjithë ndenjën pa bërë zë. Dëgjohej vetëm zhurma që bënte mëllenja duke çukitur me sqep kuvlinë e drunjtë, ku kish përfundi kokrra drithi. Çiçikovi i hodhi edhe një sy rreth e qark dhomës dhe sendeve që ndodheshin aty: të gjitha ishin të forta e të vëngërta jashtë masës dhe kishin një farë përngjasie të çuditshme me të zonë e shtëpisë. Në një qoshe të odës së pritjes kish një tryezë shkrimi barkmadhe prej druri arre me katër këmbë të shtrembëra, tamam si ato llapat e ariut. Tryeza, poltronat, karriget - të gjitha kishin një trajtë shumë të rëndë e trashanike. Shkurt, çdo send, çdo karrige dukej sikur thosh: "Edhe unë jam Sobakieviç!" Ose: "Edhe unë i përngjaj shumë Sobakieviçit!"

- Ju kujtuam të enjten e kaluar, kur isha te kryetari i gjykatës, tek Ivan Grigorieviçi, - tha më së fundi Çiçikovi, kur pa se askush s'kish ndër mend të fillonte bisedimin. - E kaluam kohën shumë mirë atje.

- Po, atë ditë unë s'isha tek kryetari, - ia ktheu Sobakieviçi.

- Një njeri i mrekullishëm!

- Kush? - pyeti Sobakieviçi me sytë të ngulur në qoshen e sobës.

- Kyetari.

- Ndofta ashtu ju duket juve; për mua s'është gjë tjetër veçse mason dhe budalla që s'e ka shokun në botë.

Çiçikovi u hutua disi kur dëgjoi këtë përkufizim mjaft të ashpër, po pastaj e mblodhi veten e vazhdoi:

- Natyrisht, s'ka njeri pa cen e pa të metë, por nga ana tjetër gubernatori është shumë i mirë!

- Gubernatori qenka njeri shumë i mirë?

- Po. A s'është e vërtetë?

- Kusari më i madh në botë!

- Si, gubernatori qenka kusar? - tha Çiçikovi, që s'mund ta kuptonte kurrsesi qysh mund të radhitej gubernatori midis kusarëve. - Jua them hapur se kjo s'më kish shkuar kurrë në mendje, - vazhdoi ai. - Megjithatë më lejoni t'ju përmend se veprimet e tij nuk janë aspak të këtilla; përkundrazi, ai është njeri shumë i butë.

Aty për aty Çiçikovi i solli si shëmbëll madje edhe qeset që kish qëndisur gubernatori me duart e veta dhe lavdëroi shprehjen ledhatonjëse të fytyrës së këtij.

- Edhe nga turinjtë njihet se është kusar! - tha Sobakieviçi. - Jepini vetëm një thikë në dorë dhe lëshojeni në udhë të madhe e keni për të parë se do të therë njerëz. Do t'i therë për një kopek! Ai dhe nëngubernatori janë së bashku Gogu e Magogu![1].

"S'ka dyshim se ky s'e ka punën mirë me këta, - tha Çiçikovi me mendt e tij. - Tani do t'i flas për shefin e policisë. Më duket se e ka mik".

- Sa më takon mua, - tha ai, - nga të gjithë më pëlqen më

1) Gogu është prijësi i llauzit kusar magog, që, sipas profecis së Ezekis, do të dyndej nga Veriu për të ngatërruar Izraelin. Këtu, fjalët "Gog e Magogu" kanë kuptimin "njerëz të fuqishëm, gjakderdhës dhe dinakë".



shumë shefi i policisë. Njeri i çiltër, i hapur! Fytyra e tij tregon vetëm përzemërsi.

- Batakçi! - ia këputi Sobakieviçi shumë gjakftohtë. - Ky të shet, të mashtron dhe pastaj shtrohet si pa gjë të keq dhe ha bukë me ty në sofër! Unë i njoh të gjithë: janë batakçinj, tërë qyteti është kështu. Batakçiu rri krah për krah me batakçinë dhe ndjek gjurmët e batakçiut. Të gjithë janë nga ata që kanë shitur Krishtin. Aty ka vetëm një njeri që është pak më i mirë: prokurori. Po edhe ky, të themi të drejtën, është derr.

Si dëgjoi këto biografi lavdëronjëse, ndonëse të shkurtra, Çiçikovi e pa se s'kish lezet të zinte fare në gojë nëpunësit e tjerë, dhe iu kujtua se Sobakieviçit nuk i pëlqente të thosh ndonjë fjalë të mirë për të tjerët.

- Ç'thua, shpirt, - e pyeti e shoqja Sobakieviçin, - a shkojmë të hamë?

- Urdhëro! - i tha Sobakieviçi Çiçikovit.

Pastaj, si iu afrua tryezës ku ishin shtruar mezet, mysafiri dhe i zoti i shtëpisë pinë, siç e do radha, nga një kupë vodkë dhe hëngrën meze, ashtu siç hahet në tërë Rusinë e madhe, nëpër qytete dhe fshatra, dua të them gjithfarë turshirash dhe sende të tjera të mira për të hapur oreksin. Pastaj, të gjithë muarën drejt odës së bukës; përpara tyre ecte e zonja e shtëpisë duke u tundur si patë. Në një tryezë të vogël ishin shtruar katër takëme. Vendin e katërt e zuri pas pak një person që e kishe vështirë ta merrje me mend se ç'ish: zonjë apo zonjushe, kushërirë, kujdestare apo ndonjë person që banonte aty mbi kurriz të të zot të shtëpisë: një femër pa skufë, nja tridhjetë vjeçe, me një shall larush. Ka njerëz në botë që nuk janë sende në vetvete, por pikëza ose njollëza që kanë rënë mbi sendet e ndryshme. Ata rrinë gjithnjë në atë vend, e mbajnë kokën ngahera po në atë mënyrë; këta njerëz je pothuaj gati t'i pandehësh mobilje dhe mendja të thotë se nga goja e tyre s'ka dalë kurrë ndonjë fjalë. Por sikur t'i

takosh ndokund - në dhomën e shërbëtorëve ose në qilarin e ushqimeve - atëherë oh, oh!

- Çorba e sotme, xhan, qenka shumë e mirë! - tha Sobakieviçi duke shijuar çorbën dhe duke hedhur në pjatën e tij një copë shumë të madhe **njanji,** që shtrohet në tryezë bashkë me çorbën dhe që gatuhet me plënc dashi të mbushur me bollgur hejdesh, me tru dhe këmbë. - Njanji të këtillë, - vazhdoi Sobakieviçi duke iu drejtuar Çiçikovit, - nuk do të gjeni kurrë në qytet. Atje ju japin të hani dreqi e di se çfarë!

- Megjithatë tek gubernatori gjellët s'janë të këqija, - tha Çiçikovi.

- Po a dini ju me se gatuhen këto gjellë? Po ta dinit nuk do t'i ngjëronit fare.

- Nuk di se si gatuhen, këtë punë s'jam i zoti ta them, por kotoletat e derrit dhe peshku i zier ishin më shumë se sa të mira.

- Ashtu ju duket. Unë e di se ç'blejnë ata në treg. Ai maskara gjellëbërësi që e ka mësuar zanatin tek një frëng, blen një maçok, ta rrjep e ta shtron në sofër në vend të lepurit.

- Ptu, ç'fjalë të shëmtuara po na thua! - thirri e shoqja e Sobakieviçit.

- Ç'të bëj, shpirt i vogël, unë s'kam asnjë faj në qoftë se ata bëjnë kështu. Të gjitha ato që s'hyjnë në punë, ato që Akulka jonë i hedh, më falni fjalën, në gropën e plehrave, ata i marrin e i futin në supë! Po, po, në supë!

- Ngahera thua gjëra të këtilla në sofër! - ia ktheu përsëri e shoqja.

- Ç'të bëj, shpirt, - tha Sobakieviçi, - unë them të vërtetën. Por ta dish, ja ku po ta them në sy: mua s'më pëlqen të ha ndyrësi. Mbushe sa të duash me sheqer bretkosën, unë nuk do ta vë kurrë në gojë. As gocat e detit nuk do t'i ha. Unë e di se kujt i ngjan goca e detit. Merrni mish dashi, - vazhdoi ai, duke iu drejtuar Çiçikovit. - Kjo është brinjë dashi me kashë[1]! S'është nga ato frikasetë[2] që gatuajnë me mish dashi nëpër gjelltoret e zotërinjve, nga ato mishrat bajate që dergjen nja katër ditë në treg! Këto gjëra i kanë shpikur doktorët gjermanë dhe francezë. T'i kisha në dorë, do t'i varja të gjithë në litar! Ata kanë trilluar pehrizin, mjekojnë njerëzit duke i lënë të uritur! Ata pandehin se mund të matin shtatin e dobët gjerman me stomakun rus! Jo, të gjitha këto s'janë veçse trillime, të gjitha këto... - Sobakieviçi tundi kokën i zemëruar. - Llapin: arsim, arsim! Ja ku e kanë arsimin, ptu! Do të kisha thënë edhe ndonjë fjalë tjetër, po s'ka lezet se jemi në bukë. Unë s'e kam kështu. Kur gatuaj derr e dua tërë derrin në sofër, kur gatuaj dash e dua tërë dashin, kur kam patë, sillma tërë patën! Më mirë të ha dy llojesh gjellë, po të ha aq sa më do shpirti.

Këto të thëna Sobakieviçi i pohoi me vepra: zhvati dhe hodhi në pjatë gjysmë kofshe dashi, e hëngri të tërë, duke thithur edhe koskën më të vogël.

"Po, - thosh me mendje Çiçikovi, - ky ha, s'bën shaka".

- Mua s'më pëlqen, - tha Sobakieviçi, duke fshirë duart me pecetë, - mua s'më pëlqen si bën një farë Pliushkin; ka në pronën e tij tetëqind frymë, po rron e ha më keq se sa bariu im!

- Cili është ky Pliushkin? - pyeti Çiçikovi.

- Një batakçi, - u përgjigj Sobakieviçi. - Një neqez, që s'mund ta marrësh dot me mend. Në burg, ata që janë dënuar me njëqind e një rrojnë më mirë se sa Pliushkini. I shoi gjithë njerëzit në uri.

- Vërtet? - ia priti Çiçikovi si me keqardhje. - Thoni se atij i vdesin shumë njerëz?

- Si mizat!

- Vërtet si mizat? Me leje t'ju pyes: e ka shumë larg

1) *Kashë* - ushqim me bollgur, i zjerë me qumësht ose ujë.

2) Frikasé - copëra mishi të gatuara me salcë.

shtëpinë?

- Pesë vjorsta më tej.

- Pesë vjorsta! - thirri Çiçikovi dhe madje ndjeu se zemra i rrahu fort e më fort. - Kur del nga porta juaj duhet t'ja marrësh më të djathtë apo më të mëngjër?

- Ju këshilloj që as udhën të mos ia dini këtij qeni! - tha Sobakieviçi. - Më mirë të shkoni, më falni, në ndonjë vend të shëmtuar se sa në shtëpi të tij

- Jo, unë ju pyeta vetëm ashtu, sepse më pëlqen të njoh vendin, - ia ktheu Çiçikovi.

Pas kofshës së dashit u erdhi radha byreçkave me gjizë, shumë më të mëdha sesa tërë pjata, pastaj një gjel deti sa një viç, i mbushur me gjithfarë sendesh të mira që të bien si lëmsh në stomak: vezë, oriz, mëlçi e të tjera të këtij lloji. Me kaq dreka mori fund. Po kur u ngrit Çiçikovi ndjeu se tani ish një pud më i rëndë. Hynë në odën e miqve ku i priste reçel në pjatë - një reçel që s'ish as prej dardhe, as prej kumbulle, as prej ndonjë peme tjetër. Po, të themi të drejtën, këtë nuk e ngjëroi as gostiari, as i zoti i shtëpisë. Zonja doli për të sjellë edhe ca pjata të tjera. Duke përfituar nga mungesa e saj, Çiçikovi iu kthye Sobakieviçit që ish strukur në një poltronë dhe, pas një dreke kaq të rëndë, po nxirrte nga fyti ca tinguj të pakuptueshëm, duke bërë kryq dhe duke mbuluar orë e çast gojën me dorë. Çiçikovi tha:

- Dua të bisedoj me ju për një punë:

- Urdhëroni dhe ca reçel tjetër? - pyeti zonja e shtëpisë, duke u kthyer me një pjatë plot. - Repka të ziera në mjaltë!

- Do të hamë më vonë! - tha Sobakieviçi. - Ti shko tani në dhomën tënde. Unë dhe Pavel Ivanoviçi do të zhveshim fraket e do të prehemi pak!

Feodulia Ivanovna tha se do të dërgonte t'u sillnin nga një dyshek e ca jastëkë me pupla, po i shoqi ia ktheu: "S'na duhen, do të çlodhemi në poltronë", - dhe ajo doli.



Sobakieviçi uli pak kokën dhe u pregatit të dëgjojë se për ç'punë do t'i fliste mysafiri.

Çiçikovi ia filloi larg e larg. Zuri në gojë në përgjithësi tërë shtetin rus dhe lavdëroi shumë hapësirën e tij të madhe, tha se as perandoria e lashtë e Romës nuk kish qenë kaq e madhe dhe se të huajt kishin të drejtë të mahniteshin...

Sobakieviçi e dëgjonte me kryet të anuar.

Tha pastaj se, sipas ligjeve në fuqi të këtij shteti, lavdia e të cilit s'ka shëmbëll, frymët e revizionuara që kanë mbaruar jetën mbi tokë, vazhdojnë të mbahen gjersa të bëhet revizioni i ri, në listën e tatimeve sikur të paskeshin qenë të gjallë, kështu që të mos ngatërrojmë autoritetet administrative me një tepricë formularësh pa rëndësi e të padobishëm dhe të mos ndërlikojmë më shumë mekanizmin shtetëror, që edhe kështu është mjaft i koklavitur...

Sobakieviçi vazhdonte ta dëgjonte kryeanuar.

- Por, ndonëse kjo masë është e drejtë, prapseprapë është pjesërisht e rëndë për shumë pronarë, meqenëse i detyron këta të paguajnë tatime njëlloj si edhe për të gjallët, dhe se ai, Çiçikovi, për hir të respektit që ushqente kundrejt tij, Sobakieviçit, ish gati të merrte përsipër, pjesërisht, këtë barrë që me të vërtetë ishte e rëndë. Përsa i takon qëllimit kryesor, Çiçikovi foli me shumë kujdes: nuk i quajti frymë të vdekura, por vetëm frymë që nuk ishin të gjalla.

Sobakieviçi vazhdonte të dëgjonte si më parë, kryeanuar, dhe në fytyrën e tij nuk dukej asnjë shprehje. Ngjante sikur në këtë shtat nuk kish fare shpirt ose, edhe në kish, ky nuk ndodhej atje ku duhej të kish qenë, por diku, matanë maleve, si shpirti i Kosheit të pavdekshëm[1], i mbuluar me një guaskë kaq të trashë sa që çdo gjë që të lëvizte në fund të saj nuk

1) *Kosheli i pavdekshëm* - qënie prrallore, shumë e dobët dhe makute, që ruan si syt e ballit pasurinë. Ky emër përdoret për të treguar një njeri shumë të pasur, fajdexhi, koprrac.

sillte as lëkundjen më të vogël lart, në sipërfaqe.

- E pra ç'thoni? - tha Çiçikovi duke pritur me tronditje përgjigjen.

- Juve ju nevojiten frymë të vdekura? - e pyeti Sobakieviçi shumë thjesht e pa u çuditur aspak, sikur të paskej qenë fjala për diçka shumë të rëndomtë.

-Po, - u përgjigj Çiçikovi dhe duke zbutur rishtas zërin, shtoi: - Nga ato që nuk ekzistojnë më.

- Na ndodhen, si jo... - tha Sobakieviçi.

- E në ju ndodhen, ju, s'ka dyshim...do të gëzoheshit të shpëtonit nga këto.

- Më falni: unë jam gati t'i shes, - ia ktheu Sobakieviçi, që kësaj here ngriti pak kokën duke dyshuar se bleresi, afërmenç, do të nxirrte ndonjë përfitim nga kjo punë.

"Djalli e marrtë, - tha Çiçikovi me mendt e tij, - ky është gati të shesë madje para se të kem thënë unë një fjalë". Dhe e ktheu me zë të lartë:

- Fjala vjen: me çfarë çmimi?... Megjithqë, si të them, po flasim për diçka... që as duhet të zesh në gojë çmimin...

- Që të mos ju kërkoj më shumë, po e pres me njëqind rubla kokën! - ia këputi Sobakeviçi.

- Njëqind rubla! - thirri Çiçikovi që mbeti gojëhapur dhe e shikoi drejt në sy, duke mos ditur në kish dëgjuar mirë apo gjuha e rëndë e Sobakieviçit nuk qe kthyer ashtu si duhet dhe në vend të një fjale, kish rrokullisur një fjalë tjetër.

- A mos ju duket shtrenjt? - pyeti Sobakieviçi dhe pastaj shtoi: - Po cili është çmimi që jepni ju?

- Çmimi që jap unë? Ne, me sa duket, kemi bërë ndonjë gabim ose nuk e kuptojmë mirë njëri-tjetrin dhe kemi harruar se ku e kemi fjalën. Nga ana ime them me dorë në zemër se tetë grivenë[1] për kokë është çmimi më i goditur!

1) *Griven ose grivenik* - monedhë e vjetër argjëndi me vlerë dhjetë kopekë.



- Fjalë është kjo? Tetë grivenë!

- Pas mendjes sime them se s'bën më shumë.

- Po unë nuk shes opinga këtu.

- Sidoqoftë, duhet ta pranoni edhe vetë se këta s'janë njerëz.

- A mos ju thotë mendja se mund të gjeni një budalla që t'ju shesë për dy grivenë një frymë të revizionuar?

- Urdhëroni më dëgjoni: përse i quani ju frymë të revizionuara? Këta kanë vdekur qëkuri; prej tyre ka mbetur vetëm një tingull, të cilin nuk e kapin shqisat. Megjithkëtë, që të mos e zgjatim shumë, po ju jap nga një rubël e gjysmë për kokë; më shumë s'mund.

- Ta keni për turp të zini në gojë një shumë të tillë! Mos bëni pazar, thuajmëni çmimin e vërtetë!

- Nuk mundem, Mihail Semjonoviç; ju them për fjalë të nderit: nuk mundem më shumë; është punë që s'bëhet, - tha Çiçikovi, po prapë shtoi gjysmë ruble.

- Pse bëhi koprrac? - pyeti Sobakieviçi. - Të them të drejtën s'kërkova shumë! Ndonjë batakçi mund t'ju mashtrojë, t'ju shesë rangulla, jo frymë, kurse unë ju jap thelpinj arre, të gjithë të zgjedhur: fshatarë të fortë dhe, midis tyre, ndonjë zanatçi. Ja, fjala vjen, kemi Mihejev karrocierin! Ky s'bënte karroca sidokudo, po vetëm nga ato me susta. I ndërtonte të shëndosha, jo si ato të Moskës, që s'mbajnë më shumë se një orë; vetë i vishte përbrenda, vetë u jepte lustër!

Çiçikovi hapi gojën t'i thotë se Mihejevi kish kohë që s'ish më në këtë botë, mirëpo Sobakieviçi kish vërshuar, si të thuash, brenda në kullën e gojtarisë dhe që aty kish marrë vrundull e nuk ndalej.

- Po ai Probka zdrukthëtari? Unë ve kokën time se nuk do t'i gjeni shokun. I fortë sa për katër! Po të kish bërë shërbimin në gardë vetëm një zot e di ç'gradë të lartë do të

kish marrë. Tre kut e një çepirok[1] i gjatë.

Çiçikovi prapë u mat t'i thotë se Probka kish vdekur, por Sobakieviçi, siç duket, kish marrë zjarr: derdhte rrëkera të tilla fjalësh sa s'kishe ç'të bëje veçse të dëgjoje.

- Millushkin muratori! Ish kaq i zoti sa mund të ndërtonte soba në çdo shtëpi. Maksim Teliatnikovi ish këpucar: me një të shpuar bize bënte një çizme për kokën e çizmes, ndonëse ish i dehur. Po Jeremei Sorokopliohini? Ky vlente sa të gjithë të tjerët bashkë! Bënte tregti në Moskë, dhe vit për vit më sillte pesëqind rubla vetëm për të larë taksën. Ja, këtyre u thonë njerëz! S'janë si ata që mund t'ju shesë një farë Pliushkin.

- Me leje, - tha më në fund Çiçikovi, i habitur përpara një dyndjeje kaq të vrullshme fjalësh, të cilat dukeshin se s'do të kishin të sosur, - ç'është nevoja të renditni të gjitha cilësitë e tyre? Ç'të mirë do të kemi sojesh, kur gjithë këta njerëz janë të vdekur? Mirë thotë fjala e urtë se në kufomën e të vdekurit mund të mbështetësh vetëm gardhin.

- Po, sigurisht, janë të vdekur, - tha Sobakieviçi, që sikur vetëm atëhere solli në mend se me të vërtetë ata ishin të vdekur, dhe shtoi: - Por ç'mund të themi për njerëzit të cilët sot numërohen ndër të gjallët? Ç'njerëz janë këta? Miza, jo njerëz.

- Sidoqoftë, janë të gjallë, ndërsa të tjerët janë hije.

- Jo, s'janë hije! Ju them që ta dini se ç'ka qenë Mihejevi: njerëz të tillë nuk do të gjeni gjëkund. Një vigan të këtillë s'e nxinte kjo dhomë. Jo, s'është hije! Supet i kish më të forta se shpatullat e kalit. Dua të di në ç'vend tjetër mund të gjeni një hije të këtillë.

Këto fjalë të fundit i tha duke iu drejtuar portretit të Bagrationit dhe atij të Kollokotronit[2] të varur në mur, siç u

1) *Kuti (arshini)* - 71 centimetra; çepiroku - 4,4 centimetra.
2) Një nga krerët e Etërisë greke që përgatiti kryengritjen kundër turqve, më 1821.



ndodh rëndom bashkëbisedonjësve kur njëri nga këta, papritur, i drejtohet jo njeriut të cilit i flet, por një vete të tretë, krejt të panjohur, që ka hyrë i paftuar, dhe nga i cili e di se nuk do të marrë as përgjigje, as mendim, as pohim, ndonëse e vështron sikur kërkon ta ftojë për të ndërmjetësuar. Ky, i panjohuri, rri në çastin e parë pak si i hutuar dhe nuk di në duhet t'i përgjigjet duke u përzjerë në një punë për të cilën s'ka dëgjuar asgjë, apo të rrijë ashtu siç e do rregulli i mirësjelljes dhe pastaj të dalë s'andejmi.

- Jo, nuk mund të jap më shumë se dy rubla.

- Urdhëroni dëgjoni: që të mos thoni se unë ju kërkoj shumë dhe se s'dashkam t'ju bëj asnjë shërbim, po jua le nga shtatëdhjet e pesë rubla kokën, merret vesh, me kartmonedha. Këtë e bëj vetëm sepse njihemi!

"A mos ky, - tha me vete Çiçikovi, - më pandeh sylesh?" - Dhe shtoi me zë të lartë:

- Të them të drejtën, unë po çuditem: më duket sikur midis nesh po bëhet një shfaqje teatrale, po luhet një komedi. Ndryshe s'kam se si ta shpjegoj këtë punë... Ju më duki njeri mjaft i mençëm, njeri me arsim. Sendet për të cilat po flasim ne s'janë veçse gjepura. Sa vlen ky? Kujt i hyn në punë?

- Meqë ju i blini, do të thotë se ju hyn në punë.

Çiçikovi kafshoi buzën dhe s'diti se si t'i përgjigjej. Ai nisi të flasë për disa rrethana familjare, por Sobakieviçi ia preu shkurt:

- Unë s'kam nevojë të di arsyet tuaja dhe nuk përzjehem në çështjet familjare; kjo është puna juaj. Ju kini nevojë për frymë, unë jua shes. Po të mos i blini, do të pendohi.

- Dy rubla, - tha Çiçikovi.

- Eh, ju paski qenë si ajo laraska e Jakovit, siç thotë fjala e urtë: tërë ditën po atë avaz. Thatë dy rubla e s'po luani vendit. Jepni një çmim për të qenë!

"Djalli të të marrë! - mendoi Çiçikovi, - do t'i hedh një kockë këtij qeni:[1] po i jap edhe gjysmë ruble!"

- Nejse, urdhëroni, po ju shtoj edhe gjysmë ruble.

- Jo, urdhëroni t'ju them edhe unë fjalën time të fundit: pesëdhjetë rubla! Të them të vërtetën, unë humbas. Asgjëkund nuk do të mundni të blini më lirë njerëz të tillë, kaq të zotët!

"Ama gjakpirës!" - tha me vete Çiçikovi dhe pastaj shtoi me zë, me një farë qortimi:

- Ç'është kjo, po ta marrim shtruar? Sikur të paskej qenë një punë me gjithë mend! Gjetiu do t'i marr për asgjë... Gjithkush do të m'i japë falas, me gjithë qejf, që të shpëtojë sa më shpejt prej tyre. Vetëm ndonjë budalla mund t'i mbajë dhe të paguajë taksë për ta!

- Po a dini ju se blerje të këtij kallëpi, këtë po e them midis nesh, miqësisht, nuk janë gjithnjë të lejuara? Në qoftë se unë ose ndonjë tjetër do të hapim fjalën, njeriu që merret me punë të këtilla nuk do të gëzojë më asnjë besim për të lidhur kontrata ose për të marrë përsipër ndonjë punë të leverdishme.

"Shiko ku po e hedh fjalën maskarai!" - mendoi Çiçikovi dhe aty për aty foli shumë gjakftohtë:

- Bëni si të doni. Unë nuk i blej për ndonjë punë, siç mendoni ju, po sepse ashtu më ka shkrepur në mendje. Në s'i jepni me dy e gjysmë, unë ju le shëndenë!

"Nuk e mposht dot, nuk jepet!" - mendoi Sobakieviçi.

- Peqe, perëndia ju ndiftë, më jepni nga tridhjet rubla dhe merrini!"

- Jo, e shoh se ju nuk doni t'i shisni. Mbeçi shëndoshë!

- Me lejë, me lejë! - tha Sobakieviçi, duke mos ia lëshuar dorën dhe duke ia shkelur këmbën, sepse heroi ynë kish

1) Emri "Sobakieviç" rrjedh nga rrënja "sobaka" - qen.



harruar të mbrohej dhe, si dënim për këtë harresë, iu desh të ulërijë dhe të kërcejë në një këmbë.

- Ju kërkoj ndjesë! Më duket se ju shqetësova. Urdhëroni, uluni këtu! Ju lutem!

Me të thënë kështu e uli në poltronë, madje me një farë shkathtësie, si një ari i zbutur, që di të vërtitet e të bëjë marifete të ndryshme kur i thonë: "Misha, trego si bëjnë gratë banjë avulli". Apo: "Misha, a vjedhin qiqra fëmijët e vegjël?".

- E kam me gjithë mend: po humbas kohën më kot; nxitohem.

- Uluni një çast se tani do t'ju them një fjalë të mirë. - Sobakieviçi u ul pranë tij dhe i pëshpëriti në vesh, sikur t'i thosh ndonjë të fshehtë:

- A doni ta mbyllim me një çerek të asaj që ju pata kërkuar në krye?

- Domethënë njëzet e pesë rubla? Jo, jo, jo! As çerekun e çerekut. Nuk jap një kopek më shumë.

Sobakieviçi heshti. Edhe Çiçikovi heshti. Kjo heshtje zgjati dy minuta të mira. Bagrationi hundëshqiponjë po vëzhgonte nga muri, me vëmendje të madhe, këtë pazarllëk.

- Cila është fjala juaj e prerë? - pyeti, më në fund, Sobakieviçi.

- Dy e gjysmë.

- Me sa shoh unë për ju një frymë njeriu s'bëka dy pare. Nëmni të paktën nga tri rubla!

- S'mund.

- Me ju s'ia dalkam në krye. Merrini! Kam humbje, po kështu jam unë: s'mund të mos ia bëj qejfin mikut. Ndofta do të duhet të lidhim një akt shitblerjeje, që puna të jetë në rregull.

- Merret vesh.

- Mirë, mirë, po duhet të shkoj në qytet.

Kështu u mbyll puna. Ata e lanë që të nesërmen të

gjendeshin në qytet, për të bërë aktin e shitblerjes. Çiçikovi i kërkoi listën e fshatarëve. Sobakieviçi i tha peqe dhe aty për aty u ul në tryezë dhe i shkroi të gjithë emër më emër, me dorën e vet, duke shënuar madje edhe vetitë e mira të secilit.

Çiçikovi, që ndodhej prapa, duke mos pasur ç'të bënte, zuri të kqyrë atë shtatin e shëndoshë të Sobakieviçit. Posa u hodhi një shikim shpatullave të tij të gjera si të atyre kuajve të ngjeshur të Viatkës, dhe këmbëve që u përngjanin shtyllave prej gize të vendosura nëpër trotuare, s'e mbajti dot të mos thotë me vete plot adhurim: "Eh, më të faltë zoti! Ja, kësaj i thonë prerë keq, po qepur shumë mirë!.. S'di në ke lindur ari, apo të ka bërë ari jeta në këtë humbëtirë, a të mbjellat e drithit e telashet me fshatarët, dhe kështu je ndërruar dhe je bërë njeri grusht? Po jo: mua më thotë mëndja se ti do të kishe mbetur kështu siç je, qoftë edhe sikur të të kishin edukuar pas modës dhe pastaj të të lëshonin të shkoje dhe të rroje brenda në Petërburg e jo në një humbëtirë. Ndryshimi i vetëm do të ishte se ndërsa tani ti gllabëron gjysmë kofshe dashi me kashë dhe një byreçkë me gjizë sa tërë pjata, atëherë do të kishe ngrënë kotoleta me kërpudhë. Por ja tani ti ke fshatarë nën sundimin tënd: ti e shpie mirë me këta dhe, natyrisht, nuk i merr nëpër këmbë, sepse janë të tutë dhe sepse përndryshe do ta kishe më keq punën: po sikur të kishe qenë në qytet, ti do të kishe pasur nën urdhër nëpunës, të cilët do t'i kishe shtrydhur gjer në palcë, sepse ata s'janë bujkrobërit e tu, ose do të kishe grabitur arkën e shtetit! Jo, kush është grusht nuk do të hapet të bëhet pëllëmbë! Dhe, po të çlironte grushti vetëm një ose dy gishtërinj do të ishte edhe më keq. Sikur një njeri i tillë të kish kapur ndonjë thërrime shkence dhe të kish zënë ndonjë vend më të pashëm do të shihje se si do t'i merrte nëpër këmbë ata që e zotërojnë me të vërtetë këtë shkencë. Dhe madje ndofta do të thotë: "Dale të më shohin!" dhe do të nxirrte një vendim që shumë



vetave do t'u dukej i tharë... Eh, në qoftë se të gjitha grushtet...".

- Gati lista, - tha Sobakieviçi duke u kthyer.

- Gati? Ma jepni, ju lutem!

I hodhi një sy dhe u çudit me rregullin dhe përpikërinë e përsosur të Sobakieviçit. Aty ishin shkruar në rregull jo vetëm zeja, emri, mosha dhe gjendja familjare e secilit, po edhe ishin hedhur anës disa shënime përsa i takon sjelljes, në pinte a s'pinte - shkurt të bënte zemra ta shikoje.

- Tani, të lutem, një paradhënie! - tha Sobakieviçi.

- Përse kjo paradhënie? Do t'i merrni në qytet gjitha paratë menjëherë.

- Ju e dini se kështu e do rregulli, - ia ktheu Sobakieviçi.

- S'kam para me vete. Mund t'ju jap vetëm dhjetë rubla.

- Dhjetë rubla! Nëmni të paktën pesëdhjetë!

Megjithqë Çiçikovi tha se s'kish para, Sobakieviçi nguli këmbë se kish, kështu që ai nxori edhe një kartushkë tjetër duke thënë:

- Urdhëroni edhe pesëmbëdhjetë të tjera, gjithsej njëzet e pesë. Vetëm më lëshoni një dëftesë.

- Ç'ju duhet dëftesa?

- Siç e dini, është më mirë të kesh në dorë një dëftesë. S'dihet ç'mund të ndodhë .

- Mirë, nëmni paratë!

- Ç'ju duhen paratë? I kam në dorë! Do t'i merrni sapo të më lëshoni dëftesën.

- Me lejë, po si mund unë të shkruaj dëftesën? Më parë duhet të shoh paratë!

Çiçikovi lëshoi kartmonedhat në dorën e Sobakieviçit; ky iu afrua tryezës, i vuri aty paratë dhe i mbuloi me gishtërinjtë e dorës së mëngjër, kurse me dorën tjetër shkroi në një copë kartë se kish marrë një paradhënie prej njëzet e pesë rublash asinjate shtetërore për frymët e shitura. Si mbaroi

së shkruari dëftesën, kqyri edhe një herë asinjatet.

- Kjo kartë është pak si e vjetër! - tha ai duke vëzhguar njërën kartmonedhë në dritë. - Pak si e çjerrë, po s'ka gjë, ne jemi miq.

"Koprrac, koprrac! - tha me mendje Çiçikovi. - Dhe, mbi të gjitha, shtazë!"

- Po femra s'doni?

- Jo, falemnderit.

- Ju a shes me çmim të ulët. Meqë njihemi, jua jap për një rubël copën.

- Jo, femrat s'më duhen.

- Me që s'ju duhen, s'kam ç'të them. Për shijet s'ka ligje. Mirë thotë fjala e urtë: njërit i pëlqen prifti, tjetrit priftëresha.

- Ju lutem një gjë: kjo punë të mbetet midis nesh, - tha Çiçikovi më të ndarë.

- S'do mend. Është e kotë të futim këtu një tjetër njeri; dy miq të ngushtë dinë të ruajnë të fshehtën e njëri-tjetrit. Mirupafshim! Falemnderit për vizitën që më bëtë. Ju lutem të mos më harroni në të ardhmen: kur të kini ndonjë orë të lirë, ejani të hamë drekë bashkë e të kalojmë kohën. Ndofta do të kemi përsëri rastin t'i shërbejmë njëri-tjetrit.

"Posi, posi! - tha me mendt e tij Çiçikovi, duke zënë vend në karrocë. - Më zhvate dy rubla e gjysmë për një të vdekur, cingun i djallit!"

Sjellja e Sobakieviçit e kish pezmatuar mjaft. Ky i kish marrë para për ca kotësira dhe kish vepruar si njeri fare i huaj, megjithqë ata ishin njohur bashkë dhe ishin takuar edhe tek gubernatori, edhe tek shefi i policisë.

Kur doli karroca nga oborri, Çiçikovi ktheu kokën dhe pa Sobakieviçin tek rrinte në krye të shkallëve dhe vështronte; me sa duket ky donte të dinte se ç'udhë do të merrte mysafiri.

- I poshtri, po më ndjek me sy! - murmuriti ai nëpër dhëmbë dhe i thirri Selifanit, që kish kthyer ndaj shtëpive të



fshatarëve, ta ngiste karrocën në mënyrë që mos shihej nga oborri i çifligarit. Çiçikovi donte të shkonte tek Pliushkini, njerëzit e të cilit, sipas të thënave të Sobakieviçit, shuheshin si mizat, por nuk donte që ky të dinte se ç'udhë do të merrte. Kur arriti karroca në anë të fshatit, Çiçikovi thirri fshatarin e parë që takoi udhës ndaj po mbante mbi sup një kërcu shumë të trashë dhe e shpinte në shtëpi, si një milingonë e palodhur.

- Hej, mjekrosh! Ç'udhë të marr që të dal te Pliushkini? Ama s'dua të shkoj përpara shtëpisë së zotërisë.

Siç duket, kjo pyetje e ngatërroi fshatarin.

- Hë, s'di? - i tha Çiçikovi.

- Jo, zotëri, s'di.

- Eh! Leshrat i paske të thinjura dhe s'e ditke Pliushkin neqezin, atë që s'u jep të hanë njerëzve?

- Ah, arnamadhin, arnamadhin! - thirri fshatari.

Ai i shtoi edhe një fjalë tjetër shumë të goditur fjalës "arnamadhi", po kjo nuk mund të përdoret në një bisedim mondan, prandaj ne s'po e zemë fare në gojë. Por mund ta marrim me mend se ai i kish rënë në të, sepse Çiçikovi vazhdoi të qeshë në karrocë, ndonëse kish bërë një copë udhë të gjatë dhe fshatari kish kohë që qe zhdukur.

Të forta i ka shprehjet populli rus! Dhe kur i ngjit ndokujt një llagap, ky do t'i mbetet brez pas brezi, do ta mbajë edhe në kohën e shërbimit, edhe në atë të pensionit, edhe në Peterburg edhe gjer në anë të botës. Dhe më vonë, sado të shumta qofshin dinakëritë, sado të mëdha qofshin përpjekjet që ta fisnikërojë llagapin, madje edhe sikur t'i paguajë me para kalemxhinjtë që ta nxjerrin se rrjedh nga një oxhak i moçëm princash, prapë s'do t'ia dalë në krye: llagapi do të krokërijë vetvetiu nga fyti i tij që i ngjet atij të sorrës dhe do të thotë qartë se nga ka ardhur zogu. Një fjalë me vend është si një fjalë e shkruar: nuk e pret as sëpata. Sa shumë të qëlluara janë gjithë ato që burojnë nga thellësitë e Rusisë,

atje ku s'ka as nemcë, as çukonë[1], as gjithfarë fisesh të huaja, po vetëm frymë ruse thjesht të pastër, të gjallë, të shkathët, që nuk e nxjerr fjalën me darë, nuk e klloçet si klloçka zogjtë, po e vërvit me një të shtënë, si një letërnjoftim që do të mbahet përjetë dhe më tej nuk i shton asgjë - as se si e ke hundën, as se si i ke buzët - sepse me një vizë të vetme të ka vizatuar nga kreu e gjer të këmbët!

Sikundërse nëpër tërë Rusinë e shenjtë e besatare, janë përhapur tutjetëhu kisha, manastire me kubera, kambanore dhe kryqe pa numër, po ashtu mbi faqen e dheut larushitin dhe buisin fise, breza dhe popuj pa numër. Dhe çdo popull, që ka një themel virtytesh plot aftësira shpirtërore krijonjëse, veçanti të shquara dhe dhurata të tjera që ia ka falur perëndia, dallohet në mënyrën e vet nëpërmjet të çdo fjale të tij, e cila, duke i dhënë një emër çdo sendi, pasqyron në shprehjet një pjesë të karakterit të vet kombëtar. Fjala e britanikut[2] tregon një kqyrje të thellë të zemrës dhe një njohje të urtë të jetës; fjala jetëshkurtër e frëngut shkëlqen e hajthme dhe qesqine dhe ikën e fiket; nemci e përtyp më nge fjalën e tij të koklavitur e varfanjake, thelbin e së cilës shumëkush s'është i zoti ta kapë aty për aty. Po s'ka fjalë më të gjallë sesa fjala e qëlluar ruse, që sikur këputet e vërvitet vrundull nga thelbi i zemrës, që gurgullon e dridhëron tërë jetë e gjallëri.

1) Emër përbuzës që u jepej finlandezëve në Rusinë e vjetër.
2) Anglezit.



# Kreu i gjashtë

Dikur, shumë kohë përpara, në vitet e rinisë sime, në ato vitet e vegjëlisë sime që shkuan e vanë e s'do të kthehen kurrë më, gëzohesha kur i afrohesha për herë të parë, në udhëtim e sipër, një vendi të panjohur, cilido të paskej qenë ky: katundth, qytezë e varfër, kryevend krahine, fshat, lagje e jashtme e qytetit. Dhe vështrimi im kureshtar fëminor zbulonte aty kaq e kaq sende tërheqëse. Çdo ndërtesë, gjithçka që mbante mbresën e ndonjë veçantie të vënë në duk, të gjitha më tërhiqnin e më habisnin. Asgjë nuk i shpëtonte vëmendjes sime të freskët e finoke: qoftë se ajo ishte ndonjë ndërtesë e gurtë qeveritare, me një arkitekturë të rëndomtë, gjysma e së cilës qe stolisur me dritare të rrema, që ngrihej e vetmuar midis një grumbulli shtëpizash mikroborgjeze, njëkatëshe, prej trungjesh të gdhendur; qoftë se ishte ndonjë kube e rrumbullakët, e veshur e tëra me pllaka të bardha llamarine, që ngrihej mbi një kishë të re e të bardhë si dëbora; qoftë ndonjë treg apo ndonjë kokorosh provincial që më zinte syri në mes të qytetit. Në udhë e sipër zgjatja kokën nga talikja dhe shikoja edhe trajtën e paparë gjer atëherë të ndonjë redingote, edhe arkat e drunjta me gozhdë a me squfur, që verdhëllonte përtej, arkat me rrush të thatë e sapun, që dukeshin nëpër derën e një dyqani zarzavatesh, bashkë me ata kavanozët me bonbone të thata moskovite,

shikoja edhe atë oficerin e këmbësorisë që kalonte matanë dhe të cilin e kishin hedhur, zoti e di nga cila guberne, që të mërzitej në këtë rreth, edhe tregtarin e veshur me sibirkë[1] që kalonte me birroçen[2] e tij të shpejtë, dhe i ndiqja me mendje, e kridhesha në jetën e tyre të ngushtë. Kur shkonte pranë meje ndonjë nëpunës nga ata të krahinës, unë thosha me vete: "Ku po shkon ky? A mos shkon të kalojë mbrëmjen tek i vëllai, apo vete drejt në shtëpi të vet, që të rrijë gjysmë ore jashtë te praku, gjersa të ngryset fare, dhe pastaj të hajë darkën herët me t'ëmën, me të shoqen, me motrën e së shoqes dhe me tërë familjen? Dhe ç'do të bisedojnë pas supe kur shërbëtorja me gjerdan në gushë ose ndonjë shërbëtor me xhup të trashë do të sjellë një qiri dhjami që do ta verë në shandanin e moçëm të shtëpisë?

Duke iu afruar fshatit të ndonjë çifligari, shikoja me kureshtje kambanoren e hollë e të drunjtë apo kishën e vjetër, të drunjtë, të gjerë dhe të errët. Nga larg, nëpër gjelbërinë e drurëve, më faniteshin joshëse çatia e kuqe dhe oxhaqet e bardha të shtëpisë së çifligarit, dhe unë prisja pa durim gjersa të hapeshin e të ndaheshin në dy pjesë pemishtet që e fshihnin dhe ajo do të fanitej e tëra dhe, medet, me një pamje aspak të rëndomtë! Nga kjo pamje mundohesha ta marr me mend se ç'njeri ishte çifligari, në ishte i trashë, në kishte djem apo gjashtë çupa, që qeshnin me zë kumbues virgjëror, lodronin dhe e kishin motrën e vogël më të bukur nga të gjitha. Përpiqesha të përfytyroja a ishin këto syzeza, a ishte çifligari njeri gazmor apo i ngrysur si ditët e fundit të shtatorit, dhe a e shikonte shpesh kalendarin dhe e mërziste rininë, duke folur për thekër e grurë.

Tani unë i afrohem pa turbulluar shpirtin çdo fshati të

1) *Sibirka* - veshje e sipërme, një farë kaftani i shkurtër me bel, me kinda dhe me jakë të ngritur.

2) Birroçe - karrocë a qerre me dy rrota.



panjohur dhe vështroj pa kokëçarje pamjen e tij të shpëlarë; asgjë s'ma gëzon syrin e ftohtë. Gjithçka që një herë e një kohë i jepte fytyrës sime një vrull gjallërie, ndillte të qeshura dhe rrëke fjalësh, tani rrëshqet e ftohtë përpara meje, ndërsa buzët e mia të palëvizura mbeten të kyçura, pa hov jete. Ku je ti, o rinia ime? Ku je ti, o freskëti e shpirtit tim?

Ndërsa po mendonte dhe buzëqeshte me vete me llagapin që i kishin ngjitur fshatarët Pliushkinit, Çiçikovi s'kish vënë re se si kish hyrë në mes të një fshati të madh me izba dhe rrugë të shumta. Por pas pak ia përmendi këtë ndodhje një tronditje mjaft e gjëmshme që ia dhuroi një shtresë prej trungjesh përpara së cilës kalldrëmi i gurtë i qytetit s'është hiç asgjë. Këta trungje të shtruar kërcenin përpjetë dhe pastaj batisnin përsëri, si ato tastat e pianos, kështu që kalimtari që s'i vinte gishtin kaplloqes në kohë dilte s'andejmi ja me një xhungë në zverk, ja me një vurratë mavi në lule të ballit, a kafshonte e gjakoste me dhëmbët e vet majën e gjuhës.

Çiçikovi vrojtoi se gjithë ndërtesat mbanin një damkë të veçantë vjetërsie: trungjet e izbave ishin të moçme dhe të nxira; shumë çati ishin bërë shoshë; mjaft nga këto kishin mbetur vetëm me trarët lart dhe qeprat anës si ca brinjë skeleti. Pllakat e dhogat, me sa dukej, i kishin zbërthyer vetë të zotrit e izbave, sepse kishin menduar, natyrisht, me shumë të drejtë, se në kohë me shi izbat s'të mbrojnë, kurse në mot të mirë s'ke ç'i do, pra përse të rrish e të mykesh brenda, kur gjen kaq hapësirë edhe në pijetore, edhe në udhë të madhe - me një fjalë kudo që të të dojë e bardha zemër. Dritaret e izbave s'kishin xhame; disa ishin zënë me lecka ose me ndonjë xibun të vjetër. Ballkonkat me parmakë të çative, të cilat s'marr vesh përse i ndërtojnë në ca izba ruse, ishin nxirë e përkulur brinjazi, madje në një mënyrë që mund të thuash se bënin një pamje shumë të bukur. Prapa izbave shtriheshin në shumë vende sërë grunarësh të mëdhenj, që ndodheshin atje, ku ta

dish, ndofta nga koha e Nuhut. Nga ngjyra ato u ngjanin togjeve të tullave të vjetra të papjekura mirë. Lart mbi kreshtat e tyre ishin rritur gjithfarë barishtesh, përbri u qe kacavirrur ndonjë shkorretë. Drithi, siç duket, ish i tëri pronë e zotërisë. Më të djathtë a më të mëngjër, sipas kthesave që bënte karroca, në ajrin e pastër dukeshin e zhdukeshin dy kisha, që ndodheshin pranë e pranë, matanë grunarëve dhe çative. Njëra kishë ish e drunjtë dhe e braktisur, tjetra ish e gurtë me mure të zverdhur, tërë njolla, e plasaritur. Nisi të duket pak nga pak shtëpia e çifligarit dhe më në fund doli e tëra atje, ku këputej vargu i izbave dhe hapej një shesh i shkretë që kish qenë dikur kopsht me zarzavate e me lakra, i qarkuar me një gardh të ulët, vende-vende i shkallmuar. Kjo kështjellë e çuditshme, e gjatë, shumë e gjatë, i përngjante një invalidi të mplakur. Aty-këtu kishte vetëm një pat, më tej dy pate. Në çatinë e nxirë, që aty-këtu mezi mbronte shtëpinë e vjetër, ngriheshin dy kulla, njëra përballë tjetrës, të dyja të kërrusura; domosdo u kish dalë boja e dikurshme. Në muret e plasura të shtëpisë zbardhte aty-këtu skeleti i suvatuar. Sipas shenjave, këto mure kishin hequr shumë nga reshjet - shirat, tufanet dhe tekat e vjeshtës. Vetëm dy dritare ishin të hapura; të tjerat ishin mbyllur me qepene ose me dhoga të gozhduara. Nga ana tjetër këto dy dritare dukeshin si të verbëta; në njërën ish ngjitur me brumë një kartë mavi nga ato që përdoren për të mbështjellë sheqerin, po e prerë në trajtë trekëndëshi.

Kopshti plak shumë i madh, i dendur e i mbushur me shkorreta, fillonte prapa shtëpisë e dilte tutje jashtë fshatit dhe humbiste në fushë. Ky kopsht ishte vendi i vetëm që freskonte këtë fshat të madh dhe e vetmja gjë e këndshme në mes të kësaj shkretëtire. Majat e kërleshura të drurëve të harlisur lirisht ngriheshin në horizont si ca re të blerta me kubera të çrregullta e të lëkundshme. Në mes të kësaj gjelbërie të shpeshtë naltohej në erë si një shtyllë e drejtë dhe e



shndritur mermeri ai trungu i bardhë, shtërmadh, i një mështekne, pa majë - sepse këtë ia kish këputur shtërngata apo rrufeja, kreu i tij i gjymtuar e i mprehtë, i pjerrët, që ngrihej lart dhe zinte vendin e kaptelit, nxinte mbi trungun bardhëborë, si një shapkë a si një zog i zymtë. Kulthi, duke mbytur poshtë shkurret e shtogut, të vadhës a të lajthisë, dhe duke u kacavirur nëpër majat e gëmushës, ngjitej përpjetë dhe arrinte gjer te gjysma e mështeknës së cunguar. Me të sosur aty, në mes, shembej prapë poshtë dhe niste t'u qepej kreshtave të drurëve të tjerë ose mbetej pezull në erë, duke u përdredhur rrathë-rrathë me ato kanxhat e holla, që përkundeshin lehtë në erë. Vende-vende imshtat e blerta të ndriçuara nga dielli ndaheshin njëra nga tjetra, dhe atëhere dukej midis tyre ajo fellëtira e hijeshuar, e errët. Në këtë errësirë mezi shquheshin ndonjë tragë e ngushtë që gjarpëronte tej e tej, ca parmakë të shembur, qoshqe të shkatërruara, trungu plak i një zgërbonje shelgu; karagani[1] fletëdendur e thinjak që nxjerr kokën prapa një shelgu të tharë nga dendësia mbytëse, me fletë e degë të fishkura, të përdredhura e të kërleshura dhe, më në fund bisku trimosh i një panje që vërvit vëngërthi gjethet e gjelbra si ca llapa. Një rreze dielli që kish rrëshqitur, perëndia e di si e qysh, nën një degë të këtij bisku, e kish ndërruar papritur në diçka të tejpamshme e të përflakur, në një shkëlqim të çuditshëm në mes të këtij zabeli të zymtë. Përtej, në cep të kopshtit, ca shelgje të egra, më të gjata se të tjerat, përkundnin atje lart, në kulmet e tyre, ca çerdhe shumë të mëdha sorrash. Disa nga këto shelgje varnin poshtë degët pothuaj të shkëputura nga trungu bashkë me gjethet e vyshkura. Me pak fjalë, gjithçka ishte e bukur, ashtu siç nuk mund të ngjizë as natyra,

1) Një shkurre mjaft e rëndomtë në Rusinë e Lindjes dhe në Siberi, me gjethe të përhime (lat. "caragana arborescens", nga fjala tatare "harakana").

as arti, por siç ndodh atëhere kur këto të dyja lidhen bashkë, kur midis atyre që ka grumbulluar, shpesh pa asnjë kuptim, puna e njeriut, kalon natyra me sëpatën e saj përfundimtare, rrallon atë që është shumë e dendur, zhduk simetrinë e tepruar dhe cenet varfanjake, nëpër të cilat duket skeleti lakuriq dhe u jep një ngrohtësi përzemërsie gjithë atyre që janë krijuar me ftohtësinë e pastërtisë dhe të këndshmërisë së matur. Pasi bëri nja dy kthesa, heroi ynë u gjend, më në fund, përpara shtëpisë, e cila tani u duk edhe më e ngrysur. Myku i gjelbër kish mbuluar tërë gardhin dhe portën e vjetër. Një grumbull ndërtesash - banesa shërbëtorësh, hambarë, bodrume shumë të vjetër - mbushnin oborrin. Pranë tyre, më të djathtë a më të mëngjër, kish porta që shpinin në oborre të tjerë. Të gjitha këto tregonin se dikur këtu kish pasur një ekonomi të madhe, kurse tani çdo gjë dukej e murgët. Asgjë nuk e gjallëronte këtë shkretëtirë; as dyer të hapura, as njerëz që të dalin nga diku, as punë të hovshme dhe andralla shtëpiake! Vetëm porta e madhe ish e hapur dhe kjo për të hyrë një fshatar me një talike të ngarkuar, mbuluar me një rrogoz, që dukej sikur kish ardhur apostafat për t'i dhënë pakëz jetë këtij vendi të mekur. Herë tjetër, po ta marrim pas katinarit vigan të varur në hallkën e hekurt, porta rrinte e kyçur. Pas pak pranë një godine Çiçikovi pa një njeri që po grindej me atë fshatarin e karrocës. Një copë herë të gjatë s'mundi të kuptojë i ç'gjinije ish ky njeri: burrë apo grua. Petku që mbante ish krejt i papërcaktuar dhe i përngjante shumë një rrobe nga ata që mbajnë femrat brenda në shtëpi; në kokë kish ngjeshur një qelepuç nga ata të shërbëtorëve të shtëpive çifligare; vetëm zëri iu duk Çiçikovit tepër i ngjirur e nuk vinte si zë femre.

"Oh, qenka grua! - tha ai me vete, po aty për aty e ndërroi mëndjen: - Oh, jo!" - "Sigurisht, grua!" - tha Çiçikovi, më në fund, dhe vrojtoi më me ngulm. Edhe njeriu e shikoi gjithashtu me ngulm. Dukej se atëhere kur shihte një mysafir



sikur shihte diçka të përbindshme, sepse ajo e kqyri jo vetëm Çiçikovin, po edhe Selifanin, edhe kuajt, nga bishti gjer te turinjtë. Pas kyçeve që mbante varur në bel, pas fjalëve mjaft të rënda që po i thosh fshatarit, Çiçikovi tha me mendje se kjo ish, patjetër, ekonomja e shtëpisë.

- Më thuaj, nënoke, - tha Çiçikovi duke i zbritur karrocës, - ku është zotëria?...

- S'është në shtëpi, - ia këputi ekonomja, duke mos pritur të mbarojë fjalën. Pas një minute shtoi:- Ç'urdhëroni?

- Kam punë!

- Hyni brenda!- i tha ekonomja dhe i ktheu kurrizin e njollosur me miell; rrobja kish një të çarë të madhe poshtë.

Çiçikovi hyri në një hajat të gjerë e të gjatë, të errët, që ku voziste një erë e ftohtë me kundërmim bodrumi. Nga hajati hyri në një dhomë po aq të errët; këtë dhomë e ndriçonte vetëm pakëz drita që hynte nëpër një të çarë të madhe poshtë, nën derë. E hapi këtë derë dhe u gjend më në fund, në dritë dhe u mahnit kur i panë sytë tërë rrëmujën që sundonte brenda. Ngjante sikur në shtëpi po lanin e pastronin dyshemetë dhe prandaj kishin hequr e kapulitur aty tërë mobiljet. Madje në njërën tryezë qendronte një fron i shkallmuar dhe, përbri tij, një sahat me lavjerrësin të shtangur, ku merimanga kish endur një pezhishkë. Po aty gjendej, mbështetur te muri, edhe një dollap i mbushur me enë të vjetra argjendi, me garafa dhe porcelanë kineze. Tryeza e shkrimit kish qenë shtruar dikur me mozaik sedefi, po vende-vende, sedefi ish shkulur dhe kështu kishin mbetur vetëm hullijzat e zverdhura plot tutkall. Aty kish gjithfarë sendesh: nën një presë mermeri, që kish marrë ngjyrë të gjelbër, me një dorezë në trajtë veze, përsipër, gjendej një stivë kartrash të mbushura tejmatanë me shkrim shumë të imët, një farë libër i moçëm me mbulesë lëkure e me anët të kuqe, një limua i vyshkur e i tharë sa që kish katandisur sa një lajthi,

një krah i thyer poltrone, një kupë me një farë lëngu, që kish tri miza brenda, mbuluar me një letër, një copë dylli të kuq, një copë leckë e degdisur s'di që ku, dy penda të njollosura me bojë dhe të thara sikur t'u kish rënë verem, një kleçkë dhëmbësh, e zvedhur, me të cilën i zoti i shtëpisë kish pastruar dhëmbët, ndofta, përpara invadimit të frëngve në Moskë.

Në muret ishin varur afër njëra-tjetrës dhe kuturu disa tablora. Një gravurë e gjatë, e zverdhur, që paraqiste s'di çfarë luftimi - daulle shumë të mëdha, ushtarë gojëhapur për të sokëllitur, me ca kapele trecepshe në kokë dhe kuaj në vrap e sipër - pa xham, futur në një suazë bakëmi të stolisur me pllakëza të holla bronzi dhe me rrathë gjithashtu prej bronzi nëpër qoshet. Përbri kësaj, një tablo shumë e madhe sterrë e zezë, punuar me bojra vaji dhe që rrihte të paraqiste ca lule, ca pemë, një shalqin të prerë, një kaptinë thiu dhe një rosë pezull kokëposhtë, zinte gjysmën e murit. Në mes të tavanit ish varur një llampadar i mbështjellë me beze, të cilin pluhuri e kish bërë t'i ngjante një fshikëze mëndafshi bashkë me krimbin e vet. Në qoshe të dhomës ishin hedhur poshtë, kapule, disa sende më të rënda dhe ato që s'kanë nder të rrinë në tryezë. Është vështirë të përcaktosh se ç'kish në atë kapule, sepse pluhuri, që i mbulonte përbënte një shtresë kaq të trashë sa që po t'i prekje, duart e tua do të të dukeshin si ca dorashka. Më qartë dallohej aty një copë lopate druri e thyer dhe një shuall i vjetër çizmeje. Në asnjë mënyrë nuk mund të thoshe se në atë dhomë banonte një qenie e gjallë, po të mos e tregonte këtë gjë një qelepuç shumë i vjetër që ndodhej në tryezë. Ndërsa Çiçikovi po kqyrte tërë këto stolisje të mahnitshme, u hap dera e anës dhe hyri brenda ajo ekonomja që e pat takuar në oborr. Por tani Çiçikovi vuri re se gruaja i ngjante më shumë një ekonomi, se sa një ekonomeje: fundi i fundit ekonomja nuk e rruan mjekrën kurse qenia që ndodhej kundruall, i hiqte brisk, dhe, me sa



dukej, mjaft rrallë, sepse mjekra, përfundi faqes, i ngjiste një krëhri hekuri nga ata që përdoren për të kashaisur kuajt. Fytyra e Çiçikovit kish marrë një shprehje pyetëse dhe priste pa durim ç'do t'i thosh ekonomi. Nga ana tjetër edhe ekonomi priste se ç'do t'i thosh Çiçikovi. Fundja heroi ynë, i çuditur shumë për shkak të këtij keqkuptimi, vendosi të pyesë:

- Po zotëria? Në shtëpi është?

- Zotëria është këtu, - tha ekonomi.

- Ku? - pyeti së dyti Çiçikovi.

- Si kështu, babush, a mos jeni i verbër? - tha ekonomi. - Unë jam zotëria!

Këtu, padashur, heroi ynë u praps dhe ia mbërtheu sytë. Atij i kish ndodhur të shihte gjithfarë njerëzish, madje edhe nga ata që as ne, as lexonjësi s'do të kemi rastin të shohim kurrë; por si ky s'kish parë ende. Fytyra e tij s'kish asgjë të veçantë; ajo ish pothuaj si e shumë pleqve thatimë; vetëm mjekrën e kish tepër të kërcyer përpara, kështu që duhej ta mbulonte gjithnjë me shami që të mos e leroste me pështymën e vet. Sytë e vegjëlth, që s'ishin shuar edhe lëvrinin nën vetullat e trasha si ca minj kur nxjerrin turinjtë e mprehtë nga vrima dhe përgjojnë, ndaj mbajnë vesh dhe ndaj lëvizin fijet e mustaqeve, se mos është fshehur aty pranë ndonjë maçok a ndonjë vogëlosh çamarok, dhe prandaj nuhasin ajrin dyshimtarë. Ato që të binin më shumë në sy ishin rrobat që kish veshur. Asnjë mjet dhe asnjë përpjekje nuk do të bënte dot të kuptoje nga çfarë stofe ish prerë e qepur dollomaja e tij: mëngët dhe pëqinjtë i kish kaq të lerosur e të lustrosur, sa i ngjisnin asaj lëkurës që përdoret për të bërë qafa çizmesh; prapa i lëkundeshin jo dy po katër kinda nga të cilat vareshin cufla pambuku. Qafës kish lidhur diçka që s'merrej dot vesh se ç'ish: ndofta çorape, ndofta lidhëse, apo gjoksore, po në asnjë mënyrë s'ish kravatë. Shkurt, në qoftë se Çiçikovi do ta kish takuar te dera e kishës këtë njeri të stolisur kështu,

patjetër do t'i kish dhënë lëmoshë një dhjetësh bakri. Sepse - dhe kjo i bënte nder - duhet ta themi se heroi ynë kish zemër të mëshirshme dhe nuk mund ta mbante veten të mos i iepte një të varfëri një dhjetësh bakri. Mirëpo përpara tij qëndronte tani jo një lypsar, por një çifligar. Ky çifligar zotëronte një mijë frymë e më shumë. Zor ish të gjeje ndonjë çifligar tjetër që të kish në pronën e tij kaq miell e drithë buke dhe togje duajsh të pashirë, një njeri që të kish mbledhur në qilarët, në depot e në tharëset[1] një sasi kaq të madhe pëlhurë, shajak, lëkurë të thata e të njoma, peshk të thatë, gjithfarë zarzavatesh dhe kërpudhash. Po të kish hedhur ndokush sytë në oborrin e tij, ku kish grumbulluar gjithfarë sendesh druri dhe gjithfarë enësh që s'përdoreshin kurrë, do t'i dukej se gjendej në tregun Shçepkin[2] të Moskës, ku shkojnë ditë për ditë vjehrrat e shkathta, bashkë me gjellëbërëset që u vijnë nga prapa, për të blerë. Aty zbardhin togje lloj-lloj sendesh druri: të gdhendura, të latuara, të zdrukthosura apo të thurrura - voze, kade me doreza, kade të ndara brenda më dysh, shekle, kova me lëfyt e pa lëfyt, vedra të thjeshta, vedra me këltyrë, kanistra, shporta ku venë gratë lëmshet e linit dhe rrangulla të tjera, kuti katrore prej druri shelgu të hollë e të epur, kuti të rrumbullakta prej kore mështekne të thurrura dhe shumë sende të tjera nga ato që i përdor Rusia e pasur edhe e varfër.

E ç'mund t'i hynte Pliushkinit në punë tërë ky grumbull sendesh të tilla? As gjithë jetën ai nuk do të ish i zoti t'i përdorte, madje në të dy çifligjet e tij. Megjithatë këto i dukeshin pak. Duke mos u kënaqur me kaq, Pliushkini dilte ditë për ditë nëpër rrugët e fshatit të tij; shihte se ç'ka nën

1) Kati i sipërmë i hambarëve, ku mbahen puplat, lardua e tymosur, peshku i thatë, gëzofët e deleve, lëkurë të ndryshme.
2) Tregu tek shiten sende të drunjta.



urat e nën viget dhe shpinte në shtëpi çdo gjë që i binte në dorë: copa shualli të vjetër, rrecka grash, gozhdë, copë enësh balte. Këto sende i hidhte në kapulen që pa Çiçikovi në qoshen e dhomës: "Ja, peshkatari paska dalë për të gjuar!" - thoshin fshatarët kur e shihnin se dilte për të mbledhur vjetërsira. Dhe me të vërtetë, pasi shkonte ai s'ish nevoja të fshihej udha me fshesë. Po t'i ndodhte një oficeri kalimtar të humbiste një shpor, sa të hapësh e të mbyllësh sytë ky shpor shkonte në atë kapulen e njohur, po t'i ndodhte një gruaje të shushatur të harronte kovën te pusi, Pliushkini ia përlante sakaq. Por atëhere kur fshatari e kapte në presh, ai nuk e kundërshtonte dhe ia kthente sendin e grabitur; mirëpo në qoftëse gjëja kish degdisur atje në kapule, atëherë puna kish marrë fund: bënte be e rrufe se e kish blerë në akcilën kohë tek akcili ose e kish trashëguar nga gjyshi. Brenda në dhomën e tij s'linte poshtë në dysheme asnjë nga ato që i zinte syri: një krodhë dylli të kuq, një fletushkë, një pupël; ulej, i merrte të gjitha dhe i vinte në tryezë a në dritare.

Megjithatë, njëherë e një kohë ky kish qenë një nikoqir kursimtar, njeri i martuar, me fëmijë; fqinjët i vinin për drekë e darkë, që t'ia dëgjonin fjalën dhe të mësonin nga goja e tij se si të qeverisnin pasurinë dhe se si të bënin kursime mençurake. Çdo gjë i vinte mbrodh, si sahat: punonin mullinjtë e dërstilat, vinin mbarë fabrikat e shajakut, punishtet e zdukthtarisë dhe ato të endjes. Kudo depërtonte syri i pafjetur i të zot që vraponte si një merimangë e zellshme në të gjitha skajet e pajazhinës së vet. Në vizat e fytyrës së tij nuk pasqyroheshin ndjenja shumë të forta, por sidoqoftë sytë tregonin zgjuarësi. Fjala e Pliushkinit vërtetonte se ai kish përvojë dhe e njihte botën. Mysafiri ndiente gëzim kur e dëgjonte që fliste. E zonja e shtëpisë, një grua e sjellshme dhe llafazane, ish mikpritëse e dëgjuar. Mysafirëve u dilnin përpara dhe i prisnin dy vajza lezetare, të dyja flokëverdha e

freskoshe si trëndafil; vraponte djali, një vogëlosh i shkathët, dhe i puthte të gjithë, pa vrarë mendjen a i pëlqente kjo gjë mysafirit. Të gjitha dritaret e shtëpisë ishin të hapura; në katin e poshtëm banonte mësonjësi i frëngjishtes, gjithmonë i rruar e i kruar dhe gjahtar i mirë: sillte gjithnjë më drekë ndonjë pulë të egër a ndonjë rosë, nganjëherë vezë rabecke dhe porosiste që t'ia fërgonin, pastaj i hante vetë, sepse në gjithë shtëpinë askush tjetër nuk i hante këto vezë. Në katin e poshtëm banonte edhe një bashkatdhetare e këtij, që u jepte mësime të dy vajzave. Vetë Zotëria vinte në sofër i veshur me redingotë që, ndonëse mjaft e mbajtur, prapë ish e këndshme; bërrylet i kish për të qenë, pa arna.

Por zonja e mirë e shtëpisë vdiq; një pjesë e çelsave dhe, bashkë me këto, edhe një pjesë e andrallave të vogla, i ranë Pliushkinit mbi krye. Pliushkini u bë më i qetësuar dhe, si gjithë të vejtë, më dyshimtar dhe më cingun. Nuk mund të mbështetej te vajza e madhe Aleksandra Stjepanovna, dhe kish të drejtë sepse pas pak kjo krisi e iku me një kapiten të kavalerisë - zoti e di nga cili regjiment - dhe vuri kurorë me të, shpejt e shpejt, diku, në një kishë fshati, meqë e dinte se i ati nuk i kish në zemër oficerët për shkak të një paragjykimi të vjetër dhe thosh se gjoja të gjithë ushtarakët qenkeshin kumarxhinj dhe plëngprishës. Babai e mallkoi dhe s'çau kokën ta ndjekë. Shtëpia u shkretua edhe më shumë. Çifligari zuri të bëhet edhe më koprrac. Ky ves iu rrit shumë e më shumë, ndërsa i shtoheshin thinjët e leshrave të ashpra. Mësonjësin frëng e shkarkoi nga puna, sepse të birt i kish ardhur koha të hynte në shërbim; madamën frënge e dëboi sepse kjo kish pasur gisht në rrëmbimin e Aleksandra Stjepanovës. Të birin e dërgoi në kryevendin e gubernës për të bërë atje, në gjykatore, një praktikë të mirë, po ky u fut në një regjiment dhe që aty dërgoi dhe i kërkoi t'et para për uniformë. Merret vesh se i ati i rrëfeu, si i thonë një fjale, bërrylin.



Më tej, vajza e fundit, që kish mbetur me të në shtëpi, ra e vdiq, dhe kështu plaku ngeci roje dhe pronar i vetëm i begative të tij. Jeta e vetmuar i hapi një udhë shumë të gjerë koprracisë së tij e cila, siç dihet, është e uritur si ujk që sa më shumë ha, aq më i pangopur bëhet. Ndjenjat njerëzore, që edhe më parë s'i kish pasur shumë të thella, u rrëgjuan çast për çast dhe humbën në këtë gërmadhë të rropëtuar. Atëhere, pikërisht sikur të vërtetoheshin ato që thosh ai vetë për ushtarakët, ndodhi që i biri të humbasë para në kumar. Pliushkini i dërgoi me gjithë shpirt mallkimet e tij atërore dhe nuk pyeti më tej gjallë ish apo kish vdekur.

Vit për vit mbyllej ndonjë dritare në shtëpinë e tij; më në fund mbetën vetëm dy, njëra nga të cilat, siç e pa këndonjësi, ish zënë me kartë; vit për vit i largoheshin përherë më shumë nga sytë pjesët më kryesore të ekonomisë dhe vëmendja e tij neqeze u mbërthehej kartushkave dhe pendëve që grumbullonte në dhomën e tij; ai u bë gjithnjë më i paepur ndaj tregtarëve që vinin për të blerë prodhimet e çifligjeve të tij. Këta bënë sa bënë pazarllëk, pastaj e braktisën fare, duke thënë se ky s'ishte njeri, po djall. Sana e drithi u kalbën; stivat e mullarët u bënë tamam pleh për të mbjellë lakra; mielli në bodrumet u bë gur sa që duhej çarë me sëpatë; shajakun, pëlhurën dhe stofrat e punuara në shtëpi kishe frikë t'i prekje me dorë, sepse ndërroheshin menjëherë në pluhur. Pliushkini kish harruar prej kohësh llogaritë e pasurisë së tij dhe mbante mend vetëm se në ç'vend të dollapit ruante një garafë të vogël me pak pije, së cilës i kish bërë një shenjë që të mos ia pinte ndokush fshehurazi. Po ashtu dinte se ku gjendej një pendë dhe një copë dylli të kuq. Ndërkaq të ardhurat e çifligut vazhdonin të mblidheshin si ngahera: fshatarët ishin të detyruar t'i sillnin obrokun[1] e caktuar, çdo

1) *Obrok* - taksë në natyrë ose në të holla që i jepnin fshatarët bujkërobër feudalit.

grua duhej t'i sillte një sasi arrash, endëset duhej të endnin një sasi të caktuar pëlhure. Të gjitha këto stivoheshin nëpër qilarët dhe të gjitha bëheshin rrecka dhe kalbësira. Më në fund, edhe vetë Pliushkini u ndryshua dhe u bë një farë rrecke njerëzore.

Aleksandra Stjepanovna i vajti dy herë me djalin e saj të vogël, duke u munduar t'i shkëputë gjësendi. Me sa duket, jeta në fushim me kapitenin e kavalerisë nuk ishte aq tërheqëse si i qe dukur para martese. Pliushkini ia fali fajin; madje ai i dha leje të nipit të lozte me një kopsë që gjendej në tryezë, por nuk i dha së bijës asnjë dhjetësh. Një herë tjetër Aleksandra Stjepanovna i vajti me të dy djemtë dhe i shpuri një kulaç që ta hante me çaj dhe një dolloma të re, sepse i vinte rëndë e turp ta shikonte t'anë me atë të vjetrën. Pliushkini përkëdheli të dy nipërit, e vuri njërin në gjurin e djathtë dhe tjetrin në të mëngjrin, i përkundi sikur të vraponin në kalë, mbajti dollomanë e kulaçin, po nuk i dha së bijës asgjë. Aleksandra Stjepanovna u kthye duarthatë nga kish ardhur.

E pra, ja çfarë skotë çifligari gjendej përpara Çiçikovit! Duhet ta themi se një fenomen i tillë takohet rrallë në Rusi, ku të gjithëve u pëlqen më fort të bëjnë jetë për kokën e jetës. Pra kjo është aq më e mahnitshme kur sheh aty afër një çifligar tjetër që ia ka shtruar e dëfren me tërë hovin e bujarisë dhe të plëngprishjes ruse ose, si i thonë një fjale, e djeg fare. Kur do të shohë banesën e këtij ndonjë udhëtar i padalë shumë do ta pyesë veten i habitur: "Cili është vallë ky princ sundonjës që paska ardhur befas mes këtyre pronarësh të vegjël e të paditur?" Shtëpia e tij e bardhë me mure guri, me oxhaqe të shumta, me pirgje, me flamurë ere, që ka rreth e qark, ndër sa të tjera dhe konakë për miqtë, duket si një pallat. E çfarë s'ka aty? Shfaqje teatrore, ballo: tërë natën buçet muzika në kopshtin e ndriçuar e të stolisur me fenerë. Një



gjysmë guberne e tërë e veshur bukur shëtit gazmore nën drurët dhe askujt nuk i duket i egër dhe kërcënonjës ky ndriçim i bujshëm, kur një degë që ka humbur ngjyrën e saj të gjelbër të fortë, e ndriçuar nga drita artificiale vërvitet me vrull teatror nga një gëmushë e dendur, ndërsa lart qielli i natës është më i errët, më i vrazhdë dhe njëzet herë më kërcënonjës, dhe, larg, duke u futur më thellë në errësirën e pasosur me gjethet që fëshfërijnë në erë, majat e rrepta të drurëve përkunden të zemëruara kundër dritës së rreme që ua llamburin trungjet nga poshtë lart.

Pliushkini kish disa minuta që po rrinte më këmbë, pa thënë një fjalë, kurse Çiçikovi nuk ishte ende i zoti të fillonte bisedën, sepse ia kish marrë mendjen pamja e të zot të shtëpisë dhe të gjitha ato që shihte në dhomë. Vrau e vrau mendjen një copë herë se me ç'fjalë t'i shpjegojë shkakun e vizitës së tij. U mat të thotë se, duke dëgjuar për virtytet dhe vetitë e rralla të shpirtit të tij, kish menduar se e kish për detyrë të vinte e t'i shprehte me gojë nderimet e veta, por e kuptoi se kjo do të ishte diçka e tepruar. Hodhi edhe një shikim me bishtin e syrit mbi gjithë ato që ndodheshin në dhomë dhe ndjeu se fjalët "virtyt" dhe "veti të rralla të shpirtit" mund të zëvendësoheshin shumë mirë me fjalët "nikoqirllëk" dhe "rregull". Pastaj, si e ndryshoi kështu fjalimin, tha se kish dëgjuar për kursimtarinë e tij dhe për zotësinë e madhe me të cilën drejtonte çifligjet, dhe, se kjo arsye e kish shtyrë të vinte vetë që të njihej dhe që t'i shprehte nderimet e tij. Natyrisht mund të kish gjetur ndonjë shkak tjetër, më të mirë, po në atë çast mendja e tij s'mundi të trillonte diçka tjetër.

Si përgjigje Pliushkini s'di ç'murmuriti nëpër buzë, sepse dhëmbë s'kish; nuk u mor vesh ç'tha; ndofta kish dashur të thosh: "Djalli të marrtë bashkë me nderimet e tua!" por meqenëse mikpritja tek ne është kaq e fortë sa as koprracit

s'i pëlqen të shkelë ligjet e saj, shtoi aty për aty në një mënyrë më të kuptueshme: "Ju lutem shumë uluni, zini vend!"

- Unë kam shumë kohë që s'pres mysafirë, - tha ai, - sepse t'ju them të drejtën, s'kam ndonjë të mirë prej tyre. Kanë zënë një zakon të shëmtuar të venë njëri tek tjetri dhe e lenë punën fare pas dore... Pale po duhet t'iu ushqesh edhe kuajt me bar të thatë! Unë kam kohë që kam ngrënë drekë. Gjelltoren e kam të vogël, me tavan të ulët. Oxhaku u prish fare. Po ta ndez kam frikë mos i ve zjarr shtëpisë.

"Shiko si më qenka! - tha me mendje Çiçikovi. - Bëra mirë që hëngra te Sobakieviçi një byreçkë dhe një thelë kofshe dashi".

- Dhe gjëja më e keqe është se në tërë shtëpinë s'gjen një krah bar të thatë! - vazhdoi Pliushkini. - Po edhe ku ta gjesh? Toka është e paktë, fshatari është përtac, s'i kënda të punojë, e ka mendjen të pijetorja... Ke për të parë se në pleqëri do të marr trastën e do të dal për të lypur lëmoshë!

- Mirëpo mua më thanë, - guxoi t'ia presë Çiçikovi, - se ju keni më shumë se një mijë frymë.

- Kush jua ka thënë? Ta kishit pështyrë, babush, drejt në sy atë që ju ka thënë kështu! Ka qenë hokatar, siç duket ka dashur të tallet me ju. Thonë se kam një mijë, po pa shkoni t'i numëroni e të shihni se ç'kanë mbetur! Në këta tre vjetët e fundit ethet e mallkuara më rrëmbyen shumë fshatarë.

- Vërtet? Shumë njerëz ju kanë vdekur? - thirri Çiçikovi me keqardhje.

- Po, shumë.

- Me leje t'ju pyes: sa veta?

- Tetëdhjetë frymë.

- Jo!

- Unë s'gënjej, zotëri!

- Më lejoni edhe një herë t'ju pyes: këto frymë i llogaritni nga dita e revizionit të fundit?



- Ku ma gjen të ish kështu, - tha Pliushkini. - Po t'i numërojmë që atëhere arrijnë njëqind e njëzet frymë.

- Vërtet? Njëqind e njëzet? - thirri Çiçikovi shumë i habitur dhe mbeti gojëhapur.

- Jam shumë plak, babush, e s'të gënjej: i mbusha të shtatëdhjetat! - tha Pliushkini që sikur qe fyer nga kjo thirrmë pothuaj gazmore

Çiçikovi e kuptoi se me të vërtetë s'kish lezet të dukej sikur nuk i bëhej vonë për mjerimin e tjetrit, prandaj psherëtiu aty për aty dhe e ngushëlloi:

- Ç'të bëj unë me këto ngushëllime? - ia priti Pliushkini. - Ngushëllimet s'futen në xhep. Kam këtu një kapiten; djalli e di se nga ka ardhur, thotë se më ka kushëri. "Xhaxha, xhaxha!" - më thotë e më puth dorën. Kur nis të më ngushëllojë, ulërin sa më shurdhon veshët. Fytyrën e ka të kuqe: duket sheshit se është pijanec me damkë. Afërmenç i ka prishur paratë, si oficer që ka qenë. Ose e ka shtënë në dorë dhe ia ka zhvatur paratë ndonjë aktore nga ato të teatrit. Tani i thënka mendja se qenka mirë të më ngushëllojë!

Çiçikovi u mundua t'ia mbushë mendjen se ngushëllimet e tij ndryshonin nga ato të kapitenit dhe se ish gati t'ia vërtetonte këtë jo me fjalë në erë, po me vepra. Aty për aty i tha se ishte gati të merte përsipër të paguante në vend të tij tatimet për gjithë fshatarët që kishin vdekur nga kjo fatkeqësi.

Ky propozim e shastisi fare Pliushkinin. E shikoi një copë herë Çiçikovin me ca sy të çakarritur, dhe, më në fund e pyeti:

- Po ju , babush, s'keni qenë kurrë oficer?

- Jo, - iu përgjigj mjaft dinak Çiçikovi.- Unë kam shërbyer në një zyrë civile.

- Civile? - përsëriti Pliushkini dhe nisi të thithë buzët, sikur të hante gjësendi. - Po si i bëhet kësaj pune? Ju po humbisni kështu...

- Për qejfin tuaj jam gati edhe të humbas.

- Ah, babush! Ah, o mirëbërësi im! - thirri Pliushkini duke mos vënë re se nga gëzimi po i rridhte nga hundët një farë bornuti shumë i shëmtuar, si funderinë kafeje e trashë, dhe se pëqinjtë e rrobes i qenë hapur dhe i dukeshin të poshtmet, që s'kish aspak lezet të shiheshin. - Ja, tani e ngushëlluat plakun! Ah! zotëri i dashur! Ah, o shenjtorë!

Pliushkini s'mundi të flasë më tej. Por pa shkuar asnjë minutë, gëzimi u shua në një mënd nga kjo fytyrë e drunjëzuar sikur të mos paskej shkrepur fare, dhe kjo u bë e brengosur. Pliushkini u fshi me shami, të cilën e mblodhi shuk dhe nisi të fërkonte me të buzën e sipërme.

- Me lejë t'ju pyes dhe mos ma merrni për të keq: çdo vit merrni përsipër të paguani tatimet për të gjithë? Do të m'i jepni mua paratë në dorë apo do t'ia derdhni vetë arkës së shtetit?

- Ja si do të bëjmë: do të lidhim bashkë një akt shitblerjeje, sikur këta njerëz të kishin qenë gjallë dhe ju m'i shitni.

- Po, një akt shitblerjeje... - tha Pliushkini i humbur në mendime dhe zuri të përtypë buzët. - Akti i shitblerjes kërkon shpenzime. Nëpunësit e gjykatores janë njerëz pa shpirt! Në kohrat e para mbaroje punë me gjysmë ruble bakri e me një thes miell, tani duhet të dërgosh një karrocë të tërë me bollgur dhe, veç kësaj, të japësh edhe një kartushkë të kuqe[1]. Hej, sa të dhënë janë këta pas parasë! S'di përse priftëria s'po çan kokën për këtë gjë, t'u mbajë ndonjë predikim. Sidoqoftë, fjalën e zotit nuk do të guxojnë ta marrin nëpër këmbë.

Çiçikovi tha me mendje: "Ti, besoj se do ta marrësh nëpër këmbë!" po aty për aty e ktheu e i tha me zë se për hatrin e tij ish gati të merrte përsipër edhe shpenzimet e aktit të

1) Karmonedhë dhjetërublashe.



shitblerjes.

Kur dëgjoi se mysafiri do të paguante edhe shpenzimet e aktit, Pliushkini tha me mendt e tij se ky njeri ishte budalla me brirë dhe e kish kot që shtirej se gjoja kish qenë nëpunës civil; dukej sheshit se kish qenë oficer dhe kish bredhur pas atyre aktoreshave. Po megjithkëtë, nuk e fsheu dot gëzimin dhe i uroi të gjithë të mirat atij vetë dhe fëmijëve të tij, pa e pyetur fare kish a s'kish fëmijë. Iu afrua dritares, trokiti në xham me gishtrinj e thirri:

- Proshka! Haj!

Pas një minute u dëgjua se dikush hyri vrap në hajat dhe qendroi atje një copë herë duke përpjekur çizmet. Më në fund dera u hap dhe hyri Proshka, një vogëlosh nja trembëdhjetë vjeç, me një palë çizme kaq të mëdha sa që kur ecte ment i dilnin nga këmbët. Ja tani do t'ju them përse çizmet e Proshkës ishin kaq të mëdha. Për të gjithë shërbëtorët e shtëpisë Pliushkini kish vetëm një palë çizme dhe këto duhej t'i ndodheshin ngahera në treme. Kur e thërrisnin në shtëpinë e zotërisë, shërbëtori çante tërë oborrin zbathur, me të kërcyer, mbathte çizmet në treme dhe pastaj hynte në dhomë. Me të dalë që aty, linte prapë çizmet në vendin e tyre dhe shkonte duke shkelur në shuajt e vet. Po të shikonte ndokush nga dritarja e vogël, në vjeshtë, dhe më fort mëngjeseve, kur fillojnë cikmat e vogla, do të shihte se gjithë shërbëtorët bënin ca të kërcyera nga ato që s'besoj të jetë i zoti t'i bëjë as valltari më i shkathët i teatrit.

- Pa shikoni, babush, se ç'turinj ka ky! - i tha Pliushkini Çiçikovit dhe i tregoi me gisht fytyrën e Proshkës. - Është budalla, trung fare, po sikur të lesh gjësendi në shtëpi ta përlan një të çelur e të mbyllur sytë! Hë, pse erdhe, budalla, thuaj, përse?

- Si tha kështu, heshti një copë herë. Kësaj heshtjeje Proshka iu përgjigj gjithë me heshtje.

- Ver samovarin, more vesh? Na këtë kyç, jepja Mavrës e i thuaj të hyjë brenda në qilar. Aty kam në një raft ca peksimet nga ai i kulaçit që më ka sjellë Aleksandra Stjepanovna; i thuaj të na e japë bashkë me çajin!... Dale, ku po ua mbath ashtu? Torollak!... Të ka zaptuar djalli këmbët, ë?... Më parë dëgjo. Peksimeti ka zënë përsipër pak myk; i thuaj ta kruajë me thikë, po thërrimet të mos i hedhë kot; porosite që t'i shpjerë në qymez të pulave. Ti, vëllako, mos shkel brenda në qilar, se pastaj e di ç'pëson! Ca fshikulla mështekne sa për të hapur oreksin! Po të duash më shumë, unë nuk t'i kursej. Hap sytë se po hyre në qilar, ta dish... Ja, unë do të të shikoj nga dritarja.

- Këtij s'mund t'i zesh besë për asgjë, - vazhdoi ai duke iu kthyer Çiçikovit, pasi u zhduk Proshka me gjithë çizme.

Mirëpo pas kësaj zuri ta shikojë me të dyshuar Çiçikovin. Bujaria shumë pak e rëndomtë që kish treguar mysafiri nisi t'i duket Pliushkinit e pabesueshme. "Djalli ta marrë, - tha me vete, - ndofta ky është ndonjë mburracak si gjithë batakçinjtë, llap e llap që të ndodhet në punë, ma pi çajin dhe pastaj kris e ikën!" Kështu, që ta provojë e ta shtjerë në thes, i tha se s'do ishte keq të bënin sa më shpejt aktin e shitblerjes, sepse njeriu s'di kurrë se ç'mund t'i ndodhë: sot është, nesër s'është.

Çiçikovi iu përgjigj se ish gati ta bënin aktin që atë çast. I kërkoi vetëm listën e gjithë fshatarëve të vdekur.

Kjo e bëri Pliushkinin ta flerë mendjen. Dukej sheshit se diç po bluante në mendje, pas pak nxori kyçet, iu afrua dollapit, e hapi dhe s'di ç'kërkoi aty një copë herë të gjatë midis kupash dhe filxhanësh dhe më në fund tha:

- Ptu, s'po e gjej dot! Kisha këtu një liker të mrekullishëm, në mos ma kanë pirë. Këtu njerëzit janë hajdutë të mëdhenj! Dale, a mos është ky?... Çiçikovi pa në duart e Pliushkinit një faqore të vogël, të kapllaisur me pluhur,



që i rrinte si bluzë.- E ka bërë e ndjera ime shoqe kur ish gjallë - vazhdoi Pliushkini. - Mirëpo kjo maskareshë ekonomja e kish braktisur fare e as që i kish vënë tapë! Kishin rënë brenda ca brumbulleshka e gjithfarë ndyrësish, po unë i nxora dhe tani pa shiko sa i kulluar është! T'ju shtie një kupëz?

Por Çiçikovi që s'desh të pinte një liker të këtillë, tha se ai ish i ngrënë e i pirë.

- Paski ngrënë e pirë! - tha Pliushkini. - Po, natyrisht, kështu njihet njeriu nga derë e mirë: s'ha po është i ngopur, kurse nganjëherë të vjen papritur ndonjë hajdut që sado ta ushqesh... Bie fjala, të vjen një kapiten e të thotë: "Xhaxhush, thotë, më sillni të ha gjësendi!". Unë s'jam xhaxhushi i tij, siç nuk është ai vetë gjyshi im. Me sa duket ky s'ka ç'të hajë në shtëpi, prandaj bredh poshtë e lart! Pra ju doni listën e gjithë atyre dembelëve. Posi, tamam sikur ta paskesha ditur se do të më hynte në punë, i kam hedhur të gjithë në një fletë të veçantë që t'i fshij në revizionin e parë.

Pliushkini vuri syzet dhe zuri të kërkojë nëpër kartrat. Duke hapur gjithfarë pakosh ngriti kaq shumë pluhur saqë mysafiri nisi të teshtijë. Më në fund gjeti një kartushkë të shkruar mbarë e prapë. Emrat e fshatarëve ishin ngjeshur pranë e pranë si ca miza të vogla. Aty kish ç'të doje: edhe një Paramonov, edhe një Pimenov, edhe një Panteleimonov dhe madje një farë Grigor me llagapin "Ec-e-nuk-sos", gjithsej nja njëqind e njëzet e më tepër. Çiçikovi vuri buzën në gaz kur pa kaq shumë emra. E futi shkresën në xhep dhe i tha Pliushkinit se ky duhej të vinte në qytet për të përfunduar aktin e shitblerjes.

- Në qytet? Fjalë i thonë kësaj?... Po shtëpinë kujt t'ia le? Njerëzit e mi janë ca kusarë e ca batakçinj: brenda një dite do të më vjedhin e grabitin, sa kur të kthehem s'do të gjej as gozhdë për të varur kaftanin.

-S'keni ndonjë të njohur atje?

- E kë të them? Gjithë ata që njihja vdiqën a u larguan e u harruan. Ah, babush! Kam, kam! - thirri ai. - Njoh kryetarin e gjykatores. Në kohrat e para vinte këtu të më shikonte; qysh të mos e njoh! Kemi qenë shokë vegjëlie, kapërcenim gardhet bashkë. S'i s'e njoh? E njoh shumë mirë! Atij t'i shkruaj?

- Natyrisht, atij.

- Posi, posi, e njoh kaq mirë. Jemi shokë shkolle.

Dhe në fytyrën e tij të rreshkur rrëshqiti befas një rreze ngrohtësie, u duk diçka që ndonëse s'ishte ndjenjë, prapseprapë i ngjante një farë pasqyrimi të zbehtë ndjenje, siç ndodh atëhere kur një njeri që, ndaj po mbytet, del papritur në sipërfaqe dhe e bën turmën e mbledhur xhumbël në breg të lëshojë një thirrmë gazmore. Mirpo më kot hedhin nga bregu një litar vëllezërit dhe motrat e gëzuara dhe presin që të duken sërish supet apo krahët e atij të mjerit të kapitur nga përpëlitjet: të dukurit e atymëparshëm kish qenë i fundit. S'lëviz më asgjë pasi platitet uji; sipërfaqja e tij duket edhe më e lemerishme, më e shkretë. Kështu edhe fytyra e Pliushkinit: pas ndjenjës kalimtare që iu pasqyrua një çast më parë, ajo u bë edhe më e ngurtë, edhe më e rëndomtë.

- Kisha pasur këtu në tryezë një çerek flete të bardhë, - tha ai, - po s'di se ku u zhduk: shërbëtorët e mi janë maskarenj!

Shikoi edhe mbi tryezë, edhe nën tryezë, s'la vend pa kërkuar dhe në fund, thirri:

- Mavra! Moj Mavra!

Pas kësaj të thirrure hyri një grua me një pjatë në dorë; në këtë pjatë gjendej peksimeti për të cilin i folëm këndonjësit aty më parë. Midis Pliushkinit dhe gruas filloi ky bisedim:

- Ku e vure kartën, moj hajdute?

- Për zotin , o bujar, s'kam parë kartë tjetër veç asaj copës



që keni mbuluar kupën.

- Haj, se unë të njoh nga sytë: ti ma përlave.

- E pse t'jua përlaj? Ç'më duhet mua kjo kartë? Unë s'di të shkruaj e të këndoj.

- Gënjen! Ti ia shpure epitropit të kishës; ai zhgarravit, prandaj ti ia shpure.

- Epitropi gjen vetë kur i duhet. S'e sheh kurrë me sy kartën tuaj.

- Dëgjo këtu: për këtë punë në gjyqin e pastajmë djajtë do të të pjekin në hekura të skuqur! Ke për të parë se do të të pjekin!

- E pse të më pjekin? Unë as që e kam zënë me dorë atë copë kartë. Mund të kem ndonjë të metë tjetër grarie, po për të vjedhur s'kam vjedhur kurrë.

- Djajtë do të të pjekin! "Ah, batakçeshë, do të të thonë, këtë po ta bëjmë sepse ti e mashtrove tët zot!". Dhe do të të pjekin në hekura të skuqur!

- Edhe unë do t'u them: "S'keni të drejtë! Për atë perëndi, s'keni të drejtë; unë s'e kam marrë!.." Ja ku e keni kartën në tryezë. Ngahera i qortoni më kot njerëzit!

Pliushkini pa se me të vërtetë copa e kartës gjendej në tryezë; zuri të thithë buzët dhe tha:

- Pse nxehesh kaq? Ama grerë je! Unë të them vetëm një fjalë, ti më kthen dhjetë! Shko sill zjarr që ta vulos kartën me dyllë. Dale. Ti do të më sjellësh një qiri dhjami e s'të bëhet vonë se dhjami është gjë e shtrenjtë: digjet e shkon kot. Këtij thonë dëm. Sillmë një copë pishë.

Mavra doli; Pliushkini u ul në kolltuk, mori penën në dorë dhe ktheu një copë herë mbarë e prapë fletën e kartës, duke vrarë mendjen: a s'mund ta ndajë përgjysmë? Më në fund u bind se kjo ish punë që s'bëhej, futi penën në kallamar ku kish një farë lëngu të mykur e shumë miza poshtë dhe nisi të shkruajë duke i renditur shkronjat si ca nota muzike.

Ai ndalte orë e çast dridhmën e dorës gati të vraponte në gjithë letrën dhe i ngjeshi rreshtat njëri pranë tjetrit duke menduar me keqardhje se midis tyre mbetej mjaft vend i bardhë.

Sa poshtë mund të bjerë njeriu, sa i vogël, sa koprac, sa i fëlliqur mund të bëhet ky! Sa shumë mund të ndryshohet! A është e vërtetë kjo? Po, e vërtetë. Njeriu mund të ndryshohet shumë. Një djalosh i ditëve tona, me shpirtin flakë e zjarr, do të qe prapsur me tmerr po t'i tregonin portretin e tij të kohës së pleqërisë.

Kur do të dilni nga vitet e ëmbla të rinisë dhe do të hyni në udhën e rreptë dhe shumë të vrazhdë të moshës së pjekur, merrni me vete të gjithë vrundujt njerëzorë; mos i lini udhës, sepse më vonë nuk do t'i gjeni! Më tej ju pret kërcënonjëse pleqëria e lemerishme, që nuk kthen asgjë nga gjithë ato që ka marrë! Varri është më i mëshirshëm sesa pleqëria, sepse mbi varr shkruhet: "Këtu prehet një njeri!" - kurse në vizat e akullta dhe pa ndjenja të pleqërisë çnjerëzore nuk do të mundësh të lexosh asgjë.

- A s'keni ndonjë mik, - tha Pliushkini duke palosur letrën, - ndonjë mik që t'i duhen frymë të arrakatura?

- Keni edhe të arrakatura? - pyeti shpejt Çiçikovi, duke prerë fillin e mendimeve.

- Ju pyeta sepse kam. Im dhëndër bëri kërkime; thotë se goja këtyre u qenka fshirë gjurma. Po ky është ushtarak: mjeshtër vetëm sa për të përpjekur mamuzet, s'i vjen ndoresh të bëjë përçapje nëpër gjyqet...

- Sa veta janë këta?

- Nja shtatëdhjetë frymë.

- Vërtet?

- Për zotin ashtu si thashë! Mua më arratisen mot për mot mjaft njerëz. Këta janë llupës të mëdhenj; nga të ndenjurit më kot e kanë bërë zakon të hanë sa të pëlcasin, kurse unë



s'kam as për vete... Jam gati t'i shes për sado pak që doni të më jepni. Këshillojeni pra mikun tuaj, se po të gjejë vetëm nja dhjetë nga të arrakaturit do të fitojë pare të madhe. Një frymë i revizionuar vlen tani pesëqind rubla.

"Jo, nuk do ta lemë mikun as t'ia marrë erën kësaj pune", tha Çiçikovi me mendt e tij dhe pastaj i shpjegoi se asnjë nga miqtë e tij s'do të donte të merrte përsipër një andrallë të këtillë, se shpenzimet do të ishin shumë të mëdha dhe se kur vjen fjala për gjyqe duhet të lesh edhe rrobat e trupit dhe t'ua mbathësh e të ikësh sa më larg. Megjithatë, po të ndodhej Pliushkini me të vërtetë kaq ngushtë, atëhere, me që atij i vinte shumë keq, ish gati të jepte diçka... po një shumë kaq të vogël sa s'ia vlente as të zihej në gojë...

- Por sa do të më jepnit? - pyeti Pliushkini dhe atëhere u duk tamam çifut: duart i dridheshin si engjerdhi.

- Do të të jepja njëzet e pesë kopekë për çdo frymë.

- Me para në dorë i bleni?

- Po, paratë i paguaj në dorë!

- Vetëm një gjë ju lutem, babush: meqë jam kaq i varfër jepmëni nga dyzet kopekë.

- Shumë i nderuar zotëri! - tha Çiçikovi, - unë do t'ju jepja me gjithë qejf jo vetëm nga dyzet kopekë, por nga pesëqind rubla, sepse shoh që një plak i nderuar dhe i drejtë heq e vuan për shkak se është shpirtmirë.

- Për zotin, ashtu! Për zotin ju thatë të vërtetën! - tha Pliushkini duke varur kokën dhe duke e tundur tërë dëshpërim. - Të gjitha këto ndodhën nga që jam shpirtmirë.

- A shikoni? Unë ju njoha menjëherë. Siç ju thashë, unë do t'ju jepja nga pesëqind rubla për çdo frymë, por... s'kam pasuri. Urdhëroni, po shtoj nga pesë kopekë, kështu që çdo frymë të më kushtojë tridhjetë kopekë.

- Peqe, babush, si të doni, por shtoni makar nga dy kopekë.

- Mirë, s'po jua prish qejfin: do t'ju jap edhe nga dy kopekë. Sa frymë të arrakatura keni? Shtatëdhjetë, thatë?

- Jo. Gjithsej shtatëdhjetë e tetë.

- Shtatëdhjetetetë, shtatëdhjetetetë, nga tridhjetë kopekë për kokë, bëjnë... - Heroi ynë vrau mendjen vetëm një sekondë, jo më shumë, dhe tha përnjëherësh: - Bëjnë njëzet e katër rubla e nëntëdhjetë e gjashtë kopekë! - Çiçikovi ishtë i fortë në aritmetikë.

Aty për aty e vuri Pliushkinin t'i lëshojë një dëftesë dhe i dha paratë, të cilat ky i mori me të dy duart dhe i shpuri në tryezën e shkrimit, me kujdes të madh sikur këto të paskëshin qenë ndonjë lëng dhe kish frikë çast për çast mos e derdhte përdhe. Si arriti në tryezë, i numëroi edhe një herë dhe i futi, prapë me kujdes të madh, në një sirtar ku, pa dyshim, do të rrinin të varrosura gjer ditën kur priftërinjtë e fshatit të tij, at Karpi dhe at Polikarpi, do të varrosnin atë vetë, duke gëzuar pa masë të dhëndrin dhe të bijën, ndofta edhe kapitenin që i thosh kushëri. Si fshehu paratë, Pliushkini ndenji në një kolltuk dhe dukej sikur nuk ish më i zoti të gjejë ndonjë fjalë për të thënë.

- Hë, po bëhi gati të shkoni? - tha ai kur pa se Çiçikovi bëri një lëvizje të vogël, po vetëm për të nxjerrë shaminë.

Kjo pyetje i përmendi Çiçikovit se me të vërtetë s'kish përse të vononte më.

- Po, duhet të shkoj, - tha ky duke marrë kapelën.

- Po çajin?

- Çajin do ta pi më mirë një herë tjetër.

- Pse kështu? Porosita të sjellin samovarin. T'ju them të drejtën, unë s'jam shumë i dhënë pas çajit: kjo është një pije e shtrenjtë, edhe çmimi i sheqerit është ngritur në kulm. Proshka! S'duhet samovari! Peksimetin shpjerja Mavrës. Dëgjon? Le ta verë në vend. Jo, sille këtu se do ta shpie vetë. Udhë e mbarë, babush, ju bekoftë zoti. Letrën ia jepni



kryetarit. Po! Ta këndojë miku im i vjetër. Posi! Jemi rritur bashkë!

Pastaj ky fenomen i çuditshëm, ky plakush i zgërbunjur, e përcolli mysafirin gjer jashtë oborrit dhe, si doli ky, bëri urdhër të mbyllin menjëherë portën. Më tej shkoi të kqyrë depot dhe të shohë ç'bënin rojet që rrinin qosheve duke u rënë me nga një lopatëzë druri atyre fuçive të zbrazëta që i përdornin në vend të çangave prej hekuri. Hyri në gjelltore, gjoja të ngjërojë e të shohë nëse njerëzit hanë mirë, u dend me çorbë lakre dhe, si ua bëri të gjithëve dy para lëkurën duke i quajtur hajdutë dhe harbutë, u kthye në dhomën e tij. Si mbeti vetëm, nisi të vrasë mendjen se si t'ia shpërblejë mysafirit bujarinë me të vërtetë të pashëmbëllt. "Do t'i dhuroj, - tha me vete, - sahatin e xhepit. Është një sahat i mirë prej argjendi e jo ndonjë sahat sidokudo nga ata të tunxhit. S'ka gjë se është pak si i prishur, do ta ndreqë vetë. Ai është njeri mjaft i ri nga mosha, i duhet një sahat xhepi që t'i pëlqejë së fejuarës! Jo, jo, - shtoi si u mendua një copë herë, - më mirë do t'ia le me dhjatë, pas vdekjes, që të më kujtojë".

Po edhe pa sahat heroi ynë ish i gëzuar në kulm. Një blerje e tillë e papritur ish dhuratë e madhe. S'është shaka, të vdekurit edhe të arrakaturit bënin bashkë dyqind e kusur frymë! Ç'është e drejta, nga çasti kur i qe afruar fshatit të Pliushkinit, sikur e kish parandjerë se duhej të bëhej gati të gllabëronte një qar të këtillë, të madh; po prapë s'e kish pritur që ky të ish kaq i madh. Tërë udhës e ndjente zemrën të gëzuar, në kulm, vërshëllente, vinte grushtin në buzë dhe i binte si trumbetë dhe fundja ia mori një këngë kaq të çuditshme saqë vetë Selifani e dëgjoi, e dëgjoi, pastaj tundi pak kokën e tha:

- Shiko se si po ia thotë këngës zotëria!

Ish ngrysur mirë e mirë kur sosën afër qytetit. Drita ish kërleshur fare me errësirën, dhe dukej sikur edhe sendet ishin

kërleshur njëri me tjetrin. Blloku larush kish marrë një ngjyrë të papërcaktuar, ushtari që bënte roje dukej sikur i kish mustaqet përmbi sy, shumë lart, në ballë; hundë sikur s'kish fare. Krismat dhe të troshiturat lajmëronin se karroca po shkonte në kalldrëm. Fenerët s'qenë ndezur ende; aty-këtu posa kishin nisur të ndriçoheshin dritaret e shtëpive, kurse nëpër ato rrugicat me krye e pa krye ndodhnin ngjarje dhe bisedime që janë diçka të rëndomta në të gjitha qytetet ku ka shumë ushtarë, karrocierë, punëtorë dhe një skotë të veçantë krijesash në trajta femrash me shalle të kuqe dhe këpucë pa çorape, që buisin si ca lakuriqë nate nëpër udhët kryq. Çiçikovi as që i vinte re këto të gjitha dhe as hodhi sytë të shohë shumë nëpunës trupholIë, me bastunka në dorë, që ndofta kishin bërë ndonjë shëtitje jashtë qytetit dhe tani ktheheshin në shtëpi. Nganjëherë veshi i zinte ndonjë klithmë femre: "Gënjen, o pijanec! Nuk i kam dhënë kurrë lejë atij të sillet kaq harbut!" Ose: "Mos u ndal, njeri i pagdhendur! Haj, ec në repart dhe atje do të ta ndreq samarin!..." Shkurt, fjalë të rënda që do të kishin përvëluar si ujë i valë ndonjë djalosh ëndërronjës njëzetvjeçar i cili, tek po kthehet nga teatri, ka në kokë ndonjë rrugë spanjolle, natën, me një fytyrë të mrekullishme femre, me kitarë dhe flokë krrela-krrela. Sa e sa ëndrra gëlojnë në kokën e tij! Ai fluturon në qiell, shkon për vizitë tek Shileri, po papritur e pakuptuar gjëmojnë mbi krye të tij, si rrufeja, fjalë të kobshme dhe e sheh se ka zbritur sërish në tokë, mbase në sheshin Senaja, madje pranë pijetores, dhe rishtas i del përpara jeta e përditshme.

Më në fund, si bëri një të kërcyer mjaft të hovshëm karroca zbriti gropën e portës së hanit, dhe Çiçikovit i doli përpara, ta presë, Petrushka, që mbante me njërën dorë pëqinjtë e redingotës - sepse nuk i pëlqente që këto t'i hapeshin - kurse me dorën tjetër e ndihmonte të zonë që t'i zbriste karrocës. Edhe shërbëtori i hanit vrapoi t'i dalë përpara



me qiri në dorë dhe me pecetën e hedhur supit. U gëzua apo jo Petrushka se iu kthye i zoti, kjo është një punë që s'dihet; sidoqoftë i shkeli synë Selifanit - siç ia shkeli edhe ky Petrushkës - dhe fytyra e tij, që zakonisht ishte e rreptë, këtaj here mori pakëz për të kthjellët.

- Shumë urdhëruat ta zgjatni shëtitjen, - tha kamerieri duke bërë dritë në shkallë.

- Po, - tha Çiçikovi si ngjiti shkallët. - Hë, si e ke punën?

- Lavdi zotit, -iu përgjigj shërbëtori duke iu falur. Dje erdhi një toger e zuri dhomën numur gjashtëmbëdhjetë.

- Toger?

- S'di kush është. Ka ardhur nga Riazani me ca kuaj çilë.

- Ashtu, ashtu. Ti sillu mirë këtej e tutje! - tha Çiçikovi dhe bëri për në dhomën e tij. Duke kaluar për në paradhomë mblodhi hundët dhe i tha Petrushkës.

- Të paktën të kishe hapur dritaret!

- Po unë i hapa, - ia priti Petrushka duke gënjyer. I zoti e dinte se gënjente, po s'donte t'ia prishte. Pas udhëtimit që kish bërë e ndjente veten shumë të kapitur. Si hëngri një darkë shumë të lehtë që përbëhej vetëm nga një gic qumështor, u zhvesh menjëherë, u fut nën jorgan dhe u krodh sakaq në një gjumë të thellë, në një gjumë të mrekullishëm, siç flenë vetëm njerëzit e lumtur që s'vuajnë as nga majasëlli, as nga pleshtat dhe as nga një tepricë shumë e madhe aftësish mendore.

## Kreu i shtatë

I lumtur është udhëtari që, pas një udhe të gjatë, të mërzitshme, me të ftohtë, me llohë e baltë, me mbikqyrës të përgjumur stacionesh, me dringa-dringa zilkash, me riparime, me të shara, me karrocierë, me nallbanë dhe me gjithfarë maskarallëqe të takuara udhës, i sheh syri, më në fund, atë pullazin e njohur dhe dritëzat që i dalin përpara ta presin e i shfaqen përpara dhomat e njohura, thirrmat gazmore të njerëzve që sulen ta presin, zhurma e fëmijëve që harbojnë dhe fjalët e ëmbla qetësonjëse, të ndërprera nga përqafimet e zjarrta, të cilat kanë pushtetin e madh të zhdukin nga kujtesa të gjitha pikëlli-met. Lum familjari që ka një kënd të tillë, mjer beqari që s'e ka!

I lumtur është shkrimtari që braktis karakteret e mërzitshme, të krupëshme të cilat të neveritin me atë realitetin e tyre të pikëllueshëm, dhe u afrohet karaktereve që shprehin dinjitetin e madh të njeriut, ai shkrimtar që nga vorbulli i madh i fytyrave që vërtiten dita-ditës para syve të tij zgjodhi vetëm disa pak përjashtime, ai shkrimtar që nuk e ka tradhtuar kurrë kuptimin e lartë të lirisë së tij, nuk ka zbritur nga lartësitë te vëllezërit e tij të gjorë dhe hiçër, dhe duke mos prekur fare tokën me këmbë, kridhet i tëri në të epërmet, larg saj, tek fytyrat e ndritura. Shorti i tij i lartë duhet të zilepset dyfish: ai e ndjen veten midis këtyre si në shtëpi të



vet. Nërkaq lavdia e tij përhapet larg, me bujë të madhe. Ai ua deh sytë njerëzve, i lajkaton këta duke ua fshehur gjërat e shëmtuara të jetës, duke u treguar vetëm atë që është e bukur dhe e lartë. Të gjithë e brohorasin, i bien pas dhe vrapojnë pas qerres së tij triumfuese. E shpallin poet të madh të përbotshëm, gjeni që fluturon lart mbi gjithë gjenitë e tjera të botës, ashtu siç fluturon shqiponja mbi gjithë shpezët fluturonjës. Sapo kumbon emri i tij, fërgëllojnë zemrat e zjarrta të rinisë; lot adhurimi vezullojnë në sytë e njerëzve... Asnjë s'ia kalon virtytit të tij - ai është perëndi!

Por ndryshe është shorti që e pret shkrimtarin që guxon të nxjerrë në pah tërë ato që sheh çast për çast dhe të cilat nuk i kapin dot sytë mospërfillës; tërë atë llumin e lemerishëm e tronditës të vogëlsirave që pështjellin jetën tonë, tërë honin e karaktereve të ftohta, të thërmitura dhe të rëndomta, që gëlojnë në jetën tonë herë-herë të hidhura e të neveritshme, dhe të cilat ai s'ka frikë t'i nxjerrë sheshit qartë e spikatur, përpara gjithë botës, nëpërmjet fuqisë së pamposhtur të daltës së tij! Ky nuk do të dëgjojë brohorimat e gjindjes, nuk do të shohë lot mirënjohësie; ndaj tij nuk do të vërvitet fluturimthi, që t'i dalë përpara, ajo vashëza gjashtëmbëdhjetëvjeçare, e rrëmbyer nga entusiazmi, plot pasione heroike; ai nuk do të kridhet në magjinë e ëmbël të tingujve që ka zgjuar vetë; ai nuk do t'i shmanget, më në fund, gjyqit bashkëkohor, them atij gjyqit shtinjak dhe të pashpirt bashkëkohor, që do t'i quajë të meta dhe pa vlerë veprat e tij dhe do t'i caktojë një cep të përbuzur në radhën e shkrimtarëve fyes të njerëzimit, do t'i përngjitë emrit të tij veset e heronjve të vet, do t'i mohojë edhe zemrën, edhe shpirtin, edhe flakën hyjnore të talentit. Sepse gjyqi bashkëkohor nuk pranon arsyeŋ se xhamet e mrekullishme që na lejojnë të shohim lëvrirjen e insekteve të padukshme janë barabar të çuditshme si edhe ato që na ndihmojnë të kqyrim diellin; sepse gjyqi

bashkëkohor nuk pranon se nevojitet shumë thellësi shpirtërore për të ndriçuar atë që ka nxjerrë nga jeta e përbuzur, për ta ndërruar atë në një kryevepër; sepse gjyqi bashkëkohor nuk pranon se shpërthimi i një vërshimi të qeshurash vlen të qëndrojë përkrah një hovi të lartë lirik dhe se midis tij dhe klithmave qesharake, nga ato të panaireve, hapet një greminë e madhe! Këto nuk i merr parasysh gjyqi bashkëkohas dhe ky i ndërron të gjitha në qortime dhe sharje kundër shkrimtarit të panjohur. Pa përkrahje, pa përgjigje, pa ngushëllime, ai do të mbetet vetëm filli në mes të udhës si një shtegtar i braktisur. I vrazhdë është shorti i tij dhe e hidhur është vetmia e tij.

Sa për mua, pushteti epror ma ka shkruar të ec edhe shumë kohë dorë për dore me heronjtë e mi të çuditshëm, të kundroj rrokullisjen vigane të jetës, ta kqyr nëpër të qeshurën e dukshme dhe nëpër lotët e padukshëm, të panjohur! Dhe do të rrjedhë ende shumë ujë gjersa të vijë koha kur tufani i hovshëm i frymëzimit do të vërshojë si një gurrë nga mendja e pështjellur në llahtarin e shenjtë dhe të shndritshëm dhe njerëzit do të ndjejnë me dridhmë frike gjëmimin madhështor të fjalëve të tjera...

Nisu! Nisu për udhë! Të ikë tej rrudha që brazdoi ballin dhe ajo mugëtira e rreptë e fytyrës! Të kridhemi menjëherë dhe kryekëput në jetë, me tërë zhurmërinë dhe bubullimën e dajireve të saj, dhe të shohim se ç'bën Çiçikovi.

Çiçikovi u zgjua nga gjumi, zgjati krahët e këmbët dhe ndjeu se kish bërë një gjumë të mirë. Si ndenji nja dy minuta shtrirë në kurriz, solli në mend, ende i përgjumur, se tani ai kish pronën e tij, pothuaj katërqind shpirt, dhe pukiti gishtërinjtë i gëzuar. Kërceu shpejt nga krevati dhe as që u kthye fare në pasqyrë për të parë fytyrën e vet, që e donte me shpirtin, sidomos mjekrën me të cilën shumë shpesh i mburrej ndonjë miku, veçanërisht atëhere kur rruhej. "Na, shiko, - e kish zakon të thosh duke e lëmuar mjekrën me dorë, - shiko ç'mjekër kam unë: fare të rrumbullakët!". Po kësaj here nuk pa as fytyrën, as mjekrën, por, ashtu siç ish, mbathi çizmet prej safiani me garniturë coprash gjithfarë ngjyrash, nga ato që shiten rëndom në qytetin Torzhok, meqë rusit i pëlqejnë gjëra të punuara me shkel e shko; dhe vetëm me këmishën e shkurtër, si skocez, duke harruar se ai ish njeri i matur dhe kjo gjë s'i kish hije moshës së tij mesatare, bëri nëpër dhomë nja dy të kërcyera, duke goditur me dorë tërë shkathtësi thembrat e çizmeve. Pastaj, iu përvesh punës, pa vonuar asnjë minutë. Qëndroi përpara arkëzës dhe fërkoi duart i kënaqur, ashtu siç bën, kur u afrohet mezeve një gjykatës rrethi[1], nga ata që s'hanë ryshfet, kur shkojnë për hetime. Nxori menjëherë shkresat që kish në arkëzë. Donte të mos e linte punën zvarrë, por t'i jepte fund sa më shpejt. Vendosi të shkruajë vetë aktet e shitblerjes, t'i hedhë të gjitha në të pastër dhe të bëjë kopjet e duhura, që të mos u paguajë asgjë kopistëve. Meqë dinte përmendsh se ç'duhej të përmbante formulari, shkroi shpejt me shkronja të mëdha: "Viti njëmijë e tetëqind e kaq", pastaj vazhdoi me shkronja të vogla: "aksh çifligar" dhe gjithë ato që duhen shkruar më tej. Brenda dy orëve u dha fund të gjithave.

Kur u hodhi pastaj një sy kartave që kish shkruar - atyre fshatarëve që dikur kishin qenë me të vërtetë fshatarë, njerëz që kishin punuar, kishin lëruar tokën, ishin dehur, kishin bërë qeraxhillëk, kishin mashtruar zotërit e tyre, apo, ku ta dish, ndofta kishin qenë fshatarë të mirë, Çiçikovin e pushtoi një ndjenjë e çuditshme, të cilën as ai vetë s'e kuptonte se ç'ish. I dukej sikur çdo shkresë kish vetijat e saj të veçanta dhe për hir të kësaj sikur edhe vetë fshatarët merrnin vetija të veçanta.

1) Gjykatat e rrethit (gjer më 1862) ishin organe policore, hetuesie dhe gjyqi, që vareshin nga administrata e rrethit.

Ata të Koroboçkës kishin pothuaj të gjithë nga një llagap. Lista e Pliushkinit dallohej për shkurtimet e shumta: shpesh aty ishin shënuar vetëm shkronjat fillestare të emrit dhe të atësisë dhe pastaj vinin dy pika. Lista e Sobakieviçit të mahniste me tërë ato hollësira. Ai s'kish lënë pas dore dhe pa përmendur asnjë nga cilësitë e fshatarëve; për njërin kish shkruar: "marangoz i mirë", për tjetrin: "njeri i matur që s've pije në gojë". Kish edhe vogëlsira të tjera si, fjala vjen, cili ish i ati, cila ish e ëma dhe çfarë njerëzish kishin qenë këta. Për një farë Fjodotov kish shkruar: "s'dihet cili ka qenë i ati, e ka lindur shërbëtorja e konakut Kapitolina, po ka sjellje të mira dhe s'është hajdut". Të gjitha këto hollësira bënin që ata të dukeshin tringo-fringo: sikur gjer dje fshatarët të paskëshin qenë shëndoshë e mirë. Duke shikuar një copë herë emrat e atyre, Çiçikovi ndjeu një përzemërsi të madhe; pshoi e tha: "Hej, o miq të dashur, sa shumë veta u mblodhët këtu! Ç'kini bërë ju, o miq, kur ishit gjallë? Si ia dilnit në krye?". Dhe sytë iu ndalën padashur në një emër: ky ish i famshmi Pjotër Saveliev Mosndero Korita, që kish qenë dikur pronë e çifligares Koroboçka. Prapë s'iu durua e tha: "Eh, sa emër i gjatë, ka zënë një rresht të tërë! Zejtar ke qenë apo fshatar i thjeshtë? Nga se vdiqe? Ku e dhe shpirtin: brenda në pijetore apo në mes të udhës, kur flije, e të shtypi ndonjë karvan karrocash? Probka Stjepan, zdrukthëtar, s've kurrë pije në gojë. Ah, ti qenke Stjepan Probka, ai kreshniku që bënte tamam për të hyrë në gardë! S'ka dyshim se ti i ke rënë kryq e tërthor tërë gubernës me sëpatën në brez dhe me çizmet varur në sup, ke ngrënë bukë për një pare dhe peshk të thatë për dy pare dhe sa herë që ktheheshe në shtëpi sillje njëqind rubla argjend ose ndofta një kartmonedhë njëmijë rublash të qepur në pantallonat prej doku apo të fshehur në çizmet. Ku të zuri, vallë, vdekja? A mos të tërhoqi fitimi i madh dhe more përsipër të ndreqësh një kishë, u ngjite lart mbi kube a gjer te kryqi dhe pastaj të rrëshqiti këmba nga



skela dhe u rrokullise përdhe, e vetëm ndonjë xhaxha Mihei, që rrinte pranë teje, të pa e tha duke krojtur kokën: "Eh, Vanja, të mori lumi!" - dhe pastaj, ai vetë u lidh me litar dhe u ngjit në vendin tënd. Maksim Teliatnikovi, këpuctar. Hej, "I dehur si këpuctar", thotë një fjalë. Të njoh, pëllumb; po të duash ta tregoj, ja, që tani, tërë historinë e jetës sate. Zanatin e ke mësuar tek një gjerman që ju jepte të hanit gjithë bashkë, ju shqepte së rrahuri me rrip kurrizin kur s'e bënit punën mirë dhe s'ju linte të bridhnit rrugëve. Ti ia more dorën zanatit si jo më mirë dhe gjermani të lëvdonte kur fliste me të shoqen a me ndonjë mik. Sapo mësove zanatin, the: "Tani do të hap një dyqan më vete, po s'do të bëj si gjermani që dridhet për një kopek; unë do të pasurohem menjëherë". Pastaj, si i pagove tët zoti një obrok mjaft të madh, hape një dyqan, more shumë porosi dhe iu përveshe punës. Gjete s'di se ku një lëkurë të kalbur dhe fitove dyfish nga çdo palë çizme, po pas dy javësh çizmet e tua u grisën dhe ty të shanë ndyrë. Kështu dyqani yt mbeti i zbrazët, dhe atëherë ia more me të pirë; zhgrryheshe rrugës e thërrisje: "Jo, bota është e keqe! Rusi s'ngre dot krye sepse nuk e lenë gjermanët". Po ç'është kjo Elisaveta Vorobej? Ptu, dreqi e marrtë, qenka grua! Ç'kërkon këtu? Prapë ma paska hedhur ai maskara Sobakieviçi! Çiçikovi kish të drejtë: Kjo ish tamam grua. Ish futur s'di se si aty, në listë, me kaq shkathtësi sa nga larg mund ta pandehje burrë. Madje edhe emrin e kish të ndryshuar: s'e kish shkruar Elisaveta, po Elisavet. Çiçikovi e fshiu menjëherë këtë emër e shkoi më tej. "Grigori Nis-e-nuk-sos! Çfarë njeriu ishe ti? Siç duket bëje qiraxhillëk dhe, si bleve tre kuaj e një talike të mbuluar me rrogoz, i the lamtumirë përngahera shtëpisë, asaj strofkës sate, dhe shkove të bartësh tregtarët nëpër panairet. Vallë në udhë e sipër ia dhe shpirtin zotit? Apo të shpunë miqtë te ndonjë grua ushtari trashamane e faqekuqe? Apo ndonjë endacak që bridhte pyjeve ua vuri synë atyre dorashkave të tua prej lëkure dhe të

tre kuajve të tu të vegjël, po të shëndoshë? Apo, ndofta, duke ndenjur shtrirë në minder[1] vrave sa vrave mendjen pastaj dalldise e shkove drejt në pijetore dhe, kur ktheheshe s'andejmi, shkave në një gropë akulli dhe t'u harrua emri? Eh, llauz i Rusisë! Ty s'të pëlqen të vdesësh nga vdekja e qetë! Po ju, o miq? - vazhdoi Çiçikovi duke hedhur sytë në letrën ku ishin shënuar frymët e arrakatura të Pliushkinit, - ju megjithqë jeni gjallë, s'vleni dy para! Jeni posi të vdekur! Ku ju shpien, vallë, tani ato këmbët tuaja të lehta? Keq rronit te Pliushkini, apo ju pëlqente më shumë të bridhnit pyjeve dhe të grabisnit udhëtarët? Tani a dergji nëpër burgje, apo shkuat e iu falët disa zotërinjve të tjerë dhe lëroni tokën? Jeremej Kiriakin, Nikita Vollokita dhe i biri i tij Anton Vollokita[2] - siç e thotë edhe vetë emri - janë njerëz këmbëlehtë. Popovi, shërbëtor konaku, siç duket, ti di shkrim e këndim: s'ke zënë kurrë thikë me dorë, po vjedhjet i-ke bërë në një mënyrë fisnike. Po ja, ty të zuri pa pasaportë kapiteni i xhandarmërisë. Ti qëndron i patundur në hetuesi. "Pronë e kujt je ti?" - të pyet kapiteni i xhandarmërisë dhe lëshon me këtë rast një të sharë nga ato që të ngjethen mishrat. - "Jam i akcilit çifligar",- përgjigjesh ti me guxim. - "Ç'bën këtu?" - thotë kapiteni i xhandarmërisë. - "Më kanë lëshuar të punoj me obrok"[3] - përgjigjesh ti me syrin pishë. - "Ku e ke pasaportën?" - "Tek ustaj, Pimenovi". - Thërrisni Pimenovin. - "Ti je Pimenovi?" - "Unë jam Pimenovi". - "A të ka dhënë ky njeri pasaportën e tij?" - "Jo, s'më ka dhënë asnjë pasaportë". - "Pra ti gënjen?" - kthehet e të thotë kapiteni i xhandarmërisë dhe të hedh një alamet të sharë. "Si urdhëron, - përgjigjesh ti troç. - S'ia dhashë

1) *Minder, rus* - "pollati" një farë rafti i gjërë për të fjetur që ndërtohet në izbë midis furrës dhe murit kundruell.
2) *Vollokita* - vraponjës, vagabond.
3) *Me obrok* - me taksë. Pronarët i lëshonin shpesh bujkërobërit të shkonin të punonin jashtë çifligut kundrejt një page.



këtij të ma mbajë, sepse u kthye vonë në shtëpi, po ia dhashë Antip Prohorovit, kambanorit të kishës". - Të vijë kambanori i kishës! - "Të ka dhënë ky pasaportën?" - "Jo, s'ma ka dhënë". - "Pra përsëri gënjen! - thotë kapiteni i xhandarmërisë duke e përforcuar fjalën me një të sharë edhe më të rreptë. - Hë, ku e ke pasaportën?" - "E kisha, - ia kthen ti me shkathtësi, - po ndofta e kam humbur udhës". - "Po kapotën ushtarake, - pyet kapiteni i xhandarmërisë, që të gozhdon sërish, si shpërblim, me ndonjë goxha të sharë, - pse e përlave? Po priftit pse ia vodhe arkën me para bakri?" - "Jo, s'ia vodha, - thua ti pa u lëkundur fare, - gjer tani s'jam marrë ende me vjedhje". - "Po pse ta gjetën kapotën atje ku flije?" - "S'jam në gjendje të përgjigjem: ndofta e ka sjellë ndokush tjetër". - "Ah, shtazë, shtazë! - thotë kapiteni i xhandarmërisë, duke tundur kokën e duke vënë duart në bel - Lidheni në pranga dhe shpjereni në bodrum". - "Si urdhëroni, me gjithë qejf" - përgjigjesh ti. Dhe ja, ti nxjerr nga xhepi kutinë e duhanit dhe ua zgjat me dashamirësi të dredhin nga një cigare atyre dy invalidëve që po të gozhdojnë me pranga, dhe i pyet në kanë shumë që kur ndodhen në lirim dhe ne ç'luftëra kanë luftuar. Dhe ja tanithi ti dergjesh në burg, ndërsa gjyqi heton çështjen tënde. Dhe gjykatësi jep urdhër të të hedhin nga Carjevokokshaisku në burgun e aksh qyteti. Gjykatësi i atjeshëm jep urdhër të të hedhin që aty në burgun e Vesjegonskut, dhe kështu ti kalon nga burgu në burg dhe, duke kqyrur banesën e re, thua: "Jo, burgu i Vesjegonskut është më i pastër. Atje ka vend për të lojtur me arshikë; edhe njerëz ka më shumë!". Abakum Firov! Si e ke punën, vëllako? Ku po bredh vallë? A sose në breg të Vollgës dhe të pëlqeu jeta e lirë e burllakut?.."[1].

Çiçikovi e preu këtu fjalën dhe mendja i shkoi gjetiu.

1) *Burllak* - punëtor që hiqte me litar, bashkë me shokë, anijet anës lumit, përpjetë (në Rusinë e vjetër).

Ku i shkoi mendja? A i shkoi te shorti i Abakum Firovit apo zuri të ëndërojë, ashtu kot, dëfrimet e jetës së begatshme, siç bën çdo rus, cilado qoftë mosha, grada ose gjendja e tij shoqërore? Po, me gjithë mend, ku është tani Firovi? Ndofta e ka ndrequr punën me tregtarët dhe dëfren tërë zhurmë e gaz nëpër skelat tek ngarkohen drithërat. Tërë zhgani i burllakëve me kapelat e stolisura me lule e kordhele, bëjnë qejf duke u thënë lamtumirë të dashurve dhe nuseve të gjata dhe trupderdhura që mbajnë gjerdanë e oviska; zien gjithë sheshi nga këngët e vallet, ndërsa hamejtë, në mes të thirrmave, të të sharave dhe të shtyrave mbajnë në shpinë me kanxha thasë me qiqra e grurë që peshojnë nëntë pudë[1] dhe i hedhin me poterë në anijet e thella. Përdhe janë hedhur thasë me elb e bollgur; më tej në tërë sheshin duken togje thasësh të vendosur në stiva, që duken si ca gjyle. Gjithë kjo sasi drithi duket stërmadhe, gjersa kridhet e tëra në anijet e thella suriake[2], të cilat pastaj, sapo të shkrijë akulli, do të nisen vargan, një flotë që s'ka të sosur. Atje do të punoni, o burllakë! Të gjithë bashkë, ashtu siç ishit atëhere kur dëfrenit dhe bënit gurgule, do t'i përvishi punës, me djersën e ballit, duke hequr litarin e duke ia marrë zvarrë asaj këngës që s'ka të sosur, si ti vetë, Rusi!

- Ohoho! Ora dymbëdhjetë! - tha më në fund Çiçikovi kur shikoi sahatin. - Pse u vonova kaqe? Dhe as që bëra ndonjë punë; në fillim u mora me gjepura, pastaj u zhyta në mendime. Me të vërtetë paskam qenë budalla.

Si tha këto fjalë, zhveshi kostumin skocez dhe veshi një kostum evropjan, shtrëngoi sa më fort, me rrip, barkun dërdëng, u spërkat me kolonjë, vuri në kokë kapën, mori shkresat nën sqetull dhe shkoi në gjykatore për të regjistruar

1) *Pudë* - 16.38 kg., pra 9 pudë bëjnë 147,42 kilogram.
2) Një farë anije. Emri u vjen nga lumi Sara.



aktet e shitblerjes. Ai nxitonte, jo sepse kish frikë se mos vonohej - nuk i druhej vonesës, sepse kryetarin e kish të njohur dhe ky mund të zgjaste ose të shkurtonte pas qejfit audiencat, ashtu sikundërse Zeusi i lashtë i Homerit zgjaste ditët ose sillte shpejt natën, kur donte të pushonte luftën e heronjve të tij të dashur apo t'u jepte kohë këtyre që të vazhdonin luftën - por sepse donte t'i jepte sa më shpejt fund kësaj pune. Sidoqoftë e ndjente veten të shqetësuar e rrinte si në gjemba, sepse s'harronte një gjë: frymët e tij s'ishin gjë dhe në raste të këtilla është më mirë që brengën ta heqësh qafës sa më shpejt. Posa doli në rrugë, me mendjen tek andrallat e tij dhe duke mbajtur supeve një gëzof ariu të kapllaisur me stofë të murrmë, ndeshi në qoshe një zotëri që mbante gjithashtu një gëzof ariu të mbuluar me stofë të murrmë dhe një shapkë dimërore me veshë. Zotëriu lëshoi një klithmë: ky ish Manillovi. Aty për aty u përqafuan dhe qëndruan ashtu, të përqafuar, nja pesë minuta, në rrugë. U puthën e stërputhën kaq fort, sa gjithë ditën iu dhëmbën të dyve dhëmbët e përparmë. Nga gëzimi Manillovit i mbetën në fytyrë vetëm hunda dhe buzët, kurse sytë iu fundosën fare. Pothuaj një çerek ore ia shtrëngoi dorën Çiçikovit me të dy duart e tij dhe ia ngrohu shumë. Me fjalë shumë të stërholla dhe të këndshme ai i tregoi se si kish ardhur fluturimthi ta përqafojë Pavël Ivanoviçin. Këtë fjalim e mbylli me një lajkë nga ato që ka lezet t'ia thuash vetëm një vajze tek e fton për të kërcyer. Çiçikovi mbeti gojëhapur e s'dinte se si ta falënderonte kur, papritur, Manillovi nxori nga gëzofi një shkresë të mbështjellë si tub, të lidhur me një kordelë ngjyrë trëndafili e ia zgjati duke e mbajtur me lezet të madh me dy gishtrinj.

- Ç'është kjo?

- Fshatarët.

- Ah! - Çiçikovi e hapi shpejt, i hodhi një sy dhe u çudit

sa i pastër dhe sa i bukur ish shkrimi.

- Qenka shkruar për mrekulli, - tha ai, - s'duhet ta kopjoj fare. Paska edhe qenar rreth e qark! Kush e paska punuar kaq bukur këtë qenar?

- As mos pyesni fare, - tha Manillovi.

- Ju?

- Ime shoqe.

- Ah, perëndi! Të them të drejtën, më vjen zor që ju solla kaq telashe.

- Kur bëj një punë për Pavel Ivanoviçin telashet s'kanë asnjë rëndësi.

Çiçikovi iu fal me mirënjohje. Kur dëgjoi se Çiçikovi shkonte në gjykatore për të regjistruar aktin e shitblerjes, Manillovi i tha se ish gati ta shoqëronte. Miqtë u zunë për krahu dhe u nisën bashkë. Në çdo të përpjetë, sado të vogël, në çdo tumbë, ose shkallë, Manillovi e mbante mirë Çiçkovin dhe pothuaj e ngrinte lart, duke buzëqeshur me lezet të madh sikur donte të thosh se ai në asnjë mënyrë nuk do ta linte Pavel Ivanoviçin të vriste këmbët. Çiçikovit i vinte turp e s'dinte si ta falënderonte, sepse dinte se ish pakëz i rëndë. Kështu, duke i bërë shërbime njëri-tjetrit arritën pas së gjithash, te sheshi ku gjendej Pallati i Drejtësisë. Një godinë e madhe me mure guri, trekatëshe, e bardhë si shkumës, ndofta për të pasqyruar në këtë mënyrë pastërtinë e shpirtit të atyre që punonin aty brenda. Ndërtesat e tjera të sheshit nuk i ngjanin aspak asaj së madhes me mure guri. Aty kish një barakë të rojeve, përpara së cilës qëndronte një ushtar me pushkë, dy-tre karrocierë pajtonesh dhe, më në fund, ca gjerdhe të gjata dërrasash me ato mbishkrimet dhe vizatimet e rëndomta që bëhen duke zhgarravitur me qymyr e shkumës. Veç këtyre s'kish asgjë tjetër në tërë këtë shesh të shkretë të cilit tek ne i thonë "shesh i bukur".

Nga dritaret e katit të dytë dhe të tretë u dukën kokat e



pakorruptueshme të atyre priftërinjve të perëndeshës Temis[1] dhe po në atë çast u fshehën përsëri, se ndofta në atë kohë hyri shefi në dhomë.

Miqtë tanë ngjitën shkallët me të katra, sepse Çiçikovi mundohej t'i shkëputej Manillovit, që e mbante përkrahu, dhe nxitonte çapin, kurse Manillovi, nga ana tjetër vërtitej përpara, duke u munduar shumë që Çiçikovi të mos lodhej së tepërmi, dhe prandaj të dy gulçonin mjaft kur vunë këmbën në korridorin e errët. As në korridoret, as në dhomat s'mund të thuash se zotëronte ndonjë pastërti e madhe. Në atë kohë nuk i jepej rëndësi kësaj pune, kështu që ajo që ishte e ndyrë mbetej e ndyrë, pra aty s'të zinte syri ndonjë pamje të këndshme. Perëndesha Temis i priste mysafirët ashtu siç ishte, me neglizhe e rrobe shtëpie.

Do të duhej të përshkruanim dhomat e zyrave nëpër të cilat kaluan heronjtë tanë, por autorin e pushton një drojtje e madhe kur ka të bëjë me ndërtesa qeveritare. Madje edhe sikur t'i ndodhte të kalonte nëpër një ndërtesë të tillë të ndritur dhe të pastër, me dysheme dhe tryeza të lustrosura, prapë do të përpiqej të dilte sa më shpejt, duke ulur sytë poshtë me përulje, prandaj nuk di fare në qoftë se atje puna vete mbarë e mbroth.

Heronjtë tanë panë shumë kartra të shkruara e të pashkruara, koka të përkulura, qafa të trasha, frake, redingota të qepura sipas modës së provincës dhe madje një xhaketë të thjeshtë bojëhiri të çelur, që binte shumë në sy; ai që mbante këtë xhaketë anonte kokën duke e ulur pothuaj gjer poshtë te karta dhe kopjonte me nxitim, me shkronja të mëdha, ndonjë proces-verbal në lidhje me shtytjen e sinoreve të disa tokave ose ndreqjen e një gabimi regjistrimi të lidhur me ndonjë çiflig të zaptuar nga aksh çifligar gojëmjaltë që e kalon i

1) *Themis* - perëndesha e drejtësisë te grekët e moçëm.

qetë tërë jetën me gjyqe duke shtuar pasurinë e tij, për t'ua lënë të bijve dhe të nipërve që ka nën krahun e vet. Herë-herë dëgjoheshin fjalë të shkurtra të shqiptuara me zë të ngjirur: "Fjodor Fjodosejeviç, më falni atë dosjen nr. 368!" - "Ju humbni gjithnjë s'di se ku tapën e kallamarit shtetëror!". Nganjëherë kumbonte urdhëronjës një zë edhe më urdhëronjës - pa dyshim zëri i ndonjë shefi: "Na, kopjo! Përndryshe do të jap urdhër të të heqin çizmet e të rrish këtu gjashtë ditë e gjashtë net pa ngrënë". Zhurma e pendëve të shkrimit ishte e madhe dhe i ngjante asaj që bëjnë disa karroca të ngarkuara me shkarpa kur shkojnë nëpër një pyll të shtruar dy pëllëmbë me gjethe të thata.

Çiçikovi dhe Manillovi iu afruan tryezës së parë ku rrinin dy nëpunës ende të njomë nga mosha. Çiçikovi u tha:

- Me lejë t'ju pyes: ku lidhen këtu aktet e shitblerjes?

- Po ju ç'punë kini? - ia pritën që të dy nëpunësit, duke iu kthyer.

- Dua të dorëzoj një lutje.

- Ç'kini blerë?

- Më parë dua të di ku gjëndet tryeza e akteve të shitblerjes: këtu apo në ndonjë vend tjetër.

- Por thoni më parë çfarë bletë dhe me çfarë çmim dhe pastaj do t'ju tregojmë se ku të shkoni; ndryshe, jo.

Çiçikovi e kuptoi menjëherë se këta nëpunës, si gjithë nëpunësit e rinj, ishin kureshtarë dhe donin të vinin në pah veten e tyre dhe punët që bënin.

- Dëgjoni, miq të dashur, - u tha ai, - unë e di shumë mirë se aktet e shitblerjes lidhen të gjitha po në një zyrë, cilido qoftë çmimi përkatës, prandaj ju lutem të më tregoni tryezën. Po të mos doni të ma tregoni, do të pyesim të tjerë.

Nëpunësit s'ia kthyen më fjalën; njëri i tregoi me gisht një kënd të dhomës ku rrinte në tryezë një plak që po ndreqte ca shkresa. Çiçikovi dhe Manillovi kaluan midis tryezave të



shumta dhe i vajtën plakut. Ky ish kredhur i tëri në punën që po kryente.

- Me lejë t'ju pyes, - tha Çiçikovi duke iu falur, - këtu lidhen aktet e shitblerjes?

Plaku ngriti sytë dhe ia ktheu duke theksuar mirë fjalët:

- Këtu nuk lidhen akte shitblerjeje.

- Po ku?

- Në zyrën e akteve të shitblerjes.

- Ku është zyra e akteve të shitblerjes?

- Tek Ivan Antonoviçi.

- Ku është Ivan Antonoviçi?

Plaku tregoi me gisht qoshen tjetër të dhomës. Çiçikovi dhe Manillovi shkuan tek Ivan Antonoviçi. Ivan Antonoviçi ktheu njërin sy dhe i shikoi vëngër, po aty për aty u kredh edhe më shumë në punën që po bënte.

- Me lejë t'ju pyes, - tha Çiçikovi duke iu falur, - këtu lidhen aktet e shitblerjes?

Ivan Antonoviçi, sikur të mos paskej dëgjuar fare pyetjen, u zhyt i tëri në shkresat dhe nuk iu përgjigj fare. Dukej sheshit se ky ish njeri në moshë të pjekur, dhe jo djalosh llafazan e mendjelehtë. Ivan Antonoviçi i kish mbushur, siç dukej, prej shumë kohe të dyzetat; leshrat i kish të zeza, të dendura, gjithë mesin e fytyrës e kish të kërcyer, si hundë. Shkurt, ky kish një fytyrë nga ato që populli e quan "lëfyte shtambe".

- Me lejë t'ju pyes: këtu është zyra e akteve të shitblerjes? - pyeti Çiçikovi.

- Këtu, - ia priti Antonoviçi, ktheu atë lëfytin e shtambës dhe vazhdoi rishtas të shkruajë.

- Shikoni ç'punë më ka sjellë këtu: kam blerë nga pronarë të ndryshëm të rrethit disa fshatarë për t'i shpënë gjetiu; aktet i kam gati, tani dua t'i regjistroj.

- Po shitësit janë të pranishëm?

- Disa janë këtu; të tjerët kanë lëshuar prokura.

- Kërkesën e kini sjellë?

- E kam sjellë. Ju lutem... dua të mbaroj punë shpejt... A s'është e mundur që ta përfundoj, fjala vjen, sot?

- Sot? Nuk është e mundur, - tha Ivan Antonoviçi. - Duhet të marrim njoftime a mos kanë ndonjë peng.

- Për ta shpejtuar punën do të flas me Ivan Grigorieviçin, kryetarin, që e kam mik të ngushtë.

- Këtu s'është vetëm Ivan Grigorieviçi; ka edhe të tjerë; - ia preu ashpër Ivan Antonoviçi.

Çiçikovi e mori vesh se ku e kish hallin Ivan Antonoviçi dhe i tha:

- As të tjerët nuk do t'i le ta ndjejnë veten të fyer. Unë vetë kam qenë nëpunës, dhe i di këto punë.

- Shkoni tek Ivan Grigorieviçi, - tha Ivan Antonoviçi me një zë pak më të butë. - Le të japë urdhrat e duhura, dhe ne nuk do ta pengojmë punën.

Çiçikovi nxori nga xhepi një kartmonedhë, e vuri përpara Ivan Antonoviçit, i cili as që e vuri re fare dhe e mbuloi përnjëherësh me një regjistër. Çiçikovi u mat t'ia tregojë, por Ivan Antonoviçi i bëri me kokë se s'ish nevoja t'ia tregonte.

- Ja ai do t'ju shpjerë në sallën e audiencave, - tha Ivan Antonoviçi dhe i bëri me shenjë një nëpunësi që ndodhej aty pranë i cili vepronte me kaq shenjtëri dhe i bëhej fli me kaq zell perëndeshës Temis, sa që të dyja mëngët i qenë çarë në bërrylet dhe s'andejmi kish kohë që kur i kish dalë jashtë astari, dhe për këtë shërbim kish fituar dikur gradën e regjistratorit të kolegjit[1].

Ky, ashtu siç i kish shërbyer një herë e një kohë Virgjili

1) Më 1722, Pjetri i parë futi në Rusi "tabelën e titujve", që përbënte rregulloren e gradave civile dhe ushtarake, e cila me pak ndryshime veproi gjer më 1917. Të gjithë graduatët civilë dhe ushtarakë ndaheshin në 14 klasa. Klasa e parë ishte më e lartë dhe 14-a ishte më e ulëta (regjistratori i kolegjit).



Dantes[1], i shpuri ata në sallën e audiencave, ku kish vetëm kolltukë të gjerë; në njërin nga këta kolltukë, prapa një tryeze me një zercallo[2] dhe dy libra të trashë, qëndronte vet i vet, si dielli, kryetari. Kur sosi aty, Virgjili i ri ndjeu një veneracion kaq të madh, sa s'guxoi të verë këmbën brenda dhe u kthye nga kish ardhur duke treguar shpinën e xhaketës së lustrosur si rrogoz, me një pupël pule të ngjitur diku, s'di se qysh.

Kur hynë në sallën e audiencave, ata panë se kryetari s'ish vetëm; pranë tij rrinte Sobakieviçi, të cilin e mbulonte fare zercallua. Hyrja e mysafirëve u prit me thirrma. Kolltukët qeveritarë u shtynë me zhurmë. Edhe Sobakieviçi u ngrit më këmbë dhe tani dukej nga të gjitha anët me ato mëngët e tij të gjata. Kryetari e priti Çiçikovin me krahë hapur, dhe në sallën e audiencave u dëgjuan pllaqeplluqe të puthurash. E pyetën njëri-tjetrin se si e kishin shëndetin dhe u muarën vesh se të dy vuanin nga kërbishtja dhe kjo vinte, siç thanë, nga jeta me të ndenjur. Me sa duket, Sobakieviçi i kish folur kryetarit për blerjet që kish bërë Çiçikovi, sepse ai nisi ta përgëzojë. Kjo gjë në fillim e turbulloi disi heroin tonë, veçanërisht kur shikonte se të dy shitësit, Sobakieviçi dhe Manillovi, të cilëve u qe lutur të mos e bënin fjalë këtë çështje, tani ndodheshin ballë për ballë. Megjithatë e falënderoi kryetarin dhe aty për aty u kthye dhe pyeti Sobakieviçin:

- A jeni shëndoshë e mirë?

- Lavdi zotit, s'qahem, - ia priti Sobakieviçi.

Dhe me të vërtetë, Sobakieviçi s'kishte përse të qahej: më lehtë mund të ftohej e të kollej hekuri sesa ky çifligar i fortë lis.

1) *Poeti Virgjil* - (70-19 para erës së re) në poemën e Dante Aligierit (1265-1321) "Komedia hyjnore" e shoqëron autorin nëpër Ferr dhe Purgator gjer në Parajsë.

2) *Zercallo* - piramidë trifaqëshe me dekretet e Pjetrit I, që mbahej në tryezë në zyrat.

- Ju ngahera keni qenë shëndoshë e mirë, - tha kryetari. - Edhe i ndjeri babai juaj ka qenë burrë i shëndoshë.

- Po, im atë shkonte fill i vetëm për të gjuar arinj, - ia ktheu Sobakieviçi.

- Mua më duket,- tha kryetari, - se edhe ju mund të shembni një ari, po të doni të hidhi kundër tij.

- Jo, nuk e shemb dot, - u përgjigj Sobakieviçi; - i ndjeri baba ish më i fortë se unë. - Psherëtiu e vazhdoi: - Jo, tani s'ka më njerëz si ata të parët. E ç'jetë është kjo që bëj unë? As ashtu, as ashtu...

- Pse s'është e mirë jeta që bëni? - pyeti kryetari.

- S'është e mirë, s'është e mirë, - ia priti Sobakieviçi duke tundur kokën. - Gjykojeni vetë, Ivan Grigorieviç: jam burrë pesëdhjetë vjeç, po asnjëherë s'kam qenë i sëmurë; të paktën të më kish dhembur fyti ose të kisha pasur ndonjë lungë. Jo, kjo s'është shenjë e mirë! Do të vijë një kohë kur do të duhet t'i shpaguaj të gjitha.

Si tha kështu, Sobakieviçi u duk i pikëlluar.

"Eh, ç'njeri është ky! - thanë me mëndje, po në atë kohë, Çiçikovi dhe kryetari. - Gjeti përse të qahet!"

- Ju kam sjellë një pusulle, - tha Çiçikovi, duke nxjerrë nga xhepi letrën e Pliushkinit.

- Nga kush? - pyeti kryetari dhe, duke hapur letrën e vulosur me dyllë të kuq, thirri: - Oh! Nga Pliushkini! Gjallë qënka? Hej ç'fat! Sa i mënçur ka qënë ky njeri dhe sa i pasur! Po tani...

- Është bërë qen, - tha Sobakieviçi, - batakçi. I bëri gjithë njerëzit të vdesin urie.

- Peqe, peqe, - tha kryetari, pasi këndoi letrën, - jam gati të bëhem dorëzënës. Kur dëshironi të regjistroni aktin e shitblerjes? Tani apo më vonë?

- Tani, - tha Çiçikovi. - Madje dua t'ju lutem, po të jetë e mundur, që sot, sepse nesër dua të nisem nga qyteti, kam



sjellë aktet e shitblerjes dhe kërkesën.

- Shumë mirë! Megjithatë, nuk do t'ju lemë të shkoni kaq shpejt. Aktet do të regjistrohen që sot, por ju urdhëroni e rrini edhe ca ditë me ne. Ja, tani do të jap urdhër, - tha ai dhe hapi derën e sallës plot nëpunës të cilët, si ca bletë të zellshme, ishin përhapur nëpër pitet e mjaltit, në qoftë se do të mundnim të krahasonim dosjet e zyrave me pitet e mjaltit. - Këtu është Ivan Antonoviçi?

- Këtu, - u përgjigj një zë nga brenda.

- Thirreni pak!

Ivan Antonoviçi lëfytshtambe, të cilin këndonjësit e njohin, hyri në sallën e audiencave dhe u fal me nderime.

- Na, Ivan Antonoviç, merrini këto akte shitblerjeje...

- Mos harroni, Ivan Grigorieviç, - u hodh e tha Sobakieviçi, - se duhen dëshmitarë, të paktën dy për çdo palë. Dërgoni që tani të thërrisni prokurorin, që rri më kot dhe padyshim ia ka shtruar në shtëpi, kurse punët ia bën kqyrësi[1] Zollotuha, ryshfetçiu më i madh në botë.Thërrisni edhe inspektorin e shërbimit shëndetësor që gjithashtu s'ka ndonjë punë dhe rri në shtëpi, në qoftë se s'ka shkuar ndokund të lozë kartra. Ka edhe shumë të tjerë këtu afër: Truhaçjevski, Begushkini, që kot i rëndojnë dheut.

- Ashtu, ashtu! - tha kryetari dhe në atë çast dërgoi t'i thërresin të gjithë.

- Kam edhe një lutje, - tha Çiçikovi. - Dërgoni thërrisni edhe përfaqësonjësin e një çifligareje, me të cilën gjithashtu bëra një marrëveshje. Ky është një nga nëpunësit tuaj, i biri i protopop Kirilit.

- Posi, do të dërgojmë ta thërresim edhe atë! - tha kryetari. - Të gjitha do t'i bëjmë. Ama nëpunësve mos u jepni gjë, ju

1) Një nëpunës që vëzhgonte zhvillimin e proçeseve në organet gjyqësore (në Rusinë e vjetër).

lutem: asnjeriu. Miqtë e mi s'duhet të paguajnë.

Si tha këto fjalë i dha s'di ç'urdhër Ivan Antonoviçit. Këtij, afërmenç, nuk i pëlqeu. Siç duket aktet e shitblerjes i kishin bërë një përshtypje të mirë kryetarit, sidomos kur kish parë se blerjet arrinin pothuaj shumën njëqind mijë rublash. Ai e shikoi disa çaste drejt në sy Çiçikovin me një shprehje kënaqësie të madhe e më në fund i tha:

- Shiko, shiko! Kështu, pra Pavel Ivanoviç! Pra, ju i bletë.

- I bleva, - u përgjigj Çiçikovi.

- Punë e mirë, me të vërtetë punë e mirë!

- Po. E pashë vetë se s'mund të bëja ndonjë punë më të mirë. Sidoqoftë, synimi i njeriut mbetet i papërcaktuar, në qoftë se nuk heq dorë nga ëndërrimet e rinisë dhe nuk shkel fundja i vendosur, në një themel të shëndoshë.

Pastaj Çiçikovi i hodhi ca thumba të mira liberalizmit dhe, ashtu si e do puna, edhe gjithë të rinjve. Por gjëja e çuditshme është se në fjalët e tij ndihej një farë lëkundje, sikur në atë çast thosh me mendt e tij: "Hej, vëlla, ti gënjen, dhe gënjen shumë!" Madje s'guxoi të shikojë në sy Sobakieviçin dhe Manillovin, nga frika se mos verë re kushedi çfarë në fytyrat e tyre. Por drojtja ishte e kotë: fytyra e Sobakieviçit s'lëvizi fare, kurse Manillovi, i magjepsur nga fjalët e bukura, tundi kokën i kënaqur dhe ia aprovoi të gjitha, duke u kredhur në ëndërrime, ashtu siç bën një amator i muzikës kur këngëtari ia kalon edhe violisë duke lëshuar një notë të hollë nga ato që s'mund të nxjerrë as fyti i një zogu.

- Po pse s'i thoni Ivan Grigorieviçit, - ia preu Sobakieviçi, - se çfarë bletë? Dhe ju, Ivan Grigorieviç, përse s'e pyesni se çfarë bleu? Hej, ç'njerëz! Flori. Unë ia shita edhe Mihejev karrocierin.

- Vërtet, ia shite Mihejevin? - pyeti kryetari. - Unë e njoh Mihejev karrocierin: mjeshtër për kokën e mjeshtrit. Ai ma ndreqi e ndryshoi karrocën. Vetëm më lejoni t'ju pyes: si



është e mundur?... Ju më patët thënë se ky vdiq.

- Kush? Mihejevi, vdiq? - thirri Sobakieviçi që s'e humbi farë mendjen. - Vdiq i vëllai; ai vetë është siç pat qenë, madje është bërë edhe më i fortë. Këto ditë ndërtoi një karrocë më të mirë se ato të Moskës. Të themi të drejtën, këtij i ka hije të punojë vetëm për carin.

- Po, Mihejevi është një mjeshtër që s'e ka shokun, - tha kryetari. - Madje, çuditem se si ju bëri zemra të ndahi nga ky njeri.

- Mihejevi s'është i vetmi! Shita edhe Probka Stjepan marangozin, Miliushkin muratorin, Teliatnikov Maksimin, këpucarin, të gjithë shkuan e vanë, të gjithë i shita.

Dhe kur kryetari e pyeti përse shkuan e vanë dukmeqenë njerëz të domodoshëm për shtëpi e për punishte, Sobakieviçi tundi dorën e iu përgjigj:

- Eh, u budallepsa! Haj, thashë, t'ia shes, dhe ia shita, si guak! Pastaj vari kokën si i penduar për ato që kish bërë, dhe shtoi: - U thinja, po gjer tani s'më kanë hyrë mendtë.

- Me lejë, Pavel Ivanoviç, - i tha kryetari Çiçikovit. - Pa tokë po i bleni fshatarët? A mos do t'i shpërngulni?

- Po, do t'i shpërngul.

- Po t'i shpërngulni, ndryshon puna. Në ç'vend?

- Në ç'vend?... Në gubernën e Hersonit.

- Oh, atje ka toka të dorës së parë! - tha kryetari dhe lëvdoi me plot gojën kullotat e mira të atij vendi. - A kini mjaft tokë?

- Mjaft. Aq sa u duhet fshatarëve që kam blerë.

- Lumë apo kënetë?

Lumë. Po ka edhe një kënetë.

Duke thënë këto fjalë, Çiçikovi e shikoi padashur Sobakieviçin, dhe ndonëse ky qëndronte gjithnjë si i shtangur, prapë iu duk sikur lexoi në fytyrën e tij këto fjalë: "Of, sa gënjen! Atje s'ka as lumë, as kënetë, por vetëm tokë!"

Ndërsa kuvendi po vazhdonte kështu, dalngadalë zunë të vinë dëshmitarët: prokurori, që kish zakon të puliste njërin sy dhe të cilin e njeh këndonjësi, inspektori i shërbimit shëndetësor, Truhaçevski, Begushkini dhe të tjerë nga ata, që siç thosh Sobakieviçi, i rëndonin më kot dheut. Shumë nga këta s'i njihte fare Çiçikovi; numri i dëshmitarëve që nevojiteshin u plotësua aty për aty me nëpunësit e gjykatores. Suallën gjithashtu jo vetëm të birin e protopop at Kirilit, po edhe vetë protopopin. Sikush nga dëshmitarët hodhi në shkresat emrin e vet, duke shënuar të gjitha ofiqet e gradat që mbante: njëri me një shkrim të kthyer së prapthi, më të mëngjër, tjetri me një shkrim të krrusur më të djathtë dhe i treti me një shkrim që qëndronte qiri më këmbë - duke kurdisur ca shkronja nga ato që s'ishin parë kurrë na alfabetin rus. I përmenduri Ivan Antonoviçi e mbaroi punën me shkathtësi të madhe: aktet e shitblerjes u nënshkruan, u vërtetuan, u hodhën në regjistrin e duhur, vetëm me gjysmën e taksës së regjistrimit dhe të botimit në "Vedomost"[1], kështu që Çiçikovi pagoi një shumë fare të vogël. Ca më fort, kryetari dha urdhër t'i merrej vetëm gjysma e tatimeve që i takonin, kurse gjysmën tjetër, s'di në ç'mënyrë, ia ngarkoi dikujt që kish bërë kërkesë regjistrimi.

- Kështu pra, - tha kryetari, kur mori fund puna, - tani na mbetet vetëm të ngrehim dolli për këtë shitblerje.

- Unë jam gati, tha Çiçkovi. - Varet nga ju që të më caktoni vetëm kohën. Do të ish punë e keqe nga ana ime të mos hapja për një shoqëri kaq të këndshme nja dy a tri shishe shampanjë.

- Jo, ju s'më kuptuat, - tha kryetari. - Shampanjën do ta gjejmë ne vetë, kjo është detyra jonë, e kemi borxh. Juve u kemi mysafir dhe e kemi për detyrë t'ju gostitim. Zotërinj, a

1) *"Lajmëtari"* - organ në të cilin botoheshin shpalljet.



dini çfarë? Ta mbyllim me kaq dhe ejani të shkojmë trumbë, kështu siç jemi, tek shefi i policisë, që e kemi çudibërës. Mjafton që ky të përpëlitë sytë duke kaluar nëpër tregun e peshkut ose pranë depove të verës, dhe keni për të parë se ç'meze do të hamë! Me këtë rast do të bëjmë edhe ndonjë vist të vogël.

Askush s'ish i zoti të kundërshtonte një propozim të tillë. Me të dëgjuar fjalët "tregu i peshkut" dëshmitarëve u lëshoi goja lëng. Sa të çelësh e të mbyllësh sytë, muarën kush kapelën e kush kapën dhe audienca u mbyll. Kur po kalonin nëpër sallë, Ivan Antonoviçi lëfytshtambë i pëshpëriti Çiçikovit, duke u falur me përulje:

- Ju bletë fshatarë për një shumë njëqind mijë rublash, po për këtë punë që bëra më dhatë vetëm një bardhoshkë.

- E ç'fshatarë bleva unë? - ia ktheu Çiçikovi gjithë me të pëshpëritur. - Njerëz që s'bëjnë dy para; nuk vlejnë as gjysmën e shumës që dhashë.

Ivan Antonoviçi e kuptoi se vizitori ish shkëmb i.fortë dhe nuk do t'i jepte asgjë.

- Me sa ia bletë frymën Pliushkinit?- i shushuriti Sobakieviçi në veshin tjetër.

- Po gruan përse e futët në listë? - ia ktheu Çiçikovi.

- Cilën grua? - pyeti Sobakieviçi.

- Atë gruan Elizaveta Vorobej. Pale, po na ndryshuat pak edhe emrin, që të dukej si mashkull.

- Jo, s'kam futur në listë asnjë Vorebej, - tha Sobakieviçi dhe shkoi te mysafirët e tjerë.

Më në fund mysafirët sosën trumbë në shtëpinë e shefit të policisë. Ky shefi i policisë ish me të vërtetë çudibërës; sapo dëgjoi përse kishin vajtur, thirri menjëherë atë policin e rojes, një djalosh të shkathët, me ca çizme të gjata e të lustrosura, i pëshpëriti vetëm nja dy fjalë në vesh dhe shtoi me zë të lartë: "Merr vesh?" Dhe ndërsa në dhomën tjetër

mysafirët filluan të lozin vist, sofra u mbush me blinj të mëdhenj, blinj të vegjël, salmon, havjar, ikra të kripura dhe ikra të freskëta, storjonë, harrenga, djathë, gjuhë të thara në tym dhe peshk të kuq të kripur. Pastaj shtruan ato që ishin gatuar brenda në gjelltoren e të zot të shtëpisë: byrek me një kokë blini nëntë pudësh bashkë me kërcet e bullçitë, një byrek tjetër me rrathje, petka në gjalpë të tretur, komposto me mjaltë.

Shefi i policisë ishte, si të thuash, babai dhe mirëbërësi i qytetit. Ai ishte në mes të qytetarëve pikërisht si në familjen e tij dhe merrte nga dyqanet e nga gjithë tregu ç'donte vetë, si nga qilari i vet. Ai mbante, si i thonë një fjale, tamam vendin që i takonte dhe ushtronte në një mënyrë të përsosur detyrën e vet. Madje ish zor të dalloje në qoftë se ai ish krijuar për këtë detyrë apo detyra ish krijuar për të. Punën e bënte me një zgjuarësi kaq të madhe sa, ndonëse arrinte të zhvaste dy herë më shumë të ardhura se sa paraardhësit e tij, prapseprapë gëzonte dashurinë e mbarë qytetit. Tregtarët ishin të parët që e donin shumë, pikërisht sepse ai s'mbahej më të madh; bëhej kumbar e u pagëzonte fëmijët. Dhe, ndonëse shpesh i ripte për gazep, këtë punë e bënte me një shkathtesi kaq të madhe, sa s'ta pret mendja: u rrihte supin e bënte shakara, begeniste të pinte çaj me ta, u premtonte se do të vinte të loznin damë bashkë dhe i pyeste për të gjitha: në u vinin punët mbarë, si edhe qysh. Kur dëgjonte se kishin ndonjë fëmijë të sëmurë, i këshillonte se ç'bar t'i jepnin. Shkurt: shpirt njeriu! Kur shkonte me drozhkë[1] për të dhënë urdhëra poshtë e lart, i thosh kalimthi ndonjë fjalë të mirë njërit e tjetrit: "Si e ke punën, Miheiç? Do të kish qenë mirë që ne të dy të bënim bashkë ndonjë gorkë."[2] - "Po, Aleksej

1) *Drozhkë* - karrocë shumë e lehtë me katër rrota.
2) *Gorka* - një lojë kumari shumë e përhapur midis tregtarëve të asaj kohe.



Ivanoviç, - ia kthente Miheiçi duke hequr shapkën nga koka, - mirë do të kish qenë". - "Dëgjo, vëllako Ilia Paramoniç, eja andej nga unë të ma shikosh atë kalin e trokthit. Sille edhe tëndin që t'i vemë të vrapojnë bashkë, t'i provojmë". Kur dëgjonte këto fjalë, tregtari, që çmendej pas kalit të tij vrapëtar, buzëqeshte, si i thonë asaj fjale, me gjithë zemër, fërkonte mjekrën dhe i përgjigjej: "T'i provojmë Aleksej Ivanoviç!" Madje edhe shegertët e rëndomtë hiqnin shapkat nga koka dhe e shikonin të kënaqur njëri-tjetrin, sikur donin të thoshin: "Ç'njeri i mirë është Aleksej Ivanoviçi!" Me dy fjalë, ai kish mundur të fitonte një popullaritet shumë të madh, dhe tregtarët e kishin pleqëruar punën në mendtë e tyre e thoshin: "Aleksej Ivanoviçi të zhvat sa mund, po s'të le kurrë në baltë".

Kur pa se mezet ishin gati, shefi i policisë u tha gostitarëve që vistin ta mbaronin pas buke, dhe të gjithë hynë në dhomën tjetër. Era që vinte s'andejmi kish kohë që po ua guduliste fyejtë e hundëve dhe Sobakieviçi kish kohë që kur po shikonte herë pas here nga dera dhe ia kish vënë synë nga larg atij blinit të pjatancës së madhe, që ish vendosur pak si mënjanë. Drekëtarët kthyen nga një kupë vodkë ngjyrë ulliri të errët, si atë të gurëve të tejpamshëm të Siberisë që në Rusi përdoren për të bërë vula dhe pastaj, me pirunj në duar, iu sulën tryezës. Aty, sikush sipas shijeve dhe prirjeve të veta, një palë iu hodhën hajvarit, një palë tjetër salmonit dhe djathit. Sobakieviçi nuk ua vari fare këtyre vogëlimave, u sheshua pranë blinit dhe brenda një çerek ore e gllabëroi të tërë, ndërsa ata të tjerët pinin, bisedonin e hanin. Kështu, kur shefit të policisë iu kujtua blini e tha: "Zotërinj, po si ju duket kjo kryevepër e natyrës?" dhe iu afrua bashkë me të tjerët, me pirun në dorë, pa se nga tërë kjo kryevepër e natyrës kish mbetur vetëm bishti. Sobakieviçi u shti sikur s'dinte gjë, iu afrua një pjate që ndodhej larg të tjerave dhe i futi pirunin

një peshkulke të vogël e të thatë. Si u zhdëp me tërë atë blin, Sobakieviçi u struk në kolltuk dhe s'hëngri më, s'piu, po vetëm kapsiti sytë e nisi të dremitë. Siç duket, shefit të policisë s'ia kish ënda të kursente verën; dollitë ngriheshin njëra pas tjetrës. Dollia e parë u pi - siç mund ta marrin me mend këndonjësit - për shëndetin e çifligarit të ri të Hersonit. Pastaj u ngrit një dolli që shpërngulja e fshatarëve të vejë mbarë e të dalë faqebardhë; më tej pinë për shëndet të së shoqes së tij të ardhme, të bukur, dhe kjo dolli bëri që në buzët e heroit tonë të furfurijë një nënqeshje e këndëshme. Atë e rrethuan nga të katër anët dhe zunë t'i luten me këmbëngulje të qëndronte në qytet të paktën edhe nja dy javë.

- Jo, Pavel Ivanoviç! Thoni ç'të doni, po kjo është punë që s'bëhet! Kjo është sikur të hapësh derën e izbës e të dalësh në park, pastaj të hysh prapë brenda e vetëm të ftohësh më kot izbën. Jo, ne s'ju lemë. Rrini ta kalojmë kohën bashkë. Do t'ju gjejmë një nuse e do t'ju martojmë. Ç'thoni, Ivan Grigorieviç, a ta martojmë?

- Ta martojmë, ta martojmë! - u hodh e tha kryetari. - Sado të përpiqni këmbë e duar ne s'ju lemë: do t'ju martojmë! Jo, mik i dashur, sapo degdisët në qytetin tonë, s'ju lemë të ankohi. Këtu s'na pëlqen të bëjmë shakara.

- Pse jo? Pse të përpjek këmbë e duar? - tha duke qeshur Çiçikovi. - Martesa s'është ndonjë punë e rëndë, po duhet të gjejmë një nuse.

- Do t'jua gjejmë edhe nusen. Si të mos jua gjejmë? Do të keni gjthçka që do të dëshironi!..

- Po të jetë kështu...

- Të lumtë, do të rrijë këtu! - thirrën bashkë me një zë. - Urra, rroftë Pavel Ivanoviçi! Urra!

Dhe të gjithë iu afruan me kupa në duar, që t'i përpjekin.

Çiçikovi e përpoqi kupën me të gjithë. "Jo, jo, edhe një herë!" thanë ata që ishin më kokëfortë, dhe i përpoqën për së



dyti; pastaj kërkuan që t'i përpjekin për së treti, pra i përpoqën edhe një herë. Nuk shkoi shumë dhe të gjithë u bënë çakërqejf jashtë masës. Kryetari, që ish një njeri shumë i dashur kur bëhej më qejf, e përqafoi disa herë Çiçikovin, duke i thënë nga thelbi i zemrës: - "Ah, shpirti im! Nënokja ime!" - dhe madje pukiti gishtrinjtë e nisi të hedhë valle rreth tij, duke kënduar me zë të ulët këngën e njohur: "Ah ti, akcili dhe akcili muzhik i Kamarinit".

Pas shampanjës hapën ca shishe me verë hungareze, që i dhanë më shumë gjallëri dhe ngazëllim shoqërisë. Vistin e harruan fare. Bisedonin, thërrisnin, flisnin për të gjitha: për politikë e për çështje ushtarake, shprehnin mendime të lira për të cilat, herë tjetër, do të kishin shtruar në dru ata vetë fëmijët e tyre. Aty për aty zgjidhën, në vend, shumë çështje nga më të vështirat. Çiçikovi nuk e kish ndjerë veten kurrë kaq të gëzuar; atij i dukej vetja se me të vërtetë ishte çifligar i Hersonit. Tha se do të bënte gjthfarë përmirësimesh dhe se do të vinte në zbatim sistemin e qarkullimeve bimore; foli për lumturinë dhe ngazëllimin e dy shpirtrave të bashkura dhe zuri t'i recitojë Sobakieviçit letrën në vargje që i kish dërguar Verteri Sharlotës[1]. Mirëpo Sobakieviçi rrinte në kolltuk dhe vetëm picërronte sytë, sepse pas blinit që kish ngrënë po e joshte gjumi.

Çiçikovi e kuptoi dhe vetë se kish nisur të hapej si shumë, prandaj kërkoi t'i sjellin karrocën, por e ktheu mendjen dhe i hipi drozhkës së prokurorit. Siç u duk gjatë udhës, karrocieri paskej qenë trim me përvojë, sepse i drejtonte kuajt vetëm me njërën dorë, kurse me dorën tjetër, që e kish zgjatur prapa, mbante Pavël Ivanoviçin. Kështu, me drozhkën e prokurorit, Çiçikovi sosi në han, ku pasandaj një copë herë të gjatë

1) *Verteri dhe Sharlota* - heronj të romanit sentimental të Gëtes: "Vuajtjet e djaloshit Verter" (1774).

vazhdoi të llapë gjithfarë gjepurash: për një nuse leshverdhë e faqekuqe, me një gropëzë në faqen e djathtë, për ca fshatra të Hersonit, dhe për ca kapitale. Madje i dha Selifanit disa urdhëra: t'i mblidhte fshatarët që do të shpërnguleshin dhe t'i thërriste emër për emër, të gjithë. Selifani e dëgjoi i heshtur një copë herë shumtë të gjatë dhe pastaj doli nga dhoma e i tha Petrushkës: "Shko zhvishe zotërinë!" Petrushka u mundua shumë t'i shkulë çizmet e mend hoqi edhe vetë të zonë, poshtë në dysheme, bashkë me çizmet. Po më në fund çizmet u shkulën, zotëria u zhvesh lakuriq dhe, si u kthye e u vërtit mjaft në krevatin që kërciste tmerësisht, fjeti me mendjen të mbushur kupë se me të vërtetë ai ishte çifligar i Hersonit.

Ndërkaq Petrushka nxori në korridor pantallonat dhe frakun bojë vishnje, me pikëza, i vari të hapura në varësen e drunjtë e nisi t'i shkundë me një shufër e me një furçë, duke mbushur me pluhur tërë korridorin. Kur po bëhej gati t'i hiqte nga varësja, hodhi sytë në korridorin e rëposhëm dhe e pa Selifanin, që po kthehej nga grazhdi. U shikuan të dy sy në sy dhe e kuptuan sakaq njëri-tjetrin: zotëria ish vithisur në gjumë, kështu që mund t'ia mbathnin e të shkonin gjëkundi. Petrushka shpuri sakaq në dhomë frakun dhe pantallonat, zbriti poshtë dhe që të dy shkuan bashkë, pa i thënë një fjalë njëri-tjetrit për qëllimin e udhëtimit, po duke dërdëllitur udhës për disa punë që s'kishin asnjë lidhje me këtë qëllim. Kjo shëtitje nuk zgjati shumë: sapo u hodhën në krahun tjetër të rrugës, drejt asaj shtëpisë që ndodhej kundruall hanit, hynë nëpër një derë të ulët me ca xhame të nxira sterrë, që shpinte në një farë bodrumi tek rrinin nëpër ca tryeza të drunjta gjithfarë njerëzish: me mjekra e pa mjekra, me gozhupë pa astar apo vetëm me këmishë dhe tek-tuk edhe ndonjë mantel shajaku me push. Ç'bënë atje të dy, Petrushka dhe Selifani, vetëm një perëndi e di, por dolën s'andejmi pas një ore të zënë për krahu, të heshtur, duke treguar kujdes të madh për



shoku-shokun, që ta mbronin të mos përpiqej nëpër qoshet. Krah për krah, pa e lëshuar njëri-tjetrin, u munduan një çerek ore të ngjitin shkallët, dhe më në fund ia arritën qëllimit e dolën në krye. Petrushka qëndroi një minutë përpara krevatit të tij të ulët, duke vrarë mendjen se si të shtrihej më rehat, dhe më në fund u shtri tërthorazi, kështu që këmbët i binin në dysheme. Selifani ra po në atë krevat me kokën në barkun e Petrushkës, duke harruar se vendi i tij për gjumë s'ishte aty po ndofta në dhomën e shërbëtorëve a mbase në garazhd, pranë kuajve. Të dy i mori gjumi sakaq dhe zunë të lëshojnë ca të gërhitura bubullimtare, të cilave, nga dhoma tjetër, zotëria u përgjigjej me ca të vërshëllyera të holla nëpër hundë.

Pas pak u shua çdo zhurmë, dhe hani u krodh në një gjumë të thellë që s'e tundte as topi. Vetëm në një dritarezë dukej ende pak dritë, atje tek kish zënë vend ai togeri i Riazanit që, siç duket, ish merakli i madh pas çizmeve, sepse kish porositur katër palë dhe tani po provonte me ngulm të pestën. Ai iu afrua disa herë krevatit që t'i heqë këto çizme dhe të bjerë të flerë, po s'mundi e s'mundi: çizmet ishin punuar me të vërtetë bukur. Ndenji mjaft kohë me këmbë të ngritura dhe s'ngopej së shikuari ato takat e shëndosha dhe të rrumbullakosura për mrekulli.

# Kreu i tetë

Blerjet e Çiçikovit u bënë objekt bisedimesh. Në qytet njerëzit e hidhnin dhe e prisnin, shprehnin mendimet e tyre në ka leverdi të blihen fshatarë për t'i shpërngulur në një vend tjetër. Shumë nga ata që mernin pjesë në këto bisedime vërtetonin se e njihnin në mënyrë të sosur këtë punë. "Natyrisht, - thoshin disa, - tokat e gubernave të jugës janë me të vërtetë të mira e pjellore; kjo s'ka se si të mohohet. Po si do t'ja bëjnë fshatarët e Çiçikovit pa ujë? Andej s'ka asnjë lumë." - "S'ka gjë, se s'ka ujë, s'ka gjë, Stepan Dmitrieviç, por shpërngulja dhe vendosja në një vend tjetër është një punë e rëndë. Ai duhet të punojë një tokë që s'është çarë ende, dhe aty s'ka asgjë: as izbë as oborr. Do t'ua mbathë këmbëve, ashtu si dy e dy bëjnë katër, do të ikë ku sytë këmbët e nuk do t'ia gjesh më gjurmën". - "Jo, Aleksej Ivanoviç, me lejë me lejë. Unë s'pajtohem me mendimin tuaj se gjoja muzhiku i Çiçikovit do të krisë të ikë. Rusi është i zoti t'i bëjë të gjitha dhe mësohet me ço klimë. Nise dhe dërgoje qoftë edhe tutje në Kamçatkë, po jepi vetëm një palë dorashka të trasha, me gëzof, dhe ke për të parë se do të pështyjë duart, do të marrë sëpatën dhe do të ndërtojë një izbë të re për të banuar." - "Si urdhëron Ivan Grigorieviç, po ti le pas dore një gjë me rëndësi: ti s'ke pyetur ende se çfarë muzhiku është ai i Çiçikovit. Ke harruar se çifligari nuk e shet kurrë njerinë



e mirë; unë pres kokën në qoftë se muzhiku i Çiçikovit s'është, në mos hajdut dhe pijanec me damkë, të paktën përtac dhe kokëshkretë". -"Ashtu, ti ke të drejtë dhe unë s'po të kundërshtoj se askush nuk i shet njerëzit e mirë dhe se muzhikët e Çiçikovit janë pijanecë, por duhet të kesh parasysh se këtu kemi një çështje morale dhe se morali është ky: tani ata janë të poshtër, por duke u shpërngulur dhe vendosur në një tokë të re mund të bëhen përnjëherësh shtetas të dorës së parë. Kemi parë mjaft shëmbëlla të këtilla që na i jep edhe jeta, edhe historia". - "Kurrë, kurrë, - thosh drejtori i fabrikave të shtetit, - të më besoni se kjo është diçka që s'mund të ndodhë kurrë. Sepse fshatarët e Çiçikovit do të kenë tani dy armiq të fortë. Armiku i parë është rakia, që siç dihet, shitet lirisht në gubernën e mallorusëve, e cila ndodhet afër atyre vendeve. Ju siguroj se pas dy javësh do të dehen lumë. Një armik tjetër është vetë zakoni i jetës endacake të cilin do ta përvetësojnë patjetër fshatarët në kohën e shpërnguljes. Çiçikovi do të duhet mbase t'ua shtrëngojë rripat e t'i ketë gjithnjë në sy, t'i ndëshkojë për çdo shkelje të vogël, të mos ia lerë këtë punë ndokujt tjetri, por t'i rrahë me dorën e vet edhe turinjve, edhe kokës". - "E pse të merret vetë Çiçikovi me gjëra të tilla dhe t'ua sëllojë kokës? Ai mund të gjejë një admnistrator". - "E ku të gjesh një admnistrator të mirë? Të gjithë janë batakçinj!" - "Janë batakçinj sepse pronarët nuk i vihen punës". - "Kjo është e vërtetë, ia pritën të shumtët. - Po t'ia dinte pronari sado pak radhën punës së qeverisjes së pasurisë dhe po t'i njihte njerëzit, do të kish ngahera një admnistrator të mirë". Mirëpo drejtori tha se nuk gjen dot një administrator të mirë në qoftë se nuk do t'i japësh të paktën pesë mijë. Por kryetari i gjykatës ia preu e tha se mund të gjesh edhe me tri mije. - "Ku do ta gjeni këtë njeri? Apo në hundën tuaj?" - ia këputi drejtori. Mirëpo kryetari ia ktheu: - "Jo në hundë, po ja, këtu, në qarkun tonë. Pjotr Petroviç

Samoillovi është admnistratori që u duhet muzhikëve të Çiçikovit!"

Shumë veta e mernin me mend sikur gjendeshin në lëkurën e Çiçikovit dhe tmerroheshin pa masë përballë vështirësive të shpërnguljes së një numri kaq të madh fshatarësh; madje kishin frikë të madhe se njerëz të tillë, të pashtruar, siç ishin fshatarët e Çiçikovit, mund të ngrinin krye. Mirëpo shefi i policisë tha se s'duhej t'ia kishin frikën kryengritjes, se për të mënjanuar një gjë të tillë mjaftonte pushteti që kish në dorë kapiteni i xhandarmërisë, se as ky s'ish nevoja të nisej vetë e t'i shpinte: mjaftonte të dërgonte vetëm shapkën e tij dhe kjo do t'i degdiste fshatarët gjer në vendin e ri të banimit.

Shumë veta parashtruan mendimet e tyre se ç'duhej bërë për të shkulur nga rrënja shpirtin e harlisur që turbullonte fshatarët e Çiçikovit. U shprehën gjithfarë mendimesh: disa i ngjanin shumë rreptësisë dhe vrazhdësisë ushtarake pothuaj të tepruar; mirëpo kish edhe mendime që ishin mjaft të buta. Drejtori i postës tha se Çiçikovit i dilte përpara një detyrë e shenjtë, se ai mund të bëhej, siç thosh vetë, një farë baba i fshatarëve të tij, madje të përhapte mirëbërjet e arsimit, dhe me këtë rast ai lëvdoi shumë metodën shkollore dypalëshe të Lankasterit[1].

Kështu flisnin e thoshin në qytet. Shumë njerëz, të nxitur nga dashamirësia, madje i dhanë disa këshilla Çiçikovit dhe i thanë se do të ish mirë që fshatarët të shpiheshin me roje gjer në vendin e ri të banimit e kështu të mos bëhej ndonjë e

1) Është fjala për sistemin arsimor të pedagogut englez Josef Lankaster (1778-1838), sipas të cilit pedagogu duhet të mësojë vetëm nxënësit më të mirë, dhe këta, në radhë të tyre do të mësojnë nxënësit e tjerë. Metoda e Lankasterit, u përdor nga dekabristët për t'u mësuar shkrim e këndim ushtarëve. Duke vënë në gojën e drejtorit të postës këto lavdërime për "Metodën Lankaster", Gogoli nënvizon një nga "mendimet e lira" të tij që shfaqen në tregimin e kapitenit Kopejkinit.



pabërë. Çiçikovi i falënderoi për këshillat duke thënë se në rast nevoje ai do t'i vinte në zbatim, po nga ana tjetër hodhi poshtë kryekëput këshillën për të shoqëruar njerëzit e tij me roje duke thënë se s'kish kurrsesi nevojë për një gjë të tillë, sepse fshatarët që kish blerë ishin njerëz shumë të urtë, se këta do të shpërnguleshin vetë, vullnetarisht, dhe se në asnjë mënyrë nuk do të ngrinin krye.

Mirëpo të gjitha këto bisedime dhe arsyetime patën pasojat më të mira, të cilat Çiçikovi as që i priste. Pikërisht, u hap fjala se ai ishte milioner. Banorët e qytetit që, siç e pamë në kreun e parë, edhe kështu e donin me gjithë zemër Çiçikovin, tani, kur u hapën këto fjalë, zunë ta duan shumë më shumë. Të themi të drejtën, këta të gjithë ishin njerëz të mirë, merreshin vesh për bukuri njëri me tjetrin, si miq të vërtetë dhe bisedimet e tyre mbanin vulën e një thjeshtësie dhe dashamirësie të veçantë: "I dashur mik Ilia Iliç!", "Dëgjo, vëlla, Antipator Zaharieviç!", "Tani na gënjeve, nënoke, Ivan Grigorieviç". Kur i flisnin drejtorit të postës, të cilin e quanin Ivan Andreiç, i shtonin gjithnjë këto fjalë: "Shprehen zi doiç, Ivan Andreiç?"[1].Me një fjalë, tëpkë si në shtëpi. Shumë syresh ishin njerëz mjaft të kënduar. Kryetari i gjykatës dinte përmendësh "Ljudmillën" e Zhukovskit[2], që në atë kohë ishte diçka shumë e re dhe disa vargje i recitonte me një mjeshtëri të përsosur, sidomos: "Bredhishta u nemit, lugina u kredh në gjumë" dhe fjalët i shqiptonte në një mënyrë sikur me të vërtetë kishte mu përpara syve luginën e kredhur në gjumë. Madje për t'iu përshtatur edhe më fortë gjendjes, në çaste të tilla picërronte sytë. Drejtori i postës merrej më fort me

1) A dini gjermanisht, Ivan Andreiç? (Schprehen Sie deutch, Ivan Andreiç?) Këto janë një farë lodrë fjalësh, sepse fjala "deiç' bën njëfarë asonance me "Andreiç".

2) *Balada e "Liudmilla"* e poetit V. S. Zhukovski, botuar për herë të parë më 1808 dhe që ishte bërë shumë popullore brenda një kohe të shkurtër.

filozofi dhe lexonte mjaft mirë, madje natën, "Netët" e Jungut[1] dhe "Çelësin e mistereve të natyrës" të Ekartshauzenit[2], nga të cilat nxirrte pjesë mjaft të gjata, por askush s'i kish parë se ç'ishin e se si ishin; sidoqoftë ai ish njeri gaztar dhe kish një të folur shumë të zbukuruar; ia kish ënda, siç thosh vetë, ta stoliste fjalinë. Dhe me të vërtetë, e qëndiste me një gjëmë pjesëzash të ndryshme, ja, kështu: "o ti, zotëria im; kështu pra, si të them; merni vesh; mund ta merni me mend vetë; pothuaj si të thuash; në një farë mënyre", dhe të tjera të këtij lloji që i derdhte me thasë. Gjithashtu e theksonte të folurit, me mjaft lezet, me ndonjë nojmë, me një të shkelur të njërit sy dhe kësilloj u jepte shumë gjallëri thumbave të tij satirike.

Edhe të tjerët ishin njerëz pak a shumë të kënduar: dikush lexonte Karamzinin[3], dikush tjetër "Moskovskie Vjodomosti"[4], madje një palë nuk lexonin asgjë. Disa ishin tamam "dengje", domethënë njerëz të cilëve duhej t'ju jepje një të shtyrë që të ngriheshin nga vendi, disa të tjerë s'ishin gjë veçse dembelë që rrinin, si i thonë një fjale, tërë jetën shtrirë në kurriz, këta ish e kotë t'i shtyje të ngriheshin, me që nuk tundeshin vendit. Nga të pamët s'kishe ç't'u thoshe, se të gjithë ishin të shëndoshë; midis tyre s'kish asnjë të oftikosur. Të gjithë këta ishin të një skote, të cilëve në çastet e kuvendimeve të ëmbla që bën burri me gruan e vet kur

1) Poema *"Ankesat e mendimeve të natës mbi jetën, vdekjen dhe pavdekësinë"* (The Complain of Night Thoung's on Life, Death and Immortality) të Eduard Jungut (Eduard Young) 1683-1765. Kjo vepër ishte përhapur mjaft në Rusi dhe ishte ribotuar disa herë.
2) *Karl von Eckartshausen* (1752-1803), shkrimtar mistik dhe alkimist gjerman. Vepra e tij kryesore "Gefühle und Tempel der Natur" ishte përkthyer në shumë gjuhë dhe çmohej mjaft nga njerëzit që merreshin me misticizëm, sidomos nga frankmasonët.
3) N. M. Karamzin - historian dhe shkrimtar i përmendur rus.
4) "Gazeta e Moskës", që botonte në atë kohë Universiteti i Moskës.



janë të dy vetëm, kjo i thotë: "topolak, trashaluqkë, barkulkë, zeshkëlosh, gjelth, xhan e shpirt" dhe të tjera këso dore.

Po në përgjithësi ishin njerëz babaxhanë, shumë mikpritës dhe ai që hante me ta bukën e kripën ose që loste një vist ndonjë mbrëmje, bëhej i shtëpisë, aq më tepër Çiçikovi me ato cilësitë dhe sjelljet e tij magjepsëse, njeri që njihte mirë të fshehtën e madhe se si t'ja fitonte shpirtin gjithë botës. E donin kaq shumë sa Çiçikovi s'dinte ç'të bënte për t'u shkëputur e larguar nga ky qytet. Dëgjonte nga të katër anët se si i luteshin: "Rrini edhe ndonjë javëz tek ne, Pavel Ivanoviç, edhe një javëz".

Me një fjalë, e mbanin si thonë, në pëllëmbë të dorës.

Po shumë më e madhe, e pakrahasueshme, (diçka me të vërtetë për t'u habitur!) ishte përshtypja që u kishte bërë Çiçikovi zonjave. Për ta shpjeguar sadopak këtë fenomen do të duhej të flisnim gjërë e gjatë për këto zonja, për shoqërinë e tyre, do të na duhej të përshkruanim, si i thonë, me ngjyra të gjalla cilësitë e tyre shpirtërore. Po për autorin kjo është një barrë shumë e rëndë. Nga njëra anë, atë e pengon respekti pa kufi që ushqen ndaj bashkëshorteve të nëpunësve të lartë, kurse nga ana tjetër...nga ana tjetër - kjo është një punë me të vërtetë e rëndë. Zonjat e qytetit N. ishin...jo, s'jam e s'jam i zoti: ndjej se më plakos druajtja. Vetija më e mrekullishme e zonjave të qytetit N. ishte...Madje çuditem se penda ime s'po lëviz fare nga vendi, sikur ta paskej plakosur të rëndët e plumbit. Ta presim me kaq: duket sheshit se përshkrimin e vetijave të tyre duhet t'ia lemë ndokujt tjetri që ka ngjyra më të gjalla dhe sasira më të mëdha kësi ngjyrash në paletën e vet, kurse ne na mbetet detyra të themi vetëm nja dy fjalë për të jashtmen e tyre, madje edhe këtë do ta prekim cektësisht.

Zonjat e qytetit N. ishin, siç thuhet, të pashme, dhe nga kjo pikpamje mund t'ua japim, plot guxim, si shëmbëlltyrë

gjithë zonjave të tjera. Sa për mënyrën se si e mbanin veten, se si ruanin etiketën dhe regullat mondane, ceremonitë e shumta dhe të stërholla dhe veçanërisht se si e ndiqnin modën në imtësitë e saj më të vogla, në këtë pikë ato i kishin lënë prapa madje edhe vetë zonjat e Peterburgut dhe të Moskës. Visheshin me shije të madhe, shëtisnin në qytet me llandonë luksi dhe me shërbëtorin që lëkundej prapa tyre, i veshur me një livré tërë shirita të artë, ashtu siç ligjëronte moda e fundit. Kartvizitën, qoftë edhe sikur kjo të ish zhgarravitur me dorë mbi një dysh spathi ose mbi një as kupë karo, e mbanin për diçka shumë të shenjtë. Për këtë shkak dy zonja që kishin qenë mikesha të zemrës, dhe madje kushërira, i këputën përngahera hyrje-daljet, meqënëse e para nuk ia kish kthyer vizitën së dytës. Dhe sado u përpoqën bashkëshortët dhe kushërinjtë që t'i pajtonin, ato ngulën këmbë jo e jo. Pra nga kjo gjë u duk sheshit se në botë mund të bëhet çdo gjë, por vetëm një gjë s'ka se si bëhet: të pajtohen dy zonja që e paskan prishur miqësinë sepse njëra nuk i paska kthyer vizitën tjetrës. Kështu pra, të dy zonjat mbetën - sipas shprehjes së shoqërisë së lartë të qytetit - të gozhduara nga një mospërfillje anasjelltase.

Edhe përsa i takon të zënit të vendeve të para ndodhnin gjithashtu skena të shumta dhe të rrepta, që i nxisnin nganjëherë bashkëshortët të vërviteshin në vrundunj mbrojtjeje, kalorsiakë dhe bujëmëdhenj. Natyrisht, midis tyre nuk ndodhnin dyluftime, sepse të gjithë ishin nëpunës civilë, por sikush përpiqej t'i bënte tjetrit ndonjë poshtërsi, aq sa i mundej, dhe kjo, siç dihet, është herë-herë më e rëndë se çdo dyluftim.

Nga pikpamja e moralit, zonjat e qytetit N. ishin të rrepta dhe mernin një qendrim zemërimi fisnik kundër çdo vesi dhe çdo lloj tundimi, dënonin pa pikën e mëshirës çdo të metë. Por në qoftë se ndonjërës prej tyre i ndodhte ku ta di



unë çfarë me ndonjë aksh dhe akcil, kjo bëhej në fshehtësi, kështu që nuk binte fare në sy se ç'kish ndodhur. Në të tilla raste ruhej me kujdes të madh tërë dinjiteti dhe vetë bashkëshorti ish pregatitur kaq mirë për çdo rrethanë, saqë edhe sikur të shihte me sytë e tij akshin dhe akcilin, ose të kish dëgjuar gjësendi për të, përgjigjej shkurt dhe mënçurisht me fjalën e urtë: "Vallë kujt i hyn në punë, se ç'bën nuni me zonjën nunë?"

Duhet ta themi edhe se zonjat e qytetit N., si edhe shumë zonja të qytetit të Peterburgut, dalloheshin para gjithë botës me kujdesin dhe vëmendjen jashtë masës që u jepnin fjalëve dhe shprehjeve. Ato nuk thoshin kurrë: "shfryva hundët", "dërsiva", "pështyva", po: "lehtësova hundën", "u shërbeva nga shamia". Në asnjë mënyrë ato nuk thoshin: "Kjo kupë ose kjo pjatë kundërmon". Madje, nuk thoshin diçka që mund t'i ngjante një romuzi, por ia mernin larg e larg: "Kjo kupë s'ka sjellje të mirë" ose diçka tjetër kësodore. Që ta fisnikëronin edhe më fort gjuhën ruse, kishin nxjerrë jashtë përdorimit pothuaj gjysmën e fjalëve, dhe prandaj duhej të përdornin shumë dendur gjuhën frënge. Sa për frëngjishten ndryshonte puna: në këtë gjuhë lejoheshin fjalë edhe nga ato që ishin shumë më të hatashme se sa ato që u përmendën më lart.

Kështu pra, ja se ç'mund të thuhet, po të flasim në një mënyrë të cekët, për zonjat e qytetit N. Por po ta thellojmë punën edhe më tepër, natyrisht, do të zbulohen shumë sende të tjera; mirëpo është rrezik i madh të soditësh thellë në zemrat e zonjave. Pra ne do të shkojmë më tej, duke u kufizuar në gjëra të cekta.

Gjer atëhere gjithë zonjat e qytetit N. s'kishin folur aq shumë për Çiçikovin, megjithqë s'ia kishin mohuar aspak sjelljet e tij të këndëshme mondane, po nga dita kur vloi fjala se ai ishte milioner, ato zbuluan se kish edhe cilësira të

tjera. Por këto zonja s'ishin aspak të dhëna pas interesit. Fajin e kish vetëm fjala "milioner" - jo milioneri vetë, por vetëm fjala, - sepse vetëm e vetëm kumbimi i kësaj fjale, pa marrë parasysh peshën e qeses me para, përfshin diçka që ndikon edhe mbi njerëzit e poshtër, edhe mbi njerëzit e lartë, edhe mbi njerëzit që s'janë as kështu, as ashtu. Shkurt: ndikon mbi të gjithë. Milioneri ka epërsinë se mund ta kqyrë poshtërsinë që nuk synon asnjë interes, poshtërsinë krejt të thjeshtë apo poshtërsinë në vetvete, që nuk mbështetet në asnjë prapamendim. Shumë njerëz e dinë fort mirë se nuk do të zhvatin asgjë nga dora e milionerit dhe s'kanë asnjë të drejtë që të zhvatin, por prapseprapë ose vrapojnë t'i dalin përpara, ose i qeshin, heqin kapelën në praninë e tij, apo s'lenë gur pa lëvizur për të marrë pjesë në drekën në të cilën e dinë se e kanë ftuar atë, milionerin.

S'mund të thuash se zonjat e qytetit N. ndjenin një prirje të tillë të stërholluar që t'i shtynte të bënin poshtërsi. Me gjithë këtë, në shumë sallone nisi të flitet se, natyrisht, Çiçikovi nuk zinte vendin e parë nga bukuria, por nga ana tjetër, ai ishte pikërisht ashtu siç i ka hije një mashkulli, se po të kish qenë pakëz më i trashë ose më i mbushur, nuk do të kish qenë punë e mirë. Me këtë rast u hodhën disa fjalë fyese për burrat thatimë: se këta i ngjasin më shumë një kleçke dhëmbësh, sesa një burri. Zonjat u shtuan shumë stolira të ndryshme tualetave të tyre. Tani përpara dyqaneve prisnin vargje llandonësh; njerëzit shtyheshin e mend shtypeshin; tregu ish bërë vend shetitjeje. Tregtarët çuditeshin kur shihnin se befas kishin zënë të kërkoheshin me ngulm disa copa stofe që ata i kishin sjellë prej kohësh nga panairet dhe që gjer atëhere nuk ishin shitur për shkak të çmimit. Në kishë në kohën e meshës, një grua hyri me një fustan që kish përfundi një rrotë eshtre balene kaq të madhe saqë zaptoi gjysmën e kishës, kështu që komisari i policisë, i cili ndodhej aty, dha



urdhër ta shtynin popullin ca më tej, dua të them ndaj daljes që të mos ia nduknin tualetën zonjës fisnike.

Madje edhe vetë Çiçikovi nisi të verë re se atij po i tregonin një vemendje jashtë masës. Një herë kur u kthye në dhomë gjeti në tryezë një letër. Nuk mundi të dijë se kush e kish sjellë dhe as që nga e kishin sjellë. Shërbëtori i hanit tha se-de! - e kishin sjellë, po me porosi të mos tregojë se kush. Letra fillonte në një mënyrë shumë të vendosur, dhe pikërisht kështu: "Jo, unë duhet të të shkruaj!" Më tej thosh se midis shpirtrave ka një simpati të fshehtë. Këtë të vërtetë e kish pohuar e forcuar me pika të shumta që zinin afro gjysmën e rreshtit. Vinin pastaj disa mendime shumë të bukura, sepse ishin kaq të qëlluara sa na duket pothuaj e domosdoshme t'i riprodhojmë pikërisht ashtu siç ishin shkruar: "Ç'është jeta jonë? Një valth i mbushur me pikëllime. Ç'është bota? Një turmë njerëzish pa ndjenja". Pastaj autorja përmendte se ajo lagte me lot këta rreshta, që i kish shkruar për mëmën e dhimbshme e cila kish njëzet e pesë vjet që kur ishte ndarë nga kjo botë. I bënte thirrje Çiçikovit të shkonin bashkë në një shkretëtirë, duke braktisur përgjithmonë qytetin ku njerëzit mbyteshin pa ajër, rreth e qark me mure. Mbarimi i letrës shprehte një dëshpërim të thellë dhe përfundonte me këto vargje:

*Ah, dy turtuj të tregojnë*
*Kurmin tim që u bë hi,*
*Dhe gugasin, kuvendojnë, -*
*Se mua më treti loti i zi.*

Vargu i fundit çalonte, po kjo s'prish punë: letra ish shkruar në frymën e kohës së aherëshme. Asnjë nënshkrim: as emër, as mbiemër, madje as datë. Në postskriptum[1] thuhej

1) *Postscriptum (lat.)* - shtojcë

se zemra e tij duhej ta gjente vetë atë që e kish shkruar dhe se vetë origjinali që e kish shkruar do të ndodhej të nesërmen në ballon e gubernatorit.

Kjo e tërhoqi së tepërmi Çiçikovin. Letra anonime kish shumë gjëra joshëse dhe nga ato që nxisnin kureshtën, sa që e këndoi së dyti e së treti dhe fundi tha: "Jam kureshtar të di cila është ajo që e ka shkruar!" Me një fjalë, kjo punë i dukej e rëndësishme. Vrau mendjen më shumë se një orë ta zgjidhë këtë pikë, pastaj tha duke zgjatur duart e duke anuar kokën: "Letra është shkruar shumë shumë bukur!" Merret vesh vetvetiu se këtë letërzë e palosi dhe e vendosi në arkëzë, pranë asaj afishes dhe pranë një ftese dasme e cila kish shtatë vjet që dergjej aty.

Pakëz më vonë i suallën ftesën për ballon e gubernatorit: një ngjarje mjaft e rëndomtë në kryevendet e gubernave, sepse atje ku ka gubernatorë, duhet të ketë edhe ballo, meqë ndryshe s'ka se si ta detyrosh fisnikërinë që të të dojë dhe të të respektojë.

Që në atë çast i la mënjanë të gjitha të tjerat dhe ua kushtoi tërë përpjekjet pregatitjeve të ballos, sepse me të vërtetë kish shumë shkaqe të cilat e nxisnin dhe e shtynin. Pastaj, ndofta, kurrë ndonjëherë që nga krijimi i botës e gjer këtej, s'kish pasur njeri tjetër që t'i kish kushtuar kaq kohë tualetës si ai kësaj radhe. Një orë të tërë s'bëri gjë tjetër veçse të shikojë fytyrën e vet në pasqyrë, duke provuar t'i japë shprehje të shumta e të ndryshme: herë një qëndrim të përmbajtur dhe hijerëndë, herë një pamje tërë respekt dhe një farë nënqeshje, herë tjetër vetëm tërë respekt, po pa nënqeshje. Ai bëri përpara pasqyrës ca të përkulura që i shoqëroi me disa tinguj jo të qartë të cilët thuajse u ngjanin atyre të frëngjishtes, ndonëse Çiçikovi s'dinte fare frëngjisht. Madje i bëri vetvetes disa surpriza krejt të papritura: vrenjti vetullat, vari buzët, nxori gjuhën. Shkurt, sa e sa lodrime bën njeriu kur është fillikat



dhe kur e ka mendjen të mbledhur top se askush nuk e shikon nga vrima e kyçit! Më në fund fërkoi lehtë mjekrën duke thënë: "Ah, sa të lezeçëm ma ke turinë" - dhe zuri të vishet. Gjatë kësaj kohe gjendej në kulmin e ngazëllimit: duke vënë springjet ose duke lidhur kravatën përkulej e përshëndeste me një shkathtësi të veçantë dhe, ndonëse nuk kish vallzuar kurrë, kësaj here bëri një të kapërcyer. Kjo e kërcyer pati një pasojë të vogël të pafajme: u tund komodina dhe ra furça nga tryeza.

Hyrja e tij në sallën e ballos bëri një përshtypje të jashtëzakonshme. Të gjithë ata që ndodheshin aty i dolën përpara ta presin, kush me karta kumari në duar, kush me një fjali që ish matur ta shqiptonte në pikën më interesante të bisedimit: "kurse gjykata e shkallës së parë të zemstvos[1] iu përgjigj kësaj...", por ai kish lënë mënjanë përgjigjen që kish dhënë gjykata e zemstvos dhe kish nxituar ta përshëndeste heroin tonë. "Pavel Ivanoviç! Ah, o perëndi! Pavel Ivanoviç! I dashur Pavel Ivanoviç! Shumë i nderuar Pavel Ivanoviç! Shpirt i shtrenjtë Pavel Ivanoviç! Ja ku qenke, Pavel Ivanoviç! Ja tek është Pavel Ivanoviçi ynë! Më lejoni t'ju përqafoj, Pavel Ivanoviç! Lereni të vijë këtu, se do ta puth me zjarr të shtrenjtin Pavel Ivanoviçin tim!" Aty për aty Çiçikovi ndjeu se u gjend në krahët e disa njerëzve që po e përqafonin. Një të shpëtuar nga krahët e kryetarit të gjykatës u gjend në krahët e shefit të policisë. Ky e kaloi në krahët e inspektorit të shërbimit shëndetësor; inspektori ia dorëzoi sipërmarrësit; sipërmarrësi ia degdisi arkitektit... Gubernatori, i cili ndërkaq gjendej më këmbë pranë zonjave dhe kishte në njërën dorë një qeskë me bonbone, kurse në tjetrën mbante një këlysh, sapo e pa Çiçikovin lëshoi përdhe edhe kartën, edhe këlyshin, që kuisi. Me pak fjalë, Çiçikovi

1) Gjykata e rrethit

përhapi një gëzim e ngazëllim jashtë masës. S'mbeti asnjë fytyrë që të mos shprehte kënaqësi ose, të paktën, një pasqyrim të kënaqësisë të të gjithëve. Kështu u ndodh fytyrave të nëpunësve në kohën e inspektimit nga ana e një shefi që ka ardhur për të kqyrur se si venë organet lokale: pasi u del frika e parë, ata e shikojnë se shefit i kanë pëlqyer shumë gjëra dhe, më në fund, ky ka pasur mirësinë të bëjë ndonjë shaka, domethënë të shqiptojë disa fjalë me një buzëqeshje të këndshme. Si përgjigje, nëpunësit që ndodhen pranë tij qeshin dy herë më shumë; qeshin me gjithë zemër ata që, ta themi të drejtën, as që i kanë dëgjuar mirë fjalët e shqiptuara. Fundja, madje edhe ai polici, që rri larg, te dera dhe i cili s'ka qeshur kurrë në jetë dhe aty më parë posa i kish treguar grushtin popullit, tani, duke iu nënshtruar ligjit të pandryshueshëm të majmunsisë, vizaton në fytyrën e vet një farë buzëqeshjeje, megjithqë kjo buzëqeshje i ngjan më fort pregatitjes për të teshtitur pas një të ndjelluri bornuti të fortë.

Heroi ynë iu përgjigj të gjithëve dhe sikujt veç e veç dhe ndjente një gjallëri që s'ka se si të tregohet me fjalë: përshëndeti djathtas e majtas me kokë pak si të anuar, siç e kish zakon, por krejt i dlirët, kështu që ua fitoi zemrat të gjithëve. Zonjat e qarkuan aty për aty si një kurorë e ndritur lulesh, duke sjellë me vete grumbuj resh me gjithfarë erërash të këndëshme: njëra mbante erë trëndafile, tjetra mbante erë pranvere dhe manushaqesh, e treta ish zhytur e tëra në rezedë. Çiçikovi s'bënte gjë tjetër veçse të ngrinte hundën dhe t'u merrte erë. Tualetat e tyre tregonin një gjëmë shijesh: muselinat, atllaset, tylet kishin ngjyra kaq të zbehta nga ato të modës saqë madje ish zor t'u shpikje emra (gjer në këtë shkallë kish arritur stërhollimi i shijes). Në fustanet e tyre ishin hedhur në një çrregullim sa më piktoresk gjithfarë kordelash dhe fjongosh ngjyra-ngjyra, ndonëse për një



çrregullim të tillë kish punuar shumë një mendje e shkathët. Një kapelë e lehtë i qëndronte një zonje në kokë, as unë s'di se si, duke u mbështetur vetëm në veshët, dhe dukej sikur thosh: "Hej, unë do të fluturoj, po më vjen keq se nuk do të marr me vete, lart, këtë bukuroshe!" Belet i kishin të shtrënguara dhe u kishin dhënë ato trajtat më të teptisura dhe më të ëndëshme që i pëlqejnë syrit (duhet ta themi se, në përgjithësi, zonjat e qytetit N. ishin disi të mbushura në shtat, por e shtrëngonin kurmin me kaq aftësi dhe bënin lëvizje kaq lezetare, sa që s'kishe qysh të vije re se ishin mjaft të trasha). Çdo gjë e kishin menduar dhe parashikuar me një kujdes që s'ka të metë. Dekolteja e qafës dhe e supeve s'ishte as më e madhe, as më e vogël se sa duhej të ish; sikush zbulonte e linte lakuriq pronat e veta aq sa i dukej pas mendjes së vet se mund ta merrnin më qafë njerinë. Pjesët e tjera ishin fshehur me një shije të jashtëzakonshme: ja me ndonjë fjongo të lehtë prej kordelash, ja me ndonjë shall më të lehtë se sa ajo pasta e njohur me emrin "e puthura", që ia pushtonte qafën si ethiri, me qëndima dhëmbë-dhëmbë të bëra mbi batistë të hollë e të njohur me emrin "përkorje", të hedhura supeve dhe të zëna pas fustanit. Këto "përkorje" fshihnin përpara dhe prapa pjesët që s'mund ta merrnin më qafë njerinë, po ndërkaq e bënin të dyshojë se pikërisht atje ndodhej gjëja që e merrte më qafë. Dorashkat e bardha nuk sosnin gjer te mënga, por linin enkas të zbuluara ato pjesët ngacmonjëse të krahëve mbi brylet, të cilat shumë nga femrat i kishin të plota e për t'u zilepsur. Disave madje u kishin plasur dorashkat prej lëkure kaprolleje, sepse kishin dashur t'i hiqnin sa më lart. Me një fjalë, dukej sikur mbi të gjitha këto ish shkruar: "Jo, kësaj s'i thonë gubernë, kësaj s'i thonë kryeqytet, kësaj i thonë Paris!" Vetëm aty-këtu dilte befas ndonjë skufë që s'ish parë mbi dhè ose madje ndonjë pendë palloi, në kundërshtim të plotë me modën dhe që tregonte

një shije krejt vetiake. Por pa këtë s'ka si bëhet, sepse kjo është vetia e një kryevendi guberne: patjetër duhet ta nxjerrë diku kallajin.

Çiçikovi rrinte përpara tyre dhe thoshte me vete: "Mirë, mirë, po cila është ajo që ma ka shkruar letrën?" Dhe u mat të ngrinte hundën, por aty për aty këtë hundë ja shtynte tej një varg i tërë brylesh, manshetash, mëngësh, cepa kordelash, bluzash dhe fustanësh. Një rrebesh që s'mbahej dot i rrëmbeu të gjitha: të shoqen e drejtorit të postës, të shoqen e shefit të policisë, zonjën me pupla të kaltra, zonjën me pupla të bardha, princin gjeorgjian Çiphajhilxev, nëpunësin e Petërburgut, nëpunësin e Moskës, frëngun Kuku, Pierhunovskin, Beriebendovskin - të gjitha dhe të gjithë u ngritën dhe u vërvitën...

- Oho! Tërë guberna dëfren! - murmuriti Çiçikovi, duke u prapsur. Dhe sapo që zonjat zunë rishtas vëndet e tyre, ai nisi t'i kqyrë edhe një herë mos a mos e kuptojë nga shprehja e fytyrës dhe e syve cila ishte autorja e letrës, por në asnjë mënyrë s'mundi ta marrë vesh as pas shprehjes së fytyrës dhe as pas syve cila prej tyre ishte autorja. Tek të gjitha dukej diçka që mezi dallohej, diçka e stërhollë, vaj medet! Sa e stërhollë!"... "Jo, - tha me mendje Çiçikovi, - gratë janë një lëndë e tillë që... - Dhe si tha kështu, bëri me dorë. - Me to nuk ia del dot në krye! Shko e përpiqu të tregosh ose të riprodhosh të gjitha ndryshimet që mer fytyra e tyre, të gjitha dredhat dhe romuzet e tyre! Ke për të parë se s'je i zoti të bësh një gjë të tillë. Syri i tyre është një alamet shteti pa fund e pa anë, në të cilin, sapo hyn, njeriu zhduket pa lënë gjurmë! S'andejmi s'mund ta shkulësh as me çengel dhe as me gjë tjetër. Ja, bëj sikur të përshkruash, fjala vjen, vetëm e vetëm shkëlqimin e syve të tyre: të njomë, të kadifenjtë, të ëmbëlth sheqer. Vetëm një perëndi e di se si janë më tej këta sy! Edhe të vrazhdë, edhe të butë, madje edhe krejt të mekur



apo, siç thonë disa, edhe ledhatarë, ose jo ledhatarë, po shumë më shumë sesa ledhatarë - që ta kapin zemrën dhe ta vërvitin tejpërtej, sikur të paskëshe qenë hark violie. Jo, s'je e s'je i zoti të gjesh fjalën që duhet: gratë janë pjesa më e përzemërt e skotës njerëzore. Kaq e asgjë më shumë!"

Falmëni! Më duket se heroit tonë i doli nga goja një fjalë e vrazhdë. Por ç'të bëj unë? E tillë është gjëndja e shkrimtarit në Rusi! Dhe, në qoftë se kjo fjalë hyri brenda në libër, fajin nuk e ka shkrimtari, por lexonjësit, dhe piksëpari ata lexonjës të shoqërisë së epërme, sepse nga goja e këtyre nuk ke për të dëgjuar kurrë një fjalë ruse për të qenë. Nga ana tjetër, ata do të të derdhin një rrëke kaq të madhe fjalësh frënge, gjermane dhe angleze që ty nuk të duhen dhe këtë punë do ta bëjnë duke ruajtur me kujdes shqiptimin e gjuhës përkatëse: frëngjishten do ta flasin nëpër hundë dhe duke zhvatur nga fyti shkronjën "r"; anglishten do ta flasin siç i ka hije një shpendi; ca më tepër ata do t'i japin fytyrës një fizionomi shpendi dhe madje do të tallen me ata që nuk do të dinë t'ia përngjasin fytyrën fizionomisë së shpendit; vetëm rusisht nuk do t'u shpëtojë një fjalë e mirë nga goja dhe pastaj, të nxitur vetëm e vetëm nga patriotizmi, do të ndërtojnë në pronën e tyre jashtë qytetit ndonjë shtëpi që i ngjan izbës ruse. Ja se si janë lexonjësit e shoqërisë së epërme dhe, pas tyre, gjithë ata që u kënda të futen në shoqërinë e epërme! Por sa të mëdha janë pretendimet e tyre! Ata duan që të gjitha të shkruhen medoemos në një gjuhë sa më të bukur, të pastruar dhe të fisnikëruar - shkurt duan që rusishtja të zbresë befas vevetiu nga qielli, e punuar siç i ka hije, të qëndrojë drejt në gjuhën e tyre, dhe ata të mos bëjnë gjë tjetër veçse të hapin gojën dhe ta paraqesin.

Natyrisht, gjysma femërore e skotës së njeriut është diçka e koklavitur; por të nderuarit këndonjës janë, këtë duhet ta pohojmë, edhe më të koklavitur.

Po ndërkaq Çiçikovi e kish humbur fare mendjen dhe nuk ish i zoti të kuptonte cila nga zonjat ia kish shkruar letrën. U orvat të hedhë një vështrim më të vëmendshëm dhe vuri re se edhe zonjat shprehnin diçka që ngjallte në zemrën e njeriut të ngratë edhe shpresa edhe dhimbje të ëmbla. "Jo, në asnjë mënyrë nuk mund ta rrok me mendje!" - tha ai më fund. Mirëpo kjo nuk ia cungoi aspak, së paku ngazëllimin që e kish pushtuar. Ai kish shkëmbyer - gjithnjë i shpenguar dhe i shkathët - fjalë të këndshme me disa zonja, i qe afruar herë njërës e herë tjetrës, me çape të vegjëlth, të matur, siç bëjnë zakonisht ata plakushët qesqinë, të pakët nga shtati, po me taka të larta, të cilëve bota u thotë pleq çapkënë dhe që vrapojnë mjaft këmbëlehtë rrotull damave. Pasi bëri disa kthesa mjaft të shkathta djathtas e majtas, Çiçikovi iu fal aty për aty zonjave duke përshkruar me këmbë një farë bishti të shkurtër ose diçka që i ngjante shenjës së presjes. Kjo gjë i kënaqi së tepërmi zonjat saqë këto zbuluan në personin e tij jo vetëm një grumbull të tërë cilësish ëndëshmërije dhe mirësjelljeje, por madje zunë të gjejnë në fytyrën e tij edhe diçka madhështore, mbase diçka luftarake, diçka që, thoshin, e bënte Çiçikovin t'i përngjante Marsit[1], gjë që siç e di tërë bota, ua ka shumë kënda zonjave. Më tepër se kaq, ato nisën të grinden disi shoqja me shoqen për shkak të tij. Pasi vunë re se ai rrinte më fort afër derës, disa zonja u hodhën vrap, duke ia kaluar njëra-tjetrës, të zenë atë karrigen që ndodhej më afër derës dhe kur njëra pati fatin e lumtur ta shtjerë në dorë para të tjerave, mend ndodhi një hata që as s'ta pret mendja; shumë nga ato që kishin dashur ta zinin këtë karrige, thanë se kjo ishte një paturpësi shumë shumë e neveritshme.

Çiçikovi u krodh aq thellë në kuvendimet me zonjat ose, më saktë, zonjat e rrëmbyen dhe e qerthulluan kaq fort me

1) *Marsi* - perëndia e luftës tek romakët.



fjalët e tyre, duke e mbytur me një rrëkezë romuzesh shumë të koklavitura dhe të stërholla, të cilave ai duhej të vriste mendjen që t'ua kuptonte thelbin, të gjithave, dhe për këtë shkak balli iu mbush me bulëza djerse, saqë harroi të përmbushë detyrën e parë të mirësjelljes dhe të vinte t'i falej së parës ndër të parave, zonjës së shtëpisë. Kjo detyrë iu kujtua vonë, atëhere kur dëgjoi zërin e gubernatoreshës, e cila kish disa minuta që ish ngulur mu përpara tij.

- Ah, Pavel Ivanoviç, kështu më paski qenë ju!... - tha ajo me një zë pak si ledhatar dhe tinzar e me një të tundur të lezeçëm të kokës.

Nuk jam i zoti të riprodhoj me saktësi fjalët e gubernatoreshës, por ajo kish thënë diçka që ish dinga me ndjenja dashamirësie, në stilin me të cilin kuvendojnë midis tyre zonjat dhe kavalierët e tregimeve të shkrimtarëve tanë mondanë, që kanë dëshirë të madhe të përshkruajnë sallonet dhe të cilët mbahen krenarë se njohin shoqërinë e lartë. Ajo dukej sikur kish dashur t'i thosh: "Vallë ato ua paskan ngadhnjyer kaq fort zemrën sa që aty s'paska më vend, madje asnjë kënd sado të vogël, për ne, që na harruat pa pikën e mëshirës?"

Heroi ynë iu kthye po në atë grimë gubernatoreshës dhe u mat t'i bënte një përgjigje, ndofta nga ato që s'bien më poshtë nga përgjigjet që japin Zvonskët, Linskët, Lidinët, Greminët dhe gjithfarë ushtarakësh të shkathët, heronj të romaneve të modës, që papritur e pakujtuar ngrenë sytë e ndalen si të shastisur sikur t'i paskej goditur ndonjë grusht i beftë.

Gubernatoresha nuk ishte vetëm. Ajo mbante për dore një vashëz të re gjashtëmbëdhjetëvjeçare, flokëverdhëz e freskoshe, me ca vijëza të stërholla dhe të derdhura bukur, me një mjekër me majë, me një fytyrë vezake magjepsëse, të mbushur, të cilën ndonjë piktor do ta kish marrë si model

për të pikturuar ndonjë madonë, një fytyrë nga ato që takohen vetëm rrallë e tek në Rusi dhe ku njerëzve ua kënda që të gjitha sendet - malet, pyjet dhe stepat, fytyrat, buzët dhe këmbët - të kenë përpjestime të mëdha. Kjo ishte pikërisht ajo flokëverdhëza që kish takuar Çiçikovi udhës sapo ua kish mbathur nga Nozdriovi, ku për shkak të marrëzisë së karrocierëve apo të kuajve, karrocat e tyre ishin ndeshur kaq çuditërisht, duke koklavitur kularët e takëmet dhe kur xha Mitai me xha Minain i qenë vënë punës që t'i shkoklavitnin. Çiçikovi u hutua kaq fort sa s'mundi të shqiptojë asnjë fjalë me vend, murmuriti djalli e di çfarë fjalë të cilën nuk do ta kish thënë në asnjë mënyrë as Gremini, as Zvonski, as Lidini.

- Ju s'njiheni me time bijë? - pyeti gubernatoresha. - Tani sapo ka dalë nga shkolla.

Ai u përgjigj se kish pasur fatin të njihej me të në një mënyrë të papritur. Bëri të thotë edhe diçka tjetër, po s'ia doli dot në krye. Gubernatoresha i tha edhe nja dy-tri fjalë, pastaj u largua bashkë me të bijën e shkoi në cepin tjetër të sallonit, tek mysafirët e tjerë, ndërsa Çiçikovi vazhdonte të qëndronte i ngrirë në vend, si një njeri që ka dalë gazmend në rrugë për të shëtitur, me dëshirë që të kullosë sytë kudo dhe, papritur, ndal dhe shtang në vend, duke sjellë në mend se diç ka harruar, dhe atëhere s'ka qenie më të shushatur në botë sesa ai: përnjëherësh i zhduket nga fytyra shprehja e zhbrengosjes; mundohet të përmendë se ç'gjë ka harruar. A mos ka harruar shaminë? Jo, shaminë e ka në xhep. Paratë? Edhe këto i ka në xhep. Të gjitha i ka mbase me vete, po prapëseprapë një zë i brëndshëm i pëshpërit në vesh se diç ka harruar. Dhe ja tek kundron i hutuar si nëpër mjegull lyshtrën e njerzve që derdhet përpara tij, karrocat që iknin fluturimthi, kapelat dhe pushkët e regjimentit që po kalon, tabelën e një dyqani, po megjithatë nuk dallon asgjë. Kështu edhe Çiçikovi u bë befas i huaj për gjithçka që ndodhte rreth



tij. Ndërkaq nga goja erëmirë e zonjave i hidheshin romuze e të pyetura të shumta të përshkuara tejembanë nga stërhollime dhe fjalë mirësjelljeje: "Lejonani neve, banoreve të ngrata të tokës, të guxojmë t'ju pyesim ç'ëndërroni ashtu." - "Ku ndodhen vallë ato vende fatlume tek fluturojnë mendimet tuaja?" - "A mund të na e thoni emrin e asaj që ju krodhi në këtë lugaje të ëmbël ëndërrimesh?" Por ai vazhdonte të mbetej i hutuar; fjalitë e tij të këndshme ishin zhdukur si ai guri që kridhet në fund të ujit. Madje tregua kaq i pagdhendur saqë pas pak braktisi zonjat dhe u hodh në krahun tjetër të sallonit, i shtyrë nga dëshira për të parë se ku kish shkuar gubernatoresha me të bijën. Mirëpo, siç duket, zonjat nuk donin ta linin kaq shpejt; secila prej tyre kish vendosur në mendjen e saj të përdorë gjithfarë armësh, kaq të rrezikshme për zemrën tonë, dhe të verë në lëvizje gjithçka që kish më të mirë.

Duhet të përmendim se disa zonja - unë them vetëm disa dhe jo të gjitha - kanë një të metë të vogël: sapo dinë se ato kanë diçka veçanërisht të lezeçme, qoftë hundën, qoftë gojën apo duart, pandehin se kjo pjesë më e mirë e fytyrës së tyre ze vendin e parë, se kjo u bie në sy të gjithëve dhe se të gjithë thonë njëzëri: "Shikoni, shikoni, ç'hundë të bukur greke ka kjo!" Apo: "Ç'ballë të bukur, të mahnitshëm!" Ajo që ka supe të këndshme e di mirë e paq se gjithë të rinjtë do të habiten pa masë dhe do të thonë rishtas e rishtas, kur do të kalojnë pranë saj: "Ah, ç'supe të mrekullishme ka kjo!" - ndërsa fytyrën, leshrat, hundën, ballin as që do t'i venë re fare, ose, në qoftë se do t'i venë re, do t'i shikojnë vetëm kalimthi, si diçka të huaj. Kështu mendojnë disa zonja. Çdo zonjë i ka dhënë fjalën vetvetes të jetë sa më magjepsëse në të vallzuar dhe të verë në pah në një dritë të bujshme epërsinë e vetiave të saj më të epërme. Duke hyrë në vals e shoqja e drejtorit të postës kish anuar kokën dhe dukej kaq e vagëlluar

sa thuaj se ishte një qenie qiellore. Një zonjë shumë e sjellshme, që s'kish ardhur aspak për të vallzuar, nga shkaku se i kish dalë, siç thosh vetë, një inkomoditet[1] fare i vogël në trajtën e një qiqre, në këmbën e djathtë, si pasojë e të cilit kish qenë e detyruar të mbathte një palë çizme prej kadifeje, nuk mundi të durojë më tej dhe bëri disa rrotullime me ato çizmet prej kadifeje, vetëm e vetëm që të mos i rritej aq fort mendja asaj së shoqes së drejtorit të postës.

Mirëpo këto të gjitha nuk ia kthyen dot mendjen Çiçikovit. Ai as që shikonte fare rrotullimet që bënin zonjat, por ngrihej e ngrihej në majë të gishtrinjve për të vështruar tej kryeve të njerëzve, ulej midis supeve dhe shpinave të tyre për të parë se ku ish futur ajo leshverdha e mahnitshme. Më në fund ia rroku syri dhe e pa tek rrinte ulur bashkë me t'ëmën, mbi kokën e së cilës përkundej madhështore një çallmë me pupël. Çiçikovi dukej sikur po matej të hidhej në sulm e t'i ngadhnjente. S'dihet në qoftë se atë e ndikonte afshi pranveror apo e shtynte ndokush nga prapa, por sidoqoftë çau udhë me vrundull e shkoi përpara duke kaluar të gjitha pengesat. Sipërmarrësi mori një të shtyrë të fortë sa u lëkund e mezi u mbajt më njërën këmbë se përndryshe, natyrisht, do të kish hequr me vete, poshtë, një varg të tërë njerëzish. Edhe drejtori i postës u praps dhe e shikoi i habitur, me hutim dhe me një ironi mjaft kuptimplotë. Por Çiçikovi nuk shihte veçse atë leshverdhën, larg, tek po vinte një dorashkë të gjatë dhe, pa dyshim, vlonte përbrenda që të fluturonte mbi parket. Ndërkaq, tej, katër çifte po kërcenin mazurkën; takat e tyre godisnin dyshemenë, dhe një kapiten i parë i këmbësorisë vërvitej me tërë shpirtin e shtatin, duke lëvizur këmbë e duar e duke bërë ca figura që nuk i kish bërë gjer atëhere askush tjetër. Çiçikovi kaloi pranë kërcenjësve

1) *Inkomoditet (fr. incomodité)* - shqetësim, prishje qetësie.



të mazurkës duke shkelur mu atje tek vrundullonin takat dhe shkoi drejt vendit ku rrinte gubernatoresha me të bijën. Por më tej ai iu afrua këtyre me drojtje të madhe, nuk shkeli me çape të vogla dhe elegante, madje e humbi disi fillin dhe në tërë lëvizjet e tij dukej një farë ngathtësie.

Sigurisht s'mund të thuash se heroit tonë i qe zgjuar ndjenja e dashurisë. Ca më tepër, është për të dyshuar në qoftë se zotërinj të këtij kallëpi - s'dua të them shumë të trashë nga shtati, po as shumë të hollë - mund të jenë nga ata që mund të bien në dashuri. Por megjithkëtë Çiçikovin e kish pushtuar një ndjenjë e çuditshme, si të them, diçka që as ai vetë nuk ish i zoti ta shpjegonte se ç'ish. Iu duk, siç e pohoi vetë më vonë, se për disa minuta tërë ballua, bashkë me atë zhurmën e njerëzve, ish zhdukur s'di se ku larg; violitë dhe trompetat sikur binin tutje, prapa kodrave, dhe të gjitha ishin mbështjellë me një mjegull që i ngjante një sfondi tabloje të zhgarravitur pa kujdes. Dhe nga ky sfond i mjegullt dilnin qartë dhe të përsosura vetëm vizat e holla të leshverdhës magjepsëse: fytyrëza e saj vezore, e mbushur, shtati i saj shumë shumë i hollëth, siç e kanë konviktoret ne muajt e parë kur posa kanë dalë nga shkolla dhe fustani i saj i bardhë, pothuaj i thjeshtë, që i derdhej për mrekulli në kurmin e njomë duke vënë në pah ato nuret e përsosura. Dukej sikur e tëra i ngjante një lodre fildishi të gdhëndur bukur; vetëm ajo zbardhte si një vegim i tejpamshëm dhe i ndritur në mes të turmës së turbullt dhe jo të tejpamshme.

Siç duket, në botë ndodhin shumë gjëra dhe ka çaste kur madje dhe Çiçikovët bëhen poetë. Po fjala "poet" është e tepëruar. Shumë shumë mund të themi se ai e ndiente veten si njëfarë djaloshi krejt të ri, afro husar. Ai pa një karrige të lirë pranë tyre dhe e zuri menjëherë. Në krye bisedimi u zvarrit i ngathët, po pastaj zuri të rrjedhë, dhe madje Çiçikovi mori hov, por...Në këtë pikë duhet të pohojmë me keqardhjen

më të madhe se njerëzit e pjekur dhe që mbajnë ofiqe të rëndësishme janë pak si të qullët në bisedimet me zonjat; në këtë punë janë mjeshtër ata zotërinjtë togerë dhe ata që s'mbajnë gradë më të lartë se atë të kapitenit. Se si e bëjnë këtë punë, vetëm një zot e di. Duket sikur ky nuk thotë fjalë tepër të mënçura, po megjithatë vasha përkundet orë e çast në karrige nga të qeshurit. Një këshilltar shteti, përkundrazi bën gjëra pa pikë lezeti: ja do të sjellë e vërtitë fjalën duke thënë se Rusia është një shtet që ze një hapësirë shumë të madhe, ja do të hedhë një fjalë miklonjëse, natyrisht, mjaft të goditur, po që duket sheshit se mban erë libri; kur thotë diçka për të qeshur, ai qesh shumë më shumë vetë se sa ajo që e dëgjon.

Këto i thamë që lexonjësit të shohin përse leshverdha zuri të gogësijë në kohën kur fliste heroi ynë. Mirëpo ky nuk e vuri re fare këtë gjë dhe vazhdoi të tregojë një gjëmë historizash të këndshme, të cilat dikur kish pasur rastin t'i rrokulliste, në rrethana të njëllojshme po në vende të ndryshme dhe pikërisht në gubernën e Sibirskut, te Sofron Ivanoviç Bespjeçni, ku asokohe ishin të pranishëm e bija e këtij Adelajda Sofronova me të tri kunatat: Maria Gavrillovnën, Aleksandra Gavrillovnën dhe Adelgejda Gavrillovnën, te Fjodor Fjodoroviç Perekrojevi, në gubernën e Riazanit; te Froll Vasiljeviç Popjedonosnij, në gubernën e Penzes, dhe te vëllai i këtij Pjotr Vasiljeviçi, ku ndodheshin e kunata Katerina Mihajllovna dhe të bijat e të motrës së kësaj - Roza Fjodorovna dhe Emilia Fjodorovna; në gubernën e Vjatkës te Pjotër Barsonofjeviçi ku gjendeshin e motra e së resë Pellagia Jegorovna me të mbesën Sofia Rostisllavna me të dy motrat e thjeshtra - Sofija Aleksandrovnën dhe Makllatura Aleksandrovnën.

Asnjë zonje nuk i pëlqeu kjo sjellje e Çiçikovit. Njëra kaloi me kast pranë tij, që t'i tërheqë vëmendjen dhe madje



e preku mjaft pa kujdes leshverdhëzën me rrethin e trashë të fundit të fustanit, ndërsa shallin që i valavitej mbi supe e kish vënë në një mënyrë të tillë që cepi i këtij t'i godiste fytyrën. Ndërkaq prapa tij nga goja e disa zonjave doli, në vend të erës së manushaqeve, një vërejtje mjaft e thartë dhe thumbonjëse. Por ai ose nuk e dëgjoi me të vërtetë, ose bëri sikur nuk e dëgjoi. Kjo s'ishte mirë nga ana e tij, sepse mendimi i zonjave duhet të çmohet. Më vonë u pendua, po asohere ish vonë.

Në shumë fytyra shkrepi një zemërim që ish i drejtë nga të gjitha pikpamjet. Megjithqë Çiçikovi peshonte shumë në shoqëri, ai ish milioner dhe fytyra e tij kishte një pamje madhështore, madje diçka luftarake, që e bënte t'i përngjante Marsit, prapseprapë ka gjëra të cilat zonjat nuk ia falin askujt, dhe atëhere të mori lumi! Ka raste kur gruaja - sado e dobët dhe e lëkundshme qoftë në krahasim me burrin - bëhet befas më e fortë jo vetëm sesa burri, po edhe më e fortë se çdo qenie në botë. Përbuzja po thuaj pa qëllim që kish treguar Çiçikovi rivendosi midis zonjave madje edhe atë pak harmoni që ndodhej buzë greminës për shkak të luftës për të zënë karrigen. Në fjalët e thata dhe të rëndomta të cilat i shqiptonin si pa të keq buçisnin romuze thumbonjëse. Dhe kulmi i së keqes ish se një djalosh pat trilluar aty për aty, siç ndodh gjithnjë në ballot e kryevendeve të gubernave, disa vargje satirike për të thumbuar vallzonjësit. Këto vargje ia veshën menjëherë Çiçikovit. Zemërimi u shtua edhe më shumë dhe zonjat zunë të flasin qosheve shumë keq kundër tij, ndërsa atë leshverdhëzën e gjorë e asgjësuan fare dhe e dënuan në mënyrë të prerë.

Ndërkaq heroit tonë po i pregatitej një e papritur shumë shumë e hidhur. Ndërsa flokëverdhëza gogësinte dhe Çiçikovi i tregonte gjithfarë historizash që kishin ndodhur në kohëra të ndryshme dhe madje ai kish sosur te filozof Diogeni, hyri

në sallon nga dhoma e fundit Nozdriovi vetë dora. A vinte nga bufeja apo nga salla e vogël e gjelbër tek vlonte një lodër më e madhe sesa visti i rëndomtë? Vinte me vullnetin e tij apo i shtyrë nga ndokush? Sidoqoftë, ai ecte tërë qejf, i gëzuar, duke mbajtur përkrahu prokurorin, të cilin, siç duket, kish kohë që po e zvarriste, sepse prokurori i ngratë po shikonte rreth e qark nën ato vetullat e dendura, sikur të mundohej për të gjetur ndonjë mjet që t'i shmangej e t'i shkulej këtij shtegtimi miqësor krah për krah me Nozdriovin. Me të vërtetë s'durohej dot. Nozdriovi kish marrë vrull sepse kish pirë dy gota çaj, doemos me shumë rum, dhe gënjente pa pikën e turpit. Sapo e pa nga larg, Çiçikovi vendosi të bëjë një therori, domethënë të braktisë vendin e tij të zilepsur dhe të largohet nxitimthi: ai s'priste asgjë të mirë nga ky takim. Po mjerisht në atë çast takoi gubernatorin, i cili shprehu gëzimin e tij shumë të madh se e kish gjetur Pavel Ivanoviçin, e ndali dh iu lut të bëhej drejtar në grindjen që kish pasur me zonja mbi qëndrueshmërinë e dashurisë së femrës. Ndërkaq Nozdriovi e pa Çiçikovin dhe i doli drejt përpara:

- Oh, çifligari i Hersonit, çifligari i Hersonit! - thirri ai dhe iu afrua duke gajasur së qeshuri, sa i dridheshin ato faqet freskoshe, të kuqe si trëndafilët e pranverës. - Hë, a bleve shumë të vdekur? Ju s'dini, shkëlqesi, - briti ai duke iu kthyer gubernatorit - ky bën tregti me frymë të vdekura! Për zotin! Dëgjo Çiçikov! Unë po të them si mik; ne gjithë të këtushmit, të kemi mik. Ja edhe shkëlqesia e tij është këtu. Për zotin, po ta kisha në dorë unë do të të varja në litar!

Çiçikovit po i vinte mendja rrotull.

- Të më besoni, shkëlqesi, - vazhdoi Nozdriovi, - kështu më tha: "Shitmë frymë të vdekura". Unë plasa së qeshuri. Kur erdha këtu më thanë se ky paska blerë për tri milion rubla fshatarë që t'i shpjerë gjetiu. E ku t'i shpjerë? Ai bleu nga unë të vdekur. Dëgjo Çiçikov: ti je kafshë, për zotin,



kafshë. Këtë po ta them përpara shkëlqesisë tij. A s'kam të drejtë, prokuror?

Mirëpo prokurori, Çiçikovi dhe vetë gubernatori e kishin humbur mendjen kaq shumë sa s'dinin kurrsesi qysh t'i përgjigjeshin. Ndërkaq Nozdriovi, duke mos ua varur fare, vazhdoi të flasë gjysmë i dehur:

- Eh, vëllako, ti, ti...Unë nuk do të të ndahem gjersa mos më thuash përse i bleve frymët e vdekura. Dëgjo, Çiçikov, ta kesh për turp, po ashtu si të them; ti e di se s'ke mik tjetër më të ngushtë se unë. Ja edhe shkëlqesia e tij është këtu; s'kam të drejtë, prokuror? Ju s'më besoni, shkëlqesi, sa miq të ngushtë jemi ne të dy. Ja, po të më pyesnit tani këtu ku jam: "Nozdriov, më thuaj me dorë në zemër, cilin do ti më shumë: babanë apo Çiçikovin?" do të përgjigjesha "Çiçikovin", për zotin... Lejomë, shpirt, të të jap një beze[1]. Lejomëni, shkëlqesi, ta puth. Po, Çiçikov, mos kundërshto, më ler ta damkos me një të puthur atë faqen tënde të bardhë si borë!

Nozdriovit dhe së puthurës së tij iu dha një e shtyrë kaq e fortë sa ky mend u shtri poshtë. Të gjithë iu larguan dhe nuk e dëgjuan më. Megjithatë, fjalët e tij në lidhje me blerjen e frymëve të vdekura ishin thënë me një zë kaq të lartë dhe ishin shoqëruar me një të qeshur kaq të fortë sa që tërhoqën edhe vëmendjen e atyre që ndodheshin në qoshet më të largëta të sallonit. Ky lajm i ri u duk kaq i habitshëm sa që fytyrat e të gjithëve muarën një shprehje të shtangët, torollake, sikur diç donin të pyesnin. Çiçikovi vuri re se shumë zonja i bënë me nojmë njëra-tjetrës me një nënqeshje ligësie therëse dhe në fytyrat e disave u duk një shprehje dyshonjëse, që ia shtoi edhe më shumë turbullimin. Se Nozdriovi ish rrenacak me damkë, këtë e dinin të gjithë dhe nuk çuditeshin aspak të

1) *Beze* - të puthur (fr. baiser).

dëgjonin nga goja e tij ndonjë gënjeshtër me bisht. Po është zor ta kuptosh se si është ndërtuar robi i zotit; ky rob e ka zakon që atëhere kur dëgjon një lajm të ri, cilido qoftë lajmi, mjafton të jetë i ri, sulet menjëherë t'ia njoftojë medoemos një robi tjetër të zotit mbase vetëm e vetëm që t'i thotë: "Dëgjon ç'gënjeshtër kanë hapur!" - Dhe robi tjetër mban vesh e dëgjon me gjithë qejf, ndonëse pastaj ai vetë thotë: "Po kjo është një gënjeshtër kaq e fëlliqur sa nuk vlen ta dëgjosh". Dhe më tej shkon shpejt e shpejt të gjejë një rob të tretë të zotit që t'ia tregojë dhe pastaj të thërresin së bashku me një zemërim fisnik: "Ç'gënjeshtër e fëlliqur!" Dhe kjo fjalë do të vijë medoemos varavinga në tërë qytetin, dhe të gjithë robët e zotit, cilido qoftë numri i këtyre, do të dërdëllisin patjetër gjersa të ngopen e pastaj do të pohojnë se s'vlen të mbash vesh ta dëgjosh e të flasësh për të.

Kjo ngjarje që duket pa rëndësi e tronditi shumë heroin tonë. Sado të duken budallaqe fjalët e një budallai, nganjëherë mjaftojnë që t'ia bëjnë mendjen rrëmujë njeriut të mençur. Çiçikovi zuri ta ndiejë veten të trullosur, pikërisht si një njeri që papritur e pakujtuar fut këmbët në ato çizmet e lustrosura për mrekulli në një brrakë të ndyrë e kundërmonjëse. Shkurt, keq, shumë keq! U mundua ta heqë mendjen s'andejmi, u përpoq ta shpjerë gjetiu, të dëfrejë. U ul në një tryezë të lozë vist, po puna i shkoi së prapthi: dy herë gaboi kartën dhe, duke harruar se në kartën e tretë nuk luhej, mori vrull dhe hodhi si teknefes kartën e vet. Kryetari i gjykatës s'ish fare i zoti të kuptonte se qysh Pavel Ivanoviçi, një lojtar kumari kaq finok dhe mund të themi kaq i matur mund të bënte gabime të tilla; madje ai i fali priftin maç të cilin, siç thosh vetë, e kish ruajtur si sytë e ballit. Natyrisht, drejtori i postës, kryetari i gjykatës dhe madje vetë shefi i policisë, siç është zakon, bënin shakara me heroin tonë duke thënë: "A mos ka rënë në dashuri? Ne e dimë se zemra e Pavel Ivanoviçit është



prekur. Ne dimë se kush e ka plagosur". Por këto të gjitha nuk e ngushëlluan Çiçikovin, sado që u mundua të qeshë e të bëjë shakara. As në darkë s'mundi të marrë veten, ndonëse shoqëria ishte e këndshme dhe kish kohë që kur e kishin vërvitur nga dera jashtë Nozdriovin. Madje edhe vetë zonjat vunë re, më në fund, se sjellja e tij po bëhej tepër skandaloze. Kur kotilioni po vinte majë më majë, ai ndenji shesh në dysheme dhe zuri të kapë për kindash kërcimtarët e kërcimtaret, dhe kjo, siç thoshin zonjat, u vuri kapakun të gjithave.

Darka ish shumë gazmore; të gjitha fytyrat që u buisnin rreth lampadarëve me nga tre krahë, rreth luleve, bonboneve dhe shisheve ishin ndriçuar nga një kënaqësi e çiltër. Zonjat, oficerët, burrat e veshur me frake, të gjithë ishin bërë dashamirës, madje tepër dashamirës. Njerëzit kërcenin nga karriget dhe rendnin t'ua merrnin nga dora shërbëtorëve pjatat me gjellë që të gostitnin ata vetë zonjat, me shkathtësi të madhe. Një kolonel i zgjati një zonje një pjatë me salcë në majë të shpatës së zhveshur. Duke ngrënë peshk ose mish lope të llackosur së tepërmi me mustardë, burrat në moshë të thyer, midis të cilëve rrinte Çiçikovi, bisedonin për disa çështje në të cilat edhe ai vetë kish marrë pjesë ngahera. Mirëpo tani i përngjante një njeriu të kapitur nga një udhë e gjatë, që s'është i zoti të mbledhë mendjen dhe të kuptojë gjësendi. As që priti të mbarojë darka dhe u kthye në han shumë më herët se ç'e kish zakon.

Atje, në dhomëzën që e njeh mirë këndonjësi, me njërën derë të zënë me një komodinë dhe brumbulleshka që dilnin shpesh nga qoshet, gjendja shpirtërore dhe mendimet e tij ishin po aq të shqetësuara siç ish edhe poltrona në të cilën qe ulur. Çiçikovi ndjente një lëmsh të rëndë në zemër dhe një turbullim të madh. "Ju marrtë djalli juve të gjithëve që keni shpikur ballot! - thosh ai me inat. - Pse po dëfreni si ca

budallenj? Gubernën e plakosi thatësira, s'u bë drithi, ka hipur shtrenjtësi e madhe, kurse ata e kanë mendjen te ballot! Punë e madhe: na u veshkan gratë me ca si rrecka! Sikur s'kam parë unë nga ato që prishin një mijë rubla për një fustan! Ama të gjitha këto bëhen në kurriz të taksës që paguajnë fshatarët, apo, edhe më keq, duke njollosur ndërgjegjen e bashkëshortit. A s'dihet përse njeriu merr rryshfet dhe ia shet shpirtin djallit? Që t'i japë gruas para për të blerë ndonjë shall ose lloj-lloj robronësh[1], djalli t'i marrë se s'di si u thonë. Dhe përse? Që ndonjë aksh Sidorovna trashamane të mos thotë se e shoqja e drejtorit të postës nuk e kish pasur fustanin më të mirë se të sajnë dhe për këtë shkak hop, një mijë rubla! Thërrasin: "Ballo, ballo, ngazëllim!" Po ballot janë marrëzi; nuk i përshtaten as shpirtit rus, as natyrës ruse. Dreqi e merr vesh se ç'është kjo punë: një burrë i pjekur, në moshë, befas hidhet e kërcen i veshur tërë në të zeza, i rrjepur si pulë, me belin të shtrënguar, tamam djall me brirë dhe haj, nis përplas këmbët. Dikush madje, çift me një femër, bisedon me një burrë tjetër për një punë të rëndësishme dhe ndërkaq kërcen si keç duke vërvitur këmbët djathtas e majtas... Dhe të gjitha këto për shkak të majmunsisë! Sepse frëngu në moshën dyzet vjeç ka mbetur nga mendja po aq fyl siç kish qenë në moshën pesëmbëdhjetë vjeç. Pra haj të bëjmë edhe ne siç bën frëngu! Jo, unë e kam me gjithë mend... Ngahera kur kthehem nga ballot më duket sikur kam bërë ndonjë mëkatë; as që dua ta sjell në mend fare. Kokën e kam të zbrazët sikur të paskësha biseduar me një njeri mondan. Ky të flet për të gjitha, i prek shkarazi të gjitha, t'i thotë të gjitha ato që ka kënduar në librat, larushë, me lalelule, por në kokë nuk të mbetet asgjë nga ato që thotë. Më vonë ti e kupton se bisedimi madje me një tregtar të thjeshtë, që di vetëm një punë, por këtë e di me

1) *Robron* - fustan me fund shumë të gjërë.



themel nga përvoja, është më i mirë se sa fjalët e këtyre njerëzve të fryrë. E ç'mund të nxjerrësh nga një ballo? Ta zemë se ndonjë shkrimtari do t'i teket ta përshkruajë tërë ballon pikërisht ashtu siç pat qenë - ç'do të nxjerrë sojesh? Libri do të dalë po aq i zbrazët siç pat qenë vetë ballua. Si është vallë kjo punë: morale apo imorale? Vetëm djalli e di se si është! S'të mbetet gjë tjetër veçse të pështysh dhe të mbyllësh librin".

Kështu, me sëpatë, foli Çiçikovi me vete kundër ballove në përgjithësi. Mirëpo më duket se këtu hynte një shkas tjetër që sillte zemërimin. E para nga të parat inatin nuk e kish kundër ballos, po kundër ngjarjes që i kish ndodhur në ballo, sepse befas ai ish paraqitur përpara gjith botës, djalli ta marrë vesh se si e qysh, se kish lojtur një rol të habitshëm: hem kështu hem ashtu. Natyrisht, po t'i shikonte këto punë me sytë e një njeriu gjakftohtë do ta kuptonte se të gjitha ishin gjepura, se fjala e dalë nga goja e një budallai s'kish asnjë rëndësi, veçanërisht tani, kur Çiçikovi e kish përfunduar punën si s'ka më mirë. Por njeriu qenka një qenie e çuditshme: atë e hidhëronte shumë se nuk po e shihnin me sy të mirë disa individë që ai nuk i respektonte dhe kundër të cilëve kish mbajtur gjithnjë qëndrim të rreptë duke thënë se fryheshin e vinin vërdallë më kot. Kjo e mërziste aq më fort, sepse duke analizuar mirë e mirë punën, e kuptonte se një pjesë të fajit e kish vetë. Mirëpo ai nuk e dënonte aspak veten dhe në këtë pikë, natyrisht kish të drejtë. Ne të gjithë e kemi këtë të metë të vogël që ta ruajmë pak si shumë vetveten dhe të përpiqemi t'ia hedhim fajin të afërmit, të cilit duam t'ia derdhim inatin tonë, fjala vjen: shërbëtorit, nëpunësit vartës që sapo na bie në dorë, bashkëshortes ose, më në fund, karriges të cilën e përplasim djalli e merr vesh se ku, tutje te dera, dhe pastaj na mbetet pa dorezë e pa shpinzë. Këtë e bëjmë që ta dinë të gjithë se çdo të thotë zëmërim! Kështu,

edhe Çiçikovi gjeti shpejt njerinë te cilit ia zbrazi tërë inatin. Ky njeri ishte Nozdriovi, që s'i la gjë pa thënë, ashtu siç ia punon ndofta vetëm një staroste[1] vjedhacuk ose një karrocieri ndonjë kapiten me përvojë, dhe nganjëherë ndonjë gjeneral, i cili shumë shprehjeve që janë bërë klasike, u shton edhe mjaft të tjera, të panjohura, që i ka shpikur vetë. Ai ia shau Nozdriovit tërë farën e skotën; shumë pjesëtarë të familjes së tij, duke filluar nga rrënja, i goditi ashpër.

Po ndërsa Çiçikovi rrinte në atë poltronin prej dërrase i dërrmuar nga mendimet dhe nga pagjumësia, duke mallkuar tërë zjarr Nozdriovin me gjithë sojin e sorrollopin, dhe ndërsa përpara tij shkrihej qiriri i dhjamit, me atë fitilin e mbuluar prej kohësh me një kapuç të zi, çast për çast në rrezik të shuhej fare, dhe ndërsa nga jashtë e vështronte nëpër dritare nata e verbër, e errët, gati të mavijosej sepse po afrohej agimi, sepse kaposhët e largët po ja thoshin këngës dhe në qytetin e kredhur krejt në gjumë zvarritej ndofta ndokund ndonjë fatzi i veshur me mantel shajaku, që s'dihej se në ç'klasë e gradë bënte pjesë dhe që njihte (medet!) vetëm një rrugë ruse të shkelur e përshkelur nga llauzi, në skajin tjetër të qytetit po ndodhte një ngjarje që do t'ia keqësonte edhe më shumë gjendjen heroit tonë. Pikërisht, atëhere në rrugët e rrugicat e largëta të qytetit po rapëtinte një farë karroce së cilës ish vështirë t'i gjeje një emër. Kjo nuk i ngjante as talikes, as koçisë, as kaleshinit, po më fort një shalqini rrumbullak të vendosur në ca rrota. Faqet e këtij shalqini, dua të them dyert, kishin ca gjurmë boje të verdhë dhe hapeshin me shumë zor për shkak të gjendjes së keqe të dorezave e të bravave të lidhura sido-kudo me spango. Shalqini ish plot jastëkë basme në trajtë qesesh, vilarësh dhe me jastëkë të tjerë të thjeshtë, dyndur me thasë me bukë, kuleçë, panine të mbushura me

1) *Staroste* - kryeplak (në Rusinë e vjetër).



gjithfarë mbushëtirash, lakruar dhe gjevrekë prej brumi të zier. Madje edhe sipër kish byrek me mish pule e peshk. Në fronin prapa karrocës dukej një fytyrë shërbëtori, me një xhaketë larushe prej shajaku shtëpie, me mjekrën të pa rruar e pak si thinjake - person i njohur te ne me emrin "vogëlosh"[1]. Bubullimat e kllapave të hekurta dhe gërvimat e vidhave të ndryshkura zgjuan tutje, në skajin tjetër të qytetit, rojen e natës, që brofi nga gjumi, vërtiti lart sakavinë dhe lëshoi një britmë sa i hante zëri: "Kush je?" Po kur pa se s'ish askush dhe se rrapëtimat që dëgjoheshin vinin nga larg, zgjati dorën e kapi në jakën e vet s'di çfar bishe, iu afrua fenerit dhe e ndëshkoi bishën në vend, duke e shtypur me thua. Pastaj la sakavinë dhe ia mori rishtas me gjumë sipas kanuneve të urdhrit të tij kalorsiak. Kuajt pengoheshin e binin çast për çast në këmbët e para sepse ishin të zbathur dhe, veç kësaj, me sa duket, nuk e njihnin mirë kalldrëmin e qetë të qytetit. Karroca shkatarraqe, pasi bëri disa kthesa nga një rrugë te tjetra, ktheu më në fund në një rrugicë të errët, pa krye, pranë kishës së vogël famulltare të Shën Nikollës të Papërlyemit dhe qendroi përpara portës së shtëpisë së kryepriftëreshës. Nga karroca zbriti një vajzë me shami në kokë e veshur me një pambukore dhe i ra portës me të dy grushtet kaq fort sikur të paskej qenë burrë (atë "vogëloshin" me xhaketë larushe ajo e tërhoqi më vonë për këmbe, sepse e kish zënë gjumi dhe flinte si i vdekur). Qentë lehën. Më në fund porta u hap dhe e gëlltiti, ndonëse me zor të madh, të tërë këtë mjet të shëmtuar udhëtimi. Karroca u gjend në një oborr të vogël të mbushur me dru, me kotecë e gjithfarë kuvlirash. Nga kjo karrocë zbriti një zonjë. Kjo zonjë ishte çifligarja Koroboçka, sekretare kolegji.

Sapo qe larguar heroi ynë, plakës i kish hypur një

1) Kështu u thoshin shpesh shërbëtorëve në Rusinë e vjetër.

shqetësim shumë i madh duke thënë se ndofta ky e kish mashtruar, kështuqë ajo s'kish vënë gjumë në sy tre net me radhë e më në fund kish kuturisur, megjithqë kuajt i kish të zbathur, të nisej e të shkonte në qytet dhe aty të pyeste me çfar çmimi shiteshin frymët e vdekura dhe a mos e kish gënjyer, zot na ruaj, e ia kishte shitur shumë lirë.

Se ç'pasojë solli sosja e kësaj çifligareje, kjo është një punë të cilën lexonjësi mund ta mësojë nga një bisedim që ndodhi midis dy zonjash. Ky bisedim...po është më mirë ta lemë për kreun pasardhës.



# Kreu i nëntë

Një mëngjes, madje para orës që në qytetin N. ishte caktuar për të bërë vizita, nga dera e një shtëpie të drunjtë ngjyrë portokalli, me baxha dhe shtylla të kaltra, doli vrundull një zonjë e veshur menjë kllok[1] skocez elegant, me katrorë, e shoqëruar nga një shërbëtor i veshur me një mantel që kish disa jaka dhe shirita të arta, dhe me një kapelë të rrumbullakët, të lëmuar. Po në atë çast zonja ngjiti vrulltas, me ngutje të madhe, shkallët e varura të një karroce që priste përpara derës. Shërbëtori mbylli aty për aty, me një të përplasur, derën e karrocës, ngriti shkallët, u zu pas rripave prapa karrocësdhe i thirri karrocierit: "Nisu!"

Zonja shpinte me vete një lajm të ri që sapo e kish dëgjuar dhe s'kish durim ta përndante sa më shpejt. Grimë për grimë hidhte sytë nga dritarja jashtë dhe shikonte me një hidhërim shumë të madh se s'kish bërë veçse gjysmën e udhës. Çdo shtëpi i dukej tani më e gjatë se herët e tjera. Azili i invalidëve, një ndërtesë e bardhë me mure guri, me ca dritare të ngushta, zgjatej e zgjatej sa s'durohej dot, kështu që zonja, së fundi, nuk e mbajti me veten dhe tha: "Kjo e mallkuar ndërtesë s'paska të sosur!" Karrocieri dëgjoi dy herë po atë urdhër: "Më shpejt, më shpejt, Andriushkë! Më mërzite, sa ngadalë

1) *Kllok (angl. cloak)* - pallto e gjërë gruaje.

po i nget sot kuajt!"

Pas së gjithash arritën atje ku duhej. Karroca ndali përpara një shtëpie gjith të drunjtë, bojë hiri të mbyllur, me një kat e me ca bareliefe[1] të vogla e të bardha mbi dritare. Këto dritare kishin përpara një gardh të lartë të dunjtë dhe një kopësht të ngushtë me ca pemë të holla të zbardhura nga pluhuri i qytetit që nuk u hiqej kurrë. Në dritare dukeshin ca saksi me lule, një papagall që përkundej në kuvli me sqepin të hapur pas verigës dhe dy qenushë që flinin në diell. Në këtë këtë shtëpi banonte mikja e zemrës e vizitores sonë.

Autori e ka shumë pisk punën e s'di se si t'i quajë këto dy zonja, në mënyrë që të mos zemërohen kundër tij, siç u zemëruan herë të tjera. T'i quajë me një emër të ngjizur është rrezik. Cilido qoftë emri që do të shpikë autori, s'ka se si të mos gjendet në ndonjë cep të shtetit tonë shumë të madh ndonjë njeri që mban këtë emër dhe ky do të nxehet e do ta urrejë gjer në vdekje. Do të thotë se autori shkoi atje apostafat, tinëz, që t'ia nxjerrë sheshit të gjitha: me çfarë gozhupësh lëkure vishet, me cilën Agrafionë Ivanovnë takohet dhe ç'i pëlqen të hajë më tepër. Rreziku është edhe me i madh - zot na ruaj - t'u përmendë gradat. Sot në vendin tonë të gjitha gradat dhe kategoritë janë kaq të ngrehura sa u duket se çdo fjali që gjendet në një libër të shtypur i prek ato vetiakisht. Ja, kjo është gjendja. Mjafton të thuash se në aksh qytet ka një budalla, dhe kjo fjali merret si një prekje ndaj personit, sepse menjëherë një zotëri, që nga të pamët duket i nderuar, hidhet përpjetë e thotë: "Edhe unë jam njeri, pra qenkam budalla?" Pra, shkurt, ai e kap me mendje përnjëherësh se kujt ia ka hedhur fjalën. Prandaj për t'iu shmangur gjithë këtyre telasheve, ne do ta quajmë atë zonjën së cilës i erdhi në vizitë mysafirja tamam ashtu siç e quanin pothuaj njëzëri gjithë banorët e qytetit N. dhe pikërisht

1) *Barèlief* (fr. bas-relief) - skulpturë e dalë në një sipërfaqe të rrafshët.



"zonja e këndëshme nga të gjitha pikpamjet". Këtë nam ajo e kish fitur me të drejtë, sepse me të vërtetë s'kish kursyer asgjë për t'u dukur e mirë dhe e sjellëshme në kulm, ndonëse, natyrisht, mespërmes kësaj mirësjelljeje i dukeshin veshët një farë dreqërie me të vërtetë femërore dhe ndonëse prapa çdo fjale të këndëshme fshihej një thumb që thumbonte për tmerr! Dhe zot na ruaj ç'i ziente në zemër kësaj zonje kundër një zonje tjetër që mundohej të zinte vendin e parë! Por këto të gjitha ishin strukur prapa një dashamirësie shumë të stërhollë mondane, ashtu siç ndodh vetëm në një kryevend guberne. Çdo lëvizje ajo e bënte me shumë lezet, madje asaj i pëlqenin vjershat; nganjëherë dinte ta mbante kokën në mënyrë të tillë sa të të dukej ëndërimtare dhe të gjithë ishin në një mendje se ajo ishte pikërisht "zonja e këndëshme nga të gjitha pikpamjet."

Zonja tjetër, vizitorja, nuk kish cilësira të tilla të shumanëshme, prandaj ne do ta quajmë "zonja thjeshtësisht e këndëshme".

Ardhja mysafires zgjoi ata qenushët që flinin në diell: leshtoren Adela, që ngatërrohej pareshtur në leshin e vet dhe mashkullin e vrazhdë Popuri[1] me ca këmbë të hollëza. Të dy këta kërcyen me të lehura e me bishtin të ngrehur dhe u vërvitën në paradhomë ku vizitorja zhveshi kllokun dhe u fanit me një fustan që kish pikërisht ngjyrën dhe stolimat e modës, me ca bishtrinj të gjatë gëzofi hedhur qafës.Tërë dhoma u mbush në erë jasemine. Zonja e këndëshme nga të gjitha pikpamjet, posa dëgjoi se kish ardhur zonja thjeshtësisht e këndëshme, vrapoi t'i dalë ta presë në paradhomë. Të dy zonjat u kapën për dore, u puthën e klithën ashtu siç klithin konviktoret që takohen pak kohë pas mbarimit të shkollës, kur mëmëza s'ka mundur ende t'i

*1) Popuri (fr. pot-pourri, fjalë për fjalë gjellë prej llojesh të ndryshme mishi,* - larush, larisk.

shpjegojë së bijës se i ati i shoqes së saj është më i varfër dhe mban një gradë më të ulët se sa i ati i saj. Të puthurat u kryen me të kumbuar, sepse ata dy qenushët lehën rishtas, dhe për këtë shkak i goditën fafap, me shami, dhe të dy zonjat shkuan në sallonin që kish, merret vesh, ngjyrë të kaltër, me një kanape, me një tryezë në trajtë vezore dhe madje me një të ndarë me një perde të vogël të veshur me drethkëzë. Pas tyre vrapuan duke hungruar Adela leshtore dhe Popuriu këmbëhollë, i lartë.

- Këtuzë, këtuzë, ja në këtë qoshkë! - tha e zonja e shtëpisë duke e ftuar mikeshën në këndin e kanapesë.

- Ashtuzë! ashtuzë! Ja edhe jastëkun!

Duke thënë këto fjalë, i ngjeshi prapa shpine një jastëk në të cilin ishte qëndisur me fije të leshta një kalorës, ashtu siç qëndisen gjithnjë sende të tilla në kanavacë: hunda ish bërë si shkallë dhe goja katrore.

- Sa shumë gëzohem se erdhët ju... Unë pata dëgjuar se sosi dikush me karrocë, po pyeta veten: kush mund të vijë kaq herët? Parasha më tha: "E shoqja e nëngubernatorit," unë i thashë: "Ja, erdhi prapë kjo budallaqe që të më mërzitë". Dhe u mata t'i them që ta lajmërojë se s'jam në shtëpi...

Mysafirja donte t'ia fillonte sakaq e t'ia thosh lajmin e ri, po një thirrmë që lëshoi në atë çast ajo zonja e këndshme nga të gjitha pikëpamjet i dha befas një drejtim tjetër bisedimit.

- Sa e lezeçme qenka kjo copë basmë! - thirri zonja e këndshme nga të gjitha pikëpamjet, duke kqyrur fustanin e zonjës thjeshtësisht të këndshme.

- Po, e lezeçme është. Megjithkëtë, Praskovia Fjodorovna thotë se do të ish më mirë sikur katrorët të kishin qenë pak më të vegjël dhe pikat të mos qenë të murme, po të kaltra. Së motrës i dërguan një copë stofëz: një mrekulli që s'rrëfehet dot me fjalë. Merreni me mend: vija të ngushtëza e të ngushtëza



siç mund ta përfytyrojë vetëm fantazia e njeriut; sfondi i kaltër, dhe midis, vija plot sythë e shputëza, sythë e shputëza...Me një fjalë: diçka që s'është parë! Mund të them me të prerë se gjer më sot s'është parë në botë një gjë e këtillë.

- Shpirt, kjo qenka e larme.

- Ah, jo, s'është e larme.

- Ah, e larme!

Duhet të vemë në dukje se zonja e këndëshme nga të gjitha pikpamjet ishte pak si materjaliste, me prirje për mohime dhe dyshime dhe kish shumë gjëra ne jetë që ajo i hidhte poshtë.

Kur arritën në këtë pikë zonja thjeshtësisht e këndëshme i shpjegoi se stofa nuk ish aspak e larme dhe thirri:

- Po, mirë që m'u kujtua: ju uroj! Tani s'mbahen më frulla.

- Si? Nuk mbahen?

- Në vënd të frullave mbahen fistonka.

- Ah, fistonkat s'kanë lezet!

- Fistonka, vetëm fistonka: pelerinë me fistonka, mëngë me fistonka, spaletka me fistonka; në pëqinj fistonka, kudo vetëm fistonka.

- S'ka lezet, Sofia Ivanovna, të vihen kudo fistonka.

- Shumë lezet, Ana Grigorievna, kaq lezet sa s'të vjen të besosh. Qepen në dy rreshta, mjaft larg njëra-tjetrës, kurse lart...Po ja tani do të çuditi, tani do të them se...Mirë pra, merreni me mend: reçipetat mbahen tani më të gjera, me një kepth të dalë përpara; balena e përparme mbahet shumë e dalë; fundi i ngrirë përreth si ai mollokovi[1] i dikurshëm, madje prapa mbushet me pakëz vatë, që të

1) *Mollokov* - fustan mode në shek. 18 dhe në fillimin e shek. 19, me skelet të gjërë në trajtë rrathësh të vendosur nën fustan, mbi kofshë, për t'i dhënë femrës një pamje madhështore.

duket krejt bel-fam[1].

- Të them të drejtën, kjo më duket e tepëruar! - tha zonja e këndëshme nga të gjitha pikpamjet, duke tundur kokën me dinjitet.

- Ashtu them edhe unë, - ia ktheu zonja thjeshtësisht e këndëshme.

- Ju bëni si të doni, unë nuk do ta ndjek këtë modë.

- As unë...Kini të drejtë, shikoni sa e tepron moda...Për të qeshur! I kërkova sime motre një kallëp, vetëm për të qeshur. Melania ime nisi të qepë.

- Qysh, paski një kallëp? - thirri zonja e këndëshme nga të gjitha pikpamjet, mjaft e tronditur.

- Posi, ma solli motra.

- Shpirt, ma jepni edhe mua, ju lutem shumë.

- Ah, ia dhashë fjalën Praskovia Fjodorovnës. Ndofta si ta mbarojë ajo...

- E kush është ajo që do të mbajë një fustan të tillë pasi ta ketë veshur më parë Praskovia Fjodorovna? Çuditem se juve: ju pëlqejnë të huajat në vend të të afërmëve:

- Mirëpo edhe atë e kam teto.

- Ehu sa të largme: teto nga ana e burrit... Jo, Sofia Ivanovna, as që dua t'ju dëgjoj fare; kjo do të thotë se doni të më fyeni shumë... Siç duket unë ju kam dhe ju dashki t'i këputni marrëdhëniet që kemi bashkë.

E gjora Sofia Ivanovna e kish humbur pusullën e s'dinte ç'të bënte. Tani e kuptonte se ndodhej midis dy zjarresh të fortë. Ja ku e kish sjellë mburrja! I vinte të shponte me gjilpërë gjuhën e vet që e kish shtyrë të flasë marrëzi.

- Ç'bën ai miku ynë i adhuruar? - pyeti ndërkaq zonja e këndshme nga të gjitha pikëpamjet.

1) *Bel-fam (fr. belle femme, fjalë për fjalë "grua e bukur")* - grua madhështore, e veshur me salltanet.



- Ah, perëndi! Ku e kisha unë mendjen? Mirë, pra. A e dini, Ana Grigorievna, përse kam ardhur tek ju?

Me të thënë këto fjalë, mysafires iu muar fryma; fjalët, si ca sokola, ishin gati të ndiqnin fluturimthi njëra-tjetrën, porse që t'i ndalte duhej të kish qenë po aq e rreptë siç pat qenë e çiltër mikesha e saj.

- Sado ta lëvdoni dhe ta ngrini në qiell - foli ajo me një gjallëri më të madhe se sa zakonisht - unë do t'i them në sy se është njeri i poshtër, po: i poshtër, i poshtër, i poshtër.

- Po dëgjomëni se ç'do t'ju tregoj...

- U hap fjala se është i bukur, po s'është aspak i bukur, aspak i bukur. Hundën e ka... shumë të shëmtuar.

- Me lejë pra, me lejë t'ju tregoj... shpirt i vogël, Ana Grigorivna, lejomëni t'ju tregoj! Kjo është një histori, a më kuptoni? Një histori, skonapel istoar[1], - tha mysafirja me një shprehje dëshpërimi dhe pak si me të lutur.

S'është keq të përmendim se në bisedimin e të dy zonjave hynin shumë - shumë fjalë të huaja dhe nganjëherë madje fjali të tëra frënge, të gjata. Por sado i madh qoftë adhurimi që ushqen autori ndaj mirësive shpëtimtare që i sjell gjuha frënge Rusisë dhe sado i madh qoftë adhurimi i tij për zakonin e lëvdueshëm të shoqërisë sonë të lartë për t'u shprehur në këtë gjuhë në çdo orë të ditës, sigurisht nga ndjenja e thellë e dashurisë për atdhenë, prapseprapë ai nuk vendos të futë ndonjë fjali të huaj në këtë poemë ruse. Kështu pra, ne do të vazhdojmë rusisht.

- Çfarë historie?

- Ah, mike e shtrenjtë Ana Grigorievna, as që mund ta merrni me mend në ç'gjendje kam qenë unë. Sot më erdhi kryepriftëresha, ajo e shoqja e at Kirillit, po, kryepriftëresha.

1) Shqiptim i shtrembëruar i fjalëve frënge "ce qu'on appele histoire" - "ajo që quhet histori".

E ç'besoni se më tregoi ajo për atë të huajin që shtiret si i përvuajtur, ë?

- Pse, a mos iu vardis edhe kryepriftëreshës?

- Ah, Ana Grigorievna, le t'i vardisej sa të donte, kjo s'është gjë. Dëgjoni se ç'më tregoi kryepriftëresha: i ka ardhur, më tha, çifligarja Koroboçka e trembur edhe e zbehtë si kufomë dhe i kishte rrëfyer e rrëfyer, vetëm dëgjoni, pikërisht si në romane. Befas, në mes të natës, në errësirë, kur gjithë të shtëpisë flenë, dëgjohen ca të trokitura në portë. Lemeri e madhe, merreni me mend vetë. Thërresin: "Hapeni, hapeni, se ndryshe do ta thyejmë portën!" Si ju duket? Ç'do të thoni tani për atë bandillin?

- Po Koroboçka si është nga të pamët? E re, e bukur?

- Jo; plakë.

- Ah, sa e lezeçme qenka! Pra ai u ardhka vërdallë edhe plakave. Zonjat tona s'paskan pikën e shijes. Gjetën pas cilit të bien në dashuri.

- Jo, jo, Ana Grigorievna. S'është aspak fjala për atë që kujtoni ju. Merreni me mend se ju del përpara një burrë i armatosur gjer në dhëmbë, një farë Rinaldo Rinaldini[1] dhe ju urdhëron: "Shitmëni, thotë, gjithë frymët e vdekura". Koroboçka i përgjigjet me shumë të drejtë: "Nuk mund t'i shes, thotë, sepse kanë vdekur". - "Jo, ia pret ai, s'kanë vdekur. Kjo është puna ime, thotë, ta di në kanë vdekur apo jo. S'kanë vdekur, thërret, s'kanë vdekur, s'kanë vdekur". Me një fjalë, bëri kaq potere sa u tund bota. U mblodh shpejt tërë fshati; fëmijët qanin, të gjithë ulërinin, njerëzit s'po merrnin vesh asgjë: tmerr, tmerr, tmerr!... Jo, as që mundni ta merrni me mend, Ana Grigorievna, sa shumë u tremba kur i dëgjova këto të gjitha. "Zonjë pëllumbeshë, - më thotë

1) Cub i famshëm italian, heroi i romanit "Rinaldo Rinaldini" të shkrimtarit gjerman Kristian Vulpius (1762-1827)



Mashka, - pa shikohuni një herë në pasqyrë: jeni zbehur". - "Jo, i them unë, s'kam kohë të shikohem në pasqyrë, duhet të vete t'ia tregoj Ana Grigorievnës". Që atë çast dhashë urdhër t'i mbrehnin kuajt karrocës. Karrocieri Andriushka më pyeti ku të shkonte, dhe unë s'isha në gjendje t'i përgjigjesha, rrija edhe e shikoja në sy, e shastisur. E marr me mend që ai ka thënë me vete se shkallova fare. Ah, Ana Grigorievna, sikur ta dinit sa e tronditur jam!

- Mirë, mirë, - ia ktheu zonja e këndshme nga të gjitha pikëpamjet, - po kjo është e çuditshme: ç'kuptim kanë këto frymë të vdekura? Unë të them të drejtën se s'po marr vesh asgjë. Kjo është e dyta herë që po dëgjoj të flitet për këto frymë të vdekura. Pale, po im shoq thotë se Nozdriovi gënjeka. Në këtë punë duhet të ketë diçka të vërtetë.

- Merreni me mend, Ana Grigorievna, se në ç'gjendje u ndodha kur i dëgjova këto të gjitha. "As tani, - thotë Koroboçka, - s'di thotë, ç'të bëj. Më shtrëngoi, thotë, të nënshkruaja një shkresë të rreme dhe më hodhi përpara pesëmbëdhjetë rubla asinjate. Unë, thotë ajo, jam një e ve e mjerë, pa përvojë, unë s'di asgjë..." Ja se ç'gjëra po ndodhin! As që mund ta merrni me mend sa e tronditur jam.

- Mund të thoni ç'të doni, po këtu s'është fjala për frymë të vdekura; këtu diç fshihet.

- Ashtu them edhe unë, - ia priti mjaft e çuditur zonja thjeshtësisht e këndshme dhe ndjeu një kureshtë të madhe të marrë vesh se ç'mund të fshihej prapa kësaj pune. Madje shtoi duke theksuar mirë fjalët: - Ç'besoni se mund të fshihet?

- Po ju ç'besoni?

- Ç'besoj unë?... T'ju them të vërtetën, unë e kam humbur fare.

- Sidoqoftë, unë desha të dija se ç'mund t'ju thotë mendja për këtë punë.

Mirëpo zonja e këndshme s'dinte se ç't'i thosh. Ajo dinte

vetëm të tronditej, po s'ish në gjendje ta merrte me mendje në një mënyrë pak a shumë të arsyeshme. Për këtë qëllim të tillë kishte nevojë më shumë se ndokush tjetër për një miqësi të përzemërt dhe për këshilla.

- Mirë pra, dëgjoni se ç'janë këto frymë të vdekura, - tha zonja e këndshme nga të gjitha pikëpamjet.

Pas këtyre fjalëve mysafirja u bë gati të dëgjojë: veshët iu zgjatën vetvetiu; u ngrit pakëz dhe mbeti ashtu, si e varur mbi kanape. Dhe ndonëse ajo ish një çikë si e rëndë nga shtati, përnjëherësh mori një pamje sikur të paskej qenë e hollë, zuri t'i përngjante një puple të lehtë që ishte gati të fluturonte në erë, sapo t'i fryje pak.

Pikërisht kështu shtang në vend, në një çast, bashkë me kalin dhe kamzhikun të ngritur lart ai bujari kapadai rus shumë i dhënë pas qenve dhe pas gjahut, duke pritur në pyll të kërcejë lepuri që e gërmojnë vrapuesit dhe në çastin e afërm kur do të kërcasë pushka. Ai ngul sytë në ajrin e turbullt duke e ditur se do ta arrijë gjahun dhe do ta vrasë, sado që të ngrihet kundër tij tërë stepa e mbuluar me dëborë, duke i vërvitur yj të argjendtë në gojë, në mustaqe, në sy, në vetulla, dhe në shapkën prej kastori.

- Frymët e vdekura... - ia bëri zonja e këndshme nga të gjitha pikëpamjet.

- Hë, çfarë? - ia preu mysafirja tërë tronditje.

- Frymët e vdekura!...

- Ah, po flisni një herë për emër të zotit!

- Këto s'janë veçse trillime për të fshehur gjurmët, po puna qëndron kështu: ai kërkon të rrëmbejë të bijën e gubernatorit.

Ky përfundim ishte me të vërtetë fare i papritur dhe aspak i zakonshëm nga të gjitha pikpamjet... Sapo e dëgjoi zonja e këndshme ngriu në vend, u zbeh, u bë si kufomë dhe i hyri frika ndër rrëmba.



- O perëndi! - klithi ajo duke përpjekur duart, - këtë s'e merrja me mend kurrë.

- Po unë, t'ju them të vërtetën, posa hapët gojën e kuptova se si qendronte puna, - u përgjigj zonja e këndshme nga të gjitha pikëpamjet.

- E ç'të kemi atëhere, Ana Grigorievna, për edukatën që jepet në konviktet? Pale, po shtiret e pafajme!

- Ama pafajësi! E dëgjova se si tha ca fjalë që unë s'guxoj t'i ze në gojë.

- Ah, Ana Grigorievna, të bëhet zemra copë kur sheh se në ç'shkallë ka arritur shthurja.

- Pale po meshkujt lenë kokën pas saj. Të të them të drejtën, mua më thotë mendja se kjo s'ka asnjë bukuri... Naze që s'durohen.

- Ah, mikja ime e shtrenjtë Ana Grigorievna! Kjo i ngjan një statuje, fytyra e saj s'ka asnjë shprehje.

- Ah, sa nazetare është! Ah, sa nazetare! O perëndi, sa nazetare është! Unë s'di se kush e ka mësuar kështu, por s'kam parë gjer më sot një femër kaq të pispillosur.

- Shpirt i vogël, kjo është statujë, e zbehtë si kufomë!

- Ah, këtë mos e thoni, Sofia Ivanovna: ajo ve një okë të kuq.

- Ah, ç'po thoni, Ana Grigorievna: shkumës, shkumës e tëra është si shkumës.

- E dashur, unë ndenja pranë saj: të kuqtë e ve në fytyrë një gisht të trashë dhe i shfoshket e i bie copë-copë si ajo suvaja e gëlqeres. E ka mësuar e ëma, që vetë është e llastuar. E bija do t'ia kalojë s'ëmës.

- Me leje të flas edhe unë. Më vini në be për çdo që të doni, unë jam gati, ja, që tani, të humbas fëmijët, burrin, gjithë pasurinë në qoftë se kjo vajzë ka qoftë edhe një pikëzë të kuqi, qoftë edhe një grimcë, qoftë edhe një fijezë!

- Ah, ç'po thoni kështu, Sofia Ivanovna? - tha zonja e

këndëshme nga të gjitha pikpamjet dhe përpoqi duart.

- Ah, ç'po bëni kështu, Ana Grigorievna? Unë po ju shikoj e habitur! - ia ktheu zonja e këndëshme edhe përpoqi gjithashtu duart.

Të mos çuditet këndonjësi se këto dy zonja s'po merreshin dot vesh për atë që kishin parë të dyja pothuaj në të njëjtën kohë. Me të vërtetë ka shumë gjëra në botë që kanë një veti të tillë: po t'i shikojë njëra zonjë do të duken fare të bardha , kurse po t'i shikojë tjetra do të duken të kuqe, të kuqe si luleshtrydhe.

- Ja tek po ju sjell edhe një dëshmi tjetër se ajo është e zbetë, - vazhdoi zonja e këndëshme. - Më kujtohet, ja, si tani, se mbrëmë po rrija pranë Manillovës dhe i thashë: "Shikojeni sa e zbehtë është!" me te vërtetë duhet të jesh i lojtur kreresh, siç janë burrat tanë, që të humbasësh mëndjen kur gjendesh përpara saj. Ama edhe ai miku ynë...Ah, sa i neveritshëm m'u duk! S'mund ta merni me mend, Ana Grigorievna, sa i neveritshëm m'u duk.

- Megjithatë, ka pasur disa zonja të cilat e humbën mendjen pas tij...'

- Unë, Ana Grigorievna? Këtë nuk mund ta thoni kurrë, kurrë, kurrë!

- Por unë s'them për ju, sepse veç jush ka edhe gra të tjera në botë.

- Kurre, kurrë, Ana Grigorievna! Me leje t'ju them se unë e njoh shumë mirë veten time. Këto fjalë t'ia thoni ndonjë zonje tjetër që shtiret sikur është e paepur.

- Më falni, Sofia Ivanovna! Më lejoni t'ju them se unë s'kam bërë kurrë gjer tani skandale të tilla. Këtë t'ua thoni të tjerëve, po mua, më lejoni t'ju them, jo!

- Po ju pse e ndjetë veten të fyer? Atje kish edhe zonja të tjera, madje kish edhe nga ato që u turrën dhe zunë të parat karrigen e derës, që të rrinin më afër tij.



Këto fjalë të zonjës së këndëshme duhej të kishin bërë të shpërthente patjetër një tufan, po çudia e çudirave është se të dy zonjat u qetësuan përnjëherësh dhe nuk shpërtheu asgjë. Zonja e këndëshme nga të gjitha pikëpamjet tha se hë për hë nuk e kish në dorë kallëpin e fustanit të modës, kurse zonja thjeshtësisht e këndëshme tha se s'kish mundur ende të mësonte asnjë hollësi lidhur me zbulimet që kish bërë mikesha e saj e çiltër, prandaj paqa u vendos shumë shpejt. Po as që mund të thuash se të dyja zonjat kishin nga natyra ndonjë prirje për të bërë ndonjë të pabërë, dhe në përgjithësi s'kishin shpirt të keq, por padashur në bisedimin e tyre kish lindur vetvetiu një dëshirë e vogël për të thumbuar shoqja-shoqen; atë që bënë e bënë vetëm sepse u erdhi rasti të kënaqin shpirtin ndopak duke i hedhur njëra-tjetrës ndonjë fjalëzë: "Ja, po ta them! Na, merre e haje!" Ndryshojnë fund e krye nevojat e zemrës së gjinisë mashkullore nga ato të gjinisë femërore.

- Por nga tërë kjo punë unë s'mund të kuptoj vetëm një gjë, - tha zonja thjeshtësisht e këndëshme. - Si kuturisi vallë të bëjë një hap të tillë të guximshëm Çiçikovi, i cili është njeri që ndodhet vetëm në kalim e sipër në qytetin tonë? S'ka se si të mos ketë bashkëpuntorë.

- Ju pandehni se s'ka?

- Kush thoni se mund ta ketë ndihmuar?

- Për shëmbëll, edhe vetë Nozdriovi.

- Vërtet, Nozdriovi?

- Pse jo? Atij s'i bëhet vonë për asgjë. Ju e dini se Nozdriovi ka dashur ta shesë të atin ose ta lozë në kumar.

- O perëndi! Sa interesante janë lajmet e reja që më suallët! S'më shkonte mendja se edhe Nozdriovi është ngatërruar në këtë punë!

- Po mua më ka shkuar ngahera.

- Kur rri e mendohesh sa gjëra ndodhin në botë! E kush

mund ta merrte me mend se Çiçikovi, që sapo ka ardhur në qytetin tonë, do të bënte atë që bëri? Ah, Ana Grigorievna, sikur ta dinit sa e tronditur jam! Po të mos kisha pasur dashamirësinë dhe miqësinë tuaj...tani do të kisha qenë, të them të vërtetën, buzë greminës... Hë, si ju duket? Mashka ime kur më pa se isha bërë e zbehtë si kufomë, më tha: "Zonjë, shpirt i dashur, ju jeni zbehur si kufomë." - "Mashka, i thashë unë, tani s'kam nge të merrem me këtë punë". Medet, ç'na ndodhi! Pra edhe Nozdriovi paska gisht në këtë punë!

Zonja thjeshtësisht e këndëshme u përpoq të mësonte edhe hollësira të tjera në lidhje me rrëmbimin e vajzës së gubernatorit, domethënë të dinte se në ç'orë ndodhi kjo dhe të tjera, por më kot. Zonja e këndëshme nga të gjitha pikpamjet i tha hapur se s'dinte gjë. Ajo s'dinte të gënjente. Kur ish fjala për të marrë me mend diçka, atëhere ndryshonte puna. Në këtë rast hamëndjet mbështeteshin në një bindje shpirtërore, dhe kur vinte fjala për bindje shpirtërore ajo ishte shumë e zonja ta mbronte veten. Në këtë rast edhe vetë avokati më i famshëm, që kish talentin të hidhte postë arsyet e të tjerëve, do ta kish humbur kohën më kot dhe do të shihte se ç'do të thote të kesh bindje shpirtërore.

Dhe s'duhet të na duket aspak e çuditshme se më në fund hamendja u bë për të dy zonjat një bindje e plotë. Edhe meshkujt, që janë njerëz të mençur, siç i thonë ata vetvetes, veprojnë pothuaj në të njëjtën mënyrë dhe si provë kemi arsyetimet tona shkencore. Në fillim dijetari i prek këto çështje me një vëmendje shumë të madhe, ia nis me drojtje, me përkorje, ia fillon me pyetjen më të përulur: "A mos kjo rrjedh së këtejmi? A mos ky cep toke i ka dhënë emrin aksh vendi?" Ose: "A mos ky dokument është i një kohe tjetër, më të vonë?" Apo: "Vallë nën emërtimin e këtij populli nuk duhet të kuptojmë një popull tjetër? Dhe ja cilin popull." Dhe dijetari citon menjëherë këta dhe ata shkrimtarë të



lashtësisë dhe sapo që zbulon ndonjë aluzion ose diçka që atij i duket i tillë, merr menjëherë zemër e vrull, kuvendon pa asnjë drojtje me shkrimtarët e lashtë, u bën pyetje këtyre dhe madje përgjigjet vetë në vend të tyre, duke harruar se ai e pat nisur punën me hamendje të përkorëta. Tani atij i duket se e sheh punën qartë dhe e mbyll arsyetimin me këto fjalë: "Ja, kështu ka qenë, ja cili është populli që duhet të kuptojmë se ka banuar atje, ja, cila është pikpamja nëpërmjet së cilës duhet të kqyrim çështjen!" Pastaj e kupton këtë zbulim që lart nga katedra dhe kështu e vërteta posa e zbuluar përhapet nëpër tërë botën duke mbledhur rreth saj dishepuj dhe adhuronjës.

Ndërsa të dy zonjat po zgjidhnin me një zgjuarësi kaq të madhe një çështje të tillë të ngatërruar, në sallon hyri prokurori me fytyrën gjithmonë të shtangët, me vetullat të trasha dhe me njërin sy gjithnjë të picërruar. Zonjat zunë t'ia tregojnë kush e kush më parë të rejat, i folën për blerjen e frymëve të vdekura, për qëllimin e Çiçikovit që të rrëmbejë të bijën e gubernatorit gjersa e shastisën fare, kështu që, ndonëse vazhdonte të qëndronte më këmbë, në vend, të kapsiste syrin e majtë dhe të ndukte mjekrën me shami duke shkundur s'andejmi fijet e bornutit, prokurori s'po merrte vesh asgjë, asgjë.

Në këtë gjendje e lanë ato të dy zonjat dhe shkuan secila tek të sajat, për ta kthyer kokëposhtë qytetin. Këtë punë mund ta përfundojnë brenda pak më shumë se gjysmë ore. Qyteti u turbullua, zuri të ziejë, megjithqë askush s'ish i zoti të kuptonte gjësendi. Zonjave u erdhi ndoresh t'i hedhin hi syve gjithë botës saqë gjithë njerëzit, veçanërisht nëpunësit, mbetën të shushatur. Gjendja e tyre në çastin e parë i përngjante asaj të një shkollari të përgjumur, të cilit shokët, që ishin ngritur më herët, i kanë futur në hundë një kartë të mbushur më bornut, ose një **husar**, siç i thonë ata në gjuhën

e tyre. Pasi ndjell nëpër gjuhë tërë bornutin me atë hovin e njeriut të fjetur, ai zgjohet dhe kërcen më këmbë: shikon si torollak, duke çakaritur sytë në të katër anët dhe s'mund ta marrë me mend se ku gjëndet e ç'i ka ndodhur. Pas pak nis të dallojë muret e ndriçuara nga rrezet e pjerrëta të diellit, dëgjon të qeshurat e shokëve që fshihen nëpër qoshet, shikon në dritare mëngjesin që ka nisur të agojë, pyllin e zgjuar nga gjumi e të mbushur plot me këngën e mijra zogjve, lumin e vogël të përshkënditur që zhduket aty-këtu, duke gjarpëruar tërë vezullime midis kallamishteve të holla, gjithë ata fëmijë gollomeshë që lëshojnë ulërima duke u larë me ujë, dhe më në fund ndjen se i kanë futur në hundë një **husar.**

Pikërisht kështu u gjendën në grimën e parë banorët dhe nëpunësit e qytetit. Të gjithë këta rrinin me sytë të zgurdulluar, si ca desh. Në kaptinat e tyre të shushatura kërlesheshin e ngatërroheshin në një mënyrë shumë të habitëshme frymët e vdekura me të bijën e gubernatorit dhe me Çiçikovin. Më tej, si u zhduk hutimi i parë, sikur nisën t'i.dallojnë disi nga njëri-tjetri, zunë t'i venë gishtin kokës dhe të zemëroheshin se s'ishin të zotët ta kthjellonin punën. Ç'janë vallë me të vërtetë, ç'janë këto frymë të vdekura? Në këtë çështje të frymëve të vdekura nuk ka asnjë farë arësye: si mund të blihen frymë të vdekura? Cili është ai i marrë që mund t'i vihet kësaj pune? A nuk di se paratë që do të japë për frymët e vdekura janë të humbura? Me ç'qëllim e në ç'punë mund të futen këto frymë të vdekura? Dhe përse është ngatërruar këtu e bija e gubernatorit? Në qoftë se ai ka dashur ta rrëmbejë, përse iu desh të blejë frymë të vdekura? A mos desh t'ia dhuronte kësaj këto frymë të vdekura? Ç'janë këto gjepura të përhapura nëpër qytet? Gjendja është e tillë sa kudo të kthehesh e vërtitesh dëgjon se përnjëmend hapet një prrallë që s'ka asnjë kuptim... Mirëpo, me qenë se u përhap duhet të ketë ndonjë shkak! Ç'lidhje ka ky shkak me frymët e



vdekura? Jo, as që ka ndonjë shkak. Na del se të gjitha këto janë gënjeshtra me bisht! Djalli t'i marrë!..

Ta presim shkurt: u përhapën fjalë e fjalë dhe tërë qyteti nuk fliste veçse për frymët e vdekura dhe për të bijën e gubernatorit, për Çiçikovin e për frymët e vdekura, për të bijën e gubernatorit dhe për frymët e vdekura, dhe tërë qyteti u ngrit më këmbë. U çua si tufan qyteti që gjer atëhere dukej i dremitur! Dolën nga strofullat gjithë gërxhot dhe qyrymykët që ishin mykur vjete me radhë në shtëpi, të veshur me dolloma, duke ia hedhur fajin që s'mund të dilnin herë këpucarit, i cili ua kish bërë çizmet tepër të ngushta, herë rrobaqepësit dhe herë karrocierit pijanec. Të gjithë ata që i kishin prerë prej kohësh hyrjedaljet dhe që kishin pasur miqësi, siç thonë ata, vetëm me zotërinjtë Kumbisori dhe Dergjemeni (emra të bujshëm të farkuar nga foljet "kumbisem" dhe "dergjem", të cilat buisin anembanë në vendin tonë, si edhe fjalia "po shkoj tek Gjumori dhe tek Gërhituqi" me të cilët kuptohej çdo lloj gjumi rraskapitës shtrirë në një krah apo kurriz dhe në të gjitha pozat e tjera, me të gërhitura, me të vërshëllyera nëpër hundë dhe gjithë të tjerat të këtij kallëpi); tërë ata që s'mund t'i joshje e t'i nxirrje nga pragu i derës as madje me një ftesë për të shijuar një çorbë pesqind rublash të gatuar me një sterlet[1] dy kut të gjatë dhe gjithfarë byrekësh me peshk, që treten në gojë. Me pak fjalë na doli se qyteti na paskej qenë edhe i madh, edhe i mbushur dinga me banorë. U javit një namëna Sisoj Pafnutjeviç dhe një farë Makdonald Karlloviç, të cilëve s'iu ish dëgjuar kurrë emri, në pazar nisi të sorollatet një burrë i gjatë, i gjatë, me një mbresë plage në njërën dorë, kaq i gjatë si nuk ish parë ndonjëherë njeri tjetër i tillë. Nëpër rrugët u dukën urozhka të mbuluara, talike nga koha e Nuhut, araba,

1) *Sterlet* - një lloj peshku.

koçira, dhe plasi rrëmuja. Po të kish qenë një kohë tjetër dhe rrethana të tjera këto thashethemet nuk do t'ia kishin hequr, ndofta, vëmendjen askujt, por qyteti N. kish kohë që kur s'kish pasur ndonjë lajm të ri. Madje në këta tre muajt e fundit s'kish ardhur aty të paktën ndonjë shpifurinë ndrikullore - siç thonë nëpër kryeqytetet - e cila, siç dihet, është për një qytet barabar me ardhjen e një karvani që sos tamam në kohë për të sjellë sende ushqimore. Duke e hedhur dhe pritur kështu e ashtu, në qytet u formuan befas dy rryma krejt të kundërta dhe lindën papritur dy parti të kundërta: njera mashkullore, tjetra femërore. Partia mashkullore që ish shumë e trashë nga mendja, ua mbërtheu vëmendjen frymëve të vdekura. Partia femërore merrej vetëm e vetëm me punën e rrëmbesës të së bijës së gubernatorit. Në këtë parti të fundit - këtë gjë duhet ta vemë në dukje sepse i nderon zonjat - kishte më shumë rregull dhe qartësi. Nga kjo gjë duket se vetë shorti i ka caktuar gratë të jenë nikoqire të mira dhe urdhradhënëse. Në partinë femërore çdo gjë mori një pamje të gjallë dhe të përcaktuar, u vesh në forma të qarta që duken sheshit, u kthjellua, u pastrua, me pak fjalë u shfaq në një dritë të fortë.

Na doli se Çiçikovi paskej pasur shumë kohë që paskej rënë në dashuri dhe se ai takohej me vajzën në lulishte në dritën e hënës, se gubernatori madje do t'ia kish dhënë të bijën, sepse Çiçikovi ish i kalbur në para si çifut, por e pengonte e shoqja, të cilën Çiçikovi e kish braktisur, (asnjeri s'dinte se nga e kishin marrë vesh se Çiçikovi qenkej burrë i martuar) dhe se ajo, e shoqja, ndaj hiqte e vuante për shkak të dashurisë së saj të dëshpëruar, i paskej shkruar gubernatorit një letër shumë prekëse, dhe se Çiçikovi, kur e paskej parë se i ati dhe e ëma e vajzës nuk do t'ia jepnin kurrë leshverdhëzën e tyre, paskej kuturisur ta rrëmbente. Në ca shtëpi kjo punë tregohej disi ndryshe: Çiçikovi s'kish fare



grua, por duke qenë finok dhe shumë i guximshëm, për të shtënë në dorë vajzën ish mpleksur me t'ëmën e kësaj, me gubernatoreshën, me të cilën kish lidhje të fshehta dashurie dhe se më vonë i kish bërë një shpallje duke i kërkuar të bijën, porse ajo, e ëma, ish trembur se mos bënte ndonjë krim kundër fesë dhe meqë kish ndjerë të brehura shpritërore, ia kish prerë shpresat dhe prandaj Çiçikovi kish vendosur ta rrëmbente.

Këtyre të gjithave u shtoheshin gjithfarë shpjegimesh dhe qërtimesh hap pas hapi me depërtimin e thashethemeve gjer në rrugicat më të largëta. Meqenëse në Rusi shtresës së rëposhme i pëlqen shumë të merret me përfoljen e atyre që kanë ndodhur në shtresën e epërme, për këto të gjitha nisi të flitet edhe në disa shtëpiza, banorët e të cilave gjer aty më parë as që e njihnin dhe as që e kishin parë me sy Çiçikovin, duke zgjatur e stolisur shumë më shumë ato që kishin dëgjuar.

Ngjarja u bë çast për çast më tërheqëse, duke marrë ditë për ditë trajta më të përplota dhe, më në fund, ashtu siç kish katandisur, krejt e sosur dhe e përsosur, shkoi e i ra në vesh së shoqes së gubernatorit. Kjo, si nënë dhe si kryezonjë e qytetit dhe, pas së gjithash, si grua që s'ia kish marrë mendja se mund të ndodhte një gjë e tillë, e ndjeu veten jashtëzakonisht të fyer për shkak të këtyre thashethemeve dhe, me plot të drejtë, u zemërua. E mjera flokëverdhëz u detyrua t'i nënshtrohet një **tête-à-tête**[1] nga më të mërzitshmit që mund t'i ndodhë një vajze gjashtëmbëdhjetë vjeçe. Mbi krye të saj u derdhën rrëkera të tëra pyetjesh, hetimesh, vërejtjesh, kërcënimesh, qërtimesh, nxitjesh, saqë vajza ua shkrepi lotëve, u ngashërua dhe s'ish në gjendje të kuptonte as gjysmë fjale. Portieri mori një urdhër shumë të rreptë që të mos e lerë Çiçikovin të hyjë brenda në asnjë kohë dhe për asnjë arsye.

1) *Tête à tête (fr.)* - bisedim sy në sy.

Sapo e vunë në udhë të mirë punën e së shoqes të gubernatorit, zonjat u hodhën në sulm kundër partisë mashkullore dhe u përpoqën t'ua mbushin mendjen burrave që të hidhen në partinë femërore, duke thënë se frymët e vdekura s'janë veçse një trillim që përdoret vetëm për të larguar çdo dyshim dhe për ta përfunduar më së miri rrëmbimin e vajzës. Madje ato ua kthyen mendjen shumë burrave dhe i futën në partinë e tyre, me gjithë qërtimet e ashpra të shokëve të tyre të cilët i quajtën "gra" dhe "leshgjata mendjeshkurtëra", shprehje që janë, siç dihet, shumë fyese për gjininë mashkullore...

Por sado që u armatosën dhe sado që kundërshtuan burrat, partia e tyre nuk ish e lidhur ngushtë si ajo e grave. Në frontin e tyre kish diçka të vrazhdë, të pagdhendur, të padobishme, të pakëndëshme, të papëlqyeshme, të keqe; në kokat e tyre kish çrregullim, rrëmujë, ngatërresë, shëmtesë, me dy fjalë aty dukej sheshit natyra e zbrazët e burrit: e trashë, e rëndë, e paaftë as për të ngrehur shtëpi dhe as për ndjenja përzemërsie, e lëkundshme, e plogët, plot dyshime të njëpasnjëshme dhe druajtje të amëshuara. Ata thoshin se të gjitha këto ishin gjepura, se rrëmbimi i së bijës të gubernatorit ish më fort një çështje husare[1] sesa civile, se Çiçikovi nuk do të bënte një gjë të tillë, se gratë gënjejnë, se mendja e gruas ishte si thesi: ç'të shtijesh brenda - atë mban, se çështja kryesore ku duhet të përmblidhet vëmendja është ajo e frymëve të vdekura, por se ç'fshihet prapa kësaj vetëm djalli e merr vesh dhe sidoqoftë aty ka diçka të keqe, të fëlliqët.

Ja tani do të themi përse burrave u dukej se në këtë punë fshihej diçka e keqe dhe e fëlliqët. Në gubernë ish emëruar një gjeneral-gubernator i ri. Siç dihet, kjo është një ngjarje nga ato që i bën nëpunësit të dridhen: bëhen ndryshime

1) Punë që mund ta bënin husarët (ushtarakë të kalorësisë së lehtë).



personeli, qërtime të ashpra, goditje dhe gjithfarë çorbash me të cilat shefi i gostit vartësit e tij. "Hë, pra, - thoshin me mendje nëpunësit, - sapo të dëgjojë për thashethemet që janë hapur në qytet ai mund të nxehet e të bëjë kërdi".

Inspektori i shërbimit shëndetësor u bë përnjëherësh dyllë i verdhë. Atij i shkrepi në mend një dyshim: a mos prapa fjalëve "frymë të vdekura" kuptoheshin ata të sëmurët e shumtë që kishin vdekur nëpër spitalet dhe në vende të tjera për shkak të epidemisë së etheve, kundër së cilës nuk ishin marrë masat e duhura, dhe a mos Çiçikovi ishte një nëpunës i dërguar apostafat nga kanceleria e gjeneral-gubernatorit për të bërë ndonjë hetim të fshehtë? Ai ia njoftoi këtë dyshim kryetarit të gjykatës. Kryetari i tha se këto ishin profka, dhe pastaj edhe ai vetë u bë dyllë i verdhë, dhe tha me vete: po sikur frymët që kish blerë Çiçikovi të ishin me të vërtetë të vdekura? Pale po ai kish lejuar të bëheshin aktet e shitblerjes dhe, veç kësaj, kish marrë përsipër rolin e përfaqësonjësit të Pliushkinit! Po ç'do të bëhej sikur t'i binte në vesh kjo punë gjeneral-gubernatorit? Këtë dyshim ai nuk ua tha veçse nja dy vetave, po befas edhe këta qenë bërë dyllë të verdhë. Frika është më e molepsëshme se sa murtaja dhe përhapet sa të çelësh e të mbyllësh sytë. Të gjithë zunë të zbulojnë edhe mëkate që nuk i kishin fare.

Shprehja "frymë të vdekura" kish një kumbim kaq të papërcaktuar sa që ata zunë të dyshojnë edhe se mos ish ndojnë romuz për ato kufomat e varrosura shpejt e shpejt pas atyre dy ngjarjeve që kishin ndodhur pak kohë më parë.

Ngjarja e parë ishte ajo e disa tregtarëve të Solviçegodit, që kishin ardhur në qytet për panair. Këta, pasi kishin blerë e shitur, u kishin shtruar miqve të tyre të Ustsisolit një gosti ruse me trille gjermane: me shurup bajamesh, me ponç, me ballsam dhe të tjera. Gostia, siç e do zakoni, kish mbaruar me rrahje. Tregtarët e Solviçegodit i kishin zhdëpur në dru

gjersa i kishin vrarë fare ata të Ustsisolit, ndonëse këta të fundit u kishin dhënë ca goditje të forta ijeve, nën brinjët dhe nën kryqthet, dhe këto goditje dëshmonin sa të hatashme kishin qenë grushtet me të cilat i kishte pjisur zoti të ndjerët. Njërit nga fitimtarët - sipas të folurit të luftëtarëve - ia kishin flakur tutje hundën, domethënë ia kishin përsheshur fare, kështu që në fytyrë i kish mbetur diçka më pak se gjysëm gishti. Kur që bërë hetimi tregtarët kishin pohuar fajin duke thënë se e kishin tepruar pakëz këtë lojë; madje qe hpur fjala se këtë pohim e kishin shoqëruar me nga katër kartmonedha shtetërore njëqindrubëlshe për shoq. Por, sidoqoftë, çështja kish qenë shumë e koklavitur. Hetimi dhe shtojcat e këtij kishin vërtetuar se ata trimat e Ustsisolit kishin vdekur nga të dehurit prandaj i kishin kallur në varr me këtë arsye: të vdekur nga të dehurit.

Ngjarja tjetër që kish ndodhur pak kohë më parë ish kjo: banorët e katundthit Vshivaja-Spies[1], pronë shtetërore, qenë bashkuar me banorët e katundthit Borovka[2] Zadirajllovo[3], gjithashtu pronë shetërore dhe kishin zhdukur nga faqja e dheut policinë e zemstvos në personin e zëvendësshefit të kësaj, një farë Drobiashkinit[4], sepse gjoja policia, domethënë zëvendësshefi Drobiashkini, e paskej pasur zakon të shkonte shumë-shumë shpesh në katundthin e tyre dhe se në mjaft raste ky bënte kërdi më shume se sa epidemia e etheve, dhe se shkaku na qenkej se policia e zemstvos paskej një farë meraku zemre për gratë dhe gocat e fshatit. Por nuk dihet me siguri të plotë - ndonëse në pohimet e tyre fshatarët u shprehën hapur - se policia e zemstvos paskej qenë pushtanike si maçok dhe se fshatarët e paskëshin

1) Krenaria morracake.
2) *Borrov* - derr i tredhur.
3) *Zadira* - njeri që kërkon sherr.
4) *Drobit* - dërrmoj, copëtoj.



paralajmëruar shumë herë dhe madje një herë e paskëshin dëbuar pisk e lakuriq nga një izbë tek kish qenë strukur. Natyrisht policia e zemstvos e kish pasur hak dënimin për ato anët e dobëta zemërore, por muzhikëve të Vshivaja-Spiesit, si dhe atyre të Zadirajllovos, nuk mund t'u jepej pafajsia për atë që kishin bërë, në qoftë se këta kishin marrë me të vërtetë pjesë në vrasje. Por puna ishte e ngatërruar, policinë e zemstvos e kishin gjetur udhës: uniforma e policisë së zemstvos kishte qenë copë e çikë, fytyra e saj s'njihej. Nga gjykata në gjykatë çështja arriti në fund në gjykatoren e kryevendit, ku që në krye u arsyetua kështu: meqenëse s'dihet cilët janë fshatarët që e kanë vrarë dhe, nga ana tjetër, numuri i këtyre është i madh; meqenëse Drobiashkini si njeri nuk është më, sepse e kanë vrarë, kështu që ky s'do të nxjerrë asnjë përfitim mbase edhe sikur ta fitojë padinë, kurse fshatarët janë ende të gjallë, kështu që për këta ka shumë rëndësi që puna të përfundojë në dobi të tyre. Për pasojë u muar ky vendim: ndihmësshefi i policisë Drobiashkini ka qenë fajtor, sepse ka shtypur muzhikët e Vshivaja-Spiesit dhe të Zadirajllovës, dhe ka vdekur se i ka rënë damblla ja kur po kthehej me saje.

Puna dukej e ndrequr mirë e bukur por nëpunësit s'dihet përse, zunë të vrasin mendjen e të thonë se, me siguri, për këto frymë të vdekura bëhej fjalë tani.

Ndodhi që pikërisht në kohën kur gjithë zotërinjve nëpunës u kishin pllakosur këto andralla, gubernatorit i erdhën, si me kast, dy shkresa, të dyja përnjëherësh. Njëra nga këto njoftonte se sipas informatave dhe raporteve që kishin sosur, aty në gubernën e tij ndodhej një falsifikator asinjatesh që fshihej me emra të ndryshme. Shkresa jepte urdhër të bëheshin pa vonesë hetime sa më të rrepta. Shkresa tjetër vinte nga gubernatori i gubernës fqinjë dhe njoftonte se ish arratisur për t'u shpëtuar ndjekjeve ligjore një kusar

dhe porosiste që në qoftëse do të gjëndej në atë gubernë ndonjë njeri i dyshimtë pa pasaportë dhe pa dokumenta të tjera, të kapej menjëherë

Këto dy shkresa i shastisën të gjithë. Përfundimet dhe hamëndjet e mëparëshme s'kishin më asnjë kuptim. Natyrisht nuk mund të thuhej n'asnjë mënyrë se këto kishin ndonjë lidhje me Çiçikovin, po prapseprapë të gjithë u krodhën në mendime sepse me të vërtetë nuk dinin asgjë se ç'njeri ishte Çiçikovi. Ata suallën ndër mend se ky u kish folur shumë vagët për personin e tij; u kish thënë, ç'është e drejta, se kish hequr e vuar kur kish qenë në shërbim të shtetit, sepse kish mbrojtur të vërtetën, por të gjitha këto ishin mjaft të turbullta. Pastaj, kur kujtuan se vetë Çiçikovi u kish thënë se ai kish shumë armiq që kishin dashur madje edhe ta vrisnin, ata i vunë edhe më fort gishtin kokës: pra, thanë ata, meqenëse jeta e tij paska qenë në rrezik dhe meqenëse e paskan ndjekur, kjo do të thotë se ai duhet të ketë bërë gjësendi... Por ç'kish bërë vallë? Natyrisht, s'mund të mendonim se ai mund të kish falsifikuar kartmonedha dhe aq më fort që kish qenë kusar: nga pamja dukej njeri me qëllime të mira. Mirëpo cili ish ky njeri?

Dhe ja, kështu, zotërinjtë nëpunës zunë t'i shtrojnë vetes pyetjen të cilën duhej ta kishin shtruar që në fillim, domethënë në kreun e parë të poemës sonë. Vendosën t'u bëjnë disa pyetje atyre që i kishin shitur frymët dhe kështu të dinin të paktën çfarë blerje ishin këto dhe pikërisht ç'kuptim kish shprehja "frymë të vdekura". A mos i kish treguar Çiçikovi ndokujt, qoftë edhe pa dashje, mbase edhe kalimthi, cilat ishin qëllimet e tij të vërteta dhe a mos i qe hapur ndonjërit dhe i kish thënë cili ishte ai?

Më parë pyetën Koroboçkën, por nga kjo s'mundën të nxjerrin kushedi çfarë. Ajo tha se Çiçikovi kish blerë frymë të vdekura për pesëmbëdhjetë rubla, së blinte edhe pupla



shpesi, premtonte se do të blinte edhe shumë gjëra të tjera dhe se i furnizonte shtetit sallo derri. Pra ky njeri duhej të ishte batakçi, si ai tjetri që kish ardhur më parë dhe që blinte pupla shpesi dhe i furnizonte shtetit sallo derri, pastaj i kish mashtruar të gjithë; protopopit ia kish hedhur me më shumë së njëqind rubla. Të gjitha ato që pat thënë herën e parë, Koroboçka i përsëriti së dyti, pothuaj pikë për pikë, dhe nëpunësit e panë se kjo s'ish tjetër veçse një plakë budallaqe. Manillovi tha se ish gati të bëhej dorëzënës për Pavel Ivanoviçin si për veten e vet, se ai ish gati të bënte fli tërë pasurinë e tij për të pasur një të qindtën e vetiave të Pavel Ivanoviçit dhe, në përgjithësi, e cilësoi këtë me fjalë shumë miklonjëse, duke shtuar me sytë të picërruar disa mendime në lidhje me miqësinë. Këto të thëna, natyrisht, shprehën në mënyrë të kënaqshme ndenjat e buta të zemrës së tij, por nuk u shpjeguan nëpunësve thelbin e punës.

Sobakieviçi tha, se sipas mendjes së tij, Çiçikovi ishte njeri i mirë dhe se fshatarët ia kish shitur me të zgjedhur dhe se këta ishin të gjallë nga të gjitha pikëpamjet, por se ai nuk merrte përsipër të përgjigjej për ngjarjet që mund të ndodhnin paskëtaj. Në qoftë se ata do të vdisnin udhës në kohën e vështirë të shpërnguljes, ai, Sobakieviçi, s'kish asnjë faj, sepse kjo punë është në dorë të perëndisë: në botë kishte edhe ethe, edhe gjithfarë sëmundjesh të tjera vdekjeprurëse dhe ndodhin raste kur shuhen fshatra të tëra.

Zotërinjtë nëpunës përdorën edhe një mënyrë tjetër, që, ndonëse nuk është shumë fisnike, megjithatë përdoret nganjëherë: vunë disa njerëz të pyesin shërbëtorët e Çiçikovit në dinin gjësend mbi të kaluarën dhe të sotmen e zotëriut të tyre, por as kështu nuk nxorën në dritë kushedi çfarë. Petrushka s'bënte gjë tjetër veçse përhapte një kundërmim dhome të banuar, kurse Selifani tha se i zoti i kish shërbyer shtetit duke punuar në doganë, dhe asgjë më tepër. Njerëzit

e kësaj dore kanë një zakon shumë të çuditshëm. Po t'i pyesësh për një punë të caktuar nuk sjellin në mend asgjë, nuk marrin vesh asgjë dhe madje përgjigjen thjesht se s'dinë gjë, por po t'i pyesësh për diçka tjetër, kthehen te pyetja e parë dhe nisin të t'i tregojnë të gjitha me kaq hollësira sa të mbytin me fjalë.

Të gjitha kërkimet që bënë nëpunësit vërtetuan vetëm një gjë: ata nuk dinin cili ishte Çiçikovi. Porse, nga ana tjetër, Çiçikovi duhej të ishte patjetër dikush. Pas së gjithash e panë të udhës ta bisedojnë përfundimisht këtë çështje dhe të vendosin se ç'masa të marrin dhe pikërisht: në ishte njeri që duhej ndalur dhe kapur se i dyshimtë, apo në ishte njeri që mund t'i kapte dhe t'i ndalte ata të gjithë, si të dyshimtë. Për këtë qëllim vendosën të mblidhen enkas tek shefi i policisë, tek ai babai dhe mirëbërësi i qytetit, të cilin e njohin këndonjësit.



# Kreu i dhjetë

Duke u mbledhur tek shefi i policisë, tëk ai babai dhe mirëbërësi i qytetit, të cilin e njohin këndonjësit, nëpunësit patën rastin ta venë re njëri-tjetrin se ishin ligur për shkak të këtyre brengave dhe shqetësimeve. Me të vërtetë, emërtimi i gjeneral-gubernatorit të ri, ato dy shkresat me një përmbajtje kaq të rëndësishme dhe tërë këto thashetheme - të gjitha bashkë kishin lënë gjurma të dukshme në fytyrat e tyre; shumëve syresh fraket u rrinin tani mjaft gjerë. Të gjithë ishin dobësuar: edhe kryetari i gjykatës ish dobësuar, edhe inspektori i shërbimit mjekësor ish dobësuar, edhe prokurori ish dobësuar, madje ish dobësuar edhe një farë Simion Ivanoviç, që nuk tregonte kurrë mbiemrin dhe që mbante në gishtin tregonjës një unazë të cilën ua jepte zonjave të shikonin. Pa dyshim, siç ndodh kudo, disa veta, jo më shumë se dhjetë nuk e kishin humbur mendjen por këta ishin të paktë. Drejtori i postës qëndronte i patundur. Vetëm ky nuk ish ndryshuar dhe, ngahera, në rrethana të tilla, e kish zakon të thosh:

- Ju njohim ne, o gjeneralë-gubernatorë! Këtu kanë ardhur e kanë shkuar tre a katër si ju, po unë, zoti im, kam tridhjetë vjet që kam lëshuar rrënjë në këtë vend.

Kur dëgjonin këto fjalë nëpunësit e tjerë kishin zakon t'ia kthenin kështu:

- Ti e ke punën mirë, "shprehen zi doiç" Ivan Andreiç.

Ti merresh me postën: pret e nis. Ti s'mund të bësh veçse gabime të vogla: mbyll sportelin e pranimit të letrave një orë më herët, i zhvat diçka atij tregëtarit që ka sjellë një letër me vonesë, jashtë orarit, ose dërgon ndonjë pako që s'duhet dërguar. Aty te ti, natyrisht, çdo njeri bëhet shenjtor. Po sikur të të dalë djalli përpara ditë për ditë dhe të të japë diçka nën dorë, ndonëse ti s'do aspak ta marrësh, dhe ai të mos të të ndahet gjer mos e pranosh? Ti, afërmenç, e ke lehtë t'ia dalësh në krye, sepse ke një djalë të vetëm, po mua, vëllako, ma ka bekuar perëndia atë Praskovia Fjodorovnën që më pjell vit për vit ja një Praskushkë, ja një Petrushkë. Ndryshe do të flisje, vëllako, po të kishe qenë në vendin tim.

Kështu kuvendonin nëpunësit. Dhe në qoftë se me të vërtetë ka a s'ka mundësi që t'i bësh ballë tundimit të djallit, kjo s'është punë që i takon ta zgjidhë autori.

Dukej sheshit se kuvendit që u mblodh kësaj here i mungonte ajo gjëja e domosdoshme që populli i thjeshtë e quan arsye. Në përgjithësi mbledhjet përfaqësonjëse nuk i përshtaten natyrës sonë. Në të gjitha mbledhjet tona, duke filluar nga mbështjelljet e fshatarëve e gjer te komitetet e ndryshme të dijetarëvedhe të komiteteve të tjera, në qoftë se këto s'kanë një kokë që t'i drejtojë, aty zotëron një rrëmuje mjaft e madhe. Madje është zor të thuash pse ndodh kështu. Siç duket, ne jemi njerëz që s'jemi të zotët të nxjerrim në krye veçse mbledhjet dëfrimtare dhe drekëtare, si: klubet dhe gjthfarë voksale[1] të modës gjermane. Dhe kur është fjala për të ngrënë, ndofta të gjithë janë gati në çdo çast. Befas, sapo të fryjë era, ne stisim e ngrehim më këmbë shoqërira mirëbërëse, nxitëse e s'di çfarë të tjera. Qëllimi mund të jetë shumë i mirë, por së ketejmi s'del asgjë. Mbase kjo ngjet sepse ne kënaqemi vetëm me fillimin e punës dhe pastaj themi se me kaq i dhamë

1) *Voks (angl. vauxhoull)* - vend ose hotel dëfrimi. Vauxhall - emërtimi i një periferie të Londrës që u bë më vonë park shëtitjesh e dëfrimesh.



fund. Fjala vjen, duke themeluar ndonjë shoqëri mirëbërëse për të ndihmuar të varfërit dhe duke dhënë për këtë qëllim shuma mjaft të mëdha, vendosim shpejt e shpejt ta festojmë këtë përçapje të lavdërueshme, u shtrojmë një drekë gjithë gradave të larta të qytetit dhe kjo drekë gllabëron, afërmenç, gjysmën e shumave të mbledhura. Me pjesën tjetër marrim menjëherë me qira një seli madhështore për komitetin, prishim para për ngrohje dhe për roje dhe pastaj nga tërë shuma mbeten për të varfërit pesë rubla e gjysmë, por edhe për ndarjen e kësaj shume s'janë në një mendje të gjithë anëtarët e komitetit, sepse sikush përpiqet të kënaqë njerinë e tij.

Mirpo mbledhja e kësaj radhe ndryshonte krejt nga të tjerat: ajo ish thirrur për një çështje të caktuar. Aty nuk ishte fjala për të varfërit ose për ndoca njerëz të huaj, po ish fjala për çdo nëpunës veç e veç, ishte fjala për një njeri që u kanosej barabar të gjithëve, pra me dashje pa dashje aty duhej të lidheshin ngushtë të gjithë, njëzëri. Megjithatë nga mbledhja doli dreqi e merr vesh se çfarë.

Që të mos zemë në gojë gërnjat të cilat janë të pashmangëshme në të gjitha këshillat, u vërtetua se pjesëtarët e mbledhjes nuk ishin aspak të vendosur: njëri thosh se Çiçikovi ishte ai falsifikonjësi i asinjateve të shtetit, për të cilin bënte fjalë shkresa, pastaj e kthente vetë e shtonte: "Po ndofta s'është falsifikonjës"; tjetri thosh se ky ishte nëpunës i kancelerisë së gjeneral-gubernatorit, dhe aty për aty ia këpuste ndryshe: "Djalli ta marrë; këtë cilësi nuk e ka shkruar në ballë." Kundër hamendjes se ky mund të ish një kusar i veshur teptil u ngritën e u bashkuan të gjithë: veç pamjes së jashtme, e cila tregonte vetiu se ai ishte njeri me qëllime të mira, në bisedimet e tij nuk ishte vënë re asgjë që të vërtetonte se mund të ish njeri kokëndezur.

Përnjëherësh, drejtori i postës, pasi kish ndenjur disa minuta i zhytur në mendime, ndofta si pasojë e ndonjë

frymëzimi të befasishëm që ia kish ndriçuar mendjen, ose ku ta dish përse, thirri papritur:

- A e dini zotërinj, cili është ky?

Zëri i tij kish qenë kaq i rrënqethshëm, sa i bëri të gjithë të thëresin së bashku:

- Cili?

- Ky, zotërinj, s'është tjetër veçse kapiten Kopejkini!

Dhe aty për aty, kur e pyetën të gjithë me një zë:

- Cili është ky kapiten Kopejkin? - drejtori i postës tha:

- Qysh, nuk e ditki cili është kapiten Kopejkini?

Të gjithë ia kthyen se nuk dinin asgjë cili ishte kapiten Kopejkini.

- Kapiten Kopejkini, - tha drejtori i postës, duke hapur kutinë e bornutit, po vetëm përgjysmë, nga frika se mos ndonjë nga fqinjët fuste aty gishtrinjtë, të cilët ai dyshonte se nuk ishin të pastër dhe madje kish zakon të thosh: "Ne e dimë, tatëlosh: ju kushedi se ku i fusni gishtrinjtë tuaj, kurse bornuti është një send që kërkon pastërti". - Kapiten Kopejkini, vazhdoi drejtori i postës duke nuhatur bornut, - por po ta tregoj do të na dalë diçka tërheqëse për ndonjë shkrimtar, ose, në një farë mënyre, një roman i tërë.

Gjithë të pranishmit shprehën dëshirën ta dëgjojnë këtë histori, ose, siç pat thënë drejtori i postës, këtë diçka tërheqëse për një shkrimtar që të kurdisë një roman të tërë. Dhe drejtori i postës ia filloi kështu:

## Rrëfimi i kapiten Kopejkinit

"Pas fushatës së vitit njëmijë e tetëqind e dymbëdhjetë, zoti im, - kështu ia nisi drejtori i postës, ndonëse në dhomë nuk kish vetëm një zotëri, po gjashtë dhe të plotë, - pas fushatës së vitit njëmijë e tetëqind e dymbëdhjetë, bashkë



me të plagosur të tjerë, suallën nga lufta edhe kapiten Kopejkinin. S'di se ku kish luftuar ky, në Krasnoje apo në Lajpcig, por merreni me mënd vetë, i kishin prerë njërën dorë dhe njërën këmbë. Hë, atë kohë, më kuptoni, nuk ish marrë ende ndonjë masë për të ndihmuar të plagosurit; ajo, si i thonë, shtëpia e ndihmës së invalidit, u themelua në një farë mënyre, mund ta merrni me mend vetë, shumë më vonë. Kapiten Kopejkini e pa se duhej të punonte, po atij i kish mbetur, merreni vesh, vetëm dora e mëngjër. Shkoi në shtëpi, tek i ati, mirëpo i ati i tha: "Unë s'kam me se të të mbaj, unë, - mund ta merrni me mend vetë, - mezi nxjerr bukën e gojës për veten time". Kështu pra, zoti im, kapiteni im Kopejkini e pa të udhës të shkojë në Peterburg t'i lutet monarkut që t'i japë ndonjë lëmoshë monarkike: "Hë, de, ja, kështu e kështu, në një farë mënyre, si të thuash, unë bëra fli jetën time, derdha gjakun..." Nejse, siç e dini, me karvanet e karrocave apo me karrot e mbyllura të shtetit, shkurt, zoti im, ai bëri si bëri e u zvarrit gjer në Petërburg.

Hë, mund ta merrni me mend vetë: një namëna kapiten Kopejkin fanitet pa pritur në kryeqytet që, si të thuash, s'e ka shoqin në botë. Papritur atij i bëhet dritë përpara, si të thuash, i hapet një shesh jete si në ato prrallat e Sheheranzades. Papritur, në një farë mënyre, mund ta merrni me mend vetë, na gjendet në shetitoren Nevski, ose, atje, siç e dini, në ndonjë rrugë Gorohovaja, dreqi ta marrë! apo në ndonjë nga ato të tjerat - në rrugën Litejnaja. Këtu i ze syri një nga ato majat e shigjetave të vërvitura lart, në qiell, tutje sheh një nga ato urat e varura si djall, mund ta merrni me mend vetë, si të them, pa asnjë mbështetje - me një fjalë, Semiramida[1], zot, e mori fund! Vrau mendjen të zerë me

1) *Semiramida* - mbretëreshë e Asirisë dhe e Babilonisë, e shoqja e mbretit Ninos, trimëreshë e madhe. Thuhet se kjo ka themeluar Babilonën dhe ka ndërtuar kopshtet e famshme të varura, (të ndërtuara mbi shtylla).

qira një banesë, por të gjitha këto ishin shumë të shtrenjta: perde, storje, dreqi ta marrë, merrni vesh, qilime - tërë Persia; hedh këmbën e shkel pasurira të tëra. Shkon udhës dhe hunda i ndjen erën e mijëra rublave. Mirëpo tërë begatia e kapitenit tim Kopejkin nuk kapërcen nja dhjetë kartra të kaltra[1]. Nejse, strehohet disi në hanin Rovel për një rubël ditën; më drekë ha një çorbë lakre dhe një thelë mish lope. Ai e sheh se nuk është i zoti ta zgjatë shumë të ndenjurit aty. Pyet kujt duhet t'i vejë e t'i flasë. I thonë se ka aty një farë komisioni të lartë, një asosh drejtorie, merrni vesh, të atillë, që ka në krye një asish, të themi, gjeneral-anshef[2]. Duhet t'ju them se perandori atë kohë s'ish edhe në kryeqytet; ushtria, mund ta merrni me mënd vetë, s'ish kthyer nga Parisi, të gjithë gjendeshin jashtë shtetit. Kopejkini im u ngrit herët në mëngjes, kashaisi mjekrën me dorën e mëngjër, që të mos i paguajë para berberit, sepse ky shpenzim ish, në një farë mënyre, një shpenzim i kotë, veshi uniformën dhe u nis me atë këmbën e drunjtë, mund ta merrni me mend vetë, e shkoi drejt te shefi, tek i madhi. Pyeti se ku e kishte shtëpinë. "Ja", - i thanë, e i rrëfyen një shtëpi në shetitoren e pallatit, gjatë bregut. Një izbë, merrni vesh, një izbë fshatare: me ca xhame në dritare, mund ta merni me mend vetë, një sazhen[3] e gjysmë të lartë, tërë kristal, kështuqë vazot edhe ato të tjerat që ishin brenda në dhomat dukeshin sikur gjëndeshin jashtë: në një farë mënyre, mund t'i prekje me dorë nga rruga; muret të veshur me mermer të shtrenjtë, sende metali, një farë doreze në derë, nga ato që s'guxon t'i prekësh me dorë po duhet të vraposh, merrni vesh, gjer në dyqan të bakallit, të blesh një grosh sapun, të lash e të fërkosh duart nja dy orë e pastaj t'i

1) Karmonedhë pesërublash.
2) *Gjeneral-anshef* - grada më e lartë e gjeneralëve, në Rusinë e vjetër
3) *Sazhen* - masë e vjetër gjatësie, 2.1 metro.



hapësh. Shkurt: kudo ndrinte e vetëtinte - në një farë mënyre, të lonte mendja e kresë. Portieri dukej si gjeneralisim: me një patericë të artë, me një turi konti, si ndonjë qen mops i ushqyer mirë, i majmë; mbante jakë dantele, maskarai!..

Kopejkini im u zvarrit si mundi me atë këmbën e drunjtë në sallën e pritjes, u mblodh gërmuq në një qoshe, që të mos shtyjë me bryl, mund ta merrni me mend vetë, ndonjë Amerikë a ndonjë Indi - merni vesh: ndonjë asosh vazoje fajance të praruar. Afërmenç, ai priti atje një copë herë shumë të gjatë, sepse mund ta merrni me mend vetë, shkoi shumë kohë gjersa gjenerali u ngrit, në një farë mënyre, nga gjumi dhe ushaku i shpuri një farë legeni argjendi që ta ketë për gjthfar asosh të larash e të shpëlarash. Kopejkini im pret katër orë plot, gjrsa më në fund hyn një adjutant a një nëpunës që bën shërbim aty. "Gjenerali, thotë ky, do të hyjë tani në sallën e pritjes."Ama në sallën e pritjes njerëzit rrinë ngjeshur si bathët në një pjatë. Mos pandehni se këta ishin bujkrobër nga këta tanët , po vetëm burra nga të klasës së katërt a të pestë, kolonelë, dhe aty-këtu shkëlqente ndonjë makaronë e trashë në spaletat; shkurt: gjeneralë. Befas në sallë, merrni vesh, u dëgjua një zhurmë shumë-shumë e lehtë. Herë këtu, herë tutje bënë "shsh...shsh..."dhe fundja plakosi një heshtje e rëndë.

Hyn i madhi. Hë, mund ta merrni me mend vetë: burrë shteti! Fytyra e tij, si të thuash... hë, tëpkë, si ajo grada e lartë që mbante, merrni vesh...një shprehje asish, merrni vesh. Të gjithë ata që ndodhen në sallë, s'do mend, ngrijnë në vend, në pritje, dridhen. Presin, në një farë mënyre, t'u caktohet fati. Ai ministri, i madhi, i afrohet herë njërit, herë tjetrit: "Ju përse? Ju përse? Ç'urdhëroni? Ç'punë kini?" Së fundi, zoti im, e pyet edhe Kopejkinin. Ky, Kopejkini, mbledh veten: "Kështu e kështu, thotë, shkelqesi: unë kam derdhur gjakun, kam mbetur në një farë mënyre, me një dorë e me

një këmbë, s'jam i zoti të punoj. Guxoj t'i kërkoj mëshirë monarkut." Ministri hedh sytë e shikon: njeriu e ka njërën këmbë të drunjtë, mënga e djathtë i varet e zbrazët, qepur pas uniformës. "Mirë, i thotë, dukuni këto ditë."

Kopejkini mend fluturon nga gazi: e para - pati nderin të paraqitet në audiencë tek i madhi i dorës së parë; e dyta - ja, tanithi do të zgjidhet, pas së gjithash, në një farë mënyre, puna e pensionit. Nga gazi, merrni vesh, zuri të kërcejë nëpër trotuar. Hyri në pijetoren e Pallkinit për të hedhur një kupë vodkë, shkoi të hajë drekë, zoti im, në restorantin Londra, porositi t'i sjellin një kotoletë me kapersë[1], një pulastren me gjithfarë garniturash, një shishe verë; në mbrëmje shkoi në teatër. Me pak fjalë, merrni vesh, ia shtroi dëfrimit. Në trotuar sheh se po shkon një asosh anglezkë me shtat të derdhur, si mjellmë, një nga ato, merreni me mend vetë. Kopejkinit tim, merrni vesh i vlon gjaku, vrapon me atë këmbën e drunjtë, trok-trok e ndjek çap pas çapi. "Jo, jo, thotë me mendje, do ta le për më vonë kur do të marr pensionin, kësaj here shpenzova shumë."

Kështu, zoti im, pas nja tri a katër ditë Kopejkini im shkon rishtas tek ministri, rri e pret te dera. "Kështu e kështu, thotë, kam ardhur të dëgjoj, thotë, urdhrin e shkëlqesisë suaj të lartë. Jam i sëmurë, kam marrë plagë..." e kështu me radhë, merni vesh me fjalë nga ato zyrtaret. Ai i madhi, mund ta merrni me mend, e njohu menjëherë. "Ah, thotë, mirë; kësaj here, thotë, nuk mund t'ju them asgjë më shumë veçse që duhet të prisni gjer të kthehet perandori. Atëhere, pa pikë dyshimi, do të jepen urdhra në lidhje me të plagosurit. Unë, si të them, pa urdhrin e monarkut s'mund të bëj asgjë."

Tha tungjatjeta, më kuptoni, dhe doli. Kopejkini, mund

1) *Kapers* - një shkurre; bulat e saj gatuhen me uthull dhe kripë, si salcë për gjellët.



ta merrni me mend, s'ish as në qiell, as në dhe. Ai kish pandehur se atë ditë do t'i jepnin paratë në dorë e do t'i thoshin: "Na, djalë shtroja me të pirë e bëj qejf." Mirpo në vend të kësaj i dhanë urdhër të presë e as që ia caktuan sa kohë duhej të priste. Doli në krye të shkallëve si një pudel[1], merrni vesh, të cilin gjellbërësi e ka lagur me ujë dhe ai ka marrë bishtin ndër shalë e ka varur veshët. "Jo, jo, - thotë ai me mend të tija, - do t'i vete një ditë tjetër, do t'i them se kam mbetur pa një krodhe bukë: po të mos më ndihmoni, duhet të vdes, në një farë mënyre, nga uria."

Shkurt, shkon ky edhe një herë, o zoti im, në shetitoren e pallatit, atje në breg të Nevës. I thonë: "Sot nuk pret, ejani nesër." Të nesërmen po atë fjalë. Portieri as që i hedh sytë ta shikojë. Mirëpo ndërkaq, merrni vesh, atij i kish mbetur në xhep vetëm një kartushkë nga ato të kaltrat. Dikur hante çorbë lakre me një thelë mish lope, kurse tani blinte në dyqan vetëm ndonjë rrëngë ose ndonjë kastravec turshi dhe nja dy para bukë. Shkurt, vuan urie, i gjori, po oreksin e ka të fortë, si atë të ujkut. Kalon pranë ndonjë restoranti, sheh atje gjellëbërësin, mund ta merrni me mend vetë, një të huaj, frëng, fytyrëçelur, veshur në të bardha, të bëra nga pëlhurë hollande; përparësen e ka si borë, gatuan atje ndonjë salcë me erëza, kotoleta me kërpudha; me dy fjalë, gjëra të shtrenjta, shumë të shijshme, që ai mund t'i përpinte të gjitha me oreks të madh. Shkon nëpër tregun Miliutinsk, hedh sytë nëpër vitrinat dhe sheh atje, në një farë mënyre, një salmon nga ata të mëdhenjtë, vishnjëza nga pesë rubla kokrra, një shalqin stërmadh, ashtu, sa një diligjencë[2] që mend vërvitet nga vitrina jashtë dhe, si të thuash, kërkon ndonjë budalla që ta blerë për njëqind rubla, shkurt, në çdo hap tundime të këtilla

1) *Pudel* - racë qeni leshtor që mbahet brenda në shtëpi.
2) Karrocë e madhe që përdorej dikur për bartjen e pasagjerëve dhe të postës.

që e bëjnë t'i lëshojë goja lëng. Nga ana tjetër dëgjon se atje i thonë gjithnjë "nesër".

Kështu, mund ta merrni me mend vetë se në ç'gjendje ndodhej ai: këtu, si të thuash, salmoni dhe shalqini, atje tej i japin gjithnjë po atë gjellë që mban emrin "nesër". Më në fund, të gjorit iu bë jeta, në një farë mënyre, e paduruar, dhe kuturisi të hidhet në sulm, pa le të bëhej si të bëhej, merrni vesh? Priti përpara shtëpisë gjersa të vinte edhe ndonjë lutës tjetër, dhe kështu, bashkë me një gjeneral, merrni vesh, u fut me atë këmbën e drunjtë brenda në sallën e pritjes. Ai i madhi hyri dhe pyeti siç e kish zakon: "Ju përse? Ju përse? Ah! - tha ai kur e pa Kopejkinin, - unë ju pata thënë se duhet të prisni vendimin". - "Më falni, shkëlqesi e lartë, kam mbetur, si të them, pa një krodhe bukë..." - "Po ç'të bëj unë? Unë s'mund të bëj asgjë për ju; hë për hë përpiquni ta ndihmoni vetveten; gjeni vetë ndonjë mjet a mënyrë" - "Por, shkëlqesi e lartë, në një farë mënyre mund të gjykoni vetë ç'mjet jam i zoti të gjej unë, pa këmbë e pa duar". - "Sidoqoftë, - i thotë i madhi, - duhet ta kuptoni: unë s'mund t'ju mbaj, si të them, mbi kurriz tim; unë kam shumë të plagosur. Të gjithë këta kanë të drejta të barabarta... Kini durim. Do të vijë perandori, unë mund t'ju jap fjalën e nderit se madhëria e tij nuk do t'ju kursejë lëmoshën". - "Por, shkëlqesia juaj e lartë, unë s'kam se si të pres", - ia kthen Kopejkini, dhe këto fjalë i shqipton disi vrazhdë. Ai i madhi, merrni vesh, zuri të inatoset. Me të vërtetë: aty, anembanë, gjeneralët prisnin vendime, urdhra; kishte, si të thuash, punë të rëndësishme, shtetërore, që kërkonin një zgjidhje se më të shpejtë; një minutë vonesë, mundtë sillte kushedi çfarë pasojash. Dhe këtu po i bëhet ferrë një dreq që s'i ndahet. "Më falni, i thotë, unë s'kam kohë... më presin punë më të mëdha se sa kjo juaja". I jep të kuptojë në një farë mënyre se më në fund ka ardhur koha të largohet. Por Kopejkini im - ku ta dish, ndofta atë e shtyn uria - ia kthen: "Si të



urdhëroni, shkëlqesia juaj, thotë, po unë s'do të tundem vendit, gjersa të mos më jepni një zgjidhje".

Hë... merreni me mend: t'i përgjigjesh kështu një të madhi, që mjafton të thotë një fjalë goje e të mori dreqi... Po t'i flasë kështu një nëpunës një tjetri që mban veten me një gradë më të lartë, thuhet se e ka shkelur ndyrë. Por në rastin e Kopejkinit kemi një largësi si qielli me dhenë: këtej një gjeneral-anshef dhe andej një farë kapiten Kopejkin! Këtej nëntëdhjetë rubla, andej një zero! Gjenerali, merrni vesh, s'flet më, vetëm e shikon; po shikimi është si një grykë topi që vjell zjarr: zemra i bën bum-bum. Po Kopejkinin im, mund ta merrni me mend vetë, s'lëviz nga vendi, qëndron si i ngrirë. "Ç'po thoni kështu?" - ia këput gjenerali dhe mend hidhet ta kapë, si i thonë një fjale, për fyti. Por, të themi të drejtën, prapë u suall mjaft i mëshirshëm. Po të kish qenë ndonjë tjetër do t'i kish kallur datën, sa që pastaj tri ditë me radhë rruga do t'i qe vërtitur si qerthull, por ai i tha vetëm nja dy fjalë: "Mirë, i tha, në qoftë se këtu në kryeqytet ju duket shtrenjtësi dhe s'mund të prisni i qetë vendimin për shortin tuaj, unë do t'ju nis me shpenzimet e shtetit. Të vijë korieri! Ta degdisni këtë njeri në vendbanimin e vet!"

Dhe korieri, merrni vesh, ndodhej te dera: një mashkull tre arshin i gjatë, me ca alamet duar, mund ta merrni me mend vetë, që natyra ia kish falur tamam për të qenë karrocier, shkurt, një nga ata që janë krijuar për të dhënë shuplaka... Kështu pra, zoti im, ma përlajnë atë robin e perëndisë edhe ma flakin në një talike, pranë korierit. "Mirë, - thotë me mendje Kopejkini, - të paktën kështu s'duhet të paguaj udhën, falemnderit edhe për kaq". Ja, pra, zoti im, niset ky me korierin dhe në udhë e sipër jep e merr me vete: "Meqenëse gjenerali thotë se duhet të gjej vetë mjetin që ta ndihmoj vetveten, unë them se ka shumë të drejtë. Unë do ta gjej këtë mjet!".

Hë pra, e shpunë Kopejkinin, po se ku e shpunë nuk

dihet. Kështu, merrni vesh, s'u dëgjua asnjë fjalë se ku e hodhën kapiten Kopejkinin. Ata e flakën në lumin e harresës, në ndonjë Letë[1], siç thonë poetët. Por, me leje, zotërinj, pikërisht këtu nis, si të them, filli i rrëfimit tim.

Kështuthi, s'dihet se ku u zhduk Kopejkini. Por, merreni me mend vetë, nuk shkuan as dy muaj, dhe në pyjet e Riazanit u avit një trumbë kusarësh, dhe kapedani i kësaj trumbe, zoti im, nuk ishte tjetër kush, po dora vetë..."

- Me leje, Ivan Andreiç, - tha befas shefi i policisë, që ia preu fjalën, - ti vetë na the se kapiten Kopejkinit i mungon njëra dorë e njëra këmbë, kurse Çiçikovi...

Kur dëgjoi këto fjalë, drejtori i postës klithi dhe i ra, bam! ballit me pëllëmbë, e quajti veten botërisht "viç", përpara të gjithëve. Ai s'ishte i zoti të kuptonte se qysh nuk i qe kujtuar kjo punë në krye të rrëfimit dhe pohoi se është shumë e goditur ajo fjala e urtë ruse që thotë: "Rusit i vjen mëndja së pastajmi." Mirpo pas një çasti e mori veten dhe u mundua me dinakëri të dalë i larë e shpëlarë duke thënë se, sidoqoftë, në Angli është përsosur shumë mekanika, se gazetat thonë se dikush ka shpikur një këmbë të drunjtë që posa t'i shkelësh një sustë do ta çojë njerinë kushedi se në ç'vend, kështu që pastaj nuk do ta gjesh dot asgjëkundi.

Mirëpo askujt s'iu mbush mendja se Çiçikovi mund të ish kapiten Kopejkini dhe thanë se drejtori i postës e kish tepruar shumë. Por, nga ana tjetër, as ata s'ranë më poshtë dhe, të nxitur nga fantazia shumë e hollë e drejtorit të postës, shkuan mbase edhe më larg. Ndër hamëndjet e shumta mëndjemprehta ishte edhe një që, madje, të dukej e çuditshme kur e shfaqje: a mos Çiçikovi ishte vetë Napoleoni i veshur teptil? Thuhej se kish shumë kohë që kur Anglia i kish zili Rusisë kaq të madhe e kaq të gjerë, se madje kish dalë në

1) *Letë* - një nga lumenjtë e Hadit. Letë do të thotë "harrim". Hijet e të vdekurve pinin ujin e këtij lumi për të harruar krejt të kaluarën.



gazetë një karikaturë në të cilën paraqitej një rus tek po fliste me një anglez. Anglezi qendronte më këmbë dhe kish prapa tij një qen të lidhur me zinxhir. Qeni, merret vesh, ishte Napoleoni vetë. "Hap sytë, thosh anglezi, se po të mos rrish urtë do të ta ndërsej menjëherë këtë qen!" Dhe ja tani, ndofta me të vërtetë anglezët e kishin lëshuar Napoleonin nga Shën Elena dhe ky bridhte nëpër Rusi me emrin e Çiçikovit, por të themi të vërtetën s'ish aspak Çiçikov.

Pa dyshim, nëpunësit nuk i zunë besë kësaj fjale, por megjithkëtë ranë në të thella dhe, si e kqyrën këtë punë sikush ashtu siç ia priste mendja, thanë se me të vërtetë fytyra e Çiçikovit, po ta shikoje në profil, i ngjante mjaft portretit të Napoleonit. Shefi i policisë, që kish marrë pjesë në luftën e vitit njëmijë e tetëqind e dymbëdhjetë dhe e kish parë me sytë e vet Napoleonin, nuk mundi të mos pohojë se nga shtati se ai s'vinte më i gjatë se Çiçikovi dhe se nga fytyra Napoleoni s'mund të thuash se ish shumë i mbushur, por as thatim.

Ndofta disa këndonjësve këto të gjitha do t'ju duken si të pabesueshme. Por që t'ua bëjë qejfin këtyre edhe vetë autori është gati të thotë se janë si të pabesueshme. Mirëpo, mjerisht, punët ndodhën pikë për pikë kështu siç tregohen dhe gjëja me e çuditshme është se qyteti N. nuk gjendej në ndonjë humbëtirë, po përkundrazi, shumë afër të dy kryeqyteteve. Por s'duhet të harrojmë se këto të gjitha ndodhnin pas dëbimit zulmëmadh të francezëve. Atë kohë tërë çifligarët tanë, nëpunësit, tregtarët, shitësit e dyqaneve dhe çdo njeri që dinte shkrim e këndim, madje edhe ata që s'dinin gjëra të tilla, ishin bërë, të paktën brënda këtyre tetë vjetëve, politikanë të mbaruar. Revistat "Moskovskie Vjodomosti" dhe "Sin Otjeçestva" përhapeshin anembanë duke kaluar dorë më dorë dhe sosnin copë-copë te lexonjësi i fundit, sa s'vlenin më për asnjë përdorim tjetër. Nuk dëgjoheshin më pyetjet e rëndomta: "Sa e shite, babush, shinikun e tërshërës?" ose "A

përfitove dje nga dëbora e parë për të dalë për gjah?", - po: "Ç'thonë gazetat? A mos e kanë lëshuar përsëri Napoleonin nga ishulli?" Tregtarët i druheshin shumë kësaj pune, sepse u zinin besë me mish e shpirt profecive të një profeti që kishte ndenjur tre vjet në burg. Ky profet kish ardhur s'di që ku, me opinga prej kore mështekne dhe me një gozhup deleje që kundërmonte për tmerr erë peshku të qelbur dhe kish thënë se Napoleoni s'ish tjetërkush veçse antikrishti dhe se atë e mbanin të lidhur me zinxhirë të gurtë, të rrethuar nga gjashtë mure e shtatë dete, po se më tej do të këpuste zinxhirët dhe do të shtinte në dorë tërë botën. Për këtë profeci, atë e kishin kapur dhe e kishin hedhur në burg, siç e do puna, mirëpo ndërkaq profeti e kish bërë punën e tij dhe i kish shushatur fare tregtarët. Edhe më vonë, një kohë të gjatë pas kësaj ngjarjeje, madje edhe kur blinin e shisnin me fitime sa më të mëdha, tregtarët, kur shkonin në pijetore për të pirë çajin e e tyre, vazhdonin të flisnin për antikrishtin. Edhe shumë nëpunës dhe bujarë fisnikë e bluanin padashje këtë gjë në mend e tyre dhe, duke qenë të molepsur nga misticizmi që, siç dihet, asaj kohe ishte në modë, i jepnin një kuptim të veçantë çdo shkronje që përbënte emrin "Napoleon". Madje shumë syresh kishin zbuluar në këtë emër shifrat e Apokalipsit[1]. Kështu pra, s'duhet të na çuditë fare se nëpunësit e bluanin në mendje, pa dashje, këtë çështje. Mirëpo së shpejti e kuptuan se fantazia e tyre kish marrë malet dhe se këto të gjitha ishin gjepura.

Menduan sa menduan, biseduan sa biseduan dhe më në

1) *"Apokalipsi i Joanit" ose "Zbulesa e Joanit* - është libri i fundit i Dhiatës së re. Në këtë libër emri i antikrishtit është shënuar me shifrën 666. Në kohën e invadimit frëng të Rusisë (1812), shumë njerëz me prirje mistike zëvendësonin shkronjat e emrit "Napoleon Bonaparti" me shifrat e sllavishtes së vjetër (në këtë gjuhë, si dhe në gjuhën greke, shifrat shënohen me shkronja) dhe, pas disa llogaritjesh nxirrnin sojesh shifrën 666. Sekëtejmi rridhte përfundimi se Napoleoni ishte antikrishti që profetizonte apokalipsi.



fund kuturisën se nuk do të kish qenë keq ta pyesnin mirë e paq Nozdriovin. Dukmeqenëse ky e kish zbuluar për herë të parë historinë e frymëve të vdekura dhe kish, siç thuhej, lidhje të ngushta me Çiçikovin, duhej të dinte medoemos disa hollësira mbi jetën e këtij. Pra e lanë të presin se çdo thosh Nozdriovi.

Njerëz të çuditshëm janë këta zotërinjtë nëpunës dhe pas tyre gjithë gradat e tjera! S'do mend, këta e dinin shumë mirë se Nozdriovi ish rrenacak, se atij nuk mund t'i besoje asnjë fjalë as edhe më të voglën, po prapë iu suallën pikërisht atij. Ik pastaj e merru vesh me njerinë!

Nuk i beson perëndisë, po i beson hundës: po t'i hajë hunda patjetër do të vdesë. Përbuz veprën e poetit të kthjellët si dita, në të cilën harmonia bashkohet ngushtë me thjeshtësinë e lartë, tërë mençuri dhe i jepet një shëmtire në të cilën ndonjë kërpaç kokëshkretë ngatërron dhe kërlesh përmbys dhe shkatërron natyrën, dhe kjo i pëlqen kaq shumë sa hidhet e kasnecon: "Ja tek është çelsi i vërtetë i të fshehtave të zemrës!" Tërë jetën nuk zgjat dorën t'u japë një dyshkë mjekëve dhe përfundon duke i zënë besë një plakusheje që e mjekon me të pëshpëritura dhe me të pështyra magjistare, ose, edhe më shumë, trillon ndonjë përzierje të përbërë nga s'di çfarë ndyrësish, që i duken atij, djalli ta marrë vesh si e qysh, bari më i mirë për t'ia shëruar sëmundjen.

Natyrisht, ne mund t'ua falim pak a shumë zotërinjve nëpunës që kanë rënë me të vërtetë ngushtë. Thonë se i mbyturi kapet edhe pas lëmizhdës më të vogël, sepse në çastin e mbytjes ai s'ka nge të mendojë se në atë lëmizhdë mund të mbahet mbase vetëm një mizë, kurse ai peshon pothuaj katër pude, madje edhe plot pesë[1]. Po në atë grimë ai s'ka mend në kokë dhe zihet pas lëmizhdës. Kështu edhe zotërinjtë tanë

1) *4 pudë* - 65.5 kg.; 5 pudë - 81.9 kg.

u kapën, më në fund, dhe pas Nozdriovit.

Menjëherë shefi i policisë i shkroi Nozdriovit një pusullë duke e ftuar të vinte asaj mbrëmje. Një kapter i policisë së një lagjeje, me një palë çizme të gjata dhe me ca faqe të kuqe të këndshme, u sul po në atë minutë, duke mbajtur shtrënguar shpatën, dhe shkoi me të katra në shtëpinë e Nozdriovit. Ky, Nozdriovi, i qe mbrehur një pune të madhe: kish plot katër ditë që s'dilte nga dhoma jashtë, s'linte njeri të hynte brenda; ushqimin ia jepnin nga dritarja e vogël - shkurt, madje ish tretur dhe fytyra i kish marrë një ngjyrë si të gjelbërth. Puna që po bënte i kërkonte një vëmendje të madhe: ai i kish caktuar vetes detyrën që nga disa dhjetëra duzina kartrash kumari duhej të zgjidhte një palë, më të goditurën, në të cilën mund të mbështetej si tek një mik nga më besnikët. Kjo punë duhej të zgjaste të paktën edhe dy javë të tjera; gjatë tërë kësaj kohe Porfiri duhej t'ia fërkonte kërthizën me një furçë të posaçme atij këlyshit mediolan[1] dhe ta lante tri herë në ditë me sapun.

Nozdriovi u zemërua shumë se ia prishën vetminë dhe i shfryu oficerit të policisë duke i thënë: "në djall të vesh!" - po kur lexoi pusullen e shefit që i thosh se atë mbrëmje priste t'i vinte një axhami të cilin ai mund ta zhvaste në kumar e të fitonte ca para, u zbut përnjëherësh, u vesh sido-kudo me robat që i zuri dora, mbylli shpejt derën me kyç dhe u nis e shkoi tek shefi.

Deklaratat, dëshmitë dhe hamendjet e Nozdriovit vinin në kundërshtim me ato të zotërinjve nëpunës kështu që hamendjet e tyre të fundit u hodhën poshtë. Nozdriovi ishte një njeri i vendosur. Ndërsa hamendjet e tyre ishin mëdysh, fjalët e tija ishin të prera dhe të pagabueshme. Ai iu gjegj pa

1) *Mediolan (nga Mediolanum, emri latin i Milanos)* - racë langojsh gjahu e ardhur nga italia.



belbëzuar fare të gjitha pyetjeve; tha se Çiçikovi kish blerë për disa mijëra rubla frymë të vdekura, dhe se ai vetë i kish shitur frymë të tilla, sepse s'kish pasur ndonjë arsye që të mos ia shiste.

Kur e pyetën a mos Çiçikovi ishte spiun dhe a mos kish ardhur aty për të përgjuar, Nozdriovi ua ktheu se me të vërtet ai ishte spiun. Në shkollën që kishin ndjekur bashkë e quanin kallzovaç dhe se për këtë shkak shokët, madje edhe vetë Nozdriovi, e kishin rrahur mirë e paq, kështuqë pastaj u desh t'i vinin vetëm në tëmthet dyqind e dyzet ushujza - ai kish dashur të thosh dyzet, po ato dyqindat u shtuan vetiu.

Kur e pyetën në qoftë se Çiçikovi ishte edhe falsifikonjës kartmonedhash, Nozdriovi tha se po, ishte falsifikonjës, dhe me këtë rast tregoi një anekdotë që vërtetonte se Çiçikovi ishte jashtëzakonisht i shkathët: një herë, sapo kishin marrë vesh se në shtëpinë e tij gjendeshin dy milionë rubla asinjate falso, i kishin vulosur me dyllë të kuq shtëpinë dhe kishin vënë roje dy ushtarë në çdo derë, porse gjatë natës Çiçikovi i kish shkëmbyer të gjitha asinjatet dhe kështu, të nesërmen, kur hoqën vulat panë se këto nuk ishin të rrema, po të vërteta.

Kur e pyetën në qoftë se megjithmend Çiçikovi kish dashur të rrëmbente të bijën e gubernatorit dhe në qoftë se ish e vërtetë se ai kish dashur ta ndihmonte dhe të merrte pjesë në këtë punë, Nozdriovi ua ktheu se e kish ndihmuar dhe se po të mos e kishte ndihmuar, Çiçikovi nuk do t'ia kish dalë në krye. Aty sikur erdhi në vete kur pa se kish gënjyer kot më kot dhe kështu mund ta pësonte po s'ishte më i zoti të mbante gojën. Por edhe e kishte zor të bënte një gjë të tillë, sepse fantazia e tij punonte pa pushim dhe i kishin ardhur në majë të gjuhës disa hollësira shumë interesante nga të cilat s'kish se si të hiqte dorë: përmendi madje edhe emrin e fshatit tek ndodhej kisha ku duhej të vinin kurrorë, dhe pikërisht në fshatin Truhmaçiovna. At Sidori do t'u vinte

kurorë kundrejt një pagese shtatëdhjetë e pesë rublash; ky s'kish dashur të pranonte të bënte një gjë të tillë, por Nozdriovi iu paskej kanosur duke thënë se do të hapte fjalën se ai e dinte se prifti i kish vënë kurorë tregtarit të drithrave Mihajllo, që ish martuar me nunën e tij, se Nozdriovi i kish dhënë Çiçikovit edhe karrocën e vet dhe kish pregatitur kuaj shkëmbimi në të gjitha stacionet. Këto imtësi të stërholla i stërholloi edhe më shumë duke përmendur edhe emrat e karrocierëve.

Atëhere nëpunësit i zunë në gojë Napoleonin, por aty për aty u penduan, sepse Nozdriovi kurdisi e tha ca gënjeshtra me bisht që jo vetëm se nuk i përngjanin sado pak së vërtetës, po nuk i përngjanin asgjëje, kështu që ata psherëtinë dhe u ngritën e shkuan. Vetëm shefi i policisë vazhdoi ta dëgjojë edhe një copë herë të gjatë duke thënë me mend e tija mos e mos nxirrte diçka më tej, po pas së gjithash hoqi dorë e tha: "Djalli e marrtë vesh!"

Sidoqoftë të gjithë ishin në një mendje se s'del gjalpë nga guri. Kështu, nëpunësit mbetën edhe më të shastisur, dhe puna përfundoi me një gjë: ata s'mundën ta marrin vesh cili ishte Çiçikovi. Me këtë rast u kuptua qartë se çfarë krijese është njeriu: ai është i urtë, i mençur dhe i arsyeshëm kur është fjala për punët e të tjerëve, por jo për të vetat. Hej, ç'këshilla të goditura dhe të forta u jep ai të tjerëve në çastet e vështira të jetës! "Ç'kokë e zgjuar! - thërret turma. - Ç'karakter i patundur!" Po sikur këtë kokë të zgjuar ta godasë ndonjë mjerim, dhe sikur të ndodhë që ai vetë të gjendet në çaste të vështira në jetë, zhduket tërë ai karakteri i fortë, burri i patundur e humb pusullën dhe atëhere del sojesh një frikacak i përbuzur, një foshnjë e dobët që s'vlen asgjë, ose një tutkun, siç thotë Nozdriovi.

Tërë këto shpjegime, mendime dhe thashetheme s'dihet se për ç'shkak tronditën më fort sidomos prokurorin e gjorë.



E tronditën kaq shumë sa që kur u kthye në shtëpi zuri të vrasë e të vrasë mendjen dhe, siç i thonë një fjale, papritur e pakujtuar, ra e vdiq. Ndofta e goditi pika apo ndonjë sëmudje tjetër, sidoqoftë, tek po rrinte, u rrokullis nga karriga e ra përmbys. Përpoqën duart, siç e kanë zakon, duke klithur: "O perëndi!" Dërguan e thirrën mjekun që t'i marrë gjak, por pastaj e panë se prokurori kish mbetur kufomë, pa shpirt. Vetëm atëhere e kuptuan me keqardhje se i ndjeri paskej pasur dikur shpirt, ndonëse duke qenë i përkorët nuk kish treguar kurrë se kish shpirt. Mirëpo vdekja është barabar e tmerrshme edhe për njerinë e vogël,edhe për të madhin. Ai që aty më parë ecte, lëvizte, lozte vist, nënshkruante akte të ndryshme dhe shihej shpesh midis nëpunësve të tij me ato vetullat e trasha dhe me atë syrin e picërruar, tani dergjej në tryezë, nuk picëronte më syrin e mëngjër, por vetullën e kish pak si të ngritur me një farë shprehjeje pyetëse.

Ç'donte të pyeste i ndjeri, përse kish vdekur dhe përse kish rrojtur? Këto të gjitha i di vetëm një perëndi.

Mirëpo kjo është marrëzi! Kjo nuk pajtohet me asnjë arësye! Kjo është një gjë që s'bëhet! Qysh mund të trembin kështu nëpunësit vetveten; të ngjizin gjepura të tilla, të largohen nga e vërteta, kur edhe një foshnjë e sheh se si qendron puna? Kështu do të thonë shumë këndonjës dhe do ta qërtojnë autorin duke ngulur këmbë se këto qenkan gjëra të paarsyeshme ose do të mendojnë se nëpunësit e ngratë qenkan budallenj, sepse njeriu është shumë i ngutur për të hedhur fjalën "budalla" dhe gati ta quajë kështu njëzet herë në ditë të afërmin e tij. Mjafton që ndër dhjetë vetia me të cilat je pajisur të kesh vetëm njëzë ves të keq dhe kjo e metë e vogël do të të radhitë aty për aty ndër budallenjtë, pa marrë fare parasysh ato nëntë anët e tua të mira.

Duke vështruar nga këndi i tij i qetë, nga lart, që ku hapet tërë horizonti, lexonjësi e ka lehtë të gjykojë gjithë ato që

ndodhin poshtë, aty ku njeriu nuk sheh veçse sendet që ka pranë. Edhe në kronikën botërore të njerëzimit ka shekuj të shumtë që do të të duket se mund të hidhen tutje dhe të zhduken, si të kotë. Në botë kanë ndodhur gabime të shumta, të cilat tani na duken se s'duhej t'i kish bërë madje as një fëmijë i vogël. Sa e sa rrugë të shtrembëra, të errëta, të ngushta, të pakalueshme, që shpien larg, në humbëtira pat zgjedhur njerëzimi duke u përpjekur të arrijë të vërtetën e amëshuar, kurse përpara tij ish hapur tejpërtej udha e drejtë, si ajo që çon në një pallajsë madhështore. Kjo udhë është më e gjerë dhe më madhështore; ditën e ndriçon dielli, natën e ndritin pishtarët por prapseprapë njerëzit kanë kaluar përbri saj, nëpër errësirë. Dhe sa e sa herë, të frymëzuar nga qielli, njerëzit ishin përpjekur të merrnin rrugën e gjerë, por aty për aty e kishin braktisur përsëri, ishin hedhur rishtas nëpër humbëtira të pakalueshme, i kishin endur njëri-tjetrit një mjegull të errët syve dhe të gënjyer nga vezullimet e moçaleve, kishin sosur buzë humnerës dhe e kishin pyetur me tmerr shoku-shokun: ku është dalja, ku është udha? Brezi i ri i sheh sot të gjitha kthjellët, çuditet me këto gabime, qesh e thotë sa e errët paska qenë mendja e gjyshërve dhe e stërgjyshërve të tij; jo më kot kjo kronikë është shënuar me zjarr qiellor, se çdo shkronjë e saj është e qartë, se nga të gjitha anët një gisht urdhëronjës i është drejtuar atij, pikërisht atij, brezit të ri. Por brezi i ri qesh dhe, me besim të verbër në vetvete, fillon një varg të ri gabimesh me të cilat më vonë gjithashtu do të qeshin stërnipërit e tij.

Çiçikovi s'dinte gjë nga të gjitha ato që thamë më lart. Si me kast, pikërisht asohere kish marrë një të ftohur të lehtë, një rrufë; fyti i qe enjtur pak - dhurata që e shpërndan me dorën plot e përplot klima e shumë qyteteve tona krahinore. Duke u trembur se mos i këputet filli i jetës, zot na ruaj, pa lënë trashëgimtarë prapa tij, ai vendosi të mos dalë nga dhoma



nja tri ditë. Gjatë këtyre ditëve bëri orë e çast gargarë me qumësht në të cilin kish hedhur një fik që pastaj e hante; në faqe mbajti një kompresë me lule shqerre dhe kamfori. Për t'u ndodhur në punë, në këtë kohë bëri disa lista të reja plot hollësira, duke renditur kështu e ashtu fshatarët që kish blerë, dhe lexoi një vëllim të romanit "Dukesha Lavaljer"[1] që kish gjetur në baule, u hodhi një sy sendeve dhe pusulleve të ndryshme të arkës, lexoi rishtas disa prej tyre. E pushtoi një mërzitje e madhe. S'mund të kuptonte kurrsesi përse s'i kish ardhur në vizitë ndonjë nga nëpunësit e qytetit, të paktën për të pyetur a ish shëndoshë e mirë, aq më tepër se pak kohë më parë ndalej çast për çast përpara hanit ndonjë karrocë - herë ajo e drejtorit të postës, herë ajo e prokurorit ose e kryetarit të gjykatës. Çiçikovi shëtiste nëpër dhomë dhe ngrinte supet.

Më në fund e ndjeu veten më mirë dhe u gëzua sa s'thuhet, kur e kuptoi se mund të dilte për të marrë pak ajër. Nuk vonoi aspak dhe iu përvesh tualetës. Hapi arkëzën, hodhi në gotë ca ujë të vakët, nxori furçën e sapunin dhe zuri të rruhej. Këtë punë duhet ta kish bërë prej kohe, sepse duke prekur mjekrën me dorë dhe duke u shikuar në pasqyrë, tha: "Hej, ç'pyll i dendur!" Ç'është e vërteta, ndofta nuk ish tamam pyll, po sidoqoftë faqet dhe mjekra ishin mbushur me qime mjaft të dendura. Sapo u rrojt, nisi të vishet me kaq vrull e nxitim sa mend ra poshtë kur mbathi pantallonat. Më në fund, mbaroi së veshuri, u spërkat me kolonjë, u mbështoll mirë dhe doli shpejt në rrugë. Siç i ndodh çdo njeriu që merr veten pas një sëmundjeje, kjo shëtitje iu duk pikërisht si festë. Të gjitha ato që i dilnin përpara mernin një pamje të qeshur: edhe shtëpitë, edhe muzhikët kalimtarë, të cilët, duhet ta themi, mbaheshin mjaft hijerëndë, ndonëse ndonjëri kish

1) *"Dukesha Lavaljer" (Duchesse de la Vallière, favorita e Luigjit XIV)* - roman i shkrimtares frënge S. Janlis (1746-1830)

mundur t'i jepte gjer ahere shokut të vet ndonjë grusht veshit.

Vizitën e parë e pa të udhës t'ia bëjë gubernatorit. Gjatë udhës i erdhën mjaft gjëra në mëndje; ajo leshverdhëza s'po i hiqej s'andejmi. Fantazia nisi të hapë krahët. Madje Çiçikovi filloi të bëjë shakara e të qeshë me vetveten. Në një gjendje të tillë shpirtërore arriti përpara shkallëve të shtëpisë së gubernatorit. Kur po zhvishte ngutazi mantelin, në hajat, portieri e habiti duke thënë ca fjalë që s'i kish pritur kurrë.

- Kam urdhër të mos ju lejoj të hyni!

- Ç'po thua ashtu? Ndofta s'më njohe? Shikomë më mirë në fytyrë! - i tha Çiçikovi.

- Qysh s'ju njojtkam? Kjo s'është hera e parë që u shoh, - ia ktheu portieri. - Pikërisht ju, vetëm ju, kam urdhër të mos ju lejoj të hyni. Gjithë të tjerët mund të urdhërojnë brenda.

- Ama fjalë më the! Përse? Qysh?

- Kështu kam urdhër, pra kështu duhet të bëj, - tha portieri dhe shtoi fjalën e prerë "po".

Pas kësaj, portieri mori një qendrim krejt të shpenguar, ndryshe nga ajo pamja lajkatare e dikurshme, kur sulej me nxitim t'i zhvishte mantelin. Dukej sikur e shikonte duke thënë me vete: "Ehe! Meqë tim zotër të dëbojnë nga dera, ti paske qënë horr i madh!"

"S'po marr vesh!" - mendoi Çiçikovi dhe aty për aty u nis e shkoi te kryetari i gjykatës, por ky u hutua kaq shumë kur e pa sa s'mundi të lidhë dy fjalë bashkë dhe i dolën nga goja s'di çfarë marrëzirash, saqë të dy mbetën të turpëruar. Duke dalë s'andejmi, Çiçikovi vrau mendjen udhës të kuptojë se ç'kish dashur të thosh kryetari i gjykatës me fjalët që kish thënë dhe kujt ia kish hedhur ato romuze, po s'mundi të marrë vesh asgjë. Pastaj shkoi tek të tjerët: te shefi i policisë, te nëngubernatori, te drejtori i postës e të tjerë. Disa nga këta i mbyllën derën e nuk e pritën fare, të tjerët e pritën, po në një



mënyrë kaq të çudiçme dhe i folën si me pahir dhe në një mënyrë kaq të pa kuptueshme dhe të ngatërruar sa që nisi të dyshojë se mos këta kishin lojtur krerësh. Bëri një provë të vrjë te disa të tjerë për të marrë vesh, të paktën shkakun, po s'mundi të zbulojë asgjë. Brodhi si i përgjumur pa asnjë synim, poshtë e lart nëpër qytet e nuk ish i zoti të kuptojë se kush kish lojtur menç: ai apo nëpunësit dhe në qoftë se kjo ngjarje e shëmtuar ish ëndër apo e vërtetë.

U kthye vonë, pothuaj në të ngrysur, në han, që ku pat dalë asaj dite tërë qejf. Për të nxjerrë mërzinë kërkoi t'i sillnin çajin. Ndërsa po mbushte gotën, duke vrarë mëndjen më kot të kuptojë se si kish ndodhur kjo punë e çudiçme, u hap befas dera e dhomës së tij dhe papritur e pakuptuar, brenda hyri Nozdriovi.

- E ka mirë ajo fjala e urtë që thotë: "Për të takuar një mik s'janë kurrgjë shtatë vjorsta udhë!" - tha ai duke hequr kapën nga koka. - Po shkoja këtu afër dhe pashë dritë në dritaren tënde. Haj, thashë, të hyj, se nuk e paska zënë gjumi. Ah, sa mirë që paske shtruar çaj në tryezë, do të pi me qejf një gotë. Sot në drekë hëngra gjthfarë qelbësirash që po më ziejnë në lukth. Bëj urdhër të ma mbushin llullën! Ku e ke llullën tënde?

- Unë s'pi duhan, - iu përgjigj ftohtë Çiçikovi.

- Këto janë fjalë në erë. Unë e di se ti e pi duhanin. Hej, ti! Si i thonë shërbëtorit tënd? Hej, Vahramej, dëgjo!

- Nuk i thonë Vahramej, po Petrushka.

- Si kështu? - Ti kishe pasur më parë Vahramejin.

- S'kam pasur kurrë ndonjë Vahramej.

- Po, ke të drejtë: Derebini ka një Vahramej. Merre me mend ç'fat të madh ka Derebini: tetua e tij u zemërua me të birin sepse ky mori grua një bujkrobe, dhe tani ajo ia shkroi tërë pasurinë Derebinit. Them me mendje se s'është keq të kesh një teto të këtillë për të ardhmen! Po ti, vëlla, pse u largove

kështu nga të gjithë, s'po dukesh asgjëkundi? Natyrisht, unë e di se ti merresh nganjëherë me çështje shkencore, të pëlqen të lexosh (që ku e nxori Nozdriovi se heroi ynë merrej me punë shkencore dhe se këtij i pëlqente të lexonte, kjo, të themi të drejtën, është një punë që ne nuk e dimë, dhe aq më pak mund ta dinte vetë Çiçikovi). Ah, vëlla Çiçikov, po të kishe qenë të shihje...Kjo do të kish qenë një frymëzim për shpirtin tënd satirik (e pse Çiçikovi kish shpirt satirik? Edhe kjo ishte një punë që s'dihej). Merre me mend, vëlla, shkuam tek ai tregtari, te Lihaçjevi, për të lojtur një gorkë[1]. Ama të qeshur kemi bërë! Pjerepjendjevi, që ish me mua, më thosh gjithnjë: "Eh, sikur të kish qenë këtu Çiçikovi. Atij do t'i pëlqente shumë!" (mirëpo Çiçikovi nuk e kish parë kurrë Pjerpjendjevin). Duhet ta pranosh, vëlla, se me të vërtetë atëhere u solle shumë ndyrë me mua, të kujtohet? Lojtëm damën bashkë, dhe unë fitova...Ashtu, vëlla, ma hodhe. Po unë, djall o punë, nuk mund të mbaj mëri...Aty më parë, kur isha me kryetarin...Ah, po! Duhet të ta them se tërë qyteti është ngritur kundër teje. Thonë se ti bën asinjate falso. Më pyetën edhe mua, po unë të mbrojta me zjarr; u thashë se kemi qënë bashkë në shkollë dhe se e njihja edhe babanë tënd. Ç'të të them, i qëllova në shenjë me plumb.

- Unë bëkam asinjate falso? - thirri Çiçikovi, duke u ngritur nga karriga.

- Po atëhere përse u kalle tmerrin gjithë atyre? - vazhdoi Nozdriovi. - Djalli ta marrë, ata u çmendën nga frika: thonë se ti je kusar dhe spiun... Prokurori vdiq nga frika; nesër e varrosin. Ti nuk do të vesh në varrim? Të të them të drejtën, ata i druhen gjeneral-gubernatorit të ri, se mos dalë kushedi ç'ngatërresë për shkakun tënd. Sa për mua, unë jam i mendjes se gjeneral-gubernatori po të ngrerë shumë hundën dhe po të mbahet më të madh nuk do t'ia dalë në krye me fisnikërinë.

1) *Gorka* - një lojë ruse.



Fisnikëria kërkon përzemërsi. Hë, ç'thua? Natyrisht, ai mund të kyçet në kabinetin e tij dhe të mos japë asnjë ballo, po ç'do të fitojë nga kjo gjë? Me një qendrim të tillë nuk do të fitojë asgjë. Ama edhe ti, Çiçikov, i je mbrehur një pune të rrezikshme.

- Cila është kjo punë e rrezikshme? - pyeti Çiçikovi i shqetësuar.

- Ti kërkon të rrëmbesh çupën e gubernatorit. Unë, po ta them hapur, këtë e prisja, për zotin e prisja! Herën e parë, sapo ju pashë bashkë në ballo, thashë aty për aty me mendje: "S'ka dyshim se Çiçikovi jo më kot..." Të të them të vërtetën, s'ke zgjedhur kushedi çfarë: mua s'më duket aspak e bukur. Bikusovi ka një mbesë, çupën e së motrës. Ja, asaj i thonë bukuri! Asaj mund t'i themi mrekulli e mrekullive!

- Ç'po dërdëllet ashtu? Unë dashkam të rrëmbej çupën e gubernatorit, ë? - pyeti Çiçikovi duke zgurdulluar sytë.

- Leri këto, vëlla. Ama njeri tinzar qenke! Të të them të drejtën, unë të kam ardhur apostafat për këtë punë: jam gati të të ndihmoj. Kështu pra: unë do të ta mbaj kurorën në kishë, do të të bëj gati karrocën dhe kuajt e shkëmbimit, po vetëm me një kusht: ti duhet të më japësh hua tri mijë rubla. Më duhen, vëlla, se gjendem shumë ngushtë.

Ndërsa Nozdriovi po llapte kështu, Çiçikovi fshiu disa herë sytë, që të bindet se s'ish në ëndër. Falsifikator asinjatesh, rrëbenjës i së bijës së gubernatorit, shkaktar i vdekjes së prokurorit, ardhja e gjeneral-gubernatorit të ri! Të gjitha këto e trembën mjaft. "Me që puna paska arritur në këtë pikë, - tha ai me vete, - s'kam përse ta vonoj, duhet të ik sa më shpejtë që këtej."

Bëri çmos ta largojë që në atë çast Nozdriovin, thirri menjëherë Selifanin dhe i dha urdhër të bëhej gati gjer të nesërmen pa gdhirë, sepse pa tjetër do të niseshin në orën gjashtë të mëngjesit. I tha që t'i kqyrte mirë të gjitha, të lyente

rrotat e karrocës e të tjera e të tjera. Selifani tha:

- Si urdhëron, Pavel Ivanoviç! - por qendroi ca kohë te dera pa lëvizur nga vendi.

Zotëria i dha urdhër aty për aty Petrushkës të nxirrte që nën krevat baulen e mbuluar me një shtresë mjaft të trashë pluhuri dhe filluan të rrasin brenda të dy, ashtu si ua zinte dora, çorapet, këmishët, ndërresat e lara dhe të pa lara, kallëpet e çizmeve, kalendarin...Të gjitha këto i hidhnin si mundnin. Çiçikovi donte medoemos të ish gati që në mbrëmje kështu që të nesërmen t'ua mbathte pa vonesë.

Selifani, pasi ndenji dy minuta te dera, doli më në fund shumë ngadalë nga dhoma. Javash, shumë-shumë javash, zbriti shkallët duke damkosur me çizmet e tija të lagura shkallaret e ngrëna dhe kroi një copë herë zverkun.

Ç'do të thosh vallë kjo e krojtur? Po, ç'do të thosh vallë në përgjithësi? A mos atij i vinte inat se kështu i prishej takimi që kish lënë për të nesërmen në ndonjë pijetore nga ato të carit me një shok të veshur me gozhup të vjetër e të ngjeshur me rrip, apo kish zënë aty ndonjë dashuri dhe tani do duhej të braktiste ato takimet e mbrëmjes te porta dhe ato duart e vogla bardhoshe, që i mbante me ankth në duart e veta në çastin kur zbret të mugtit mbi qytet dhe kur një djalosh me këmishë të kuqe i tringëllin balalajkës përpara shërbëtorëve dhe bisedojnë qetaz raznoçinët[1] që kanë mbaruar punën? Apo vetëm i vjen keq të lerë vendin e ngrohtë në gjelltoren e shërbëtorëve, nën gozhup, pranë sobës, çorbën dhe lakrorin e butë të qytetit dhe të zvarritet sërish nëpër shi e llohë dhe nëpër gjithë ato telashet e udhës? Perëndia e di, njeriu s'e merr dot me mendje. Të kruarit e zverkut ka gjithfarë kuptimesh të ndryshme te populli rus.

1) *Raznoçin* - në Rusinë e shek. 19 u thoshin kështu intelektualëve që s'bënin pjesë në klasën e fisnikërisë.



# Kreu i njëmbëdhjetë

Mirëpo nuk ngjau asgjë nga ato që kish pandehur Çiçikovi. E para, ai u zgjua më vonë se sa kish dashur: kjo ishte gjëja e parë e papëlqyer. Sapo u ngrit, dërgoi shpejt të pyesin në se karroca ishte mbrehur dhe në se ishin të gjitha gati. I thanë se karroca nuk ishte mbrehur ende dhe se s'ishte gati asgjë. Kjo ishte gjëja e dytë e papëlqyer. U zemërua dhe madje u pregatit t'i japë një farë dacke mikut tonë Selifanit dhe vetëm priste pa durim të dëgjonte se ç'do t'i thosh ky për t'u shfajësuar. Pas pak Selifani u duk te dera dhe zotëria pati kënaqësinë të dëgjojë po ato fjalë që dalin rëndomthi nga goja e shërbëtorëve në një rast të këtillë, kur duhet të nisesh shpejt për udhë.

- Po, Pavël Ivanoviç, duhen mbathur kuajt.

- Derr, trung! Pse s'ma the më parë? Apo s'kishe kohë?

- Kohë kisha, po... Pastaj kemi edhe një rrotë Pavel Ivanoviç, duhet t'ia ndërrojmë rrethin, sepse tani udha është tërë gropa, plot vazhda të thella... Po të më jepni leje unë do t'ju them: balli i karrocës është shkatërruar fare kështu që, ndofta, nuk do të mund të bëjë dot as dy stacione udhë.

- I poshtër! - thirri Çiçikovi duke përpjekur duart dhe iu afrua kaq pranë saqë Selifani u praps pak dhe u hoq si mënjanë nga frika se mos i japë ndonjë dackë. - A mos kërkon të më vrasësh? E? kërkon të therësh? Ti do të më grish në

udhë të madhe. Kusar, derr i mallkuar, bishë deti! Hë, ç'thua? Kemi tri javë që po rrimë këtu. Ashtu? Pse nuk the gjysmë fjale, i paudhë? Tani t'u tek të më flasësh, në çastin e fundit. Tani kur duhet t'i hip karrocës e të nisem, ë? Ç'është kjo ndyrësi që më bëre, ë? ë? E dije këtë gjë më parë. Ti e dije, ë? Ë? Përgjigju. E dije? Ë?

- E dija, - u përgjigj Selifani me sytë përdhe.

- Në e dije, pse s'ma the, ë?

Kësaj pyetjeje Selifani nuk iu përgjigj fare, por duke mbajtur sytë përdhe, ngjante sikur thosh me vete: "Pa shiko se si na u ngatërrua puna: e dija e s'i thashë!"

- Tani mbushu e shko të sjellësh farkëtarët. Në dy orë puna duhet të ketë marrë fund. Dëgjon? Patjetër në dy orë se po të mos ketë marrë fund, unë do të të, do të të ... përkul si bri dhe do të të lidh kuspull!

Heroi ynë ish nxehur shumë.

Selifani u mat të shkojë te dera për të përmbushur urdhërin, po mbajti këmbët e tha:

- O im zot, po sikur ta shisni atë pullallinë sepse, Pavel Ivanoviç, ky është shumë i poshtër; një kalë nga ata që të ruajtë zoti; s'bën gjë tjetër veçse të të pengojë.

- Po! Ja tani do të shkoj vrap në treg, ta shes!

- Për atë perëndi, Pavel Ivanoviç, në të pamë ky ta mbush synë, po është dinaku i dinakëve. Një kalë i këtillë s'bën për asgjë...

- Budalla! Do ta shes kur të dua vetë. Pale po ke nisur të më japësh mend! Hap sytë se po të mos më sjellësh që tani farkëtarët dhe po të mos jetë gati karroca në dy orë do të të shtroj në dru... sa që nuk do ta njohësh veten! Nisu! Mbushu!

Selifani doli.

Çiçikovi s'ish fare në vete, hodhi poshtë shpatën që e merrte me vete kudo gjatë udhëtimit për t'i kallur tmerrin atij që e kish hak. Rreth më tepër se një çerek ore bëri



pazarllëk me farkëtarët sepse këta ishin, siç e do zakoni, maskarenj të mëdhenj. Më në fund e preu. Atyre u kishte rënë era se puna duhej bërë shpejt, prandaj ata kishin kërkuar tamam gjashtë herë më shumë. Sado që u nxeh, sado që i quajti batakçinj, kusarë, grabitës të udhëtarëve, madje u foli edhe për gjyqin e pastajmë, farkëtarët s'u tutën fare, qendruan të fortë: jo vetëm se nuk zbritën nga çmimi që kishin kërkuar, po edhe e zgjatën pesë orë e gjysmë një punë që mund të bëhej brenda dy orëve.

Gjatë kësaj kohe Çiçikovi pati kënaqësinë të provojë ato çastet e këndshme që i njeh çdo udhëtar, kur tërë plaçkat janë vendosur në baule dhe kur në dhomë kanë mbetur vetëm togje spangosh, kartrash dhe gjithfarë plehurinash, kur njeriu as nuk mund të udhëtojë, po as nuk mund të rrijë në vend dhe sheh nga dritarja kalimtarët që ecin ngadalë duke biseduar për vogëlimat e tyre dhe ngrenë kokën me një farë kureshtje tutkune për ta shikuar atë dhe pastaj vazhdojnë rishtas udhën e tyre, dhe kjo ia shton edhe më fort turbullimin udhëtarit të gjorë që s'mund të niset për udhë. Të gjitha ato që ekzistojnë, të gjitha ato që shikon ai; edhe dyqani i vogël kundruall dritares së tij, edhe koka e plakës që banon në shtëpinë fqinjë dhe që i afrohet asaj dritares me perde të shkurtra - të gjitha i duken të neveritshme. Megjithatë Çiçikovi nuk largohet nga dritarja. Qendron në vend herë i hutuar herë me një farë vemëndje të shushatur dhe kqyr gjithë ato që lëvizin dhe ato që nuk lëvizin përpara tij, vret nga inati një mizë që zhuzhurin dhe përpëlitet në xham nën gishtin e tij.

Por çdo gjë ka një mbarim dhe sos çasti i dëshëruar. Gjithçka ishte gati. Balli i karrocës ishte ndrequr, rrota kishte tani një rreth të ri, kuajt i kishin sjellë nga uji dhe ata kusarët farkëtarë kishin thyer qafën pasi kishin numëruar rublat që kishin marrë dhe i kishin uruar udhë të mbarë. Pas së gjithash karroca u mbreh; në të brenda vunë dy kuleç të valë që sapo

i kishin blerë (edhe Selifani futi ca ushqime për vete në këllëfin e popës së karrocës, nën ndenjësen e vet), pastaj, ndërsa shërbëtori i hanit i veshur me të njëjtën redingotë të pambuktë bënte shenjë duke tundur shapkën në mes të shërbëtorëve të hanit, të shërbëtorëve të tjerë dhe të karrocierëve që ishin mbledhur xhumble për të bërë sehir se si do të nisej për udhë zotëriu i huaj dhe gjithfarë ndodhjesh që ngjasin kur njerëzit nisen për udhë, heroi ynë i hipi asaj karrocës me të cilën udhëtojnë beqarët dhe kjo, pasi kish qendruar kaq shumë në qytet dhe kështu, ndofta, e ka mërzitur këndonjësin, doli më në fund nga porta e hanit. "Lavdi mbë ty, o zot"! - tha me vete Çiçikovi dhe bëri kryq.

Selifani fshikulloi kuajt me kamxhik. Petrushka, pasi qendroi një copë herë në shkallën e karrocës, u ngjit dhe ndenji pranë Selifanit. Heroi ynë zuri vend më mirë në një qilim gjeorgjian, ndreqi në shpinë jastëkun prej lëkure duke shtypur ata dy kuleçët e valë dhe karroca nisi të vallëzojë dhe të përkundet rishtaz për hir të kalldrëmit që, siç dihet, kish fuqi t'i bënte sendet të kërcenin. Ai kundronte disi i shushatur shtëpitë, muret, gjerdhet e rrugët që gjithashtu sikur kërcenin e mbeteshin ngadalë prapa dhe të cilat kushedi në do t'i shihte rishtaz ndonjëherë në jetën e tij. Në kthesën e një rruge karroca u detyrua të ndalet, sepse tërë kjo rrugë ish zënë nga një procesion varrimi që s'kish të sosur. Çiçikovi nxori kokën nga karroca dhe i dha urdhër Petrushkës të pyeste cili ishte njeriu që po shpinin në varr dhe ky i tha se kish vdekur prokurori. Çiçikovin e pushtoi një ndjenjë kobëzezë dhe u struk menjëherë në qoshe, u mbështoll me një mbulesë lëkure dhe lëshoi perdet poshtë.

Ndërsa karroca po rrinte kështu e gozhduar në vend, Selifani dhe Petrushka kishin hequr kapën nga koka dhe po shikonin ata që përcillnin të vdekurin, numëronin sa njerëz vinin më këmbë e sa me karrocë, ndërsa zotëria i tyre, pasi u



bëri urdhër që të mos përshëndesnin asnjë nga shërbëtorët e njohur dhe të shtireshin sikur nuk i shihnin, zuri të kqyrë me të drojtur nëpër ato xhamet e vogla të futura në perdet prej lëkure: prapa qivurit vinin kokëjashtë gjithë nëpunësit. Çiçikovi kish frikë se mos i njihnin karrocën, por ata ishin zhytur në andrallat e tyre. As nuk bisedonin ndërmjet tyre për punët e jetës, siç bëjnë rëndom ata që përcjellin në varr një të vdekur. Ata i kishin përqendruar të gjitha mendimet e tyre në punët e veta; vrisnin mendjen se si do të ish gjeneral-gubernatori i ri, se si do t'i vihej ky punës dhe se si do t'i trajtonte nëpunësit. Pas nëpunësve që ecnin më këmbë, vinin karrocat në të cilat dukeshin zonja me skufe të përzishme. Nga të lëvizurit buzëve dhe të duarve dukej se ato bisedonin tërë gjallëri; mbase edhe ato flisnin për ardhjen e gjeneral-gubernatorit, merrnin me mend ballot që do të jepte ky dhe dërdëllisnin për fistonkat dhe lalelulet e tyre të amëshuara.

Pas së gjithash u dukën ca karroca bosh, varg e varg njëra pas tjetrës, dhe më në fund rruga mbeti e lire, kështu që heroi ynë mundi të shkojë më tej. Ngriti perdet prej lëkure, psherëtiu dhe tha me gjith shpirt:

- Iku edhe prokurori! Rrojti sa rrojti, pastaj vdiq! Gazetat do të shkruajnë se vdiq një qytetar i ndershëm, një prind që i kish shokët të rrallë, një bashkëshort shëmbëllor, duke lënë në zi vartësit e tij dhe gjithë njerëzimin dhe sa e sa të tjera. Do të thonë se atë e përcollën me të qarë të vejat dhe jetimët. Po sikur ta kqyrim mirë e mirë këtë punë, ai s'kish ndonjë meritë tjetër veç atyre vetullave të trasha.

Atëhere i dha urdhër Selifanit të ngiste kuajt më shpejt dhe ndërkaq tha me mendje: "Mirë që takuam një të vdekur udhës; thonë se është ugur."

Ndërkaq karroca kish hyrë nëpër ca rrugë edhe më të shkreta; pas pak zunë të duken vetëm gjerdhe të gjata dërrasash, që lajmëronin se qyteti po mbaronte. Ja, mori fund

edhe kalldrëmi; blloku dhe qyteti mbetën prapa. Dhe rishtaz në udhë, dhe rishtaz në të dy krahët e xhadesë së madhe zunë të duken e zhduken shtyllat tek janë shënuar vjorstat, shefat e stacioneve të postës, puset, karrot, fshatrat e përhime me samovarë, me gra dhe një hanxhi mjekërosh i shkathët që del vrap nga hani me një trastë tërshërë në krahë, një këmbësor me opinga koreje mështekne copë e gojë sepse kanë bërë tetëqind vjostra udhë, qyteza të ngritura vrik e vrik, me dyqane të vogla prej druri, me fuçi mielli, me opinga, kuleç dhe vogëlima të tjera, blloku laragan, ura të ndrequra, fusha që s'kanë të sosur as këtej, as andej, arabara çifligarësh; një ushtar hipur në një kalë mban një arkë të gjelbër me fishekë që ka mbishkrimin: aksh bateri e artilerisë; fasha toke të blerta, të verdha apo të zeza, të posa lëruara, që rrotullohen nëpër stepë, ndihet një këngë që zvarritet përtej, duken maja pishash nëpër mjegull, dëgjohet jehona e një tingëllime kambane që tretet larg, trumba galash që duken si ca miza dhe horizonti pa fund e pa anë.

Rusi! Rusi! Të shoh nga ky vend i largët, i bukur dhe i mrekullishëm tek ndodhem sot: ti je e varfër, e davaritur dhe e shqetësuar; aty nuk ta ngazëllojnë e nuk ta trembin vështrimin mrekulli të guximshme të natyrës të kurorëzuara me mrekullitë e guximshme të artit; qytete me shatore të larta me shumë dritare, që ngrihen mbi krepa, drurë të mahnitshëm dhe dredhka që ngjiten lart mbi shtëpitë, bubullima dhe stërkala livaresh të përjetshme. Aty, tek ti, njeriu nuk ngre kokën për të adhuruar grumbuj karpash që vërviten në lartësi; nuk sheh të vezullojnë midis harqesh të hedhur njeri mbi tjetrin, të murmë, të bukur e të veshur me hardhi, urth dhe miliona trëndafilësh të egër vargje të përjetshëm malesh të përndritur, që çohen drejt qiejve të kthjellët ngjyrë argjëndi. Ti je krejt e hapur, e shkretë dhe e sheshtë; qytetet e tua të ulta s'ta mbushin synë e duken si ca



pikëza dhe shenjëza në mes të fushave; asgjë nuk ta josh e nuk ta magjeps vështrimin. Por ç'është ajo fuqi e fshehtë dhe e pakuptueshme që më tërheq ndaj teje? Pse më kumbon pareshtur në veshët ajo kënga jote e pikëlluar që sillet anë e mbanë hapësirës sate të madhe të vërvitur nga deti në det? Ç'përmban, vallë, brenda përbrenda kjo këngë? Çfarë thërret, përse më ngashëron dhe përse ma prek ajo zemrën? Ç'janë këta tinguj që më puthin kaq dhemshurisht, më vështrojnë në shpirt dhe sillen vërtik rreth në zemrën time? Rusi! Ç'kërkon ti vallë nga unë? Ç'është kjo lidhje e pakuptuar midis meje dhe teje? Pse më shikon kështu? Përse gjithçka që ke ti më shikon tërë pritje?... Dhe unë qëndroj i ngrirë në vënd, tërë hutim. Kryet e mia i mbulon një re kërcënonjëse, që sjell shi të rrebeshtë, dhe mendimi im nemitet përpara hapësirës sate të pakufishme. Ç'paralajmëron vallë kjo hapësirë e pamatur? A mos vallë aty po ze fill mendimi i pakufishëm, ashtu siç je e pa kufishme edhe ti vetë? A mos që aty do të dalë kreshniku i madh sepse ka vend se ku të zhvillohet dhe se ku të hapë udhë? Hapësira jote stërmadhe më mbështjell të tërë; në fund të shprtit tim gurgullon një fuqi vigane; një hov i mbinatyrshëm ndriçon sytë e mi. Oh, ç'hapësirë tokësore e ndritur, e mrekullishme, e pa njohur je ti, Rusi!

- Mbaje, mbaje, budalla! - i thirri Çiçikovi Selifanit.

- Të griva me shpatë! - briti një korier ushtarak me mustaqet një kut, që po vinte vrap kaluar përballë karrocës së Çiçikovit. - Nuk sheh, të marrtë dreqi, se po vjen një karrocë zyrtare?

Dhe aty për aty një trojkë u zhduk si fantazmë, me bubullima të shumta në mes të një reje pluhuri.

Ç'gjëra të çudiçme, joshëse, magjepsëse dhe mahnitëse përfshin fjala udhë! Dhe sa e mrekullishme është në vetvete kjo udhë! Ditë e kthjellët, gjethe vjeshtore, ajër i freskët...Ti

shtrëngon më fort mantelin e shtegtimit, ngjesh shpkën gjer në veshë, strukesh mirë e mirë në qoshe! Dridhma që të shkoi herën e fundit nëpër rremba u ndërrua në një ngrohtësi të ëndëshme. Kuajt rendin...Sa miklonjëse të afrohet dremitja, po të qepen qepallat dhe dëgjon si nëpër gjumë këngën "Si bora e bardhë" që ia thotë karrocieri; ti dëgjon turfullimën e kuajve dhe krismat e rrotave dhe nis të gërhasësh duke u ngjeshur mbi supin e fqinjit tënd. Zgjohesh: ke lënë prapa pesë stacione; tani hëna ndriçon lart, po i afrohesh një qyteti të panjohur, duken kishat me kubera të moçme, të drunjta, me cepa të mprehta që nxijnë, shtëpi të zeza trungjesh dhe shtëpi të bardha guri. Drita e hënës bie tej e këtej; ngjet sikur nëpër muret, nëpër kalldrëm dhe tejpërtej nëpër rrugët janë varur e shtruar shami të bardha; ato i përshkojnë trumba hijesh të zeza si qymyri; pullazet e drunjta të ndriçuara, vëngërthi, kanë marrë një vezullim metali. Dhe askund s'duket njeri. Gjithçka ka rënë në gjumë. Vetëm diku vezullon një dritë e vetmuar në një dritare: ndofta ndonjë këpucar i qytetit pret aty një palë çizme, ndonjë furrtar sillet pranë furrës. Po ç'kemi ne me këta? Ah, kjo natë! Ah, o fuqi qiellore! Ç'natë ngjizet ndë të epërmet! Edhe ajri, edhe qielli i largët, i lartë, atje në thellësinë e tij të pangadhnueshme, kaq të stërmadhe, të kthjellët dhe kumbonjëse!... Ajri i ftohtë i natës të freskon ballin dhe të nanuris, dhe ja, ti dremit, kridhesh në gjumë, gërhet. Fqinji yt i gjorë, që është ngjeshur në qoshe, lëviz zemërak duke ndjerë një peshë të rëndë që e shtyp.

Zgjohesh, dhe rishtaz enden përpara teje sheshe e stepa, asgjë tjetër veçse vend i hapur, i shkretë. Shtylla me shifrat e vjorstave të fluturon para syve. Gdhihet mëngjesi. Në kupën e zbardhylët e të ftohtë të qiellit shfaqet një fashë e praruar, e zbehtë. Era bëhet më e freskët dhe më e fortë. Mbështillesh më mirë në mantelin e trashë!... Ç'e ftohtë e këndshme!



Ç'gjumë i mrekullishëm të pushton rishmë! Një lëkundje dhe u zgjove përsëri. Dielli është ngjitur lart në qiell.

- Më ngadalë, më ngadalë! - dëgjohet një zë.

Karroca po i zbret një kodre të rrëpirët. Poshtë duket një pendë e gjerë dhe një kënetë e madhe, e kulluar, që shkëlqen në diell si fundi i një ene të bakërtë. Një katund me izba të shpërndara në një pllajë. Përtej kryqi i kishës llamburin si yll. Muzhikët dërdëllasin dhe ty po të grijnë zorrët: të ka marrë uria...

O perëndi, sa mirë është të bësh nganjëherë një udhë të gjatë, të gjatë! Sa e sa herë jam kapur pas teje si një njeri që mend mbytet e zhduket dhe ti më ke mbajtur e më ke shpëtuar gjithnjë me bujarinë e zemrës tënde! Dhe sa mendime të bukura me ke zgjuar ti, sa dehje poetike, sa përshtypje të mrekullishme!

Por edhe miku ynë Çiçikovi ndjente në këtë kohë diçka që nuk i ngjante aspak një ëndrre prozaike. Të shohim tani se çfarë ndjente ai. Piksëpari ai nuk ndjente asgjë, por vetëm shikonte prapa, me dëshirë që të sigurohej se me të vërtetë kish dalë nga qyteti. Po kur pa se qyteti kish kohë që ishte zhdukur dhe se syri nuk i zinte as farka, as mullinj dhe asgjë nga ato që gjenden rreth qyteteve dhe se edhe kambanoret e bardha të kishave të gurta s'po dukeshin fare, zuri të shikojë vetëm udhën duke hedhur sytë më të djathtë e më të mëngjër. Qyteti N. u shlye fare nga kujtesa e tij sikur ta paskej njohur qëmoti, në kohën e fëmijërisë. Më në fund as udha s'e tërhiqte më dhe zuri të pulitë ngadalë sytë dhe të anojë kokën në jastëk. Autori e thotë plot gojën, madje gëzohet që ndodh një gjë e tillë sepse në këtë mënyrë atij i shfaqet rasti të flasë për heroin e tij, meqenëse gjer tani, siç e pa vetë këndonjësi, atë e penguan herë Nozdriovi dhe herë ballot, herë zonjat dhe herë thashethemet e qytetit dhe, më në fund, ato mijëra vogëlima, të cilat duken vogëlima vetëm pasi të hidhen në

libër, por që hëpërhë numërohen në botë si gjëra shumë të rëndësishme. Por tani le t'i lemë të gjitha këto mënjanë dhe le t'i përvishemi drejtpërdrejt punës sonë.

Nuk na duket e besueshme që heroi ynë t'u ketë pëlqyer këndonjësve. Zonjave nuk u pëlqen fare - këtë mund ta themi në mënyrë të prerë - sepse zonjat duan që heroi të jetë krejt i përsosur dhe po të ketë ndonjë njollëzë shpirtërore ose ndonjë cen trupor ndodh mjerim! Sado thellë të kqyrë autori në shpirtin e tij ose të pasqyrojë më pastër se një pasqyrë fytyrën e tij, do t'i mohojnë fare çdo vlerë. Vetë ai shtati i mbushur dhe ajo mosha mesatare i bëjnë shumë dëm Çiçikovit: shtati i mbushur nuk i lejohet n'asnjë mënyrë heroit dhe shumë-shumë zonja do të kthehen të thonë:

- Ptu, sa i shëmtuar!

Medet! Tërë këto i di autori dhe, megjithatë, s'mund të marrë për hero një njeri të virtytshëm.

Por... ndofta, në këtë tregim do të dëgjohen të kumbojnë tela të tjerë që s'janë prekur gjer tani, do të shfaqet begatia e pashëmbëllt e shpirtit rus, do të kalojë një mashkull të cilin natyra e ka pajisur me një burrëri të perëndishme, ose një vashë e mrekullishme ruse, që s'e ka shoqen në gjithë botën, me tërë atë bukurinë e pashëmbëllt të shpirtit femëror, plot e përplot synimesh dhe vetëmohimesh bujare. Përkrah tyre do të duken si të vdekur gjithë njerëzit fisnikë të kombeve të tjerë, ashtu sikundërse libri është i vdekur përpara fjalës së gjallë! Do të shpërthejnë vrundujt rusë... Dhe atëhere gjithë bota do të shohë sa të thella i kanë rrënjët në shpirtin sllav të gjitha ato që mezi shkasin cektazi në shpirtin e popujve të tjerë... Po përse të flasim për atë që do të vijë në të ardhmen? S'i ka hije autorit, njeri tanithi i motuar, i rritur në jetën e rreptë të brendshme dhe në vetminë freskonjëse të arsyes, të kridhet në ëndrra si një mituri. Çdo gjë ka radhën, vendin dhe kohën e vet!



Sidoqoftë ne nuk muarëm si hero një njeri të virtytshëm. Dhe madje mundim të themi arsyen. Sepse, pas të gjithash, ka ardhur koha ta lëmë të çlodhet të gjorin njeri të virtytshëm meqënëse të gjithë sot kanë orë e çast në majë të buzëve fjalët "njeri i virtytshëm"; sepse këtë njeri të virtytshëm e bënë tamam kalë dhe s'ka mbetur shkrimtar që të mos i ketë hipur këtij kali dhe të mos e ketë ngarë me kërbaç a me çdo gjë që i ze dora; sepse kaq shumë e kapitën këtë njeri të virtytshëm saqë atij s'i ka mbetur sot asnjë fije virtyti, por vetëm brinjët e koskat; sepse njeriut të virtytshëm i bëjnë thirrje shtinjake, sepse njerinë e virtytshëm nuk e nderojnë aspak! Jo, ka ardhur koha që ta mbrehim në qerre edhe njerinë e poshtër. Pra, le ta mbrehim të poshtrin!

E errët dhe modeste është prejardhja e heroit tonë. Prindërit e tij kishin qenë fisnikë, por vetëm një perëndi e di në qoftë se fisnikëria e tyre ishte e trashëguar apo vetjake[1]. Nga fytyra nuk u ngjante prindërve. Të paktën një kushërirë që kish qenë e pranishme në çastin kur ai kish ardhur në botë, një grua e shkurtër e thatime, nga ato të cilave zakonisht u thonë "gruashka", duke e pritur foshnjën në krahë, pat klithur:

- S'qenka fare ashtu si e prisja unë! Duhej t'i ngjante së gjyshes nga ana e s'ëmës, se kështu do të kish qenë më mirë, kurse ky qenka tamam ashtu siç thotë fjala e urtë: "As nga nëna, as nga babai, po nga trimi rrugëtar!"

Në fillim jeta e kish kqyrur, si të thuash, me një vështrim të thartë dhe të vrazhdë, si nëpër një dritarezë të tymtë, të veshur me borë. Në vogëli s'kish pasur as mik, as shok. Një kthinë e vogël me ca dritare të vogla, që s'hapeshin as në dimër as në verë; babai, një njeri i sëmurë me një redingotë

1) Fisnikëria ruse ndahej në fisnikëri të trashëguar dhe fisnikëri vetiake. E para trashëgonte titujt nga gjyshstërgjyshët. Emrat e këtyre fisnikëve hidheshin në disa libra të veçantë. Fisnikëria vetiake nuk u kalohej pasardhësve.

të gjatë të kapllaisur me astrakan dhe me një palë gjurmashka të thurura me shtiza dhe të mbathura drejtpërdrejt në këmbët pa çorape, - që psherëtinte pa pushim duke ecur nëpër dhomë dhe pështynte në një enë me rërë të vendosur në qoshen e odës, të rrinte përherë në bangë me penën në dorë, me bojë nëpër gishtërinj dhe madje në buzë, me modelin e amëshuar të fletores së bukurshkrimit gjithnjë përpara syve: "Mos gënje, ndero më të mëdhenjtë dhe ruaj virtytin në zemër"; zhurma e pareshtur e gjurmashkave të zvarritura nëpër dhomë; zëri i njohur dhe ngahera i rreptë: "Prapë e shkele!", që kumbonte atëhere kur djali i vogël, i mërzitur nga puna monotone, i bënte shkronjës ndonjë lalelule a ndonjë bisht; ndjenja shumë e njohur, po gjithnjë e papëlqyer kur, pas fjalëve që u përmendën më sipër, babai ia përdridhte dhimbshëm kërcen e veshit të kapur midis thonjve të gishtrinjve të gjatë që e rroknin nga prapa: ja tablloja e zymtë e vogëlisë së tij të parë nga e cila i kish mbetur një kujtim mjaft i zbehtë.

Mirëpo në jetë çdo gjë ndryshohet shpejt dhe vrullshëm. Një ditë pranvere - ditën e parë me diell, kur gurgullonin përrenjtë - babai e mori djalin, e hipi në një talike në të cilën ishte mbrehur një kalëth çil me pulla të bardha, që xhambazët e njohin me emrin "laraskë" dhe u nisën bashkë. Taliken e ngiste një karrocier i shkurtër, gungaç, kryetari i familjes së vetme bujkrobe pronë e babait të Çiçikovit. Ky karrocier bënte pothuaj të gjitha punët e shtëpisë. Me laraskën ata udhëtuan më shumë se një ditë e gjysmë, fjetën natën në udhë, hodhën lumin, hëngrën byrek të ftohtë dhe mish dashi të pjekur dhe sosën në qytet ditën e tretë në mëngjes. Përpara djalit të vogël shkëlqyen papritur rrugët shumë të bukura të qytetit, që e bënë të mbetej disa çaste gojëhapur. Pastaj laraska u fut bashkë me taliken në një hendek. Që aty fillonte një rrugicë e ngushtë, e thepisur dhe e baltosur. Aty ajo u mundua një copë herë të gjatë, duke hequr taliken me sa fuqi kish e duke ngjeshur baltën me këmbë, ndërsa gungaçi dhe vetë i zoti e nxisnin pa pushim. Fundja hyri në një oborr të vogël, në pllajën e rrëpirës, me dy mollë të lulëzuara përpara një shtëpize të vjetër. Prapa kësaj shtëpize kish një kopsht të vogël vetëm me vadha dhe shtogje. Në fund të këtij kopshti ngrihej një barakë prej dërrase mbuluar me vjetërsira, me një dritarezë të ngushtë të zënë me një xham të marrtë. Atje banonte një kushërirë e tyre, një plakushe e fishkur, që vazhdonte ende të vinte mëngjes për mëngjes në treg dhe pastaj thante çorapet pranë samovarit. - Kjo i ra vogëlushit fap-fap faqeve dhe e pëlqeu se ishte trashaluk. Aty duhej të banonote Çiçikovi dhe të vinte ditë për ditë në shkollën e qytetit. Babai fjeti atë natë aty; të nesërmen u nis për udhë. Kur u ndanë, ai nuk derdhi asnjë pikë loti; i dha djalit gjysmë ruble bakri për shpenzime të vogla dhe për të blerë ëmbëlsira, pastaj i dha edhe diçka më të rëndësishme - një këshillë të mençur: "Hap sytë Pavllushkë, mëso e mos bëj marrëzi e paudhësi. Përpiqu të të marrin me sy të mirë mësonjësit dhe eprorët. Po t'i hysh në zemër eprorit, qoftë edhe sikur ti të mos vesh mirë me mësimet dhe ndonëse zoti s'të ka falur ndonjë talent, prapë do t'i arrish dhe do t'i lesh në bisht gjithë të tjerët. Mos lidh miqësi me shokët e tu, sepse këta s'janë të zotët të të mësojnë ndonjë gjë të mirë. Po edhe sikur të kesh qejf të lidhësh miqësi, ti kapu pas atyre që janë më të pasur, që të nxjerrësh ndonjë përfitim në rast nevoje. Mos gostit dhe mos i jep gjësendi ndokujt, po sillu në një mënyrë të tillë që ty të të gostitin, ruaje dhe kurseje paranë. Paraja është gjëja më e sigurt në botë. Shoku ose miku do të të mashtrojë; në rast mjerimi ai do të të braktisë i pari, kurse paraja nuk do të të braktisë, cilido qoftë mjerimi që do të të godasë. Po të kesh para mund të bësh ç'të duash".

Pasi i dha një këshillë të tillë, babai u nda nga i biri dhe

u kthye në shtëpi me laraskën e tij, dhe që atëhere nuk e pa më, por fjalët dhe këshillat e tij iu gdhendën djalit thellë në zemër.

Që të nesërmen Pavllushka zuri të vejë në shkollë. Ai s'kish ndonjë zotësi të veçantë për asnjë nga lëndët e mësimit. Dallohej më fort me rregullin dhe pastërtinë dhe sidomos tregonte shumë aftësi në anën praktike të jetës. E kuptoi menjëherë si qendronte puna dhe zuri të sillet me shokët në mënyrë të tillë që ata e gostisnin, po ai nuk i gostiste kurrë. Përkundrazi, shpeshherë fshihte e vinte mënjanë ëmbëlsirën që kish marrë dhuratë, pastaj ua shiste atyre që ia kishin dhuruar. Që në vogëli e kish bërë zakon t'i mohojë çdo gjë vetvetes. Nga ajo gjysmërubla e babait nuk prishi asnjë kopek. Përkundrazi e shtoi qysh në vitin e parë, me një shkathtësi pothuaj të çuditëshme; stisi e bëri një gushkuq prej dylli, e ngjyrosi dhe e shiti me një çmim shumë të mirë. Pastaj gjatë shumë kohe u hodh në gjithfarë spekullimesh, dhe ja se qysh; blinte në treg gjëra për të ngrënë dhe ulej e rrintë në klasë pranë shokëve më të pasur. Sapoqë vinte re se ndonjëri nga këta fillonte të ndjente krupë - shenjë se kish nisur të mundonte uria - i zgjaste nën bangë, si padashur, një krodhe ëmbëlsire ose një cep qahie dhe, duke e joshur kështu, ia përlante paratë, me një çmim që e caktonte sipas hovit të urisë të atij që blinte. U mundua dy muaj në shtëpi pa u çlodhur fare të stërviste një mi të futur në një kuvli të vogël prej druri dhe më në fund arriti ta mësojë të qëndrojë në shputëzat e prapme, të shtrihet e të ngrihet sipas urdhërit dhe fundja e shiti me një çmim mjaft të mirë. Kur mundi të mbledhë pesë rubla, i qepi në një qese dhe zuri të mbledhë paratë e reja në një qese tjetër. Ndaj eprorëve u suall në një mënyrë edhe më të mençur. Askush tjetër s'rrinte më urtë në bangë. Duhet ta themi se mësonjësi i tij e çmonte shumë qetësinë dhe mirësjelljen dhe i kish halë në sy nxënësit e



zgjuar dhe të mprehtë nga mendja; atij i dukej se patjetër këta e tallnin. Mjaftonte që ndonjë nga ata mendjemprehtët të lëvizte pak nga vendi ose të ngrinte vetullën pa dashur, dhe mësonjësi të nxehej sakaq: ta dënonte pa mëshirë:

- Unë do të ta shkul ty mendjemadhësinë dhe mosbindjen, - thosh ai. - Unë të njoh më mirë se sa e njeh ti veten tënde. Ja, tani eja të rrish në gjunjë! Do të të le pa bukë!

Dhe pa ditur përse vogëlushi i gjorë rrinte në gjunjë dhe mbetej ditë të tëra pa ngrënë.

- Zotësi dhe talent? Këto të gjitha janë gjepura! - thosh mësonjësi. - Unë shikoj vetëm sjelljen. Do t'i jap notën më të mirë në të gjitha lëndët atij që s'ka haber nga mësimi, veç të sillet mirë. Atij që është i prapë dhe tallës, qoftë edhe sikur të jetë vetë Soloni[1] do t'i ve notën zero!

Kështu thosh mësonjësi, i cili e urrente për vdekje Krillovin sepse kish thënë: "Pas mendjes sime mund të pish, por punën bëje mirë", - dhe tregonte gjithnjë me një kënaqësi të madhe, që i dukej në sy e në fytyrë, se në shkollën ku kish dhënë ai mësime ishte kaq qetësi sa dëgjohej edhe miza kur fluturonte; se asnjë nxënës gjatë tërë vitit nuk kollej dhe nuk shfrynte hundët në klasë dhe se gjersa binte zilja s'mund të dije kish a s'kish njeri në klasë.

Çiçikovi e kuptoi menjëherë se ç'njeri ishte mësonjësi dhe se si duhej të sillej kundrejt tij. Sado ta pickoje nga prapa, sa kohë ndodhej në klasë, ai nuk lëvizte as synë, as vetullën; sapo binte zilja sulej si i harlisur dhe ia jepte mësonjësit, para gjithë të tjerëve, atë kapën trillapëshe[2] (mësonjësi mbante një kapë të tillë). Si ia jepte kapën, Çiçikovi dilte i pari nga klasa dhe përpiqej që mësonjësi ta takonte nja tri

1) *Soloni* - një nga shtatë të urtët e Greqisë (640-558 para e. r.) Soloni i dha ligje Athinës, pakësoi detyrimet e qytetarëve të varfër dhe forcoi unitetin e shtetit.
2) Shapkë prej gëzofi me tri llapa: dy për të mbajtur veshët nga të ftohtit dhe një për qafën.

herë në rrugë dhe gjithnjë ai e përshëndeste duke nxjerrë shapkën nga koka. Kjo mënyrë e bëri mësonjësin ta marrë me sy shumë të mirë. Tërë kohën sa vazhdoi shkollën e mbajtën si nxënësin më të mirë dhe në mbarim i lëshuan një çertifikatë më notat më të mira në të gjitha lëndët, një fletë lavdërimi dhe një libër me shkronja të arta *për zell shëmbëllor dhe sjellje të lavdueshme.*

Kur mbaroi shkollën Çiçikovi ish një djalosh mjaft i pashëm dhe me një mjekër që kërkonte brisk. Në këtë kohë i vdiq i ati, duke i lënë trashëgim katër fanella kaq të mbajtura sa s'bënin për asgjë, dy redingota të vjetra të kapllaisura me astrakan dhe një shumë të vogël të hollash. Babait, siç duket, i vinte ndoresh vetëm për të dhënë këshilla se si të kursehej paraja, po ai vetë kursente shumë pak. Çiçikovi shiti menjëherë për një mijë rubla shtëpizën e vjetër dhe atë rrip toke që i kish lënë i ati, kurse familjen e bujkrobit e ngriti dhe e shpuri në qytet, sepse e pa të udhës të zerë vend aty dhe të hyjë në punë shteti. Ndërkaq atë mësonjësin e shkretë, të cilit i pëlqente kaq shumë qetësia dhe mirësjellja, e flakën jashtë nga shkolla për pa zotësi ose për faje të tjera. Nga hidhërimi, mësonjësi iu vu të pirit dhe më në fund mbeti pa një dhjetësh e s'kish se ç'të pinte. I sëmurë, pa një krodhe buke dhe pa ndihmë, ai po fikej në një qymez të humbur, pa zjarr. Nxënësit e tij të dikurshëm - ata të mençurit dhe shakatarët - për të cilët ai kish thënë gjithnjë se ishin të pabindur dhe mëndjemëdhenj, sapo dëgjuan se në ç'gjendje kish katandisur mësonjësi i tyre, mblodhën shpejt e shpejt ca para dhe ia shpunë. Për të mbledhur keto para disa prej tyre kishin shitur madje mjaft sende që u duheshin. Vetën Pavllushka Çiçikovi tha se s'kishte dhe u dha një pesëkopekësh argjendi, të cilën shokët ia hodhën tutje e i thanë: "Hej, koprac!" Kur pa se ç'kishin bërë nxënësit e tij të dikurshëm, mësonjësi i gjorë zuri kokën me duar, nga sytë



e tij të shuar rrodhën lot breshër si nga ca sy fëmije të pamundur:

- Perëndia e bëri që unë të qaj në pragun e vdekjes, - tha ai me zë të mbytur, psherëtiu nga zemra kur dëgjoi se si ish sjellë Çiçikovi dhe shtoi: - Ah, Pavllushka! Ja se qysh ndryshoka njeriu! Ai kish qenë djalë i sjellshëm, i shtruar, i butë si mëndafshi! Më gënjeu, më gënjeu keq...

Megjithatë s'mund të thuhet se shpirti i heroit tonë ishte kaq i vrazhdë dhe i zi dhe se ndjenjat e tija ishin kaq të topitura sa të mos dinte ç'është mëshira dhe keqardhja. Ai e ndjente edhe të parën, edhe të dytën; madje donte që ta ndihmonte mësonjësin, po me kusht të mos jepte një shumë të madhe dhe të mos prekte paratë që s'duheshin prekur. Shkurt ai kish vënë në zbatim porosinë e babait: ruaje dhe kurseje paranë. Mirëpo ai nuk ish i dhënë pas parasë në vetvete, nuk e desh paranë për hir të parasë; nuk ishte titiz, neqez. Jo, s'ishte kështu. Ai ëndërronte për të ardhmen e tij një jetë të mbushullueshme, me të gjitha të mirat: karroca, një shtëpi shumë të mirë, dreka e darka ta shijshme. Ja, këto i vërtiteshin ditë e natë në mëndje Çiçikovit. Duke pritur kështu kohën kur pa tjetër do t'i shijonte këto të gjitha ai mblidhte e kursente paranë, mundonte veten dhe të tjerët me koprracërinë e tij. Kur kalonte pranë tij ndonjë kamës me një karrocë të bukur, të zbuluar, me ca kuj vrapi dhe me takëme të begatshme, ai qendronte i ngrirë në vend dhe pastaj, pasi hapte sytë, sikur posa të qe zgjuar nga gjumi, thosh: "Por ky njeri ka qenë kopist; leshrat i mbante të qethura rreth kokës, alla kozakçe!" Gjithçka që mbante erë pasurie dhe mbushullimi i bëntë një përshtypje të madhe, e trondiste.

Me të mbaruar shkollën, as që u çlodh fare: s'kish durim t'i përvishej punës. Por ndonëse kish çertifikata lavdëronjëse, mezi gjeti një punë në një zyrë administrate. Madje edhe nëpër humbëtirat e largëta për të zënë një vend duhet të kesh

njerëz që të të përkrahin! Vendi që zuri Çiçikovi s'vlente kushedi çfarë: rroga tridhjetë a dyzet rubla në vit. Por ai kuturisi t'i mbrehet me zell punës, t'i kalojë dhe t'i mposhtë të gjitha pengesat. Dha prova të pashëmbëllta vetmohimi, durimi dhe kufizimi të nevojave. Që me natë e gjer mbrëmave vonë, duke mos kursyer as aftësitë shpirtërore, as aftësitë fizike, kridhej i tëri në shkresat e zyrës, nuk shkonte në shtëpi, flinte në zyrë, mbi tryezë, hante shpesh bukë me rojet. Megjithatë mbahej i pastër, i veshur mirë, i jepte fytyrës një shprehje të këndshme dhe madje një farë fisnikërie në të gjitha lëvizjet. Duhet ta themi se nëpunësit e zyrës binin së tepërmi në sy për atë paraqitjen e tyre të keqe, të fëlliqët. Disa nga këta e kishin fytyrën si një çyrek të papjekur mirë: njerën faqe të enjtur, mjekrën të shtrembër e të kthyer në anën tjetër, buzën e sipërme të varur si flluskë madje edhe të çarë. Me pak fjalë: shumë të shëmtuar. Flisnin me zë të vrazhdë, sikur të merrnin hov për të rrahur dikë. Ata i sillnin fli shpesh Bakusit[1], duke vërtetuar kësilloj se në shpirtin sllav ka ende mjaft mbeturina paganizmi. Madje vinin shpesh herë në zyrë, si të thuash, të dehur thumb dhe prandaj aty ishte rrëmujë dhe ajri s'ish aspak i pastër.

Midis disa nëpunësish të tillë nuk ishte e mundur të mos vihej në dukje Çiçikovi, që ish krejt e kundërta edhe për hir të fytyrës së lezeçme, edhe për hir të zërit të butë edhe sepse s'pinte kurrë pije të forta. Megjithatë, prapseprapë udha e tij ish e vështirë. Ai kish epror një plak zemërgur: gjithnjë të paepur, njeri që s'kish qeshur kurrë në jetën e tij, njeri që s'përshëndeste kurrë të tjerët dhe nuk i pyeste makar për shëndetin. Askush nuk e kish parë ndryshe veçse të vrenjtur - si në shtëpi, ashtu dhe në rrugë. Të paktën ky të kish treguar simpati për diçka, të paktën të dehej dhe të shpinte buzën në

1) *Bakus* - perëndia e verës dhe e dëfrimit te romakët e moçëm (Dionisi i grekëve).



gaz, të paktën të ngazëllohej egërsisht, ashtu, siç bën edhe kusari në çastin e dehjes... Por jo, nuk kish ndodhur kurrë një gjë e tillë. Ai s'ish asgjë: as të keqe, as të mirë, dhe kjo mungesë ndjenjash dukej e kobshme. Fytyra e tij e ngurtë, si mermer, pa ndonjë çrregullim të theksuar, nuk të përmendte asnjë ngjasi. Vizat e saj kishin një harmoni të shtangët. Këtë fytyrë e përshkonin vetëm brimat e shumta të lisë dhe ca vrazhda që e vendosnin atë ndër fytyrat në të cilat, siç thotë populli, djalli zbret natën për të shirë qiqra.

Dukej sikur s'kish fuqi njerëzore në botë që t'i afrohej këtij njeriu dhe ta zbuste. Megjithatë, Çiçikovi bëri një provë. Së pari zuri t'ia bëjë qejfin në gjithfarë vogëlima nga ato që as nuk vihen re: kqyri me kujdes majat e pendëve me të cilat shkruante shefi dhe mbrehu disa pendë tëpkë sipas kësaj shëmbëlltyre; këto pendë i vendoste në një mënyrë të tillë që shefi t'i kish ngahera në dorë; frynte e pastronte tryezën duke larguar fijet e rërës dhe të duhanit; gjeri s'di se ku një leckë të re për të fshirë shishen e bojës; ia merrte shapkën - një shapkë nga më të fëlliqurat që mund të kish në botë - dhe ia vinte pranë një minutë para se të mbaronte orari i zyrës; i shkundte shpinën kur e kish ndotur me gëlqere muri. Por këto të gjitha shkuan pa u vënë re, sikur Çiçikovi të mos paskej bërë gjë prej gjëje. Më në fund Çiçikovi futi hundën në jetën e tij shtëpiake, familjare, dhe mësoi se shefi i tij kish një vajzë në moshë të pjekur, me një fytyrë që i ngjante tëpkë asaj tek vinte djalli natën për të shirë qiqra. Në këtë drejtim vendosi të bëjë sulmin. Pyeti se në ç'kishë vinte çupa të dielave dhe zuri të rrijë ngahera kundrruall saj, i veshur pastër, me gjoksoren të shkuar shumë në kollë dhe fundja ia doli në krye. Shefi i rreptë u zbut dhe e ftoi për çaj! Ata të zyrës mbetën gojëhapur kur dëgjuan se Çiçikovi u ngrit e shkoi të banojë në shtëpinë e shefit të tij dhe iu bë këtij i dobishëm dhe i domosdoshëm: blinte në treg miell dhe sheqer

për shtëpi, vajzës i sillej si i fejuar, shefit i thosh baba dhe i puthte dorën. Të gjithë ata të zyrës thoshin se dasma do të bëhej në fund të shkurtit, para kreshmëve të mëdha. Madje shefi i rreptë zuri të bëjë përçapje pranë të mëdhejnjve dhe pas një kohe Çiçikovin e bënë gjithashtu shef zyre në një vend që kish mbetur i lirë. Ky kish qenë, me sa duket, synimi i vetëm i lidhjeve me shefin plak, sepse pas kësaj ngriti e hoqi fshehtas sëndyqin e tij nga shtëpia dhe të nesërmen u gjend në një banesë tjetër. Që atëhere nuk i tha më baba shefit plak dhe nuk i puthi më dorën, kurse puna e dasmës nuk u zu më në gojë, sikur të mos paskej qenë kurrë fjala për një gjë të tillë. Megjithatë, sa herë që e takonte i shtrëngonte dorën miqësisht dhe e ftonte për çaj, kështu që shefi plak, ndonëse gjithnjë i shtangët dhe i ftohtë si gur, tundte ngahera kokën dhe murmuriste: "Ma hodhi, ma hodhi, ky bir djalli!"

Ky pat qenë pragu më i vështirë që kaloi Çiçikovi. Që atëhere puna i shkoi më lehtë dhe më mbroth. U bë njeri i madh. Ai i kish të gjitha cilësitë që duhen në këtë botë: ish i këndshëm në të sjellë dhe i gjallë në të vepruar. Me mjete të tilla zuri brenda një kohe të shkurtër një vend të majmë dhe e shfrytëzoi si jo më mirë. Duhet ta themi se pikërisht atëhere kish filluar një luftë shumë e rreptë kundër çdo lloj rryshfeti. Ai nuk ua kish frikën ndjekjeve dhe aty për aty nisi të bëjë që këto t'ia shpinin ujin drejt në mulli, duke treguar kështu një zgjuarësi të vërtetë ruse, nga ato që shfaqen vetëm në kohën e ndalimeve. Ja se si e kryente këtë punë: sapo hynte dikush në zyrë dhe vinte dorën në xhep për të nxjerrë ato letrat e famshme të rekomandimit me nënshkrimin e princ Hovanskit[1], siç u thonë kartmonedhave tek ne, në Rusi: "Jo, jo, - thosh Çiçikovi me buzëqeshje duke ia ndaluar dorën

1) *Princi A. N. Hovanski* - drejor i Bankës së Shtetit nga viti 1818 gjer në vdekje, më 1857. Ai nënshkruante biletat e bankës.



njeriut, - ju pandehni se unë... Jo, jo. Këtë e kemi për detyrë. Duhet ta bëjmë pa asnjë shpërblim! Sa për këtej flijeni mendjen: që nesër puna do të jetë gati. Na jepni adresën dhe mos kini merak për asgjë, do t'ua sjellin në shtëpi".

Njeriu çuditej dhe kthehej në shtëpi, duke thënë me vete, në kulm të gëzimit: "Ja, më në fund gjeta një njeri nga ata që duhet të kemi sa më shumë. Ky është një xhevahir i çmuar!"

Priste një ditë, dy, nuk i shpinin asgjë në shtëpi; as ditën e tretë. Shkonte prapë në zyrë dhe aty shihte se puna kish ngecur në vend. Atëhere i lutej atij xhevahirit. "Ah, më falni! - ia kthente Çiçikovi me mirësjellje të madhe, duke ia shtrënguar të dy duart. - Kemi qenë të mbytur në punë. Po që nesër do të jetë gati, nesër patjetër. T'ju them të drejtën, madje më vjen turp." Dhe të gjitha këto fjalë i shoqëronte me ca lëvizje të këndshme. Në qoftë se atë çast i hapej pak kinda e pëqirit të kaftanit, zgjaste dorën menjëherë dhe mundohej ta drejtonte dhe ta mbante që të mos hapej! Po as të nesërmen, as të pasnesërmen nuk ia shpinin shkresën në shtëpi. Njeriu mend çmendej: ç'është kjo punë? Shkonte dhe pyeste. I thoshin se duhej t'u jepte diçka shkruesve. "Pse të mos u jap? Jam gati t'iu hedh një çerek a gjysmëruble." - "Jo, s'është fjala për një çerek ruble, po për një bardhoshkë"[1]. - "Një bardhoshkë shkruesve?" - thërriste njeriu. - "Po pse nxehi kështu? - ia priste Çiçikovi. - Shkruesit do të marrin tamam nga një çerek ruble, kurse pjesën tjetër do ta marrin shefat." Njeriu sylesh i binte ballit me pëllëmbë dhe shante sa mundte rendin e ri që ndiqte ryshfetet, siç shante edhe nëpunësit e sjellshëm dhe të këndshëm. "Më parë, të paktën e dije se ç'duhej të bëje: i jepje shefit një kuqaloshkë[2] dhe mbaroje punë, kurse tani duhet të japësh një bardhoshkë të tërë dhe

1) *Bardhoshkë* - karmonedhë 25 rublash.
2) Kuqaloshe - karmonedhë 5 rublash.

madje të zvaritësh punët plot një javë gjersa të marësh vesh se ç'duhet të bësh. Djalli ta marrë zellin dhe fisnikërinë e nëpunësve!"

Lutësi, natyrisht, ka të drejtë: tani s'kemi ryshfetçinj, gjithë shefat janë njerëz shumë të ndershëm dhe shumë fisnikë; vetëm sekretarët dhe shkruesit janë batakçinj.

Së shpejti Çiçikovit iu hap një fushë shumë më e gjerë: u ngrit një komision për të ndërtuar një godinë zyrtare mjaft të madhe. Në këtë komision hyri edhe ai vetë dhe u bë një nga antarët e tij më aktivë. Komisioni iu vu menjëherë punës. Ai u mor gjashtë vjet të tërë me këtë çështje, por ja e pengonte klima, ja s'ishte mirë lënda, sidoqoftë ndërtesa zyrtare nuk u ngrit më lartë nga themelet. Ndërkaq në cepat e tjerë të qytetit secili nga antarët e komisionit na u gjend befas pronar i një shtëpie të bukur me arkitekturë civile. Me sa duket aty toka ishte më e shëndoshë. Antarëve zuri t'u shkojë puna mbarë dhe sikush themeloi nga një familje. Vetëm tanithi Çiçikovi nisi të çlirohet nga ligjet e rrepta të modestisë dhe të vetmohimit të tij të papërkulshëm. Vetëm tanithi, më në fund, u zgjidhën disi ato kreshmët e tij të gjata dhe u vërtetua se ai kish pasur gjithmonë prirje ndaj ngazëllimeve të shumta, shijimin e të cilave kish mundur ta frenojë në vitet e rinisë së zjarrtë, kur asnjeri nuk është krejt i zoti vetes. Në një farë mënyre edhe e teproi disi: mori një gjellbërës mjaft të mirë, zuri të mbajë këmishë prej pëlhure të hollë hollande, bleu stofë nga ato që s'kish mbajtur askush në tërë gubernën. Që atëhere atij i pëlqenin ngjyrat gështenjë dhe të kuqërreme, me pikëza. Bleu një çift kuajsh shumë të mirë dhe ai vetë mbante njerin fre, duke e detyruar kalin anës të kërrusej e të përkulej si unazë. E bëri zakon të fërkojë shtatin me një sfungjer të njomur në kolonjë të përzier me ujë; bleu një sapun mjaft të shtrenjtë për të zbutur lëkurën, pastaj...

Mirëpo papritur e pakujtuar vendin e bufit të vjetër e



zuri një shef i ri, ushtarak, njeri i rreptë, armik i ryshfetçinjve dhe, si i thonë një fjale, urrejtës i çdo lloj padrejtësie. Që të nesërmen ky u kalli datën të gjithëve, një nga një, u kërkoi llogari, zbuloi çrregullime, vërtetoi në çdo hap mungesa shumash, dhe aty për aty zbuloi të kujt ishin ato shtëpitë e bukura me arkitekturë civile dhe filloi përmbysja. Nëpunësit u shkarkuan nga detyrat që mbanin; shtëpitë me arkiekturë civile u konfiskuan në dobi të shtetit dhe u ndërruan në lokale mirëbërëse dhe shkolla për kantonistët[1]. Të gjithë i shkundën e i përshkundën ashpër, kurse Çiçikovin e shkundën më shumë nga të tjerët. Fytyra e tij, ndonëse ishte e këndshme, s'dihet përse, këtë vetëm një perëndi e di - nganjëherë një gjë e tillë ndodh pa asnjë shkak - nuk i pëlqeu shefit të ri që nisi ta urrejë për vdekje. Shefi i pamëshirshëm u bë tmerri i të gjithëve. Por meqenëse ky njeri ishte ushtarak, pra nuk njihte hollësirat e gjithë dallavereve civile, pas pak kohe ia fituan besimin disa nëpunës të tjerë, për hir të pamjes së tyre të mirë dhe të aftësisë që kishin për t'iu përshtatur çdo rrethane. Pra gjenerali ra në duart e disa batakçinjve edhe më të mëdhenj për të cilët nuk i kish shkuar as mendja se mund të ishin kështu dhe madje ai kish qenë i kënaqur se, më në fund, kish zgjedhur njerëz të mirë dhe qe mburrur shumë me atë zotësine e tij të stërhollë për të dalluar aftësitë. Menjëherë nëpunësit ia kuptuan shpirtin dhe karakterin. Të gjithë ata që ndodheshin nën urdhrat e tij u bënë armiq të tmerrshëm të së padrejtës; ata e ndiqnin këtë kudo dhe në të gjitha punët, ashtu siç ndjek peshkatari me hostë[2] ndonjë bli të majmë. Këtë e bënë me kaq zell sa që pas pak kohe sikush

1) *Kantonistë* - bij ushtarësh që caktoheshin të bënin pjesë qysh nga data e lindjes në dikasterin e ushtrisë dhe përgatiteshin për shërbimin ushtarak në një shkollë të veçantë elementare ushtarake (në Rusinë e gjysmës së parë të shekullit 19).

2) *Hostë* - njëfarë cfurku me dy bigla të drejta për të gjuar peshk në lumë (Pogradec).

nga këta u bë pronar i një kapitali prej disa mijë rublash. Ndërkaq shumë nga nëpunësit e mëparshëm muarën udhën e së vërtetës dhe prandaj u pranuan rishtaz në punë. Por Çiçikovi s'mundi e s'mundi t'i hedhë hi syve, sado që për të u përpoq dhe e mbrojti sekretari i parë i gjeneralit, të cilin e nxisnin letrat e princ Hovanskit. Ky njeri kish arritur ta hiqte për hunde gjeneralin, por këtu s'mundi të bëjë asgjë. Gjenerali ish një skotë njeriu, të cilin ndonëse e hiqnin për hunde (por pa dijen e tij), sapo i hynte gjësendi në mendje i ngulitej menjëherë si pykë hekuri e nuk ia nxirrje dot. Gjëja e vetme që mundi të bëjë sekretari i shkathët ka qenë zhdukja e shënimit që ia njolloste fletën e biografisë dhe këtë punë arriti ta përfundojë sepse ia zbuti zemrën shefit, duke ia përshkruar me ngjyra të gjalla gjendjen e dhimbshme të familjes së Çiçikovit, e cila, për fat të mirë, nuk ekzistonte fare.

"Nejse, s'kemi ç'bëjmë! - tha Çiçikovi, - tani u prish magjia e të mos e zgjatim. Me lot s'bëhet gjë; duhet t'i përvishemi punës". Dhe ja, vendosi ta nisë rishtas nga filli karrierën, të armatoset përsëri me durim, të kufizojë prapë kërkesat, sadoqë aty më parë i kish shtrirë tejpërtej dhe shumë bukur. Iu desh të hidhej në një qytet tjetër dhe atje të përpiqej të bëhej rishtaz i njohur.

Puna nuk i vajti shumë mbroth. Brenda një kohe shumë të shkurtër iu desh të ndërrojë dy a tri detyra. Këto detyra kishin qenë të fëlliqta, të ulta. Duhet ta themi se Çiçikovi ishte njeriu më i ndershëm në botë. Ndonëse në krye kish qenë i detyruar të zhytej në një shoqëri të ndyrë, prapë në shpirtin e tij kish ruajtur gjithnjë pastërtinë, i pëlqente që zyrat të kishin tryeza të lustruara me varak dhe të ishin rregulluar të gjitha ashtu siç u ka hije. Nga goja e tij nuk dilte kurrë një fjalë e keqe dhe e ndjente gjithnjë veten të fyer kur dëgjonte se të tjerët nuk nderonin ashtu siç duhej



gradën ose ofiqin e dikujt. Mua më thotë mendja se këndonjësit do t'i bëhej qejfi të dëgjonte se Çiçikovi i ndërronte ndërresat një herë në dy ditë, kurse në verë, kur bënte zagushi, i ndërronte ditë për ditë, sepse çdo kundërmim sado pak i fëlliqët, i kallte krupën. Nga ky shkak vinte një karafil në hundë sa herë që hynte Petrushka ta zhvishte dhe t'i hiqte çizmet. Në shumë raste prekej si ndonjë vajzë, prandaj i vinte zor të futej përsëri në radhët e atyreve që mbanin erë rakie të fortë dhe që s'dinin të silleshin. Sadoqë u mundua të mbajë veten, prapseprapë në kohën e këtyre andrallave u lig dhe madje fytyra e tij mori një ngjyrë të gjelbërth. Aty më parë sapo kish nisur të ngjallej duke marrë ato trajtat e mbushura e të rrumbullakosura, siç ndodhej kur ia paraqitëm këndonjësit. Shumë herë, duke u shikuar në pasqyrë, kish nisur t'i shkonte mendja tek shumë gjëra të këndshme: një grua të re, fëmijë - dhe ndërkaq bënte buzën në gaz. Mirëpo tanithi, duke hedhur padashur sytë në pasqyrë, s'mundi të mbajë veten të mos klithë: "Oh, zonjë Shën Mëri! Sa qenkam shëmtuar!" Dhe pas kësaj shumë kohë as që desh të shihej fare në pasqyrë.

Por heroi ynë u bëri ballë të gjithave, e forcoi zemrën, tregoi durim të madh gjersa më në fund u fut në punë në doganë. Duhet ta themi se Çiçikovi kish shumë kohë që ëndërronte tinëz një punë të tillë. Ai shihte se ç'gjëra të bukura, të jashtme, kishin nëpunësit e doganës, sa e sa enë porcelani dhe sende prej batiste u dhuronin ata ndrikullave, tetove dhe motrave. Shumë herë kish thënë duke psherëtirë: "Ja se ku duhet të futem! Aty edhe kufiri është afër, edhe njerëzit janë të qytetëruar. Pale po ç'këmishë të holla prej pëlhure hollande mund të shtie në dorë!" Duhet të shtojmë se atij i kish shkuar mendja edhe në një sapun frëng të një cilësie të veçantë, nga ata që ta zbardhin jashtëzakonisht lëkurën dhe të freskojnë faqet. Se si quhej ky sapun - perëndia

e di, po mendja i thoshte se ky duhej të gjendej patjetër jashtë shtetit. Kështu pra, Çiçikovi kish kohë që donte të hynte në doganë, por e kishin penguar ato përfitimet e ndryshme që kish sjellë komisioni i ndërtimit dhe kish menduar me shumë të drejtë "më mirë një vezë sot se një pulë mot". Por tani kish vendosur të bënte çmos që të hynte në doganë, dhe hyri.

Punës iu përvesh me një zell të pathënë. Dukej sikur vetë shorti e kish përcaktuar të bëhej nëpunës dogane. Një shkathtësi, mprehtësi dhe qartësi e këtillë jo vetëm se nuk ishte parë, po as nuk ishte dëgjuar. Brenda tri a katër javëve ua mori dorën kaq mirë punërave doganore sa që i mësoi të gjitha me themel. Madje pa e peshuar dhe pa e matur mallin ai e dinte, vetëm e vetëm pas faturës, sa kut copë ose sa kut stofë tjetër kish një top. Mjaftonte të merrte në dorë një pako dhe mund të të thosh menjëherë se sa peshonte kjo. Sa për kontrollimet, Çiçikovi kish, siç thoshin vetë shokët e tij, një të nuhatur tëpkë si atë të qenit: s'mundje të mos mahniteshe kur e shikoje se si kqyrte kaq durimtar çdo kopsë dhe këto të gjitha i bënte me një gjakftohtësi që të kallte në varr dhe me një mirësjellje që as nuk ta priste mendja. Dhe ndërsa ata që i kontrollonte e humbisnin mendjen, tërboheshin dhe mënd merrnin vrull t'i jepnin ca shuplaka asaj fytyrës së tij të këndshme, ai, pa u ndryshuar fare në fytyrë, gjithnjë i sjellshëm, u thosh vetëm nga dy fjalë: "A do të kini mirësinë të shqetësohi pak dhe të ngrihi?" Ose: "A do të kini mirësinë, zonjë, të urdhëroni në një dhomë tjetër? Atje bashkëshortja e një nëpunësi tonë do të sqarohet me ju." Apo: "Me leje të shqep pakëz me një thikëz të vogël astarin e mantelit tuaj" - dhe duke thënë kështu nxirrte s'andejmi shalle dhe shami, gjithnjë gjakftohtë, sikur t'i paskej qitur nga sëndyqi i vet.

Madje edhe eprorët e tij thoshin se ky nuk ish njeri, po djalli vetë. Zbulonte sende te rrotat, në timonët e karrocave, në veshët e kuajve dhe s'di se ku tjetër, atje ku askujt tjetër



nuk do t'i kish shkuar mendja të kërkonte dhe ku lejohet të futen vetëm nëpunësit e doganës. Kështu, udhëtari i gjorë, që kish kaluar kufirin, rrinte disa minuta i shastisur, fshinte djersën që i kishte bulëzuar në tërë trupin dhe bënte kryq duke thënë: "Hej, hej!" Gjendja e tij i ngjante asaj të një shkollari që kish ikur vrap nga dhoma e fshehtë ku e kish thirrur drejtori për t'i dhënë njady këshilla dhe në vend të këshillave papritur i kishin dhënë ca shuplaka.

Brenda pak kohe kontrabandistët gjetën belanë. Çiçikovi i tmerroi dhe i dëshpëroi në kulm gjithë çifutët polakë. Ai ishte kaq i ndershëmdhe kaq i paepur ndaj ryshfeteve saqë kjo punë dukej e panatyrshme. Madje ai nuk grumbulloi ndonjë kapital të vogël nga sendet e ndryshme të konfiskuara dhe nga sendet e tjera të vogla të cilat, për t'iu shmangur regjistrimeve të kota, nuk ia kalonin fare arkës së shtetit. Një shërbim i tillë i zellshëm dhe i çinteresuar nuk mund të mos i mahniste të gjithë dhe të mos u binte në sy eprorëve të tij. Ata e graduan dhe, pas kësaj ngjarje, Çiçikovi paraqiti një projekt për t'i shtënë në lak të gjithë kontrabandistët, duke kërkuar vetëm mjetet e duhura që ta zbatojë vetë këtë projekt . Aty për aty i dhanë një skuadër që ta komandonte dhe fuqi të pakufishme për të bërë çdo lloj kontrollesh. Çiçikovi as që donte gjë tjetër. Atëhere ish ngritur një shoqëri e madhe kontrabandistësh e organizuar më së miri. Kjo ndërmarrje e guximshme parashikonte të nxirrte miliona rubla fitime. Çiçikovi e dinte prej kohe këtë gjë dhe madje ua kish prerë shkurt njerëzve të dërguar për ta korruptuar, duke u thënë:

- Jo, s'ka ardhur koha.

Si mori në dorë të gjitha ato që kish kërkuar, i bëri menjëherë fjalë shoqërisë:

- Tani ka ardhur koha.

Puna ishte shumë e sigurt. Në një vit mund të fitonte aq sa

mund të nxirrte në njëzet vjet shërbimi shumë të zellshëm. Më parë ai s'kish dashur të lidhej me kontrabandistët, sepse s'ishte veçse një nëpunës i vogël, pra do të kish përfituar shumë pak, kurse tani... Tani puna ndryshonte krejt: mund t'u shtronte ç'kushte të donte vetë. Që puna të vinte mbroth ia mbushi mendjen edhe një nëpunësi tjetër, shokut të tij, i cili, ndonëse leshrat i kish të thinjura, nuk mundi t'i bëjë ballë tundimit. U lidhën kushtet dhe shoqëria ia nisi punës. Veprimet filluan në një mënyrë të shkëlqyer. Këndonjësi e ka dëgjuar, pa dyshim, atë historinë e bujëshme të shtegtimit mendjemprehtë të atyre deleve spanjolle të pajisura me dy shtretër leshi, të cilat kalonin kufinë, duke sjellë nën shtresën e sipërme të leshit tantela Brabanti me vlerë një milion rublash. Kjo ngjarje ndodhi pikërisht në kohën kur Çiçikovi bënte shërbim në doganë. Po të mos merrte ai pjesë në këtë punë, asnjë çifut në botë nuk do të kishte qenë i zoti ta nxirrte në krye. Pas katër udhëtimesh që bënë delet duke kaluar kufinë, të dy nëpunësit u gjetën me nga një kapital prej katërqind mijë rublash. Çiçikovi thonë madje se kish më tepër nga pesëqind mijë, sepse ish më i guximshëm. Kushedi sa fort do të ishin shtuar këto shifra të bekuara në qoftë se nuk do të ish futur grindja midis tyre. Djalli ua mori mendjen të dy nëpunësve. Shkurt, ata u grindën dhe u zemëruan keq për një gjë fare të vogël. Një herë, gjatë një bisedimi të ndezur, mbase ndofta sepse kish qenë i dehur, Çiçikovi e fyejti shokun e tij duke i thënë "bir prifti". Ai tjetri, ndonëse me të vërtetë ish bir prifti, s'dihet përse e ndjeu veten kaq të fyer sa ia ktheu aty për aty shumë vrazhdë, duke thënë:

- Jo, gënjen! Unë jam këshilltar shteti dhe jo bir prifti. Ti vetë je bir prifti!

Dhe pastaj shtoi, për inat:

- Ja, kështu ta dish!

Megjithqë ia tregoi vendin mirë e paq dhe ia ktheu prapë fjalën fyese, dhe megjithqë i tha "ja, kështu ta dish!" duket



se ai nuk u kënaq vetëm me kaq: shkroi e dërgoi kundër tij një denoncim të fshehtë. Por thuhet se veç kësaj ngjarje, ata kishin rënë në grindje, për një grua të njomë me tule të ngjeshura si thelpinj arre, siç thonë ata nëpunësit e doganës. Madje ai tjetri pagoi disa njerëz që ta rrihnin heroin ndaj të ngrysur, në një rrugicë të errët. Mirëpo të dy nëpunësit tanë mbetën me gisht në gojë, sepse atë gruan me tule të ngjeshura e shtiu në dorë një farë kapiten i parë Shamsharjov. Se si vajti puna me të vërtetë, një perëndi e di; këtë çështje më mirë le ta zgjidhë këndonjësi dëshërimtar. E para nga të parat është se dual sheshit lidhjet e tij të fshehta me kontrabandistët. Këshilltari i shtetit, ndonse e humbi edhe vetveten, ia ngjeshi edhe shokut të tij. Të dy nëpunësit i hodhën në gjyq, u konfiskuan pasurinë, ua shkruan të gjitha në inventar, dhe tërë këto u ranë mbi kokë në befasi si rrufeja në të kthjellët. Ata u zgjuan si pas një të dehuri të fortë dhe atëhere panë të llahtarisur se ç'kishin bërë. Këshilltari i shtetit, sipas zakonit rus, nga hidhërimi zuri të pijë, por këshilltari i kolegjit u mbajt mirë. Ndonëse eprorët që kishin ardhur për të hetuar çështjen e kishin të nuhaturit shumë të fortë, ai mundi të fshehë një pjesë të parave. Vuri në lëvizje të gjitha aftësitë e stërholla të mendjes së tij dhe përvojën e madhe sepse i njihte shumë mirë njerëzit. Herë përdori manierat e tij të këndshme, herë fjalimet prekëse, herë lajkat - që s'prishin punë kurrë, dhe herë paranë. Me pak fjalë, e solli punën në një mënyrë të tillë që të mos përjashtohej nga puna shumë turpërisht, si shoku i tij, dhe të shpëtojë nga ndjekjet penale. Por atij nuk i mbetën as kapital, as sende të ndryshme të jashtme. Këto të gjitha gjetën amatorë të tjerë. Mundi të shpëtojë vetëm nja dhjetë mijë rubla që i kish fshehur për ditë të zeza, nja dy duzina këmishë hollande, një karrocë të vogël nga ato të beqarëve dhe dy bujkrobër: karrocier Selifanin dhe shërbëtor Petrushkën. Veç këtyre, nëpunësit zemërbardhë të doganës i

lanë nga pesë a gjashtë kallëpë sapun për të ruajtur freskinë e faqeve. Vetëm kaq.

Ja pra se ku degdisi rishtaz heroi ynë! Ja ç'mjerime të mëdha i ranë atij mbi krye! Për këtë shkak thosh ai se "kish hequr e vuar në kohën e shërbimit për të vërtetën". Tani duhej të thoshim me mendje se pas kaq stuhirash, provash, ndryshimesh të shortit dhe hidhërimesh do të kridhej, bashkë me ato dhjetë mijushkat që i kishin mbetur, në ndonjë qytezë të humbur e të qetë të ndonjë rrethi dhe atje do të mykej përgjithmonë me një dolloma basme te dritarja e ndonjë përdhese të ulët duke paqësuar të dielave grindjet e fshatarëve që do plasnin mu përpara dritareve të tij, ose, për të kaluar kohën, do të shkonte në kotec për të prekur vetë me dorë pulën që do të therej për të bërë supë, dhe do të bënte kështuthi një jetë të qetë, po edhe, si të thuash, të kotë. Por nuk ndodhi kështu. Duhet të lëvdojmë forcën e pathyeshme të karakterit të tij. Pas gjithë atyre që ndodhën dhe të cilat do të mjaftonin, në mos ta vrisnin njerinë, të paktën ta platitnin dhe ta shtronin përjetë, atij nuk i qe shuar ende ai zjarri i pakuptueshëm. Ai ish i hidhëruar, i inatosur, ankohej kundër gjithë botës, nxehej kundër shortit të padrejtë, por prapëseprapë nuk mund të hiqte dorë që të mos bënte prova të reja. Me dy fjalë, kish një durim përpara të cilit s'ish asgjë durimi i shtangët i gjermanit që mbështetet në qarkullimin e ngadalshëm e të plogët të gjakut. Gjaku i Çiçikovit, përkundrazi, vlonte me vrull dhe atij i duhej një vullnet mjaft i arsyeshëm për të frenuar gjithçka që donte të vërvitej dhe të vërvitej lirisht. Ai ish njeri që vriste mendjen dhe në këtë të vrarë të mendjes dukej një farë arsye: "Përse të vuaj pikërisht unë? Përse të më godasë mua mjerimi? Kush e ka humbur sot shërbimin në shtet e fiton rishtaz. Të gjithë pasurohen. Unë s'kam marrë më qafë njeri, s'kam grabitur paratë e së vesë, s'kam lënë askënd udhëve. Kam përvetësuar vetëm tepricat, kam marrë



vetëm atje ku do të kish marrë sikush; po të mos përfitoja unë do të përfitonin të tjerët. Përse të tjerëve t'u shkojë puna mbroth dhe përse unë duhet të humbas si krimb? Ç'jam unë tani? Kujt mund t'i hyj unë në punë? Me ç'sy do të shikoj tani drejt në sy çdo prind të nderuar, kryetar familje? E si të mos më brehë ndërgjegja kur di se jam i kotë mbi tokë? Ç'do të thonë pastaj fëmijët e mi? Do të thonë se babai ish një kafshë e nuk na la fare pasuri!"

Siç dimë, Çiçikovi kish brengë të madhe për pasardhësit e tij. Sa i ndjeshëm ish! Aksh njeri, dofta, nuk do të kish vjedhur kaq shumë po të mos e kish munduar pyetja që s'dihet përse, i dilte përpara vetvetiu: "Ç'do të thonë fëmijët?" Dhe ja themelonjësi i ardhmë i familjes, si një maçok i vëmendshëm, duke hedhur vetëm një sy vëngërthi për të parë se ndofta i zoti nuk e vë re dhe përlan çdo gjë që ka më pranë: qoftë sapun, qoftë qiri, sallo a ndonjë kanarinë - shkurt nuk le asgjë.

Kështu truhej e ankohej heroi ynë dhe ndërkaq koka i zjente; aty brenda diç po kurdisej dhe priste çastin të bëhej plan. Sërish u mblodh kuspull, sërish nisi të bëjë një jetë të vështirë, sërish u kufizua në të gjitha dhe sërish nga pastërtia dhe nga një gjendje mjaft e mirë u shyt në llucën e një jete të fëlliqur. Duke pritur diçka më të mirë, ai u detyrua madje të bëhej prokurist, një profesion që s'ka hapur ende udhë ashtu siç duhet në vendin tonë, sepse prokuristin e shtyjnë nga të gjitha anët, nuk e përfillin as ata shkruesit e vegjël të zyrave dhe madje, as vetë prokurëdhënësit, e bëjnë të presë me përulje nëpër paradhomat, e marrin nëpër këmbë e sa e sa të tjera, por nevoja e nxiti t'i durojë tëgjitha.

Ndër të tjerat, prokura i ngarkonte të bënte përçapje për të vënë peng në këshillin e tutelës[1] disa qindra fshatarë.

1) *Këshilli i tutelës* - institucion i ngarkuar me tutelën e të vejave, të jetimëve dhe të fëmijëve jashtë kurorës. Ky institucion drejtonte shtëpitë e edukimit dhe jepte huara me peng çifligjesh (para revolucionit).

Çifligu ish shkatërruar gjer në shkallën e fundit. Kjo kish ndodhur sepse kish ngordhur gjëja e gjallë, sepse administratorët kishin qenë batakçinj, sepse s'ish bërë drithi, sepse kishin rënë semundje që kishin kositur punëtorët më të mirë dhe më në fund, sepse vetë pronari ish guak nga mendja dhe mbante në Moskë një shtëpi të mobiluar pas modës së fundit për të cilën kish prishur tërë paratë gjer te kopeku i fundit dhe tani kish mbetur pa para. Për këtë shkak kishte qenë i detyruar të vinte peng çifligun e tij të fundit. Atëhere të vënët peng të një malli mbi emrin e shtetit ish diçka e re, kështuqë njerëzit e bënin këtë punë me një farë druajtje. Si prokurist, Çiçikovi bëri i më parë miq të gjithë nëpunësit (siç dihet, po të mos bësh një gjë të tillë, nuk mund të marrësh madje një informatë sado të thjeshtë ose të bësh ndonjë ndreqje, sepse duhet të derdhësh në çdo fyt të paktën një shishe madera). Pra, si i bëri për vete të gjithë ata që duheshin bërë, kështu, u tregoi se si qendronte puna dhe për të mos pasur ngatërresa të pastajme, u tha se gjysma e fshatarëve kishin vdekur...

- Mirë, po a janë përfshirë këta në listën e revizionimit? - pyeti sekretari.

- Janë, - iu përgjigj Çiçikovi.

- Atëhere pse turbullohi? - ia preu sekretari. - Njeri vdes, tjetri lind, pra ti mos u grind.

Siç shihet, sekretarit i vinte ndoresh të fliste edhe me rimë. Mirëpo ndërkaq Çiçikovit i shkrepi mendimi më frymëzonjës që ka shkrepur ndonjëherë në një kokë njeriu. "Eh, sa budalla paskam qenë, - tha ai me vete, - unë po kërkoj gomarë dhe nuk shoh se i kam hipur! Po t'i blej të gjithë ata që kanë vdekur këtej, para se të dorëzohen listat e reja të revizionimit, ta zemë, një mijë frymë, dhe të themi se këshilli i tutelës do të më japë nja dyqind rubla për kokë, unë bëhem pronari i një kapitali dyqind mijë rublash. Tani është tamam



koha. Aty më parë ranë epidemira dhe, lavdi zotit, vdiqën mjaft njerëz. Çifligarët i humbën paratë në kumar e në dëfrime, i bënë rrush e kumbulla; shkuan të gjithë në Peterburg dhe hynë në punë shteti; çifligjet janë braktisur, qeverisen mjaft keq; taksat paguhen vit për vit sa vjen më zor, kështu që sikush është gati të m'i fali frymët e vdekura që të shpëtojë nga taksat; madje mund të ndodhë që ndonjë të paguajë diçka për këtë shërbim. Natyrisht, puna është e vështirë, plot andralla dhe e rrezikshme. Kam frikë mos më kapin dhe mos e pësoj. Por njeriu prandaj është i pajisur me mendje: të dijë se si të veprojë. Kryesorja është se kjo punë do t'u duket të gjithëve si diçka që s'mund të ndodhë dhe nuk do t'i zenë besë fjalës. Ç'është e drejta, pa tokë s'ka se si të blesh fshatarë dhe as se si t'i vesh peng. Por unë i blej për shpërngulje, vetëm për shpërngulje. Tani tokat jepen falas në gubernën e Tauridës dhe në atë të Hersonit: vetëm shko e vendosu atje. Pra atje do t'i shpie të gjithë! Në gubernën e Hersonit! Le të rrojnë atje! Shpërnguljen mund ta bëjmë ligjërisht, me vendim gjyqi. Po të kërkojnë ndonjë dëshmi për të vërtetuar në qoftë se fshatarët ekzistojnë me të vërtetë, unë s'kam asgjë të kundërt. Pse jo? Do t'iu paraqes një dëshmi të nënshkruar nga dora e kapitenit të xhandarmërisë. Fshatin mund ta quajmë Çiçikovo ose me emrin që më kanë dhënë në pagëzim: Pavlloskoe".

Ja se si u ngjiz në trutë e heroit tonë ai plan i çuditshëm për të cilin nuk di a do t'i jenë mirënjohës këndonjësit. Sa për autorin, s'ka se si të mos jetë mirënjohës, sepse po të mos i shkrepte ky mendim në kokë Çiçikovit, nuk do të kish dalë në dritë kjo poemë.

Pasi bëri kryq sipas zakonit rus, iu përvesh punës. Duke u shtirë sikur gjoja donte të zgjidhte një vend për banim dhe me pretekste të tjera, zuri të bëjë kërkime nëpër krahinat e ndryshme të shtetit tonë, sidomos nëpër ato që kishin hequr

më shumë nga fatkeqësitë: nga zia, nga vdekjet e të tjera e të tjera - me një fjalë ku mund të blinte më lehtë dhe më lirë frymët që i duheshin. Ai nuk i drejtohej kuturu çdo çifligari, por i zgjidhte njerëzit sipas shijes së vet ose nga ata me të cilët ish më lehtë të kryente punë të tilla. Më parë përpiqej t'i bënte të njohur, t'u fitonte zemrën, kështu që t'i merrte fshatarët, po të ish e mundur, falas, dhe jo me të blerë. Kështu pra, këndonjësit s'duhet të zemërohen me autorin në qoftë se s'u pëlqyen personat e paraqitur më lart. Fajin e ka Çiçikovi; në këtë punë ai është zot i plotfuqishëm, pra ne duhet ta ndjekim ku të na shpjerë. Po të na qërtojnë e të thonë se vetat dhe karakteret janë të zbehtë dhe s'ia mbushin synë, ne do t'u përgjigjemi se në fillim nuk mund të shihet tërë rryma dhe tërë vëllimi i një vepre. Mbritja në ndonjë qytet, cilido qoftë ky, mbase edhe në kryeqytet, është gjithnjë diçka mjaft e vështirë. Në fillim të gjitha të duken të përhime dhe të mërzitshme; shtrihen gjer tejpërtej uzina dhe fabrika të nxira nga tymi, pastaj duken cepat e shtëpive gjashtëkatëshe, dyqane, tabela, rrugë shumë të gjera plot kambanore, shtylla, statuja, kulla tërë shndritje, dëgjohet zhurma dhe bubullima e qytetit dhe duken tërë ato që ka stisur për mrekulli dora dhe mendja e njeriut. Se si u bënë blerjet e para - këtë e di këndonjësi, se si do të shkojë puna më tej, ç'mbarësi e ç'prapësi do të ketë heroi ynë, cilat janë pengesat më të rënda që duhet t'i mposhtë e t'i kapërcejë, ç'fytyra madhështore do të dalin, se si do të lëvizin levat e fshehta të tregimit të gjerë, se si do të zgjerohet më tej horizonti i tij dhe se si do të marrë një rrymë madhështore lirike - këto janë gjëra që do t'i shohë më vonë. Përpara e pret një udhë e gjatë tërë atë ekuipazhin shtegtar të përbërë nga një zotëri në moshë të mesme, nga një karrocë prej atyre të beqarëve, nga shërbëtor Petrushka, karrocier Selifani dhe të tre kuajt, të cilët i njohim me emër - nga deputeti gjer te ai



pullalliu i poshtër.

Ja, pra, ky është heroi ynë që po e pikturojmë ashtu si është! Por, ndofta, do të na duhet një përkufizim përfundimtar me një vizë të vetme: cili është ky njeri nga pikpamja morale? Se ai nuk është hero plot përsosmërira dhe virtyte, ko është një punë që duket. Atëhere ç'është ai? Thua se është i poshtër? Po pse ta quajmë të poshtër? Pse të tregohemi kaq të rreptë me të tjerët? Tani tek ne nuk ka njerëz të poshtër, ka vetëm njerëz me qëllime të mira, njerëz të lezeçëm, kurse ata që e lanë veten të bien aq poshtë sa të hanë dacka në sytë e gjithë botës kanë qenë nja dy a tre veta, po madje edhe këta tani kanë nisur të flasin për virtyte. Do të ish më e drejtë që ne ta quanim Çiçikovin zotëri, blerës. Blerja e ka fajin e gjithë të këqijave. Për shkak të këtyre blerjeve ndodhën gjëra të cilat bota i quan punë *jo fort të pastra.* Është e vërtetë se një karakter i tillë ka diçka të neveritshme, kështuqë këndonjësi i cili, në rrugën e tij të jetës do të lidhë miqësi me një njeri të tillë dhe do të ketë hyrje e dalje me të dhe do ta kalojë këndshëm jetën, do të fillojë ta shikojë vëngër, në qoftë se ky do të bëhet hero i një drame ose i një poeme. Është i mençur njeriu që nuk ndien krupë për çdo lloj karakteri, por duke ia ngulur vështrimin e tij vëzhgonjës, do të zbulojë shkaqet zanafillëse.

Shpejt ndryshohen të gjitha tek njeriu. Sa të çelësh e të mbyllësh sytë, brenda këtij nis e rritet si krimb i llahtarshëm, që ia thith vrazhdësisht tërë forcën e jetës. Dhe shumë herë jo vetëm një pasion i lartë po madje edhe një pasion shumë i ulët për diçka të vogël nis e rritet tek një njeri të lindur për të kryer vepra të shquara, e bën këtë të harrojë detyrat e epërme dhe të shenjta dhe të thotë se gjepura është diçka e madhe dhe e shenjtë. Të shumta si rëra e detit janë pasionet e njeriut dhe asnjëra nga këto nuk i ngjan tjetrës. Të gjitha - qofshin të ulta apo të larta - në nisje i nënshtrohen njeriut, po pastaj

bëhen sundonjëse të tmerrshme të tij. Është i lumtur ai që ka zgjedhur pasionet më të larta. Lumturia e tij shtohet e dhjetëfishohet gjithnjë më shumë, orë për orë dhe grimë për grimë dhe ai zhytet thellë e më thellë në parajsën pa fund të shpirtit të vet. Por ka edhe pasione të cilat nuk varen nga vullneti i njeriut. Ato kanë lindur nga çasti kur ka ardhur njeriu në jetë dhe ky s'ka aq fuqi sa t'i flakë tutje, sepse e drejton një urdhër i epërm dhe kanë brenda tyre diçka që e nxit gjithë jetën, diçka që s'pushon kurrë. Ato janë grishur të lozin një rol të madh mbi dhe, qoftë në një trajtë të errët, qoftë në një shfaqje dritëplotë, që ta ngazëllojë botën: ato janë të ftuara barabar për një të mirë të cilën njeriu nuk e njeh. Dhe mbase te vetë Çiçikovi pasioni që e zvarriste nuk buronte nga vetvetja, porse qenia e tij e ftohtë kish diçka që mandej ai duhej ta bënte pluhur njerinë dhe ta përgjunjte përpara urtësisë qiellore. Dhe gjithashtu mbetet e fshehtë përse kjo fytyrë hyn në këtë poemë që po del tani në dritë.

S'është e dhimbshme se këndonjësit nuk do të jenë të kënaqur nga heroi, po është e dhimbshme se autori ka një bindje të patundshme në shpirtin e tij se këta këndonjës do të kishin qenë të kënaqur nga i njëjti hero, nga i njëjti Çiçikov, po të mos kish soditur ai më thellë në shpirtin e tij, po të mos kish trazuar në fund të këtij ato që i shmangen dhe i shpëtojnë dritës, po të mos kish zbuluar mendimet e fshehta, të cilat njeriu nuk ia tregon askujt, por do ta kish paraqitur ashtu siç i dukej krejt botës, siç i dukej Manillovit dhe njerzve të tjerë dhe atëhere të gjithë do të gëzoheshin dhe do të thoshin se ai ishte njeri interesant. S'është nevoja që fytyra e tij dhe tërë qenia e tij të lëvizin të gjalla përpara syve të tij; po të ndodhte kështu, me të mbaruar leximin e librit shpirti nuk do të shqetësohej për asgjë dhe atëhere njeriu mund të kthehej rishtaz në tryezën e kumarit që bën të dëfrejë tërë Rusia. Po, këndonjës të mirë, ju nuk do të donit të shihnit mjerimin



njerëzor të zhveshur lakuriq. Ç'na duhet neve kjo gjë? - thoni ju. - Vallë ne s'dimë se në jetë ka shumë gjëra të përbuzura dhe neveritëse? Edhe pa qenë fare nevoja për një zbulim të tillë ne na ndodh shpesh të shohim diçka që s'është aspak ngushëllonjëse. Më mirë të na paraqisin diçka të bukur, tërheqëse. Më mirë le të harrojmë!

"E ç'më thua, vëlla, se punët e çifligut nuk venë mbarë? - e pyet çifligari administratorin. - Këtë unë e di edhe po të mos ma thuash ti. Fjalë tjetër s'ke, ë? Lermë ta harroj, të mos e dëgjoj, dhe atëhere do të jem i lumtur". Dhe ja, paratë që mund ta ndreqnin pak a shumë punën përdoren për gjithfarë mjetesh e mënyrash të cilat ta nxitin të harrojë. Ndofta truri që mund të zbulojë një burim të papritur mjetesh të shumta ia ka marrë me gjumë, kurse përtej çifligu shitet në ankand, por çifligari bredh nëpër botë që të harrojë dhe shpirti i tij i dëshpëruar është gati të bëjë ndonjë poshtërsi nga e cila një herë e një kohë do të ish tmerruar ai vetë.

Veç kësaj autorin do ta qërtojnë të ashtuquajturit patriotë të cilët rrijnë të qetë qosheve dhe merren me punë të dorës së dytë, grumbullojnë kapitale, duke ndërtuar fatin e tyre mbi kurriz të të tjerëve. Por sapo ndodh diçka që, sipas mendjes së tyre, është fyerje ndaj atdheut, sapo del ndonjë libër në të cilin tregohet nganjëherë e vërteta e hidhur, ata nisin të rendin vrik cep më cep si ato merimangat që pikasin ndonjë mizë të ngatërruar në pezhishkë, dhe befas lëshojnë ulërimën: "A është mirë vallë të nxirren në dritë dhe të trumbetohen këto të gjitha? Gjithçka që është përshkruar këtu është jona. Punë e mirë është kjo? Po ç'do të thonë të huajt? A të gëzohet vallë zemra kur dëgjon një fjalë të keqe për veten tënde? Pandehni vallë se kjo s'dhemb? Pandehni vallë se ne s'jemi patriotë?"

Këtyre vërejtjeve të mençura, sidomos përsa u takon fjalëve që mund të thonë të huajt, unë e pohoj hapur se s'kam

si t'u përgjigjem. Ose, ndofta, mund t'u përgjigjem vetëm me këto që vijojnë. Në një cep të largët të Rusisë na ishin dy banorë. Njëri ish kryetar familjeje dhe mbante emrin Kifa Mokieviç; ky ish njeri i butë, e kish marrë jetën me ku rënça mos u vrafsha. Për familjen s'çante kokën fare. Tërë qenia e tij ish vërtitur në një vrundull mendor dhe merrej me një çështje të cilën ai e quante filozofike: "Të marrim, fjala vjen, bishën, - thosh ai duke ecur nëpër dhomë. - Bisha lind lakuriq. Po përse lind pikërisht lakuriq? Përse nuk lind si shpesi, duke dalë nga veza? Me të vërtetë, sa më thellë ta kqyrësh natyrën, aq më pak e kupton!" Kështu mendonte banori Kifa Mokieviç. Por kjo s'është kryesorja. Banori tjetër ishte Moki Kifoviç, i biri i Kifa Mokieviçit. Ky ishte, siç i thonë në Rusi, një djalë kreshnik. Ndërsa i ati merrej me punën se si pilleshin bishat, mosha e tij njëzetvjeçare tërë vrunduj kish etje të madhe të hidhej në jetë. Asgjë s'mund ta bënte ngadalë: gjithnjë ose i thyente dorën ndokujt, ose i shtypte hundën. Në shtëpi dhe në fqinjëri, të gjithë - nga shërbëtorja e gjer te qeni - ua mbathnin e iknin posa e shihnin. Madje edhe shtratin e vet në dhomën e fjetjes e kish bërë copë. Kështu ish Moki Kifoviçi dhe me gjithë këtë kish zemër të mirë. Por as kjo s'ishte kryesorja. Kjo, kryesorja, ja se ç'ish. "Na fal, zoti babush Kifa Mokieviç, - i thoshin t'et shërbëtorët e vet dh shërbëtorët e të tjerëve, - ç'njeri është ky Moki Kifoviçi yt? Ky s'lë askënd të qetë, kaq i prapë është!" - "E di se është i paudhë, i paudhë, - përgjigjej zakonisht i ati kur i thoshin kështu, - po ç'të bëj? Tani është vonë ta shtroj në dru. Veç kësaj, po të bëj një gjë të tillë, bota do të thotë se qenkam zemërkazmë. Ai është njeri me sedër. Po ta qërtoj përpara dy tre të tjerëve, do të shtrohet, mirëpo e keqja është se do të hapet fjala poshtë e lart dhe tërë qyteti do t'i thotë qen. A mos pandehin vallë njerëzit se unë nuk vuaj? A s'jam unë baba? Meqë merrem me filozofi dhe ngandonjëherë as që



kam kohë të merrem me një gjë të tillë, mund të thuash se s'jam baba? Jo, bre, jo, unë jam baba! Jam baba, djalli i marrtë. Baba! Moki Kifoviçin e kam ja, këtu, në zemër! - Duke thënë këto fjalë Kifa Mokieviçi i binte me të madhe kraharorit me grusht dhe merrte zjarr e shtonte: - Dhe në qoftë se ai duhet të mbetet qen, atëhere të paktën të mos e dëgjojë këtë gjë nga goja ime, të mos e padis unë".

Dhe duke përmendur një ndjenjë të tillë atërore, Kifa Mokieviçi e la Moki Kifoviçin të vazhdojë kapadaillëqet e tij kreshnike, kurse ai vetë iu përvesh përsëri punës së tij të këndshme dhe shtroi befas një pyetje si kjo që vijon: "Hë, në qoftë se elefanti do të çelte nga veza, lëvorja e kësaj veze duhej të kish qenë kaq e trashë sa të mos e çante as topi, kështu që do të ishin të detyruar të shpiknin ndonjë armë të re zjarri".

Kështu rronin ata banorët e atij këndit paqësor. Këta të dy dolën papritur, të thuash, si nga dritarja, në fundin e tregimit tonë që t'i përgjigjen me modesti akuzës së disa patriotëve të flaktë, të cilët gjer atëhere merreshin të qetë me ndonjë filozofi ose pasuroheshin mbi kurriz të atdheut shumë të dashur duke menduar jo të mos bëjnë ndonjë gjë të fëlliqët, por vetëm të mos tregojnë se bëjnë një gjë të tillë të fëlliqët. Por jo, as patriotizmi dhe as ajo ndjenja e parë nuk përbëjnë thelbin e akuzës; diçka tjetër fshihet prapa kësaj. Po ç'fshihet vallë? Kush tjetër, veç autorit, duhet të thotë të vërtetën e shenjtë? Ju i druhi syrit që depërton thellë, ju kini frikë t'i bëni ndonjë gjëje një vëzhgim të thellë, juve ju pëlqen t'u hidhni të gjithave një vështrim shkarës që nuk vëren asgjë. Ju madje do të gajasni së qeshuri me Çiçikovin, ndofta edhe do ta lëvdoni autorin duke thënë: "Sidoqoftë i ka vënë re mirë disa punë; ky duhet të jetë një njeri gazmor!" Dhe si të thoni këto fjalë do t'i drejtohi me një krenari të dyfishtë vetvetes, ndërsa në fytyrën tuaj do të shkrepë një nënqeshje

kënaqësie dhe do të shtoni: "Por duhet ta pranojmë se në disa krahina ka njerëz të çuditshëm dhe qesharakë, madje edhe mjaft të poshtër!"

Por cili nga ju, njeri plot përvuajtje të krishtere, tek bisedon me vetveten, në çastet e vetmisë do të bluajë thellë në shpirtin e vet, heshtas, pa zë, këtë pyetje të rëndë: "A s'kam edhe unë diçka nga Çiçikovi?" Po, pikërisht kështu! Po sikur të kalojë në këtë kohë pranë tij ndonjë i njohur që mban gradë as shumë të lartë, as shumë të ulët, aty për aty ai do t'i bjerë me bryl fqinjit të tij dhe do t'i thotë duke ia krisur të qeshurit: "Shiko, shiko, ja Çiçikovi! Po kalon Çiçikovi!" Dhe pastaj, si një fëmijë e mitur, duke harruar çdo sedër, gradën që mban dhe moshën, do të rendë vrap pas tij, do ta ngacmojë dhe do të thërresë: "Çiçikov! Çiçikov! Çiçikov!"

Por ne paskemi nisur të flasim me zë mjaft të lartë, duke harruar se heroi ynë, mbasi fjeti tërë kohën kur rrëfyem tregimin e tij, u zgjua nga gjumi dhe tani mund t'i zerë veshi lehte emrin e vet të përsëritur kaq herë. Ai është njeri i ndjeshëm ndaj fyerjeve dhe zemërohet në qoftë se ndokush nuk e nderon ashtu siç i ka hije. Këndonjësit aq i bën nëse Çiçikovi zemërohet apo jo kundër tij, por autori nuk duhet të grindet në asnjë mënyrë me heroin e vet. Ata të dy kanë për të bërë edhe një udhë mjaft të gjatë bashkë dhe këtë udhë duhet ta bëjnë dorë pas dore. S'është punë e pakët: na presin dy pjesë të mëdha përpara.

- He-he! Ç'po bën ashtu? - i shfryu Çiçikovi Selifanit. - Ti!

- Çfarë? - ia ktheu Selifani me zë të ulët.

- Si çfarë? Tutkun! Kështu udhëtohet? Jepi!

E vërteta është se Selifani kish disa kohë që kur po udhëtonte i përgjumur, me sy të picërruar, duke lëvizur vetëm kur e kur rripat e ferëve mbi vithet e kuajve, gjithë të përgjumur. Ndërkaq Petrushkës kish kohë që kapa i kish íkur



s'di se ku, ndërsa ai vetë ishte shtrirë në shpatulla dhe kish mbështetur kokën në gjunjët e Çiçikovit, kështu që ky u desh t'i jepte një të shtyrë. Selifani mori vrull dhe si ia fshikulloi disa herë shpinën atij pullalliut dhe e bëri që të vërvitet trokthi, u kthye dhe tundi kamxhikun mbi të tre kuajt bashkë duke u folur me zë të hollë, si me të kënduar: "Hajt, mos kini frikë!" Kuajt u shkundën dhe u nisën vrapthi duke hequr pas vetiu, si pupël, karrocën e lehtë. Selifani s'bënte gjë tjetër veçse tundte kamxhikun dhe sokëllinte: "Eh! eh! eh!" - duke kërcyer butë-butë në popë, ndërsa të tre kuajt herë ngjitnin vrullthi dhe herë zbrisnin fluturimthi çukat e shumta të udhës së madhe që kish marrë një të tatëpjetëz shumë të vogël. Çiçikovi vetëm buzëqeshte, duke kërcyer pakëz në jastëkun e tij prej lëkure, sepse i pëlqente të ecurit vrapthi.

Po cilit rus s'i pëlqen të ecurit vrapthi? E qysh mund të ndodhë ndryshe kur shpirti i tij dëshiron të rrotullohet e të dëfrejë duke thënë nganjëherë: "Djalli t'i marrë të gjitha!" E si të mos i pëlqejë shpirtit të tij? Qysh të mos e dojë vrapin që ndjell diçka të mrekullishme, që i ndez gjakun? Duket sikur një fuqi e padukshme të ka rrëmbyer në krahët e veta dhe ti fluturon, dhe gjithçka fluturon: fluturojnë vjorstat, fluturojnë tregtarët që të dalin përpara udhës ulur në ndenjëset e koçive të tyre, fluturon djathtas e majtas pylli me ato rreshtat e errët të bredhave dhe pishëve, me krisma sëpatash dhe krokërima sorrash, fluturon tërë udha s'di se ku në largësinë e humbur, dhe tërë kjo dukje dhe zhdukje vrapëtare, kur ti s'arrin të shohësh mirë sendin, kanë diçka të llahtarshme - vetëm qielli lart mbi krye, disa re të holla që duken të shtangura kur hën kalon përmes tyre. Hej, trojkë! Zog trojkë! Kush të ka ngjizur ty? Ti s'mund të lindje veçse te një popull i shëndoshë, në atë truall që s'i merr punët me shaka, por që u shtri i qetë e me çap të matur në gjysmën e botës, dhe ja tani, shko të numërosh vjorstat, gjersa të të errësohen sytë.

Dhe ti, mjet udhëtimi, s'dukesh aspak i ndërlikuar. Ty s'të kanë kapur me vidha hekuri, por të ka stisur shpejt e shpejt vetëm me sëpatë e zdrukth ajo dora e muzhikut të shkathët të Jarosllavit. Karrocieri s'mban çizme të gjata gjermane; ai ka mjekër dhe dorashka të veshura përbrenda me gëzof dhe është ulur e rri dreqi ta marrë vesh se ku, po kur ngrihet, kur ia fshikullon kamxhikut dhe ia thotë këngës - kuajt turren si tufan, spicat e rrotave kërleshen e përbëjnë bashkë një rreth të lëmuar, udha bubullon, udhëtari këmbësor ndalet në vend, i trembur, dhe trojka ikë, ikë, ikë... Dhe ja tani duket larg diçka që lëshon pluhur dhe shpon ajrin.

A s'vrapon ashtu edhe ti, Rusi, si ajo trojka levorashe që s'e arrin dot askush? Nën ty udha bëhet duman, bubullojnë urat, të gjitha ngecin e ngecin prapa. Soditësi ndalet i habitur tek sheh këtë mrekulli hyjnore: a mos është një vetëtimë që zbret nga qielli? Ç'është ky vrap që të kall tmerrin? Dhe ç'është kjo fuqi e paparë e këtyre kuajve të paparë gjer më sot në botë? Hej, kuaj, kuaj! Kuaj të mrekullishëm! A mos në jelet tuaja ka bërë strofkën shakullima? A mos në çdo rrëmbë të shtatit tuaj vigjëlon një vesh i ndjeshëm? Ata dëgjuan nga të lartat atë këngën e njohur, tendosën bashkë dhe përnjëherësh kraharorët e tyre të remtë dhe, pothuaj pa prekur fare dhenë me potkonj, u ndërruan në një shigjetë të nderuar që çan erën dhe fluturon gjithnjë e frymëzuar nga perëndia!... Rusi, ku vallë rend ti? Përgjigjmu. Nuk përgjigjet. Zilka derdh anembanë tringëllime të çuditshme; kumbon dhe bëhet erë që çan copë-copë ajrin; fluturon përbri gjithçka që ndodhet mbi tokë, dhe, tek e shikojnë vëngër, popujt dhe shtetet tërhiqen mënjanë dhe i hapin udhë.



# Përmbajtja